*Teksti*:Prof. Dr. **Alfred FRASHËRI**, **Prof. Dr. Neki FRASHËRI**

*Redaktor shkencor:* Prof. Dr. Alfred Frashëri

*Fotografitë:* Prof. Dr. Neki Frashëri, Prof. Dr. Alfred Frashëri

*Fotografitë e familjare dhe personale na i dhanë me mirësi frashërllinjtë.*

*Redaktore letrare*: Oriana Osmani

*Kopertina*: Mirel Myftaraj

Botimi i dyt*ë*



*ISBN:* 978-99943-2-344-9

Botuesi: 2014 SHBLSH e RE

Shtypur: Print-AL, Tiranë

*Në kopertinë paraqitet pamje e Frashërit dhe fotografitë e Abdyl, Naim dhe Sami Frashërit.*

*Rilindja Kombëtare është e vetmja platformë kulturore, politike e filozofike për sot e nesër, sikundër janë edhe dokumentat përkatës të vendeve demokratike si Angli, Francë, USA, etj.*

Albert Frashëri



Druri Frashër po lulëzon, 5 maj 2012, Mali I Kulmakës.

# TREGUESI I LENDËS

# PARATHËNIE

Biblioteka e shkrimeve dhe e librave për Frashërin dhe frashërllinjtë është e madhe. Ajo është e tillë sepse njerëzit e Frashërit, të ndritur e të vuajtur, kanë qënë atdhetarë e rilindas të mëdhenj. Kur flet për Frashërin, përfytyron një mal me lisa të gjatë e ajrin e pastër të bredhave, mendon Rilindjen Kombëtare e të vjen një mall për Prizrenin e njerëzit e tij. Por edhe kur flet për Rilindjen Kombëtare, të del para syve Frashëri me pamjen e një vendi të shenjtë e me një heshtje njerëzish të mëdhenj. Sepse heshtja është pamja e urtësisë, paqes e harmonisë mes njerëzve e në botën mbarë.

E deshi Frashëri mirësinë e njerëzve të urtë të Shqipërisë, të Vaso Pashës e Filip Shirokës, të Isa Boletinit e Sali Butkës, të Gjergj Fishtës e Fan Nolit. Por edhe ata e nderuan Frashërin në figurat e bijëve të tij Abdylit, Naimit e Samiut, të cilëve mbarë populli u këndoi edhe këngë.

Ndoshta ishin këto virtyte të shqiptarëve e të Frashërit, që në vargjet e Mihal Gramenos tingëllojnë një të vertetë, që ne frashërllinjtë kokëulur duam të kujtojmë:

*Si ty o Vithlehem e Mek' e Arabisë*
*Ku janë lindur Muhamet e Krishti i Krishterisë*
*Për mua është Frashëri vënd i Perëndisë*
*Tek është lindur Naim Beu zemr' e Shqipërisë*

Këto janë arësyet që i bëjnë të panumërta librat, artikujt dhe studimet e veçanta për Frashërin dhe, bashkë me to edhe mbi Rilindjen Kombëtare.

Ajo bibliotekë hapet me librin e Sami Frashërit "Shqipëria ç'ka qenë, ç'është e ç'do të bëhetë" (1889), ku parashtron *mendime për shpëtimt të mëmëdheut nga rreziqet që e kanë rrethuarë* dhe Kamus ul-álam, Vëll. V-të (1889) dhe vazhdon me "**Naim Frashëri**" të Mali Kokojka (Mit'hat Frashëri) (1901), "**Shqipëria më 1923**" nga Teki Selenica (1923), "**Historia e lashtë e Shqipërisë**" nga Mehdi Frashëri (1929), "**Në Muzeun e vëllezërve Frashëri**" nga Kastriot Bezati (1978), "**Naim Frashëri, jeta dhe veprat**" nga Dhimitër Shuteriqi (1982), "**Abdyl Frashëri**" nga Kristo Frashëri (1984, 2013), "**Frashëri, nën hijen e qytetërimit të lashtë**" nga Engjëll Serjani (2000), "**Frashëri në historinë e Shqipërisë**", nga Alfred Frashëri dhe Neki Frashëri (2007), "**Frashëri shkëlqimi dhe rrënimi i tij**" (vështrim i shkurtër)" i Kristo Frashërit (2010), "**Kuvende Shkencore në Fras**hër", botuar nga Komuna Frashër (2010).

Krahas këtyre librave janë me qindra studime, të paraqitur në tregime, artikuj e kumtesa në periudhën 1900 deri 2014 nga Agron Frashëri, Alfred Frashëri, Albert Frashëri, Arjan Leka, Artur Shkurti, Bardhyl Londo, Bahri Myftari, Dhimitër Lole, Eftim Dodona, Fatos Arapi, Gjergj Frashëri, Jorgo Bulo, Kastriot Bezari, Kristo Frashëri, Kristaq Prifti, Laurant Bica, Lumo Kolleshi, Marenglen Verli, Mehdi Frashëri, Mit'hat Frashëri, Naim Frashëri, Neki Frashëri, Nuri Çuni, Orhan Frashëri, Pano Taçi, Pëllumb Xhufi, Resul Llogo, Sami Frashëri, Stilian Adhami, Sulejman Dashi, Shaban Sinani, Teki Selenica, Thomas Frashëri, Uran Butka, Ylli Hoxhaj, Xhemil Frashëri, Xhevahir Spahiu, etj.

Nga një anë, rilindasit krijuan një sistem idesh në fushën e kulturës dhe problemeve politike të vendit. Ata u përpoqën t'i japin një formë, një pamje sa më njerëzore shtetit të ri të kombit të lashtë të etërve të tyre, sipas konceptimeve për një shoqëri demokratike thellësisht europiane e me shumë pamje origjinale, që burojnë nga identiteti i kombit dhe tradita kulturore e tij. Për këte vepër monumentale ata rrokën armët dhe penat. Sepse, sikundër na mëson Sami Frashëri, *e drejta pa forcën nuk ia del; po ashtu e pavlerë është edhe forca pa të drejtën. A mund të fluturojë zogu vetëm me një krah?*

Nga ana tjetër, sot kjo bibliotekë e pasur është frut i kërkimit shkencor e kulturor të intelektualëve e të gjitha profesioneve, që kanë dashur të zhbirojnë në detin e pafund të platformës poliedrike rilindase. Kjo, sepse këta intelektualë, në veprën e tyre, kanë parë dritë e shpresë për të ardhmen e atdheut.

Për Frashërin dhe frashërllinjtë ka një horizont të gjerë e të hapur për të treguar dhe shkruar, aq më tepër për të gjetur e saktësuar rrënjët e tyre në lashtësi. Mësimi i rilindasit të madh Sami Frashëri ***"Bashkimi bën të mundëshme gjërat e pamundëshme, përçarja bën të pamundëshme edhe gjërat e mundëshme"***, na mblodhi ne frashërllinjtë, Alfred, Albert, Neki dhe Thomas Frashëri t'i bashkojmë shkrimet e librat tonë nën një titull të përbashkët "Frashëri dhe frashërllinj", që po i paraqiten lexuesve në tre vëllime:

- "*Degë fillestare të frashërllinjve dhe origjinat e tyre të krishtera*", autor Thomas Frashëri, 2014.
- "*Frashëri në historinë e Shqipërisë*", autor Alfred Frashëri, Neki Frashëri, botimi i parë 2007 Shtëpia Botuese DUDAJ, Tiranë, botimi dytë elektronik 2014. Botimi i dytë është i plotësuar me informacion të ri, si edhe janë bërë saktësimet në disa pemë gjenealogjike.
- "*Rilindja Kombëtare Shqiptare – Studime për idetë e saj*". Autor Albert Frashëri, Alfred Frashëri, 2014.

Qëllimi ynë ishte që të tregojme rolin e rilindasve në planin filozofik, kulturor, e politik, duke paraqitur edhe përvojat e vyera gjate rilindjes, përfshire Lidhjen Shqiptare të Prizrenit, Shpalljen e Pavarësisë dhe më pas. Në librat nuk është

analizuar thjesht se si është qeverisur vendi në këta njëqid vjet, duke iu referuar mësimeve të rilindasve, si edhe përvojës së pasardhësve të tyre, por edhe në këndvështrimin e problemeve të sotme. Në një farë kuptimi, sikundër është analizuar për revolucionet në Angli, Francë e Amerikë, me idetë në të gjitha fushat e që ato bëhen ide të kombit dhe që të tilla janë edhe sot, shkrimet tona përpiqen pikërisht të sanksionojnë të njëjtën të vërtetë edhe për Rilindjen Kombëtare Shqiptare, ku roli i Frashërit është i veçantë.

Në librat paraqesim sa më të plotë trungjet gjenealogjike të familjeve të mëdha të frashërllinjve, që nga lashtësia e deri më sot. Me familje të mëdha nuk kemi patur parasysh familjet e pasura, por familjet që me pushkë e penë kanë dhënë ndihmesë të shquar për lirinë, pavarësinë e Shqipërisë, ndërtimin e shtetit shqiptar dhe zhvillimin e tij social, arsimor dhe ekonomik në këta njëqind vjet Pavarësi.

Duke i paraqitur lexuesit të gjerë këto libra, ne jemi të ndërgjegjshëm se në to ka vende, ngjarje dhe persona për të cilët në të ardhmen duhet shkruar më shumë e më mirë. Veçanërisht ka vend për saktësime dhe plotësime për pemët gjenealogjike në lashtësi, për të cilat do të ishte e domosdoshme studimi dokumentacionit arshivor të perandorisë osmane, të Vatikanit, të Venedikut, të Athinës etj., ç'ka dilte, për momentin, jashtë mundësive tona. Ne shpresojmë, që në të ardhmen, mund të krijohen mundësitë për studimin e dokumentacionit të këtyre arshivave nga ekipe studiuesish. Ne do të falenderojmë dhe do tu jemi mirënjohës lexuesve për vërejtjet dhe sugjerimet që mund të bëjnë për këto libra, në mënyrë që të bëhen plotësimet dhe saktësimet në botimet e tjera në të ardhmen.

Nga ana jonë shpresojmë, që punimet mbi thelbin e Rilindjes Kombëtare dhe rëndësinë e saj si platformë idesh e idealesh për sot e të ardhmen e vendit, tu shërbejnë edhe të rinjve për të orientuar formimin shkencor, kulturor e patriotik të tyre.

Autorët e të tre vëllimeve

Tiranë, Paris, Terni, shkurt 2014

## HYRJE

Shkrimet që po i paraqesim lexuesit të gjerë në tre vëllime, nën një titull simbolik "Frashëri dhe frashërllinjtë" kanë veçorinë e trajtimit në bashkëlidhje organike të përshkrimit të natyrës, qytetërisë, kulturës dhe luftës e përpjekjeve me penë e pushkë për pavarësinë e Shqipërisë, ndërtimin e shtetit shqiptar dhe zhvillimin e tij.

Frashëri është një nga fshatrat e krahinës malore të Dangëllisë, "Malësi" siç shpjegon Sami Frashëri. Ai ndodhet në trevën me qytet të parë Përmetin e luleve, Përmetin e njerëzve trima, fisnikë në shpirt, të kulturuar, punëtorë, të urtë e të dashur, Përmetin e këngëve që nuk harrohen kurrë. Po të vizitosh këtë qytet, këtë krahinë dhe të ngjitesh deri në Frashër, bukuritë magjepsëse të bëjnë që të kuptosh pse Naimi u bë poeti, që aq bukur shkroi hymnin:

*O malet e Shqipërisë! e ju o lisat e gjatë,*
*Fushat e gjera me lule, q'u kam ndërmend dit' e natë,*
*Ju bregore bukuroshe e ju lumenjt'e kulluar*
*Çuka, kodra, brinja, gërxhe dhe pyje të gjelbëruar,*

Frashëri, fshati-qytezë me një histori mbi pesë shekullore është një dukuri, jo vetëm natyrore por edhe sociale e veçantë, e rrallë në botë. Kështjellë natyrore, Frashëri vendoset në lartësinë 1050 m, i rrethuar me qafa dhe maja të larta malesh, me pyje të dëndur e të bukur.

Frashëri ka nxjerrë atdhetarë e burra shteti të pushkës dhe të penës. Nga Frashëri kanë dalë tre kolosët e Rilindjes Kombëtare Abdyl, Naim dhe Sami Frashëri. Frashërin e bëri të shquar puna dhe përpjekjet e tyre vetmohuese për ndriçimin e mendjes së shqiptarëve dhe ndërgjegjësimin e tyre ndaj detyrës që kanë për atdheun, për gjuhën dhe historinë që duhet ti ruajnë dhe zhvillojnë, si edhe për t'i treguar botës se kush ishin shqiptarët dhe atdheu i tyre. Lufta e frashërllinjve për lirinë dhe pavarësinë e atdheut, por edhe për shtetin që duhet të krijonin dhe zhvillonin shqiptarët. Dhe të gjitha këto të treguara jo thjesht me shkopin e dirigjentit, por nën shembullin personal, në ballë të luftës, punës dhe të sakrificave.

Abdyl Frashëri tregoi se:

> "....*Populli shqiptar është i vetmi komb që ka zhvilluar prej kohësh një rezistencë energjike kundër pushtuesve turq. Kjo rezistencë heroike ka vazhduar deri në ditët tona. Nëse shqiptarët, për hir të karakterit të tyre krenar e luftarak, nuk e kanë lënë veten të nënshtrohen aq ultësisht ...., janë ata që e kanë ndjerë më tepër peshën e zgjedhës së huaj dhe janë*

*ata që kanë vuajtur më shumë si pasojë e kryengritjeve të pandërprera që kanë qenë të detyruar të zhvillonin për të fituar pavarësinë e tyre…Si rrjedhim, Shqipëria meriton pavarësinë më tëpër se asnjë kombësi tjetër e Ballkanit ....*”.

Dhe se: “*Do të vijë dita kur Europa do të bindet se shqiptarët i shërbejnë çështjes së njerëzimit dhe të qytetërimit më mirë se çdo popull tjetër i lindjes … Shqipëria meriton pavarësinë më tepër se ansnjë kombësi tjetër e Ballkanit dhe ne shpresojmë se ajo do ta tregojë veten më të denjë për të gëzuar respektin e Evropës dhe më të aftë për të qeverisur vetveten”.*

kuse Samiu na porositi:

*Duhet të jemi të bashkuar. Bashkimi duhet të futet në gjakun e sejcilit. Fetë i përçajnë kombet dhe Shqiptarët të gjithë duhet të duan njëri tjetri, të kenë vëllazërinë në mest … Bashkimi bën të mundëshme gjërat e pamundëshme, përçarja bën të pamundëshme edhe gjërat e mundëshme.*

Gjuhës shqipe Naimi i këndoi

*“Pa shihni ç’gjuhë e mirë!*
*Sa shije ka e hije*
*Ç’e bukur’ dhe e dlirë,*
*Si gjuhë perëndie*

dhe na frymëzoi:

*“Ti Shqipëri, më ep nderë, më ep emrin shqipëtar*
*Zemrën ti ma gatove plot me dëshirë dhe me zjarr”*

Me veprën e tyre ata e ngritën Frashërin në piedestalin e historisē. Vëllezërit Frashëri shkrinë jetën dhe pasurinë për Shqipërinë, që me luftën dhe punën e tyre u rrënjosën shqiptarëve ndjenjën e shqiptarisë, u treguan shqiptarëve se sa i bukur është atdheu i tyre dhe si duhet të luftonin për të, për lirinē e pavarësinē e Shqipërinë dhe si duhet të ndërtonin dhe zhvillonin shtetin shqiptar. U treguan se sa trima, të mënçur e punëtorë, sa fisnikë janë shqiptarët U mësuan gjuhën shqipe, gjuhēn sa të ëmbël e sa të dlirë, gjuhën e Naimit të Madh që flasim dhe e shkruajmë sot. Ata qëndruan në ballin e Rilindjes Kombëtare dhe janë si maja e ndritëshme e shkëlqyer e ajsbergut që quhet Frashër. Por tipar dallues i Frashērit ështē se pērpjekjeve dhe luftēs sē Rilindjes Kombetare Shqiptare ju bashkuan shumē frashērllinj, si dje dhe sot.

Frashëri u bë edhe vatra dhe rrezatuese e atdhedashurisë dhe e shqiptarizmit në breza, deri në ditët tona. Njerëz të shkolluar të profesioneve të ndryshme si asnjë vend tjetër i dolën zot atdheut dhe morēn përsipër bërjen dhe mbrojtjen e shtetit, zhvillimin e tij. Dhjetë politikanë, deputetë, ministra e kryeministra në Shqipëri e vende të tjera, 4 pashallarē, 6 akademikē, 18 profesorē, 35 doktorē shkencash, mēsues, inxhinierē, mjekē, oficerē, artistē e sportistē të shquar

janē frashērllinj. Ata e kanë për nder që mbajnë mbiemërin Frashëri, kudo që janë nëpër botë. Kontributi i Frashērllinjve ēshtē vlerēsuar nga shteti dhe shoqēria me tituj nderi, dekorata, me emrin e tyre quhen shkolla, rrugē qytetesh, populli u këndon këngë. Pēr kētē mjafton tē themi, se vetēm nē Tiranē, 6 rrugē mbajnē emrat e Abdylit, Naimit, Samiut, Mit'hatit, Mehdiut dhe Eshref Frashērit.

Rilindja Kombētare shqiptare, nē ballin e tē cilēs qēndruan gjithē jetēn e tyre Abdyli, Naimi dhe Sami Frashēri, gjen pasqyrim nē kēto tre libra, ku ajo analizohet jo vetēm nē planin filozofik, kulturor, si program politik, social, ekonomik pēr shqiptarēt dhe Shqipērinē, por tregohet se edhe si frashērllinjtē ndoqēn rrugēn dhe zbatuan porosiē e rilindasve. Në tre libra, tregohet përse Frashëri u bë i dëgjuar dhe ç'ndodh sot, që fat të keq, ka mbetur një fshat me aq familje sa që numërohen me gishtat e dorës. Tregohet se çfarë i shtyu Frashërllinjtë të punojnë e luftojnë për Shqipërinë duke frymëzuar e drejtuar bashkimin kombëtar rreth idealeve të rilindjes Kombëtare. Vepra e vëllezërve Frashëri rroku të gjitha fushat e ideve rilindase, nga historia, filozofia, gjuhësia, letërsia dhe organizimi i Lidhjes së Prizrenit.

Një veçori të rrallë e Frashērit ka qenē mësimi i Halit Frashëri, babait tē Abdylit, Naimit dhe Samiut, për shkollimin e fëmijëve si kusht për të bërë Shqipërinë, i cili u përvetësua si në asnjë vend tjetër nga frashërllinjtë. E nëse para luftës së dytë botërore shkollonin fëmijët kryesisht nga familjet e pasura, në gjysmën e dytë të shekullit që kaloi, pas çlirimit, ai mësim u vu në jetë nga familjet e frashërllinjve e të gjitha shtresave. Mësoi gjyshi, babai, shkolloi djalin e vajzën, u mësuan nipi e mbesa, stërnipi e strëmbesa dhe dijet e tyre i vunë në shërbim të Shqipërisë, në të gjitha kohërat. Kjo përbën atë dukuri unikale të Frashërit, jo vetëm për Shqipërinë e tërë Ballkanin, që e quajtëm *Dukuria Frashëri.* Kjo ndodhi sepse tradita patriotike rilindase e familjeve që u shquan në atë periudhë të penës e të pushkës, u përhap nga vëllezërit Frashëri në shumicën e familjeve të Frashërit. Kjo cilësi e dukuri doli në pah gjithmonë e më qartë, veçanërisht në gjysmën e dytë të shekullit të kaluar dhe vazhdon deri më sot. Kështu nga familjet e frashërllinjve vazhduan të dalin njerëz të shquar, që sot mund t'I konsiderojmë si përfaqësues të brezave të rinj të *Dukurisë Frashëri.*

Pēr kētē arēsye, nē kēto tre librat, qē po i paraqiten lexuesit tē gjerē, tregohen pemēt gjenealogjike tē familjeve tē mēdha frashērjote, tē cilat vlerēsohen jo sipas pasurisē, por sipas kontributeve qē kanē dhēnē me pushkē e penē pēr pavarēsinē e Shqipērisē, pēr ngritjen e shtetit shqiptar dhe pērparimin e tij nē kēta njēqind vjet. Nē veçanti shkruhet pēr frashērllinj tē shquar nē kēto njēqind vjet.

Në fundin e viteve tridhjetë të shekullit të XIX-të në Frashër ishte vendosur një mydir dhe një kadi qeveritar për gjithë nahijen e Dangëllisë. Më 12 tetor 1908 u

hap e para shkollë shqipe në Frashër. Por në 6 majin e vitit 1914 bandat e andartëve grekë dogjën 318 shtëpitë e Frashërit dhe lanë pa strehë 1.120 banorë, duke shfryrë tërë urrejtjen e tyre mbi këtë vatër të patriotizmit dhe veprën e rilindasve. Por edhe në periudhën e rënies së Frashërit, frashërllinjtë që mbetën e banonin atje, në këtë keshtjellë natyrore majë maleve, fisnikë në shpirt, ruajtën të ndezuar etjen për dije dhe flakën e atdhedashurisë. Frashëri u ringjall, mësimet e Vëllezërve Frashëri mbijetuan dhe u trashëguan. Në vitin 1923, Frashëri arriti të kishte 42 shtëpi dhe 276 banorë. Pas çlirimit të Atdheut, rinisi një zhvillim i ri, i madh, edhe në Frashër. Rreth vitit 1985, atje kishte 592 banorë. Kishte shkollë tetëvjeçare, një shkollë të mesme bujqësore, spital, maternitet, farmaci, Shtëpinë Muze të Vëllezërve Frashëri, postë policie, dyqane dhe baxho. Por fatkeqësisht, gjatë periudhës së tranzicionit filloi largimi i popullsisë nga Frashëri. Frashëri pothuajse është zbrazur vitet e fundi, si edhe shumica e fshatrave të Shqipërisë.

Por edhe në kushtet e zbrazjes së Frashërit dhe të fshatrave përreth të Dangëllisë, Komuna e Frashërit bën një punë energjike për të mbajtur të gjallë vazhduar traditën e Frashërit. Veprimtaria kryesore kanë qënë Kuvendet e Frashërit, veprimtari shkencore dhe kulturoro-muzikale atdhetare, të përvitshme në çdo 25 maj, ditën e lindjes së bilbilit të gjuhës shqipe Naimit, duke filluar nga viti 2004 e deri më sot. Këto veprimtari, Komuna e Frashërit e drejtuar nga Tomor Kotorri dhe keto dy vitet e fundit nga Vangjel Prifti, u realizuan së bashku me Qëndrën Kulturore Përmet dhe Shoqatën Atdhetare Kulturore "Përmeti" të drejtuara nga historiani Kastriot Bezati, që ideoj organizimin e tyre qysh në vitin 2004, me Shoqatën Atdhetare Kulturore Mbarëkombëtare "Vëllezerit Frashëri", të drejtuar nga Tomor Kotorri në vitin 2013, me mbështetjen e disa institucioneve, si edhe përgjigjes që thirrjes së Komunës i bënë dhjetra studiues dhe shkencëtarë nga më në zë, nga Shqipëria dhe Kosova. Këto kuvende u zhvilluan për të përkujtuar me veneracion veprën atdhetare madhore të rilindasve të shquar, mbi të gjithë të Vëllezërve Frashëri, Abdylit, Naimit, Samiut. Kuvendet e Frashërit kanë patur tematikë të gjerë:

2004: Sami Frashëri, emblema e diturisë.
2005: Vepra e Naim Frashërit e gjallë, udhërrëfyese, emblematike.
2006: Abdyl Frashëri dhe Lidhja Shqiptare e Prizrenit.
2007: Mit'hat Frashëri, erudit, publicist, punëtor i palodhur i kulturës shqiptare
2008: Frashëri dhe Prizreni, vatra madhore të historisë kombëtare.
2009: Shqipja dhe Frashërillinjtë një vepër madhore për kombin.
2010: Naim Frashëri, emblema e identitetit dhe krenarisë kombëtare.
2011: Abdyl Frashëri dhe Baba Alushi në vitet e stuhishme të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit.
2012: Peligrinazh në Shtëpinë Muze "Vëllezërit Frashëri" dhe në dhomën e Teqesë historike të Frashërit, ku u mbajtën Kuvendet e Frashërit

para dhe gjatë Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, si edhe në varret e Abdylit, Naimi dhe Samiut në Kodrat e Liqenit Artificial të Tiranës.

2013: Kontributi madhor i vëllezërve Frashëri në krijimin e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit.

2014: Po punohet për organizimin e Konferencës Shkencore "Rrugët për rimëkëmbjen dhe lartësimin e Frashërit".

Frashëri ato ditë merte pamjen festive. Në Kuvend mernin pjesë personalitete të ftuar nga Tirana, Përmeti, nga Kosova, nga fshatrat e Dangëllisë, etj. bëheshin vizita në Shtëpinë Muze të Vëllezërve Frashëri, ku historiani Kastriot Bezati bënte shpjegimet e duhura me pasion. Ishte madhështore pjesa kulturore e Kuvendeve, ku nxënës nga Suhareka e Kosovës dhe Përmetit recitonin vargje të Naimit dhe vjersha për Vëllezërit Frashëri nën tingujt e muzikës popullore. Gjatë vizitave në Teqenë historike të Frashërit vizitorët mirëpriteshin dhe vizitonin dhomën ku u bënë Kuvendet e Frashërit para dhe në kohën e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit.

Historia e njerëzimit ka treguar se qytetet e fshatrat krijohen dhe lulëzojnë në shekuj, por braktisen dhe shtëpitë e rrugët shndërrohen në gërmadha edhe në më pak kohë. Kështu ka ndodhur edhe me qytetet nga më të lashta në Shqipëri, me Butrintin, Apolloninë, Antigonenë etj. Ndryshojnë kushtet e jetësës, të rrugëve, të burimeve natyrore, kushtet historike dhe ndodh mërgimi i banorëve të tyre drejt vendeve të tjera. Krijohen qytete dhe fshatra të rinj. Kështu vazhdon jeta e shoqërisë njerëzore. Qytetet e vjetër shndërrohen në rrënoja, sepse shtëpinë e mbajnë më këmbë të zotët. Largohen ata, shëmbet edhe shtëpia. Dhe njeriut normal nuk i vete mëndja që të mbajë të ngritur qytete e fshatra të zbrazët e pa njerëz. Kjo ka ndodhur edhe me Frashërin. Por edhe këto rrënoja janë monumente të kulturës së popullit dhe kombet e kulturuar i ruajnë me fanatizëm, i mirëmbajnë dhe i shndërrojnë në qendra turistike, madje më të shquarat në vende peligrinazhi. Kjo bëhet që kombi të mbetet gjallë dhe të jetojë në shekuj e mijë vjeçarë. Në këtë kategori, bëjnë pjesë edhe muzetë e monumentet e tjera të kulturës dhe të natyrës. Prandaj edhe Frashëri, fshati lapidar, me një pejsazh shumë të bukur, me një klimë të shëndetshme, duhet dhe mund të kthehet në një qendër historike-kulturore dhe turistike e shëndetësore e rëndësishme për të mbajtur gjallë frymën e atdhedashurisë së rilindjes kombëtare shqiptare. Kombet që ruajnë historinë jetojnë në jetë të jetëve! Në këto libra, tregohet edhe se ç'duhet bërë për të realizuar rimëkëmbjen e Frashërit dhe bërjen e tij një qendër historike-turistike shembullore.

Ne besojmë, se nipërit e shqiptarëve, pasi të analizojnë se sa i kushtoi shtëpisë sonë të përbashkët Shqipërisë dhe familjeve të tyre tranzicioni barbar, që shkatërroi çfarë ndërtoi në shekuj shqiptari me gjak, djersë, sakrifica dhe heroizëm, që e renditi Shqipërinë ndër vendet e para të së keqes dhe e bëri të

tregohet në botë me gisht dhe në vendet e fundit për mirësitë, do të duan me siguri të kuptojnë mësimet e mëdha të Vëllezërve Frashëri, Abdyl, Naim dhe Sami dhe do të rilindë Frashëri me të gjitha virtytet e tij.

Një dëshirë na shtyn të marrim penën e të shkruajmë sot për Frashërin dhe të tregojmë për natyrën e tij, parë me dashuri, me nostalgji nga njerëz, që rrënjët e të parëve të tyre i kanë atje, pse u bë i dëgjuar dhe pse sot, për fat të keq, ka mbetur një fshat me aq familje sa që numërohen me gishtat e dorës. Të tregojmë se çfarë i shtyu frashërllinjtë të punojnë e luftojnë për Shqipërinë. Janë këto arsye që na shtynë për të analizuar në librin e tretë, se si shqiptarët i kanë zbatuar dhe po i vënë sot në jetë mësimet e vyera të rilindasve tanë, në të gjitha fushat e jetës së vendit. Jemi përpjekur të tregojmë përse për kombin tonë janë jetësore idetë e Rilindjes Kombëtare, pse ato janë gjithmonë aktuale dhe përbëjnë platformën filozofike e kulturore, prej nga burojnë idealet tona për të ardhmen. Duhet të kuptojmë që botëkuptimi dhe idetë themelore që e karakterizojnë kombin përbëjnë një platformë që është një gjë shumë e ndryshme nga programet afatshkurtër të qeverive. Këto program kanë elasticitetin e tyre dhe vihen në shërbim të aspiratave afatgjatë të kombit. Emancipimi i qytetarëve, sikundër na mësojnë idetë e rilindjes, bën të mundur që ata të gjykojnë me pavarësi cilësinë punës së qeverisë duke zbatuar mësimin e Naimit të Madh: ... *mos dëgjoni se ç'thonë por shikoni se ç'bëjnë*!

Me familjarët tanë kemi vajtur në Frashër dhe përsëri kemi dëshirë që të shkojmë sërish. Duam t'ju tregojmë bukuritë e Frashërit, tu ngjallim ndjenjën dhe dëshirën për t'a vizituar edhe fëmijët e frashërllinjve të tjerë që rrojnë larg tij, dhe jo vetëm ata. Fotografitë, që kemi bërë me aq dashuri për Frashërin, Dangëllinë dhe Përmetin, do të ju tregojnë sa mundin këto vende të bekuara.

Dhe do të doni përsëri të ktheheni e riktheheni në Përmet e në Dangëlli, të kaloni nëpër bredhin e Hotovës dhe të ngjiteni deri në Frashër.

Autorët e të tre vëllimeve

Tiranë, Paris, Terni, shkurt 2014

# Falënderime dhe mirënjohje

*Botimi i parë i librit “Frashëri në historinë e Shqipërisë” u bë në vitin: 2007, nga Shtëpia Botuese DUDAJ, Tiranë.*

Për shkrimin e këtij libri kanë qenë me vlerë jashtëzakonisht të madhe edhe takimet me shumë frashërllinj ose njohës të Frashërit. Në biseda me ta dhe në intervistat e ndryshme më treguan për Frashërin dhe për frashërllinjtë, si edhe na vunë në dispozicion shënimet e tyre dhe pemë gjenealogjike të familjeve. Ne i falenderojmë ata përzëmërsisht dhe u jemi mirënjohës Albert Frashërit, Ali Nazarkos, Artan Tashkos, Dijon Frashërit, Floran Vilës, Fuat Frashërit dhe matorave të tij Qerimea dhe Bulja, Hilmi Frashërit, Muharrem Frashërit, Myftar Tares, Murat Skënderit, Pranvera Frashërit, Piro Vilës, Përparim Skënderit, Sherif Delvinës, Tefik Çelos, Xhemil Frashërit, Virxhinesha Starovës. Në mënyrë të veçantë dua të falenderoj dhe ti shpreh mirënjohjen Helveti Frashërit (Qafleshit), bashkëshortes së Agron Frashërit dhe djalit të tij Atlant Frashërit, që më dërguan nga SHBA një shkrim me shumë vlerë të Agronit për fisin Aliçka - Çoku, sipas tregimeve të Zymbyle Nazarit. I shprehim falenderimet më të mira historianit Stilian Adhami, i cili na dhuroi me shumë përzëmërsi bilbliografinë e publikimeve të veta për Frashërin dhe Frashërllinjtë e Dangëllinë. U shprehim mirënjohjën frashërllinjve që patën mirësinë të na jepnin fotografitë e tyre, personale dhe të familjeve, të cilat u vendosën në Albumin e librit, midis tyre Dritan Semanakut, që na dërgoi nga SHBA fotografi shumë të bukura të familjes së Qazim Frashërit. Falenderojmë Nelson Qirjakun, i cili na vuri në dispozicion pemën gjenealogjike të familjs së Emin Vokopolës, gjyshit tonë nga nëna, si edhe studimin e Petraq Pepo (1956) për Iljaz Mirahorin. Falenderoj Nuri Çunin për konsultimin lidhur me historikun e Teqesë së Frashërit. Niko Pano më ka inkurajuar e nxitur për shkrimin e librit dhe nga zemra e falenderoj. Pa tregimet dhe inkurajimin e tyre do të ishte e pamundur të shkruhej ky libër.

Vëllai i im Nekiu ka bërë me shumë passion fotografitë dhe përpunimin në kompiuter të librit. Me shumë përkushtim, mbesa e ime Alba Frashëri morri përsipër redaktimin gjuhësor dhe korrektimin e librit, prandaj nga zemra e falenderoj.

Gjatë vizitave, që së bashku me Nekiun kemi bërë në Frashër, kemi ndjerë mikpritjen dhe inkurajimin për shkrimin e librit nga Tomor Kotorri, Kryetar i Komunës Frashër. Takimet me Z. Xhemal Dauti, Kryetar i Shoqatës Dangëllia më shtuan njohuritë për këtë trevë malore me histrori të lashtë, që ka nxjerrë njerëz të shquar dhe më ka inkurajuar.

Në rrugë të Frashërllinjve, Geron Frashëri, më shprehu dëshirën e tij për të kontribuar për shtypjen e librit, duke marrë përsipër edhe shtypjen me ngjyra të fotografive të natyrës. Përzëmërsisht e falenderojmë dhe i shpehim mirënjohjen.

Aktualisht nuk ka gjendje nga ai botim. Për t'u krijuar mundësi lexuesve, që e kërkojnë këtë libër, e pamë të arsyeshme ta vendosim në internet. Me këtë krijohet edhe mundësia që frashërllinj të ndryshëm të mund të bëjnë ndonjë plotësim, korregjim, ose sugjerim të nevojshëm, që do të jenë me shumë vlerë për përgatitjen e ribotimeve të tjera. Versioni elektronik që po paraqitet, në ndryshim nga libri i shtypur në 2007 ka disa plotësime mbi prejardhen e të parëve të Vëllezërve Frashëri, e kryesisht mbi Tomorricën dhe fshatin Grëmsh ku ka rrënjët Hamza Tomorrica (Bejko) dhe Ajaz Beu, mbi Stanimakën në Bullgari, ku ata ndënjën të internuar për tre breza. Janë bërë plotësime dhe është rregulluar edhe ndonjë pasaktësi në pemët gjenealogjike të në disa familje të frashërllinjve që ka qenë në botimin e parë, sipas sugjerimeve të bëra nga pasardhës të tyre, midis të cilëve nga veterani Orhan Frashëri për degën e Karafik e Myftar Frashërit, nga nipërit e Mehmet Frashërit, vëllait të vogël të Abdylit, Naimit dhe Samiut, Zonja Mirjam Bubani (Frashëri) dhe Zotërinjtë Orhan Jegeni, Rifat Frashëri, nipi i biologut të shquar Rifat Frashëri, Bardhyl Avdyli për degën e Shefki Frashërit, Mirgjin Frashëri, Dash Frashëri, Eneida Frashëri dhe Anxhela Frashëri për degën e Seit Frashërit, nga Sotiraq Thoma Frashëri, cilëve u shprehim falenderimet. Përzëmersisht falenderojmë Zonjën Tamara dhe bashkëshortin e saj Zotin Romeo Eftimi, që me aqë përzëmërsi organizuan udhëtimin tone të përbashkët në Malet Rodope, ku vizituam Stanimakën, sot Asenovgrad dhe fshatra ku kanë banuar shqiptarët, Gorni dhe Dolni Albanasi, sot Gronoslav dhe Dolnoslav.
Për këtë botim të dytë të librit kam patur ndihmën e pakursyer dhe inkurajimin e historianit Zoti Kastriot Bezati, Kryetar i Shoqatës Atdhetare Kulturore "Pëmeti". Gjatë vizitave në Frashër, në Kuvendet e mbajtura atje, kam ndjerë mikritjen vëllazërore dhe ndihmën për shkrimin e librit dhe vlerësimin e madh moral nga Kryetari i Komunës Frashër Zoti Tomor Kotorri dhe Zoti Durim Aliko Kryetar i Këshillit të Komunës(2004-2011). Në vizitat që kam bërë në Teqenë e Frashërit e kam gjetur portën hapur dhe jam mikritur me përzëmërsi nga Baba Hekurani. U jam mirënjohës dhe u shpeh të gjithëve falenderimet e mija më të përzëmërta. Falenderoj nga zemra Zoti Vangjel Prifti, Kryetar i Komunës, nga viti 2011, për mirëkuptimin, mikpritjen dhe veprimtarinë e përbashkët sot dhe në të ardhmen.

Për të hartuar këtë libër na është dashur shumë kohë dhe mund. Por ne kemi gjetur mbështetjen disa vjeçare në familjet tona dhe inkurajimin e tyre. Marikën, bashkëshorten, Ermalin djalin dhe Editën vajzën time, i kam patur gjithëmonë pranë dhe me mendimet e tyre, konsultimet dhe vërejtjet më kanë ndihmuar pa masë. Ata dhe vëllai Saliu na kanë shoqëruar edhe në vizitat në

Frashër. Prandaj u shprehim atyre falenderimet më të përzëmërta dhe mirënjohjen tonë.

Mirgjin Frashëri, mësuesi i mirënjohur, na dërgoi dy vjersha më 13 mars dhe 2 prill 2014, të cilat kam dëshirë t'i vendos në libër, t'i bëj pjesë të tij se shprehin shumë për Frashërin dhe frashërllinjtë:

*Këto vargje që po shkruaj*
*Ju të dyve po ja kushtoj*
*Por një gjë vetëm të dini*
*Janë simbol i një kujtimi*
*
**
*Ky Alfredi me të vëllanë*
*Që origjinë Frashërin kanë*
*Morrën penën në dorë*
*Për Frashërin nisën e shkruan*
*Me passion dhe plot dëshirë*
*Me atë zemër e shpirt të dlirë*
*Shkrinë gjithë diturinë*
*Frashërit i shkruan historinë*
*Me atë shpirt te bekuar*
*Për të gjithë kanë shkruar*
*Për krishterë dhe muhamedanë*
*Që origjinë Frashërin kanë*
*Për të gjithë ata që ishin*
*Për të gjithëata që janë*
*Brenda vendit anë e mbanë*
*Përfshi dhe djemtë tanë*
*Punuan netë e punuan ditë*
*Që të hidhnin vetëm dritë*
*Për ata që shumë dhanë*
*Për Shqipërinë e për vatanë*
*Prandaj libri që kanë shkruar*
*Frashërllinjtë i bën krenar*
*Dhe kushdo si ta lexojë*
*Do ta rruajë si një thesar-margaritar*
*I dashur Fredi*
*Veç njëe gjë duhet të dini*
*Sa të rroni dhe të jini*
*Si nga unë dhe fëmijët*
*Veç urime do të kini*
*Dhe ata që janë të mitur*
*Bashkë me kohën duke rritur*
*Librin tuaj kur ta lexojnë*
*Veç urime do t'ju dërgojnë*

*13 mars 2014*

*Nuk jam ,as shkrimtar ,as poet*
*Por e vlen t,ju përshendet*
*Ke në shpirt atdhedashurine*
*Që hedh dritë mbi frashërllinjte*
*Baballarët dhe bektashinjtë*
*Që Ishin bij këtij dheut*
*Dalë prej derës të Ajaz-Beut*
*Veç një duhet theksuar*
*Për ato që janë shkruar*
*Janë shkruar, e përmendur*
*S'janë përrallë dhe as ëndër*
*Por kur librin do ta lëxojnë*
*Dalngadal do të kuptojnë*
*Ç'e vertete s'ishte shkruar*
*Për ata njerëz të shquar*
*Që ishin trima, luftëtarë*
*Mendimtarë dhe atdhetarë*
*Që tërë jetën vetem dhanë*
*Për Shqipërinë për vatanë*
*Veç një gjë s'duhet haruar*
*Për një vatër të pashuar*
*Mu në zemër të Teqesë*
*Që ka mbetur në kujtesë*
*Ishte vatër e atij prushi*
*Që kur ish Baba Alushi*
*Burrë i mënçur zemër trimi*

*Ish mësues i Avdylit,Samiut*
*dhe Naimit.*
*Në Teqe u mlodh kuvendi*
*Shkuan burra nga gjithë vendi*
*Të krishterë e muhmedanë*
*Mjaft vendime kishin marrë*
*Njeri -tjetrit ,besën i dhanë*
*Çdo shqiptar të merrte armë*
*Qoftë i vdekur ,apo i gjallë*
*Ta shpëtonin gjithë vatanë*
*Është vështirë për, t'a treguar*
*Që çdo dokument i shkruar*
*Brenda teqesë i mbuluar*
*Ishte djegur e shkrumuarr*
*S'pat një sy për ti dalluar*
*Që ato që ishin shkruar*
*Që s'qenë shkrime për fenë*
*Veç, se thirrje të shpëtonin*
*Memedhene*

*Ajo vatër, ngeli pashuar*
*Se vete Zoti e kish bekuar*
*Se ish çerdhe e patriotizmit*
*Se ish vatër e shqiptarizmit*

*2 prill 2014*

Ishin dy vjersha të ngrohta, të bukura se vinin nga shpirti i një frashërlliu. Jeta më ka bindur se frashërllinjte kanë shpirt dhe mendje të veçantë, që dallon nga dashuria për Shqipërinë dhe njeriun, mall për Frashërin, dëshirë për dije dhe realizim i shkollimit për vehten dhe pasardhësit, vënien e dijeve në shërbim të vendit, bëhen shok me njerëz që bëjnë pune të mira dhe nuk bashkohen me të keqen dhe njerezit që i bëjnë ato!

Të tillë shpirt kemi edhe ne, ti Mirgjin, unë dhe Nekiu, edhe fëmijët tanë, se me këto virtyte na mëkuan prindërit dhe gjyshërit. Prandaj ishin aq të bukura vjershat, që na dërgove. Nga shpirti të falenderojme dhe të jemi mirenjohës.

Dhe rri e mendoj, kjo është filozofia, ky është botëkuptimi që bëri Dukurinë Frashëri!

## PARATHËNIE E BOTIMIT TË PARË, 2007

*Për mbi gjysmë shekulli studiova gjeologjinë e truallit shqiptar, kërkova mineralet, thesaret e nëntokës dhe u a mësova këtë të rinjve. Tani, nga brenda një zë më thirri: Kërko edhe rrënjët e tua. Tregoua njerëzve.*

*Të shumë dëgjuarit, të Madhërishmit Frashër, me nderim e respekt,*

*ia përkushtoj këtë libër.*

*Alfred Frashëri*

Kaluan katër vite nga vizita e jonë e parë në Frashër, ku më lindi edhe mendimi për të shkruar këtë libër. Për Frashërin kishim mësuar nga vjershat e të madhit Naim, në shkrimet e Samiut, si edhe nga tregimet e gjyshërve dhe prindërve. Por këto ishin të pa mjaftueshme për të shkruar një libër. Prandaj fillova punë me leximin me kujdes të gjithçka që Rilindasit e mëdhenj, historian, shkrimtarë, gazetarë kishin shkruar për Frashërin, Dangëllinë dhe Përmetin, të botuara ose dorëshkrime Arkivin Qëndrore të Shtetit. Një listë e gjatë e tyre jepet në bibliografinë që shoqëron librin. Shkrimet e tyre karakterizohen nga dashuria e madhe për vendin ku kanë lerë dhe nga dëshira që shkrimet për historinë, njerëzit dhe natyrën e trevës tua lënë brezave të rinj dhe atyre që do të vijnë. Kjo na frymëzoj për punën tonë dhe me shumë respekt i nderojmë ata.

Së dyti, me vlerë jashtëzakonisht të madhe kanë qenë edhe takimet me shumë frashërllinj ose njohës të Frashërit. Në biseda me ta dhe në intervistat e ndryshme më treguan për Frashërin dhe për frashërllinjtë, si edhe na vunë në dispozicion shënimet e tyre dhe pemë gjenealogjike të familjeve. Ne i falenderojmë ata përzëmërsisht dhe u jemi mirënjoihës Albert Frashërit, Ali Nazarkos, Artan Tashkos, Dijon Frashërit, Floran Vilës, Fuat Frashërit dhe matorave të tij Qerimea dhe Bulja, Hilmi Frashërit, Muharrem Frashërit, Myftar Tares, Murat Skënderit, Pranvera Frashërit, Piro Vilës, Përparim Skënderit, Sherif Delvinës, Tefik Çelos, Xhemil Frashërit, Virxhinesha Starovës. Në mënyrë të veçantë dua të falenderoj dhe ti shpreh mirënjohjen Helveti Frashërit (Qafleshi), bashkëshortes së Agron Frashërit dhe djalit të tij Atlant Frashërit, që më dërguan nga SHBA një shkrim me shumë vlerë të Agronit për fisin Aliçka- Çoku, sipas tregimeve të Zymbyle Nazarit. U shprehim mirënjohjën

frashërllinjve që patën mirësinë të na jepnin fotografitë e tyre, personale dhe të familjeve, të cilat u vendosën në Albumin e librit, midis tyre Dritan Semanakut, që na dërgoi nga SHBA fotografi shumë të bukura të familjes së Qazim Frashërit. Falenderojmë Nelson Qirjakun, i cili na vuri në dispozicion pemën gjenealogjike të familjs së Emin Vokopolës, gjyshit tonë nga nëna, si edhe studimin e P.Pepo (1956) për Iljaz Mirahorin. Falenderoj Nuri Çunin për konsultimin lidhur me historikun e Teqesë së Frashërit. Niko Pano më ka inkurajuar e nxitur për shkrimin e librit dhe nga zemra e falenderoj. Pa tregimet dhe inkurajimin e tyre do të ishte e pamundur të shkruhej ky libër.

Vëllai i im Nekiu ka bërë me shumë passion fotografitë dhe përpunimin në kompiuter të librit.

Gjatë vizitave, që së bashku me Nekiun kemi bërë në Frashër, kemi ndjerë mikpritjen dhe inkurajimin për shkrimin e librit nga Tomor Kotorri, Kryetar i Komunës Frashër. Takimet me Z. Xhemal Dauti, Kryetar i Shoqatës Dangëllia më shtuan njohuritë për këtë trevë malore me histrori të lashtë, që ka nxjerrë njerëz të shquar dhe më ka inkurajuar.

Me shumë përkushtim, mbesa e ime Alba Frashëri morri përsipër redaktimin gjuhësor dhe korrektimin e librit, prandaj nga zemra e falenderoj.

Për të hartuar këtë libër na është dashur shumë kohë dhe mund. Por ne kemi gjetur mbështetjen disa vjeçare në familjet tona dhe inkurajimin e tyre. Marikën, bashkëshorten dhe Ermalin djalin tim, i kam patur gjithëmonë pranë dhe me mendimet e tyre, konsultimet dhe vërejtjet më kanë ndihmuar pa masë. Ata dhe vëllai Saliu na kanë shoqëruar edhe në vizitat në Frashër. Prandaj u shprehim atyre falenderimet më të përzëmërta dhe mirënjohjen tonë.

Në rrugë të Frashërllinjve, Geron Frashëri, më shprehu dëshirën e tij për të kontribuar për shtypjen e librit, duke marrë përsipër edhe shtypjen me ngjyra të fotografive të natyrës. Përzëmërsisht e falenderojmë dhe i shpehim mirënjohjen.

## HYRJA E BOTIMIT TË PARË, 2007

Frashëri është një fshat fenomen, është një dukuri jo vetëm natyrore por edhe sociale e veçantë, e rrallë në botë. Kështjellë natyrore, Frashëri vendoset në lartësinë 1050 m i rrethuar me qafa dhe maja të larta malesh. Me një histori mbi 500 vjeçare, Frashëri ka nxjerrë patriotë e burra shteti, si edhe njerëz të shkolluar të profesioneve të ndryshme si asnjë vend tjetër. Nga Frashëri kanë dalë tre kolosët e Rilindjes Kombëtare Abdyl, Naim dhe Sami Frashëri. Dhjetë politikanë, deputetë, ministra e kryeministra në Shqipëri e vende të tjara, katër pashallarë, dymbëdhjetë profesorë frashërllinj nga të cilët njëmbëdhjetë vetëm këto dyzet vjetët e fundit, 21 doktorë shkencash, si edhe shumë juristë, mjekë, inxhinjerë, agronomë, veterinerë, mësues, oficerë, artistë dhe sportistë të dëgjuar.

Për Frashërin ka shkruar Samiu i Madh, natyrës së Frashërit i këndoi Naimi i paharruar dhe luftëtari i lirisë Mihal Grameno. Frashërllinj të tjerë, me penë të fortë, Mit-hat e Mehdi Frashëri, historiani akadmeik Kristo Frashëri, Orhan Frashëri, historianët përmetarë Stilian Adhami, Kastriot Bezati, Dhimitër A. Tole, Arqile Th. Lipe, etj. Por për Frashërin dhe frashërllinjtë ka gjithëmonë vend për të shkruar dhe për të treguar.

Të rrëfej përse Frashëri u bë i dëgjuar dhe pse sot, për fat të keq, ka mbetur një fshat me aq familje sa që numërohen me gishtat e dorës. Të tregoj se çfarë i shtyu Frashërllinjtë të punojnë e luftojnë për Shqipërinë, ç'është *dukuria Frashëri.*

Frashëri është një nga fshatrat e krahinës malore të Dangëllisë. Ajo ndodhet në rrethin e Përmetit, me qytet të parë Përmetin e luleve, Përmetin e njerëzve trima, fisnikë në shpirt, të kulturuar, punëtorë, të urtë e të dashur, Përmetin e këngëve që nuk harrohen kurrë. Po të vizitosh këtë qytet, këtë krahinë dhe të ngjitesh deri në Frashër, bukuritë magjepsëse të bëjnë që të kuptosh pse Naimi u bë poeti, që aq bukur shkroi hymnin:

*O malet e Shqipërisë! e ju o lisat e gjatë,*

*Fushat e gjera me lule, q'u kam ndërmend dit' e natë,*

*Ju bregore bukuroshe e ju lumenjt'e kulluar*
*Çuka, kodra, brinja, gërxhe dhe pyje të gjelbëruar,*

Dhe do të doni përsëri të ktheheni e riktheheni në Përmet e në Dangëlli, të kaloni nëpër bredhin e Hotovës dhe të ngjiteni deri në Frashër.

## FRASHËRI NË DANGËLLI

Frashëri ndodhet në krahinën malore të Dangëllisë në rrethin e Përmetit në jug-lindje të Shqipërisë, i cili është pjesë e Prefekturës së Gjirokastrës. Rrethi i Përmetit, me sipërfaqe 930 $km^2$, ka dy qytete, Përmetin e Këlcyrën dhe 97 fshatra. Në vitin 2001 rrethi kishte 25.780 banorë, nga të cilët 9.800 në qytete dhe 15.920 banojnë në fshatrat, duke patur strukturën 13.023 meshkuj dhe 12.757 femra dhe dendësi 27,7 banorë/$km^2$ (INSTAT, 2003). Në mesin e viteve tetëdhjetë, krahina e Përmetit kishte 37.657 banorë (Fjalori Enciklopedik, 1985), kurse rreth një shekull më parë, Sami Frashëri shkruante se "*Kazaja e Përmetit ka 34.000 banorë,... 18 hane, 113 mullinj, 28 ura, dhe llixha squfuri*" (Kamûs ű̄l-Á'Läm, Vëll. II, f. 1500-1501, 1889). Qyteti Përmetit kishte 11.407 banorë në vitin 2008 (Fjalori Enciklopedik, vëll. 3, 2009).

Përmeti gjendet 217km në jug-lindje të Tiranës, sipas rrugës automobilistike nacionale, e cila rreth 35 km më tej drejt jug-lindjes arrin në pikën kufitare "Tre Urat", dhe vazhdon në Greqi. Në Çarshovë, rruga degëzohet drejt veri-lindjes, për në Leskovik dhe në Korçë. Frashëri ndodhet 15 km në veri-lindje të Përmetit dhe lidhet më të me rrugë automobilistike lokale malore, rreth 30 km të gjatë. Ai ndodhet i vendosur në lartësinë 1.050m mbi nivelin e detit.

Për të vajtur në Përmet nga Tirana, ndiqet rruga automobilistike Tiranë-Gjirokastër. Pasi kalon Tepelenën, pranë burimeve "Uji i Ftohtë", rruga degëzohet për në lindje dhe, pasi kalon urën e Leklit, futesh në luginën e lumit Vjosa. Kalohet ura e Dragotit dhe udhëtarit i del përpara gryka e Këlcyrës, gryka ku dëgjohet gurgullima e ujit të lumit, ku ndjehet freskia e ajrit të maleve dhe aroma e luleve, gryka që ka buçitur në shekuj gjatë luftrave për liri, gryka që i paharuari kengëtari përmetar Mentor Xhemali i këndoi me aq pathos "Një zë po del nga gryka e Mezhgoranit...", këngën e shkruar nga Qamil Buxheli, kompozuar nga Maustafa Krantja dhe të ngritur në hymn nga i madhi Mentor Xhemali. Gryka është kanion marramendës, madhështor, më i madhi në Shqipëri. Ajo është rreth 13km e gjatë dhe ka gjerësi mesatarisht 700m.

Rruga kalon nëpër shpatin e djathtë të lumit. Në të dy anët e luginës, malet madhështorë, me gërxhet e gëlqerorëve shtresat e të cilëve kanë vizatuar figurat nga më të çuditshmet, lartohen deri në qiell, mbi 1.700-1.900 m. Vargjet e maleve zgjaten drejt veriut, mali i i Lunxherisë, me majën e Golikut (1.722m) në jug të Vjosës, ndiqen nga mali i Shëndëllisë në veri të saj. Dhe më në lindje të tyre Trebeshina (1.922m), që me aq dashuri i këndoi Lame Kodra – Sejfulla Mëshova:

*Po e dua Shqipërinë,*
*Për një stan në Trebeshinë,*
*Për një shkarp e për një gur,*

dhe që vazhdon me vargmalin shapkëbardhë të Dhëmbelit dhe të Nemërçkës më në jug. Këto male të larta janë strehë e shqiponjave dhe e shkabave. Vjosa ka gëryer në këta male kanionet të thellë dhe shtratet e vjetër të saj kanë formuar terraca në të dy anët e luginës së ngushtë. Burime të ujërave rrëzë shpateve të maleve dhe ujëvarat e tyre, si ajo e "Uji i Zi" pranë Këlcyrës, kanionet, si edhe strukturat gjeologjike të maleve, i kanë dhënë kësaj gryke pamje madhështore që nuk harrohet kurrë. Në të dalë të grykës, ndodhet qyteza e Këlcyrës.

Mbi faqen shkëmbore gëlqerore të Trebeshinës, buzë një shpati të thikët që zbret deri në Vjosë, ndodhen rrënojat e kalasë se Këlcyrës, që edhe sot duket si roje lashtë e grykës dhe e qytetit. Rruga në Këlcyrë degëzohet drejt veriut, dhe nëpër shpatin e majtë të lumit të Dëshnicës, drejtohet për të shkuar në Berat.
Pas Këlcyrë, Vjosa kthehet drejt jug-lindjes. Lugina bëhet më e gjerë, dhe anash shtratit të sotëm të lumit shtrihen fusha të vogla, të punuara dhe me vreshta e pemë, të kultivuara me kujdes nga përmetarët. Rruga ndjek përsëri shpatin e djathtë të lumit deri në pikën kufitare "Tre urat". Në shpatin e majtë të luginës ngrihet shpatit lindor i Dhëmbelit dhe Nemërçkës. Ne anën e djathtë të luginës së Vjosës lartësohet mali i Melesinit dhe i Postenanit më në veri. Në shpatin lindor të Melesinit, malit "maja maja", siç i këndoi populli, ndodhet qyteti i mirënjohur i Leskovikut me Rrapin e Madh në qëndër, ku janë "trima burrat e trime gratë". Akoma më në veri-perëndim ndodhet malësia e Dangëllisë.

Lumenjtë dhe dhjetra e dhjetra përrenj, kanë skalitur forma të relievit nga më të çuditshmet në shkëmbinjtë flishorë me ndërthurje shtresash të holla argjile dhe ranorësh, të cilët të rrudhosur nën veprimin e forcave gjeologjike kanë formuar palë e rrudha jashtëzakonisht të bukura. Fushëzat në të dy anët e lumit janë terraca të formuara nga shtrate të vjetër të Vjosës dhe në breg të lumit soditen zallishtet e epokave gjeologjike të lashta. Këto janë gjeomonumente që të ndodhura kaq pranë njëra tjetrës të mahnisin.

Lugina e Vjosës ndodhet 200m mbi nivelin e detit dhe e rrethuar ma malet e lartë ka një klimë shumë të mirë. Temperatura mesatare vjetore 14.3–15.1 $^0$C dhe ka mesatarisht 2.450 orë me diellë në vit. Bien rreth 1.200–1.840 mm shi dhe dëborë, ajri ka lagështi mesatare vjetore 65-72 %. Erërat fryjnë me shpejtësi mesatare 2.2–2.5 m/s. Kjo klimë bën që lugina dhe kodrat për rreth të jenë të lulëzuara e kurora e maleve me kullota, një vegjetacion të dendur dhe të larmishëm. Bishtlëkundësa, bilbilë dhe mëllënja të ujit ndërtojnë foletë buzë Vjosës. Cicërima e zogjve dëgjohet kudo në luginë.

Në këtë natyrë kaq të bukur, e piktoreske deri në mahnitje, krahina e Permetit ka edhe shumë monumente të veçantë të natyrës, monumente të rrallë për nga pamja e vlera shkencore por edhe tërheqës për vizitorët.

Megjithëse relativisht me sipërfaqe të vogël, rrethi i Përmetit ka disa krahina, që kanë karakteristiva etnografike të ndryshme, midis të cilavë Dangëllia në veri-lindje, Dëshnica dhe Malëshova në perëndim të saj, Cerja dhe Shqeria në jug e jug-lindje dhe Rrëza me qendër qytetin. Administrativisht, Rrethi i Përmetit sot ka gjashtë komuna: Ballaban, Çarçovë, Frashër, Këlcyrë, Qendër dhe Sukë. Në Komunën e Frashërit bëjnë pjesë dymbëdhjetë fshatra: Frashër, Gostivisht, Gostomicka, Koblara, Kostreci, Kreshovë, Ogren, Miçan, Selenica, Sorropull, Vërçisht, Zavalan, sipas ndarjes së sotme administrative.

**PËRMETI DHE PËRMETARË**

Frashëri dhe frashërllinjtë nuk mund të shikohen si një mjedis, komunitet dhe dukuri e vetmuar dhe e veçantë, të ndarë nga e gjithë historia e krahinës së Përmetit. Ajo janë pjesë të rëndësishme të zhvillimit të krahinës dhe të popullsisë së saj. Prandaj për të kuptuar dukurinë Frashëri, duhet të shohësh fillimisht për rreth tij, atje ku u zhvillua.

Qyteti i Përmetit është qendra e krahinës dhe ndodhet në anën e majtë të lumit Vjosa, rrëzë të malit të Dhëmbelit. Shënohet për herë të parë në hartën e zotërimeve feudale shqiptare, e vitit 1415, në zotërimin e Ashtinit. Në regjistrin e parë fiskal të vitit 1431-32, fill mbas pushtimit ushtarak osman, Përmeti bëntë pjesë në nahijen e Korçës. Në atë kohë, ai kishte 42 shtëpi, vetëm të krishtere. Në ato kohë, Përmeti renditej qyteti i nëntë në Shqipëri, sipas numrit të shtëpive, kur qyteti më i madh Kanina kishte 216 shtëpi (Pulara S. 1984). Një shekull më vonë, në fillim të shek. XVI, qyteti ka qenë shtuar deri në 136 shtëpi, të gjitha familje të krishtere dhe i tillë mbetën familjet përmetare deri afërsisht në fundin e shek. XVI-të (Pulaha S. 1984). Në këtë periudhë (viti 1583), banorët myslimanë të krahinës së Përmetit ishin ngarkuar me detyrim për të marrë pjesë në luftrat për nënshtrimin e kryengritjeve të krahinës dhe për të ruajtur urat mbi lumin Vjosë, kurse banorët e krishtertë për të mirëmbajtur dhe meremetuar urat (Pulaha S. 1984). Rritje të shpejtë pësoi Përmeti në shekullin e XIX, kur u zmadhua me 600 shtëpi dhe 3-4 mijë banorë (Lole Dh.2000). Përmetit u zhvillua shumë shpejt dhe u bë qendër e krahinave përreth, sepse ndodhej edhe në rrugën e katërt më jugore që përshkonte Shqipërinë nga perëndimi në lindje dhe lidhej edhe me rrugën Butrint-Janinë (Baçe A., 1984). Rruga e karvaneve kalonte anash Vjosës, nëpër Këlcyrë e Përmet dhe bashkohej më rrugën Janinë-Ohër. Përmeti, në vitin 1889 ka patur 3500 banorë, një keshtjellë të vjetër mbi një shkëmb, dy xhami, një a dy shkolla kuranike, dy teqe dhe një urë guri të bukur mbi lumin e Vjosës (Sami Frashëri, 1889). Në Përmet ruhen deri më sot edhe kisha të mëdha: kisha e

Shën e Premtes dhe e Shën Mërisë, të cilat janë rihapur dhe restauruar vitet e fundit.

Gjatë periudhës së Rilindjes Kombëtare dhe më pas, Përmeti u bë një qendër e rëndësishme e veprimtarisë patriotike, veçanërisht për mbrotjen e tërësisë së trojeve shqiptare dhe çlirimin e Atdheut.

Pas çlirimit të vendit, Përmeti morri një zhvillim të dukshëm. Në vitin 1985 qyteti kishte 5804 banorë. U zhvillua industria e përpunimit të prodhimeve bujqësore dhe ajo ushqimore, u ndërtuan disa fabrika për to. U krijuan mundësitë për të plotësuar dëshirën e përmetarëve për të mësuar dhe për të shuar etjen e tyre për dije. Në Përmet ka shkollë të mesme, dy shkolla tetëvjeçare, bibliotekë dhe shtëpi kulture. Për të ruajtur traditat atdhetare dhe për t'i zhvilluar ato në Përmet u ngritën Pallati i Kulturës Naim Frashëri", Muzeu historik i krahinës, salla muze ku u mbajt Kongresi i Përmetit, muzeu ushtarak, dhjetra lapidarë në vendet historike dhe disa monumente e buste të patriotëve Naum Frashëri, Hajredin Tremishi, Heroit të popullit Meleq Gostinishti. Janë të dëgjuar në vend dhe jashtë tij artistët e këngës përmetare dhe grupi folkloric "Vëllezërit Frashëri" ka marrë pjesë në veprimtarinë artistike jo vetëm të krahinës por edhe në atë kombëtare dhe ndërkombëtare. Edhe vetë qyteti mori zhvillim, duke u ndërtuar pallate e shtëpi të reja, rrugë të asfaltuara, lulishte etj.

Përmetit dhe përmetarëve, Frashërit dhe frashërllinjve i kanë ngritur monument historianët Kastriot Bezati, Stilian Adhami, akademiku Kristo Frashëri, Dhimitraq A. Lole, Arqile Th. Lipe, me librat e tyre të botuar ndër vite. Poeti Xhevarir Spahiu ka thurur vargje për Frashërin dhe Vëllezërit Frashëri. Shoqata Atdhetare Kulturore Përmeti nën drejtimin e Z. Ibrahim Toshkëzi dhe në tre vjetët e fundit nga Z. Kastriot Bezati, Qytetar Nderi i Përmetit dhe i Frashërit, shoqatat e disa krahinave si ajo e Dangëllisë e drejtuar nga Z. Xhemal Dauti , e Dëshnicës e drejtuar nga Z. Gëzim Voda, etj. kanë dhënë një kontribut të shquar atdhetar e kulturor për Përmetin dhe përmetarët në shekuj e deri në ditët tona. Aktivitet madhor i Shoqatës Atdhetare-Kulturore Përmeti ishte edhe Konferenca Shkencore "Përmeti dhe Pavarësia" e mbajtuar më 10 nëntor 2012 në kuadrin e veprimtarive për nder të 100 vjetorit të Pavarësisë së Shqipërisë.

Jetesës dhe zhvillimit të krahinës në shekuj, përmetarët i kushtuan kujdesin, përpjekjet dhe vëmendjen më të madhe. Dëshmi janë monumentet historike të krahinës, që në atë kohë kryesisht ishin monumentet e kultit, kishat, më von xhamitë e teqetë dhe në shekullin e 19-të edhe shkollat. Krahina e Përmetit, në vitin 1889 kishte 34 mijë banorë. Brenda kazasë ka 69 xhami e mesxhide, 39 shkolla, 5 teqe, 21 kisha, 416 dyqane, 18 hane, 113 mullinj, 28 ura (Frashëri S., 1889). Më pas, u hapën edhe 39 shkolla fillore. Në shekullin e 20-të, veçanërisht në gjysmën e dytë të tij, traditat kulturore u çuan më përpara. U

ngritën muzeume, vatra e shtëpi kulture dhe shumë shkolla të mesme, krahas atyre fillore e tetëvjeçare. U zhvillua bujqësia e blegtoria, në veçanti frutikultura, tregëtia, përpunimi i produkteve bujqësore etj. Dhe kjo i bëri përmetarët të dalluar në të gjithë vendin. Në ditët tona, rrethi i Përmetit ka 9.800 banorë. Në vitin 2004 rreth i Përmetit kishte dendësi të popullsisë 27,98 banorë/km$^2$.

Përmeti ka nxjerrë shumë njerëz të dëgjuar, atdhetarë të penës dhe të pushkës, mësues, studiues dhe shkencëtarë, mjekë, inxhinierë dhe artistë, zëri i të cilëve ka kaluar edhe kufinjtë e vendit. Mbi të gjithë, vëllezërit Frashëri qëndruan në ballin e Rilindjes Kombëtare dhe na frymëzojnë edhe sot, për të cilët do të shkruaj me hollësi më poshtë.




Midis përmetarëve të shquar të shekullit të kaluar dhe deri në ditët tona, në rradhë të parë janë dëshmorët, që me jetën e tyre bënë historinë dhe e shkrojtën atë me gjakun e tyre të pastër. Me kokë të prerë përfundoi jetën e tij ai që mbajti meshën e parë në shqip në Përmet në vitin 1899, atdhetari At Stath Melani, i cili u lind në Melan të Përmetit më 11 shtator 1858 dhe u vra më 24.12.1917, komandanti i çetës atdhetare (1909-1912). Unë e kam të vështirë të shkruaj për të gjithë, se janë me qindra, por midis tyre kam zgjedhur të përmend djemtë e Dangëllisë Koço Dhimitri (Frashëri), Sulçe Skënderi, Sulo Zeneli, Lefter Laska, Llukan Laska, Mendu Zavalani, Izet Dalipi, Miti Foto, Rustem Bejktashi, Sofo Dhimitri, Ismet Bregasi, Peçi Niçka, Surja Duro, Faslli Kotorri, Mimtaz Murati, Muke Topi, Gjergji Frashëri, që dhanë jetën e tyre për çlirimin e Shqipërisë nga mortja nazi-fashiste.

Shumë njerëz të shquar përmetarë më kanë frymëzuar me shembullin e tyre dhe me veprën e tyre kanë qënë edhe ata mësues të mij ndër vite, dhe do të shkruaja se kanë qënë si mësues jo vetëm për mua.

**DUKE VËSHTRUAR NË HISTORI**

Unë nuk jam historian dhe nuk marr përsipër të shkruaj historinë e krahinës së Përmetit në përgjithësi dhe të Frashërit në veçanti, që aq mirë e bukur e kanë shkrojtur historianët. Por po vështroj pas në histori që të kuptoj dhe shpjegoj pse nga një fshat i vogël si Frashëri dolën ndër vite njerëz të mëdhenj, që bënë dhe po bëjnë historinë.

Vendet e begata e me bukuri të rralla të krahinës së Përmetit dhe klima e saj e butë në luginë, kanë bërë që ajo të banohej qysh në kohët prehistorike. Këtë e dëshmojnë vendbanimet parahistorike të fshatit Bënjë, mbi urën e Katiut në

lumin e Lëngaricës, të periudhës së Neolitit, nga fundi i mijëvjeçarit të tretë para erës së re, rrënojat e murreve parahistorike në fshatin Draçovë, qyteza ilire keshtjellë e Limarit pranë Këlcyrës etj. Në lashtësi, mali i Nemërçkës quhej Asnaus, kurse Aeropus quhej mali i Trebeshinës (Frashëri Mehdi, 2000).

Në shekullin e XIV krahina e Përmetit ka qënë zotërim i Ashtinit dhe kur në vitin 1388 turqit kishin dalën deri në Vlorë, Durrës e Lezhë, krahinat e Korçës dhe të Përmetit ishin të pushtuara. Qysh në hartat e vitit 1415 ka qenë shënuar Përmeti (Islami S. dhe Frashëri K. 1959). Në fundin e shekullit të XIV osmanët bënë regjistrimin e tokave dhe të fshatarëve të Përmetit dhe të Korçës. Në vitin 1437, krahina e Përmetit u përfshi në vilajetin e Këlcyrës të Sanxhakut Arvanit të posaformuar, nën sundimin feudal ushtarak osman. Në regjistrin e vitit 1431-1432 u paraqit regjistrimi i njerëzve dhe i tokave të sanxhakut. Shekulli i XVI e gjen krahinën e Përmetit në Sanxhakun e Vlorës.

Jetën e tyre, vendin e tyre, përmetarët brez pas brezi e kanë mbrojtur dhe u kanë dalë për zot. Në vitet 1699-1714 Dangëllia u përfshi nga kryengritje kundër osmanëve (Buda A. etj. 1965). Kjo bëri që në vitin 1700 të lëshohen dy fermanë perandorakë për të shtypur këtë kryengritje. Më von, Ali pashai, duke zgjeruar sundimin e vet, në vitin 1789 nënshtroi edhe Këlcyrën dhe Përmetin, prandaj pak më von, në vitet 1812-1815, ato përfshihen në Pashallëkun e Janinës. Gati gjysmë shekulli më pas, në vitin 1847, nga Përmeti e Dangëllia, shumë njërëz morrën pjesë në kryengritjen e drejtuar nga Rrapo Hekali. Një veprimtari të shquar atdhetare në këtë periudhe ka zhvilluar edhe Baba Alushi, në Teqenë e Frashërit. Në vitin 1854 edhe përmetarët morrën pjesë në lëvizjen për mbrotjen e krahinave jugore nga veprimtaria aneksioniste e qeverive shoviniste greke. Në këtë lëvizje, që drejtohej nga Çelo Picari, Ibrahim Sino dhe Halit Frashëri, mori pjesë edhe 16 vjeçari Abdyl Frashëri. Në gjysmën e dytë të muajit korrik deri në shtator 1878, në përgjigje të vendimeve të Kongresit të Berlinit (13 qershor-13 korrik 1878) për të mbrojtur tokat shqiptare, filloi lëvizja popullorë në Shqipëri. Më nismën e Abdyl Frashërit, në Teqenë e Frashërit u organizua një mbledhje e rëndësishme, me përfaqësues nga e gjithë Shqipëria e Jugut (Buda A. etj. 1965). Në këtë mbledhje u vendos që të krijoheshin degë të Lidhjes dhe të organizoheshin forca ushtarake për të mbrojtur krahinat e Jugut, dhe për të shkuar në ndihmë të Veriut në rast nevoje. Në këtë mbledhje, Abdyl Frashëri paraqiti një program që parashikote të mos i lëshohej Greqisë asnjë pëllëmbë tokë shqiptare, si edhe kërkohej autonomi i të gjithë krahinave shqiptare duke formuar një vilajet të vetëm shqiptar në kuadrin e perandorisë, që vilajeti të kishte milicinë e vet, të kishte administratë dhe shkolla shqipe dhe kuvend të përfaqësuesve (Historia e Shqipërrisë, pjesa e 2-të, f. 138). Këtë program e botoi Sami Frashëri në gazetën e tij “Terxhuman i Shark” (Interpreti i Lindjes).

**DANGËLLIA**

Dangëlli, do të thotë Malësi, shkruan Sami Frashëri. Ajo shtrihet në veri-lindje të qytetit të Përmeti. Fqinjë ka Kolonjën në lindje, Skraparin në veri, krahinën përmetare të Dëshnicës në perëndim dhe në jug kufizohet me Cerjen në jug të Kokojkës së Frashërit.

Dangëllia, kjo krahinë malore, e ndodhur ndërmjet Malit te Kokojkës së Frashërit në jugë e të luginës së lumit Osum në veri, rrethohet nga kurora e maleve madhështorë, Kokojka e Frashërit (1.549.7m) nga jugu, mali i Qarrishtës (1.291m) në perëndim, maja e Menkulasit (1.242m) në Skrapar dhe maja e Miçanit (1.579.8m) në veri, maja e Qelzës (1.662,9m) dhe më larg e Rodomit (1.486m) në lindje dhe maja e Grabovës (1.239m) në jug-lindje. Frashëri është qendra e krahinës dhe ndodhet në lartësinë 1.050m mbi nivelin e detit. Sami Frashëri shkruan për Dangëllinë "*Nahije në viset veri-lindore të qytezëz së Përmetit. Qendra e saj Frashëri… Është vend malor e me shkëmbinj dhe, megjithëse ka pyje e kullota, toka të punueshme ka pak*" dhe më tej "*Popullsia është guximtare, trima, të zgjuar…*" (Frashëri S. Kamûs ül-Ă-lâm, Vëll. IV, f. 2987; Vëll. V, f. 3352-3353 1889). Për rreth, Frashëri ka fqinjë fshatra të dëgjuar, nga të cilët kanë dalë njerëz të shquar, si Zavalani në lindje, Selenica, Ogreni, Kostreci, Borocka, Pagria në jugë-perëndim dhe Kreshova, Suropulli, Miçani, Vërçishti, Gostomicka dhe Koblara në veri.

Në Regjistrin e parë fiskal të vitit 1431-32, fill mbas pushtimit ushtarak osman, shkruhet se në nëntë fshatrat e Dangëllisë ka 58 famlje në Miçan, 43 në Ogren, 32 në Suropull, 6 në Frashër (që në atë regjistër emërtohej Fraxhili), 11 në Koblarë dhe 9 familje në Kostorçë. Në këtë Regjistër nuk pëmendet e veçuar Vila. Mesa duket me emriërtimin Fraxhil nënkuptohen shtëpitë e familjet që ndodhen në Vilë dhe pranë saj.

Për tu ngjitur në Dangëlli e për të shkuar në Frashër duke i nisur nga Përmeti, udhëtohet drejt Këlcyrës. Pa arritur atje, pasi kalon fshatin Kosinë, afër urës së lumit Lemnica rruga degëzohet për në veri, duke kaluar anash lumit, herë në shpatin e majtë e më pas në të djathtin. Duke u ngjitur, rruga lë në të majtë fshatin Pagri dhe më sipër Borockën. Gjarpëron gjithënjë e më lart, nëpër pyllin e bredhit të Hotovës dhe vetja të duket si në përrallë. Në të djathtë lartësohet mali Kokojka e Frashërit. Pas 2-3 km rruga kthehet menjeherë për në lindje dhe përpara të del Frashëri.

Dangëllinë e përshkon nga jug-lindja drejt veri perëndimit përroi i Frashërit. Gjatë rrjedhjes, ky përrua bashkohet me atë të Kreshovës dhe formojnë lumin e Kreshovës, që në veri te Majlindit derdhet në lumin Osum. Në jug të Frashërit rrjedh lumi i Lemnicës dhe përrenjtë e Selenicës, Zavalanit dhe lumi i Varnadopit. Në veri rrjedh prroi i Miçanit, që derdhet në Osum. Rrjeti i dendur i lumenjve dhe përrenjve dhe malet në këmbë të të cilëve ata rrjedhin

vrullshëm jo vetëm në dimër, kanë krijuar panorama shumë të bukura, që të veshura me pyjet e dushkut, pishave e bredhit të Hotovës, e ahut në pyllin e Llopushës së Frashërit, kories me plepa të Suropullit, etj, ndërmet majave të thepisura e të zhveshura të shkëmbinjve dhe qafat malore të larta e kanë kthyer Dangëllinë në një fantazi, ku ndjehesh lart, lart në qiell. Qukapikët janë të kudondodhur në pyjet, ku takohen edhe gjela te egër dhe gjeraqinët. Në këta pyje janë të shumtë edhe zvarritësit e ndryshëm. Tufa pëllumbash të egër bëjnë foletë në guva.

Qafat e maleve, si ajo e Lekës (1.393m), e Dëllinjës (1.356m), e Miçanit (1.146m) janë ndër më të lartat në Shqipëri. Duke shkuar për në Frashër, rruga malore gjarpëron nëpër parkun kombëtar të "Bredhit të Hotovës", që është një pyll madhështor me bredhë, i rrallë jo vetëm për nga bukuria. Në skalitjen e kësaj natyre ka luajtur rol me rëndësi edhe ndërtimi gjeologjik i krahinës. Formacioni flishor i oligocenit me karakter alverolito-argjilor-ranor shtrihet në pjesën më të madhe të krahinës. Ndërsa në lindje të saj, sipas vijës Zavalan-Vërçisht, lartësohen malet gëlqerore. Shkëmbinjtë flishorë kanë aftësi të madhe për tu eroduar, prandaj edhe formohen rrëpira, përrenj të zhveshur dhe një reliev tipik mjaft i thyer. Por krahas kësaj, shtresat shumë të holla të ranorëve dhe argjilave që shtrihen si faqet e një libri njëra mbi tjetrën janë të rrudhosura nga lëvizjet tektonike të malformimit, duke formuar rrudha si fisarmonikë shumë të bukura, mahnitëse. Kur e lexon këtë libër të gjeologjisë së truallit tonë, kupton se si 30-45 milion vjet ë parë në këtë vend ka qenë det i thellë, ku llumrat që lumenjtë kanë derdhur në det janë depozituar dhe kanë formuar shtresat njëra mbi tjetrën ranorë-dhe argjila; ranorë kur deti ka qënë më i cekët dhe argjila më i thellë. Mandej këto shtresa janë ngurtësuar dhe gjatë formimit të maleve kanë dalë mbi ujë, është formuar kontinenti. Shirat dhe uji i përrenjve dhe lumenjve i kanë gërryer shtresat dhe kanë formuar relievin që sodisim sot. Atje ku shtrihen shkëmbinjtë flishorë me shtresa gëqerorësh, në lindje të Frashërit, malet ngrihen më të lartë. Shtresa gëlqerore ka edhe në veri të Hotovës, si edhe në lumin e Lemnicës, pranë fshatit Borockë, ky uji i lumit ka gërryer një kanion marramendës, shumë të thellë, Kanionin e Kamenckës.

## FRASHËRI DHE FRASHËRLLINJTË

Kështjellë natyrore, Frashëri vendoset në lartësinë 1.050 m mbi nivelin e detit, i rrethuar me qafa dhe maja të larta malesh. Në Frashër vera është e freskët dhe e shëndetshme, dimëri me shumë dëborë dhe i ftohtë. Frashëri është një fshat fenomen, është një dukuri e veçantë jo vetëm natyrore por edhe sociale, e rrallë në botë.

Lagjia Vilë e Frashërit nis historinë e vet që kur perandoria romake shtriu sundimin edhe mbi Iliri, rreth shekullit të 2-të p.e.r., nga ka marrë edhe emërtimin latin "Vila".

Me një histori mbi 500 vjeçare, Frashëri ka nxjerrë si asnjë vend tjetër luftëtarë, patriotë e burra shteti, si edhe njerëz të shkolluar të profesioneve të ndryshme.

Nga Frashëri kanë dalë tre kolosët e Rilindjes Kombëtare Abdyl, Naim dhe Sami Frashëri, dhjetë politikanë, deputetë, një Kryeministër i Perandorisë Otomane, ministra e kryeministra në Shqipëri e vende të tjera, pesë pashallarë, tetëmbëdhjetë profesorë nga të cilët gjashtëmbëdhjetë vetëm këto gjashtëdhjetë vitet e fundit, gjashtë akademikë, tridhjetë e pesë doktorë shkencash të tjerë, si edhe shumë juristë, mjekë, inxhinjerë, agronomë, veterinerë, mësues, oficerë, artistë dhe sportistë të dëgjuar.

Frashëri ndodhet në kryqëzimin e rrugëve të vjetra të karvaneve që shkonin nga Korça e Kolonja në Përmet e Gjirokastër, nga Skrapari në Përmet, Leskovik dhe në Greqi. Këto rrugë karvanësh kalojnë nëpër qafat e larta. Nga Frashëri, nëpër Qafën e Shkëmbit dhe Qafën e Dëllinjës, nëpër Neseri i Orgockës, shkohet në Qafzes dhe që andej në Korçë. Nëpër Kostrec-Gostivisht shkohet në Leskovik dhe që andej në Greqi. Nga Frashëri, nëpër Kokoz-Muzhenckë-Lapanji shkohet në Çorovodë të Skraparit e më tej në Berat. Nëpërmjet Hotovës shkohet në Përmet, në Këlcyrë e Gjirokastër.

Në vitin 1432, sipas Mufassal Defter të sanxhakut të Korçë dhe Përmetit ka qenë një fshat që quhej Fraxhili, ku jetonin 5 familje dhe një beqar. Fraxinus është emri i drurit të frashërit. Tregojnë se zona e Frashërit ka qenë mbuluar me pyje frashëri, që me kohën u zhdukën. Këtej mund të mendosh se ky është Frashëri. Pozicioni malor i Dangëllisë dhe Frashëri në pjësën e lartë të krahinës e kthyen atë në kështjellë natyrore dhe drejt saj u ngjitën shumë njerëz gjatë kryengritjes që shqiptarët bënë kundër pushtimit turk në vitet 1432-1438, si edhe në kushtet e mërgimit të madh të shqiptarëve gjatë vendosjes së regjimit feudal ushtarak turk.

Në shekujt XV-XVI-të dhe XVII-të, Frashëri filloi të zmadhohet. Faktor që ndikoi në ishte edhe pozicioni i tij në kryqëzimin e rrugëve, kur veçanërisht në kushtet e regjimit feudal ushtarak osman morrën rëndësi të madhe rrugët e

lëvizjes së karvaneve. Për këto arsye, Frashëri ishte zmadhuar dhe në të, sipas Defterit mufasal të sanxhakut të Vlorës e vitit 1506, ku përfshihej edhe krahina e Përmetit (viti 914 të hexhirës) në të kishte 41 shtëpi (Frashëri K. 1984). Kryefamiljarët kishin emrat Dedë Duka, Dukë Kryeziu, Uk Deda, Gjon Deda, Dhimitër Deda, Ilir Leka, Martin Bardhi, Deskë Gjini, Dedë Gjini, Kozma Shurbi, Kolë Shurbi, Llazër Shurbi, Bendo Shurbi, Gjon Gjoni, Llazër Gjoni, Dhimitër Nikolla, Dedë Dhimitri, Lekë Kushta, Tole Mihali, Gjin Tole etj. Këto emra tregojnë ndryshimet që kanë ndodhur në ato shekuj në krahinën e Dangëllisë. Midis tyre janë emrat Gjon Gjoni, Ukë Deda Llazër Gjoni, Llazër Shurbi, që sot takohen në Mirditë e në krahinat e tjera të Shqipërisë veri-perëndimore dhe janë të fesë katolike. Takohen edhe emrat orthodhoksë Tole Mihali, Dhimitër Nikolla. Mesa duket, kjo dukuri lidhet me ndryshimin e parë të fesë, nga ajo krishtere e hershme në orthodhokse aty nga fillimi i shekullit të XI-të, kur u ndanë të dy kishat dhe krahinat jug-lindore Shqiptare mbetën në perandorinë bizantine dhe me fenë orthodhokse. Për ketë flasin edhe emrat kalimtarë si Dedë Dhimitri, Kozma Shurbi etj. Qysh në atë kohë në Frashër kishin vajtur edhe vllehë, çka e tregojnë emrat Kozma, Petro, Todi etj. (Burileanu C.N. 1912).

Banorët e Frashërit në atë kohë shërbenin për të ruajtur rrugët e karvaneve dhe kishin lehtësira nga administrata turke, si edhe të drejtën të mbanin armë. Për këto arsye, Frashëri vazhdoi të zmadhohej dhe në vitin 1593 në të banonin 58 familje (Defteri mufasal i sanxhakut të Vlorës, i vitit 1593) (Frashëri K. 1984). Krahas shtimit të familjeve të reja (përshembull të Todor Dhimo, Stepa Stiri, Dukë Laska, Kolë Papa, etj), shumë fise të shtuara ishin pasardhës së atyre të vitit 1504, si fisi Gjoni, Nikolla, Gjini, Tole etj. Tashmë, kishte filluar edhe shndërrimi i dytë i fesë dhe 8 familje ishin kthyen në myslimanë, çka tregojnë emrat e dyfishtë, si Jusuf Nikolla, Hasan Andrea, Hasan Papa, Hasan Gjika, Mehmet Deda, ose edhe emrat tashmë të ndryshuar plotësisht, si Jakup Kasemi, Skënder Hasani, Sulejman Jusufi. Në mesin e shekullit të XVII-të Frashëri kishte jo më shumë se 50 shtëpi (Frashëri K. 1984, f.35) dhe banonin fiset e parisë Aliçkas, Bregas, Bakas, dhe Ceras (Mali Kokojka, 1908), të cilët ose kishin ndryshuar plotësisht emrat e tyre të mëparshëm gjatë një shekulli, ose ishin të ardhur në gjysmën e parë të shekullit të XVII në Frashër (Bezati K. 1978).

Historiani Kristo Frashëri tregon se në fundin e shekullit XVII-të dhe fillimin e shekullit të XVIII-të në Shqipëri, në kushtet e varfërisë së madhe, pati mërgime të mëdha. Me shthurjen e regjimit feudal-ushtarak osman në Frashëri u mblodhën spahinj, duke e kthyer edhe Dangëllinë në krahinë autonome, më vojvodë në krye.

## Banorët e Frashërit

| 1431-1432 | 1504 | 1593 | 1650 | 1656-1660 | 1797 | 1839 | 1890-1896 |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| 6 familje | 41 shtepi<br>40 krishtere | 58 shtepi<br>50 krishtere | | | | 300 shtepi<br>4 lagje krishterë<br>18 lagje myslimanë | 250 shtëpi<br>1500 banorë |
| | Dedë Duka<br>Dukë Kryeziu<br>Uk Deda<br>Gjon Deda<br>Martin Bardhi<br>Deskë Gjini<br>Dedë Gjini<br>Kozma Shurbi<br>Kolë Shurbi<br>Llazër Shurbi<br>Bendo Shurbi<br>Gjon Gjoni<br>Llazër Gjoni<br>Gjin Tole<br>Mëhill Thoma<br>Dhimitër Deda<br>Ilia Leka<br>Dhimitër Nikolla<br>Lekë Kushta<br>Tole Mihali<br>Dedë Dhimitri<br>Kolë Mihali<br>Thanas Kozma<br>Tole Kozma<br>Gjon Prifti<br>Nikolla Mesera<br>Decke Tole<br>Mëhill Thano | Stojo Deda<br>Laskë Deda<br>Thanas Deda<br>Martin Gjini<br>Gjikë Gjoni<br>Kolë Gjoni<br>Like Gjoni<br>Velko Gjoni<br>Laskë Tole<br>Kolë Nikolla<br>Martin Gjira<br>Gjikë Mërtira<br>Gjikë Kola<br>Kolë Gjika<br>Like Kola<br>Pjetër Kola<br>Mërtir Kola<br>Like Papa<br>Kolë Papa<br>Todor Dhimo<br>Stepa Stiri<br>Dukë Laska<br>Gjokë Doçi<br>Hasan Papa<br>Mehmet Deda<br>Jusuf Nikolla<br>Sulejman Jusufi<br>Hasan Gjika<br>Hasan Andrea<br>Jakup Kasemi<br>Skënder Hasani | Aliçkas<br>Bakas<br>Bregas<br>Cëras<br>…<br><br>… etj. | Aliçkas<br>Bakas<br>Bregas<br>Cëras<br>Ajaz beu<br><br>… etj. | Aliçkas<br>Bakas<br>Bregas<br>Cëras<br>Dakollarët<br><br>… etj. | | Aliçkas<br>Bakas<br>Bregas<br>Begëmeças<br>Cëras<br>Dindllarë<br>Lacej<br>Litollarë<br>Panollarë<br>Pollot<br>Qyras<br>Skënderaj<br>Spirollarë<br>Sulejmanbellinjtë<br>Totoni<br>Velibellinjtë<br>Vilakët<br>Vivollarët<br>Zallarët |

| Fundi shek. XX | 1989 | 2001 | Shperndarja e familjeve me origjine nga Frashëri në 2001 | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | 91 familje<br>429 banorë | 9 familje<br>40 banorë | Tiranë | Korçë | Durrës | Elbasan | Gjithësej |
| 592 banorë | | | 58<br><br>10 ~ Aliçkaj<br>21 ~ Bregasi (?)<br>1 ~ Cëraj<br>2 ~ Dindi<br>11 ~ Laçej<br>12 ~ Lito<br>9 ~ Pollo<br>3 ~ Qyra (?)<br>13 ~ Skënderaj<br>4 ~ Spirollarë<br>21 ~ Vila<br>3 ~ Zallarë<br>2 ~ Totonë | 14 | 6 | 2 | 80 |

Një ndër fiset e hershëm të Frashërit ishte edhe ai i Stojo Dedës, sipas Defteri mufasal i sanxhakut të Vlorës, i vitit 1593. Dr. Thomas Frashëri, pasardhës i këtij fisi, në librin e tij ""*Degë fillestare të frashërllinjve dhe origjinat e tyre të krishtera*", 2014, parqet me imtësi pemën gjenealogjike të plotë të e fisit të Stojo Dedës. Më poshtë po japim vetëm degët e para të trungut të **Stojo Dedës** për të treguar zhvillimet demografike të Frashërit në fundin e shekullit të 16-të.

I- **Stojo** Deda, kishte djalë Apostolin

II-1. **Apostoli** (rreth 1610-1655), cili kishte tre djem: Ilian, Panajotin dhe Stefanin

III-II-1-1. **Ilia** (rreth 1631-1708), pas ndërrimit të fesë rreth vitit 1660 mori emrin **Ali** dhe pasardhësit e tij morën mbiemrin ***Aliçka***. Për këtë derë të mirënjohur do shkruhet me hollësi më poshtë.

III-II-1-2. Panajoti (rreth 1636-1705). Kishte disa djem. Ata formuan fisin e mirënjohur të ***Panollarëve***.

III-II-1-3. **Stefani,** i cli kishte tre djem, midis tyre Antonin**.**

IV-III-II-I-1.3.1. **Antoni,** nga fillon dera e mirënjohur e ***Totonëve***. Pasardhës të brezit të sotëm janë Akademik Kristo Frashëri, djali i tij Dr. Gjergji Frashëri, Dr. Thomas Frashëri, nipi i Thomait, vëllait të Kristos, etj.

Rreth viteve 1650-1660, tregon Sami Frashëri, në fshat erdhi një person i quajtur Ajaz bej (Sami Frashëri, Kamus ul-álam, Vëll. V, f. 3352-3353, 1889). Ai ishte "*me origjinë nga kazaja e Tomorricës, që nga nevoja janë shpërngulur dhe vendosur në fshatin Stanimaka, që u ishte dhënë si pronë*".

Djali i Abdylit, Mid'hat Frashëri (Mali Kokojka) në librin e tij "Naim Be Frashëri" shkruan *"…Më 1570 Hamza beu, i par i Tomorricës desh të shtojë urdhërin e tij e të marrë mpronjë Skraparë, Oparë, Verçën etj.; po qeveri e Turqisë që s'i pëlqyen punët e këtij zotërije, e rrethoi në Berat, dhe Hamza beu, siç ju sosnë çdo gjë desh të dilte nveshur si grua; po u njoh dhe u zu i gjallë; mbi këtë me gjithë fëmijë u dërgua në Stanimakë, ku ndenji 70 vjet; më 1650 në kohë të Mehmet pashë Qypryliut, u fal Ajaz beu, i nipi i Hamza-jt dhe ju dha mprojë Frashëri, Mertinja, Xhanjani, Topojani dhe në Vlorë Kudhësi, Armeja dhe ca fshatra në Myzeqe; po Ajazi pëlqeu Frashërin për të ndenjurë se është vend i fortë. Kur erdhi Ajazi në Frashër, atje gjeti fëmijë parsije: Aliçkaj, Cërasit, Bregasit dhe Bakasit*".

Kurse Sherif Frashëri më ka treguar, sipas thënies së një plaku nga Tomorrica: "*Tre vellezër luftuan kundër turqve. Dy nga vëllezërit rrëmbyen të dy bijat e priftit të fshatit. Prifti u ankua në Qeveri dhe ajo i internoi për dy breza në Stanimakë të Adrianopojës afër Edernesë (sot në Bullgari)*". Ajaz beu, para se të kthehej në

Frashër, u lë dy djemve të tij një testament dhe 2000 pjastra për të ngritur në shenjë mirënjohje dhe kujtimi një xhami në Stanimakë, që është edhe sot. Këtë testament e firmosën edhe dy pashallarë, njëri libohovit dhe tjetri gjirokastrit, të cilit ishin edhe kujdestarë për zbatimin e testamentit (Ajet Libova).

"*Nga fisi i Ajaz beut sot ka 40-50 shtëpi*" shkruan Sami Frashëri (Kamûs ül-Ă-lâm, Vëll. V, f. 3352-3353, 1889). Midis tyre, që nga shekullin e XVIII-të në Frashëri jetonte edhe fisi i Dakollarëve. Nga kjo derë doli në vitin 1797 edhe Halid Frashëri (Dakollari), babai i Vëllezërve Frashëri, vëllai i tij Dyrmishi, i cili ishte babai i Eshref Frashërit, Kryeparlamentarit në vitet 30-të, si edhe i juristit Kahreman beu, babai i historianit Xhemil Frashëri, si edhe vëllai tjetër i tyre Sejfullai.

**PEMA GJENEALOGJIKE E FRASHËRLLINJVE TË TRUNGUT TË HAMZA TOMORICS (BEJKO)**




Pema gjenealogjike e ndërtuar nga Alfred Frashëri

Kur lindi Abdyl Frashëri, në vitin 1839 në Frashër kishte rreth 300 shtëpi, të grupuara në 22 lagje (Frashëri K. 1984, f.35). Midis tyre ishin edhe familjet suliote, dy lagje me vllehë, njëra prej të cilave e banuar me voskopojarë dhe tjetra nga çobenë. Në gjysmën e dytë të shekullit të 19-të filloi largimi i banorëve. Atje mbetën 101 shtëpi (Bezati K. 1978).

Nga sa më ka treguar Sherif Frashëri, nga fisi i Ajazit rridhnin edhe Sulejmanbellinjtë, Velibellinjtë, Laçenjtë, disa Vilakë dhe Çokllarë. Sipas emrit të tyre emertoheshin edhe lagje të fshatit. Këta, e të tjerë fise të Frashërit, që prej asaj kohe u vunë në shërbim të shtetit. Prej tyre dolën shumë persona që

arritën gradën e vezirit, të bejlerbeut dhe të mirmiranit. Mehmet Ali Pashë Frashëri, sulltani i dha si timar Voskopojën dhe Lavdarin.

Udhëtari anglez Leake W.M. (1835), i cili ka udhëtuar në Opar kohën e Ali Pashë Tepelenës, thotë se Mehmeti, i biri i Mehmet Ali Pashajt, e kishte selinë në fshatin Landa të Oparit dhe mbante një ushtri 500 veta me rrogë. Pas kësaj kohe, duke hyrë në shërbim si komandatë të trupave ushtarakë ndihmëse dhe të rojeve të grykave, mundën të ruanin pasurinë e begatinë e tyre. "*Më von, pas anullimit të këtyre detyrave, nuk mund të qëndronin dot në këtë vend, ku prodhimet ishin të pakta kurse shpenzimet të shumta, prandaj shumica u detyrua të braktisin vendin e tyre dhe të vendoseshin në Korçë, në Manastir, në Janinë, në Selanik dhe në qytete të tjera. Për këtë arsye Frashëri filloi të bjerë*" (Sami Frashëri, Kamus ul-álam, Vëll. V, f. 3352-3353, 1889).

Ajazi, qysh para vitit 1728 ktheu fshatin Barç pranë Korçës në çifligun e tij (sipas J. Mastiniani. Symbolai…, f. 51). Ajazi u vra nga Sulltan Mahmudi, 81 vjet pasi u kthye në Frashër. Djali i tij Bondo, në çifligun e tyre në fshatin Barç pranë Korçës, vrau Arkondin e Voskopojës Todo Peskarën (sipas J. Martiniani, "Makropolis 1220-1930, Thessaloniki, 1957). Bondon dhe Ajaz beun i vrau Topall Osman pashai në vitin 1731 me ferman të sulltanit. Sipas Sami Frashërit, deri në kohën e Ali pashë Tepelenës. Bejlerët e Frashërit mbanin nëpër shtëpitë e tyre mësues për tu mësuar mirë femijëve gjuhën arabe e persiane. Para kësaj rënie, Frashëri kishte 1.500 banorë, 3 xhami dhe një kishë, një shkollë fillore, dy shkolla të veçanta për të mësuar greqisht dhe vllahisht, 20 dyqane, një han, tre mullinj dhe një teqe për sektin bektashi dhe një tjetër pë sektin sadi. Shumica e popullsisë ishte myslimane, e krishtere, ka patur vllehër dhe jevgjitë, tregoi Sami Frashëri.

Në vitin 1769 u dogj për herë të parë qyteti i shquar Voskopojës nga derebejtë e Dangëllisë dhe të viseve për rreth. Midis mijërave voskopojarëve që mërguan, disa u drejtuan për në Frashër. Në vitin 1803 në Frashër erdhën edhe suljotë, të shpëngulur nga bjeshkët e Sulit, kur Ali Pashë Tepelena nënshtroi Sulin.

Në fundin e viteve tridhjetë të shekullit të XIX-të në Frashëri ishte vendosur një mydir dhe një kadi qeveritar për gjithë nahijen e Dangëllisë. Në fundin e shekullit të 19-të, në Frashër lagjet emërtoheshin sipas mbiemërit të fisit: Aliçkas, Arapas, Bakas, Begllarë, Begëmeças, Bregas, Cërras, Çokllarë, Dindllarë, Gambeta, Hoxha, Hodollarë, Kapuranët, Laçenjtë, Litollarët, Lopas. Ninka, Panollarë, Pollot, Qyras, Rasate, Sinollarë, Skënderaj, Spirollarë, Sulejmanbellinjtë, Velibellinjtë, Vivollarët, Vilë, Zallarë, Totonë (Bezati K. 1978, Skema e vendosjes së lagjeve të Frashërit-Muzeu i vëllezërve Frashëri).

Sipas të dhënave të S. Adhamit, në Frashër para luftës së dytë botërore kanë jetuar edhe Naskollarët, Çiçakët, Ristanët, Gupet, Perikli Çili (Frashëri). Vetë Stilian Adhami ka gjyshen nga Vila e Frashërit.

Qysh në shekullin e XVIII-të Frashëri shquhet për përpjekjet e përhapjes së dijeve dhe të shkollave. Kur lindi Abdyl Frashëri, në vitin 1839, në Frashër kishtë dy shkolla, një për fëmijët myslimanë dhe tjetra për ata të krishterë.

Teqeja e Frashërit nuk ishte vetëm një institucion fetar bektashian, por ishte edhe një qendër e rëndësishme e patriotizmit, e shqiptarisë dhe e rilindjes kombëtare për të gjithë Shqipërinë e jugut. Tahir Dedej, dalë nga fisi i Skënderasit.i cili kishte qenë dervish në teqenë e Këlcyrës të Baba Ademit, në vitin 1826 erdhi në Frashër dhe themeloi teqenë bektashiane të Frashërit, u bë baba me emrin Nasibiu. Më pas u bë dede (kryegjysh) dhe mori emrin Tahir Dedej (Selenica T. AQSh, Fondi 662). Bënte poema dhe vjersha me pseudonimin Nasibiu, të cilat pas ardhjes në Frashër i bënte në gjuhën shqipe. Me këto poema e vjersha fetare ai përhapi edhe dashurinë për Shqipërinë, gjuhën shqipe, barazimin midis shqiptarëve të feve të ndryshme. Tahir Dedej vdiq në vitin 1834 dhe nipi i tij Jusuf Skënderasi u bë baba i teqesë. Ai vdiq në vitin 1845. Në atë kohë vëllezërit kasollarë Dalip dhe Shahin Kaso (Frashëri), që ishin nxënës të Tahirit, u shquan në bërjen e vjershave dhe poemave për bektashizmin dhe historitë shite. Dalip Kaso (Frashëri) në vitin 1842 përktheu në shqip poemën “Handika”- Kopshti) e Fuzuliut e cila kishte 65.000 vargje. kurse Shahin Kaso (Frashëri) në vitin 1868 përfundoi përshtatjen nga persishtja të poemës “Myhtarname” – Tregimet e Myftarit, me 12.000 vargje. Librat e tyre me poezi ishin shkrojtur me fjalë shqip por me shkronja turqisht. Pas baba Jusuf Skënderajt, vendin e tij në teqe e zuri Baba Hyseni dhe pas tij Baba Alushi Kasollari (Frashëri. Për ata, Kristo Frashëri shkroi “*Por ata që ia forcuan më tepër bektashizmit të saj nënshtetësinë shqiptare, qenë komshinjtë e Dakollarëve…”* (Frashëri K., f.46). Baba Alushi ishte edhe mësuesi i parë i Abdylit, Samiut dhe Naimit. Pas tij, në teqe vendin e tij e zunë me rradhë Baba Abedini, Baba Shemja, Baba Mustafai, Baba Murati, Baba Abazi, Baba Mehmeti, Baba Selimi dhe Baba Mehmeti.

Frashëri, së toku me Miçanin, Zavalanin, Koblarën dhe Backën kanë qenë vatra kryesore e kryengritjes së armatosur kundër pushtmit otoman në vitet 1699-1701. Siç shkruan Kastriot Bezati, Aliçko nga të parët e Frashërit ishte një nga krerët e kryengritësve në Dangëlli (Bezati K., 2011).

Në vitet e zgjimit të kombit, kërkesën për autonominë e Shqipërisë në pajtim me Protokollin e Konferencës së Ambasadorëve në Londër e kërkoi edhe mbledhja e Janinës në marsin e vitit 1877, e organizuar me nismën e Abdyl Frashërit (Buda A. etj. 1965). Përpjekjet dhe lufta për çështjen shqiptare u intensifikuan me lëvizjen e protestat e shqiptarëve kundër traktatit të Shën Stefanit. Këto protesta ishin shtrirë në qytete të ndryshme të Shqipërisë nga Kosova e Shkodra deri në Shqipërinë e Jugut. Në prag të Kongresit të Berlinit, në mesin e muajit maj 1878 mblodh Kuvendi i Frashërit, sipas thirrjes së Komitetit Shqiptar të Janinës. Më pas, më 10 qershor 1878 në Prizren të

Kosovës u organizua edhe mbledhja e përgjithëshme e shqiptarëve, e cila ishtë një beslidhje, një “Itifak” dhe që u emërtua “Lidhja Shqiptare e Prizrenit”. Mbledhja vendosi që të krijohej një organizatë me karakter politik e ushtarak dhe me degë në të gjitha krahinat e Shqipërisë (Buda A. etj. 1965). Në përgjigje të vendimeve të Lidhjes së Prizrenit, në mesin e muajit korrik të atij viti u zhvillua mbledhja me përfaqësuesit nga të gjitha krahinat e Shqipërisë Jugore. Të dy kuvendet në Frashër u zhvilluan në Teqenë e Frashërit nën drejtimin e Abdyl Frashërit dhe Baba Alushit (Bezati K., 2011). Teqeja e Frashërit, në ato vite u bë selia e degës së Lidhjes së Prizrenit për Shqipërinë e Jugut. Ky kuvend u zhvillua në teqenë e Frashërit në praninë e myslimanëve e të krishterëve. Mbledhja vendsosi që të krijoheshin degët e Lidhjes së Prizrenit edhe në Shqipërinë e Jugut (Buda A. etj. 1965). Nga e gjithë Dangëllia, Kolonja, Leskoviku, Përmeti, Skrapari, Dishnica e Korça ishin bashkuar dhe ishin regjistruar 30.000 ushtarë për t’i bërë ballë Greqisë (Selenica T. 1928). Vendimet e Kongresit të Berlinit e shtuan më tepër zëmërimin e shqiptarëve kundër fuqive të mëdha dhe Portës së lartë në Stamboll. Jehonë të madhe në atë kohë pati edhe kryengritja e Gjakovës më 6 shtator 1878 dhe lufrat e ashpra që u zhvilluan atje. Midis frashërllinjve që u bashkuan me këto përpjekje atdhetare, dallohen edhe Ballkëzja, guraja e Abdyl Frashërit dhe vëllai i tij i vogël Mehmeti, Nazit Muhtar Frashëri, Gani Ragib Frashëri si edhe Rerfat Muhtar Frashëri, Selfo Shyti dhe Hysen Kreshova, shoqëruesit e Abdyl Frashërit (Bezati K., 2011).

Gjatë Pashallëkut të Janinës, në vitet 1789-1820, kur krahina e Përmetit ishte nën pushtetin e Ali Pashë Tepelenës, Mehmet Mustafa Pashë Frashëri, i cili zotëronte edhe Voskopojën (Leake W.M, 1835) dhe Sulejman Bej Plaku qëndruan në këtë periudhë në Frashër. Ali Pashaj kur vajti në Frashër qëndroi në sarajet e Sulejman Beut (Gjini M. 1998).

Nga fundi i shekullit të XIX filloi rënia e madhështisë së Frashërit dhe largimi i shumë familjeve. Midis atyre që nuk janë më në Frashër janë edhe Dakollarët dhe vëllezërit Frashëri. Rreth gjysmë shekulli më von, në 1896, kur Sami Frashëri botoi Fjalori i Përgjithshëm i Historisë dhe i Gjeografisë”, Kamus ul-álam, Vëll. II, IV, V, Kostandinopojë, 1889, në Frashëri kishte 1500 banorë. Siç shkruan Kristo Frashëri, në mesin e shekullit të XIX-të në Frashëri kishte banorë nga të gjitha shtresat e shoqërisë: “*pashallarë dhe bejlerë, çifligarë dhe spahinj, fshatarë dhe bujq, zejtarë dhe tregëtarë, argatë dhe barinj…..Në Frashëri kishte saraje të kushtueshmë dhe kulla me frëngji, shtëpi të thjeshta dhe kasolle të varfëra. Kishte tri xhami, dy teqe dhe një kishë….Nga pikpamja e strukturës shoqërore, Frashëri ishte pra një Shqipëri në miniaturë.*” (Frashëri K. 1984, f. 43).

Në këtë rënie, ndikuan jo vetëm kushtet historiko-shoqërore të kohës, por edhe dukuria e mbetjes së Frashërit larg rrugëve që lidhnin krahinat jug-lindore të

Shqipërisë me njera tjetrën dhe me Greqinë. Veçanërisht gjatë shekullit të XX-të, me hapjen e rrugës që lidh Beratin me Këlcyrën, dhe asaj Korçë-Ersekë-Leskovik-Tre Urat në Përmet, Frashëri mbeti nja fshat i izoluar. Në kushtet e këtij izolimi, të tokave të pakta malore dhe të klimës me dimra të ftohtë e me dëborë, banorët zunë ta largohen nga Frashëri.

Ndikim pati edhe djegia e fshatit: "Në pranverën e vitit 1914 bandat shoviniste greke dogjën 562 shtëpi në 19 fshatra të Dangëllisë. Në Frashër dogjën 318 shtëpi dhe lanë pa strehë 1.120 banorë (Selenica T., fondi 662, d.38, AQSh), *"...të gjitha shtëpitë që kishin flamur në dritaret e tyre*" (Bezati K. 1978). "*Oficeri i tyre Saqillari si kish therur në Kodër 217 hormovitë, më 2 maj kish shkretuar Frashërin*" (Selenica T. 1928). Numri i shtëpive të djegura në Frashër është pothuajse dhjetë herë më i madh në krahasim me sejcilin nga 14 fshatrat e nënprefekturës së Frashërit, ku shkrumbëzuan 611 shtëpi (në Frashër 318, Goroshan 23, Kakos 11, Koblarë 22, Kreshovë 25, Kostrec 4, Miçanj 32, Pagri 4, Piskol 9, Radush 24, Selenicë 52, Strenec 20, Suropull 13, Vërçsht 11 dhe në Zava,anb 43 shtëpi) (Selenica T., fondi 662, d.38, AQSh), duke shfryrë tërë urrejtjen e tyre mbi këtë vatër të patriotizmit. Gazetat e kohës shkrojtën për këto raprezalje dhe në Vlorë, më 5 nëntor 1913 organizuar një mitingun e madh, ku midis të tjerëve folën edhe Kasëm Frashëri dhe Leonidha Frashëri (Qeveria e Përkohshme e Vlorës dhe veprimtaria e saj, 28 nëntor 1912-22 janar 1914, Botim i Drejtorisë së Përgjithëshme të Arkivave të Shtetit, Tiranë më 1963). Në vitin 1923, krahina e Frashërit kishte 21 fshatra me 568 shtëpi. Vetë Frashëri kishte 42 shtëpi dhe 276 banorë (Selenica T. 1923).

Por edhe gjatë kësaj periudhe të rënies së Frashërit, frashërllinjtë që mbetën e banonin atje, në këtë kështjellë natyrore majë maleve, fisnikë në shpirt, kishin të ndezuar etjen për dije dhe flakën e atdhedashurisë. Më 12 tetor 1908 u hap e para shkollë shqipe në Frashër, nën kujdesin e Babait të Teqesë Ibrahim Ibros, nga Backa e Skraparit (Bezati K., 2011). Mësuesi i parë ishte Hasan Hoxhë Efendiu, nga Sanjollasi. Shkolla ishte ndërtuar në truallin e Karafil Halil Frashërit, pranë xhamisë së Hasan Hoxhës. Në periudhën 1908-1909 u organizua në Frashër edhe një klub atdhetar "Bashkimi" me kryetar Baba Abedinin dhe Hasan Hoxhë Efendiun (Bezati K. 2011). Në shkollën e Frashërit, në vitet njëzet-tridhjetë shquhej mësuesi Kadri Skënderi (lindur 12 mars 1897), nga fisi i Skënderajve, me pasion mësonte nxënësit e tij. Në vitin 1924 shkolla e Frashërit kishte tre klasa me 22 nxënës, nga të cilët 4 ishin vajza. Nga nxënësit që me aqë pasion i mësoi Kadri Skënderi, më von dolën edhe shkencëtarë e profesorë, midis të cilëve Prof. Dr. Muharrem Frashëri etj.

Në vitin 1947, sipas librit të pronësisë së Kadastrës së Përmetit, Frashëri ka patur 32 shtëpi, kryefamiljarët e të cilave kanë qënë:

1. Abas Abili
2. Andon Dhamushi

| | | | |
|---|---|---|---|
| 3. | Andon Paçolli | 4. | Avdulla kaso |
| 5. | Daut Hasani | 6. | Fadil Male |
| 7. | Hetem jaupi | 8. | Izet Skënderi |
| 9. | Kike Çeke | 10. | Kici Çeka |
| 11. | Kolë Jano | 12. | Koço Liçi |
| 13. | Kolë Tuni | 14. | Leta Nuke |
| 15. | Llukan Maro | 16. | Muhamet Nuke |
| 17. | Miti Xhoxhi | 18. | Melq Isufi |
| 19. | Myslym Xake | 20. | Muharrem Malko |
| 21. | Nasho Bonjo | 22. | Nezir Hasani |
| 23. | Pali Vangjeli | 24. | Qazim Alshi |
| 25. | Rrapo Loli | 26. | Safet Hajdari |
| 27. | Seit Haredini | 28. | Sherif Haredini |
| 29. | Shefki Qazimi | 30. | Trifon Dhamushi |
| 31. | Vasil Bonja | 32. | Xhevahir Postoli |
| 33. | Xhevahir Sabri | | |

Nga viti 1920 e deri në vitin 1944 dymbëdhjetë frashërllinj kanë qënë deputetë në Parlamentet e Shqipërisë: Behxhet Frashëri, Eshref Frashëri, Fazlli Frashëri, Leonidha Frashëri, Mehdi Frashëri, Mit'hat Frashëri, Mihal Zallari, Qazim Frashëri, Shefqet Frashëri, Sherif Frashëri, Vehbi Frashëri, duke kontribuar në ngritjen dhe drejtimin e shtetit shqiptar për një çerek shekulli.

Dashurinë për atdheun dhe për jetën Frashëri i shpalosi me madhështi edhe në luftën kundër mortjes nazi-fashiste të shekullit të XX-të. Epopea e luftës nacional-çlirimtare për liri, u shkrua edhe me kontributin e shquar frashërllinjve. Frashëri dhe Dangëllia u çliruan më 11 Tetor 1942 nga Çeta e Dytë Partizane e Skraparit me komandant Xhelal Staravecka e komisar Ramiz Aranitasin, ku bënte pjesë dhe veterani Orhan Frashëri, së bashku edhe me vullnetarët e Dangëllisë, të cilët shkatërruan postën e policisë dhe çliruan krahinën. Atë ditë, frashërllinjtë hoqën simbolet fashiste nga pllaka përkujtimore e Naim Frashërit, që ishte vendosur në rrënojat e shtëpisë së tyre. Në janarin e vitit 1943 u formua çeta partizane e Dangëllisë, me komandant Hamdi Riza Frashëri dhe komisari Petrit Radovicka. Që nga vjeshta e vitit 1942 pothuajse në të gjitha fshatrat e Dangëllisë ishin ngritur Këshillat Nac. Çl, të cilat ishin organet e vetme të vetëqeverisjes së fshatit. Në Frashër u formua Këshilli Nac. Çl. i Dangëllisë më 5 shkurt 1944, me kryetar Muharrem Frashërin. Në dimrin e 1943-it në Dangëlli u formua batalioni territorial "Liria", ndërsa në pranverë të 1944-ës, u bënë dy batalione territoriale me rreth 120 vullnetarë nga të gjitha fshatrat e Dangëllisë, të organizuar nga Fronti Antifashist Nac. Çl. Batalionin "Naim Frashëri" e komanonte Hamdi Riza Frashëri (në priudhën e parë) dhe komisari Petrit Radovicka. Formacionet partizane të Dangëllisë kishin rreth 250 partizanë (Frashëri O., 2007). Pas çlirimit të Frashërit, pas 11 tetorit 1942, pushtuesit nazistët e grupit të luftimit

"Malter" të Divizionit të 1-rë Malor, u shfaqën në Frashër vetëm në natën e 8 qershorit 1944 dhe u larguan të nesërmen, në mbasditën e 9 qershorit 1944, në drejtim të Përmetit (Bezati K. 2011). Në luftë për thyerjen e operacionit armik të qershorit, më 5 qershor 1944, në Frashër, krahas radhëve të Brigadës III të UNÇSH, u rreshtuan batalioni "Çome Mandi" (i Grupit partizan të Dëshnicës), batalioni "Dervish Hekali" (i Grupit partizan të Mallakastrës), 2 kompani të Brigadës I, 30 partizanë të ardhur nga Tepelena si dhe luftëtarë të tjerë të ardhur nga grupe më të vogla të njësive të tjera të UNÇSH (Bezati K. 2011). Gjatë viteve të luftës së dytë botërore, në Dangëlli ishin organizuar edhe çeta balliste, si ajo me komandant Avni Radovickën, e cila mbeti vetëm me 23 vullnetarë (Frashëri O. 2007), e Sazan Skënderit, Myslym Zavalanit, Osman Kaduçit, Qemal Dërmarit dhe Ismail Kurtesit (Bezati K. 2011).

Midis luftëtarëve të lirisë përmënden partizanët e orëve të para, në vitin 1942, atdhetari Myftar Hajrulla Tare, gazetari komisar Agron dhe Zhulieta Qazim Frashëri, Abdyl Kadri Frashëri, që ishte edhe mësuesi i parë në Frashërin e çliruar, Bardhyl Meleq Frashëri që la studimet në Itali dhe doli maleve për liri, si edhe ata që ndër vite u rrjeshtuan me armë në dorë në luftë kundër pushtuesit Elvis Frashëri, Fehmi Estref Frashëri, Hamdi Riza Frashëri, Hilmi Izet Frashëri, Kristo dhe Gjergji Anastas Frashëri, Koço Aleks Frashëri, Mehdi Vezir Hasani, Muharrem Riza Frashëri, Naim e Mediha Servet Frashëri, Orhan Halil Frashëri, Përparim Hajdar Frashëri, Stefanaq Themistokli Pollo, Sulçe Selman Skënderasi, Xhaferr Halil Frashëri, Xhemil dhe Dragush Kahreman Frashëri, (Frashëri O., 2006), Vedat Refat Frashëri, si edhe Hodo Skënderi, i cili si oficer xhandarmërie, luftoi me armë pushtuesit së bashku me Mujo Ulqinakun në Durrës më 7 prillin e 1939.

Pas çlirimit të Atdheut, rinisi një zhvillim i ri edhe në Frashëri. Në fillimet e viteve tetëdhjetë, Frashëri ishte i bashkuar me Zavalanin dhe ishte kooperativë bujqësore e tipit të lartë. Në vitet tetëdhjetë atje kishte shkollë tetëvjeçare, një shkollë të mesme bujqësore të ngritur në vitin 1982 me nismën dhe kontributin e Xhemal Dautit, Sekretar i Parë i Komitetit të Partisë në Përmet, shtëpi kulture, spital dhe maternitet, postë policie, si edhe shumë njësi tregëtare (Fjalori Enciklopedik Shqiptar, 1985). Rreth vitit 1985, në Frashër kishte 592 banorë (Fjalori Enciklopedik Shqiptar, 1985). Në fundin e viteve tetëdhjetë filloi largim i popullsisë nga Frashëri. Në vitin 1989 kishte 429 banorë të 91 familjeve (INSTAT), duke patur 163 persona të larguar, ose mesatarisht kanë ikur nga Frashëri 40 veta në vit. Frashëri kishte 321 banorë në 52 familje në vitin 1992. Frashëri pothuajse është zbrazur vitet e fundit. Në vitin 2001 deri 2013 kishin mbetur vetëm 9 familje me 40 pjesëtarë (INSTAT dhe Vangjel Prifti, Kryetar i Komunës Frashër). Kur kam qënë në verën e vitit 2003, kam parë se në Frashër ishte vetëm një baxho, ku prodhohej djathi i njohur i Frashërit, me qumshin që sillnin fshatarët që kishin mbetur atje. Nuk kishte më spital, farmaci, shkolla e mesme ishte mbyllur, nuk kishte as polici.

Me respekt e dashuri për vendin e tij, vetëm Përparim Skënderi po rindërtonte teqenë bektashiane me shpenzimet e veta, në vazhdën e punëve të të parëve të tij për këtë teqe. Të njëjtin fat si Frashëri kanë edhe fshatra të tjera të Dangëllisë. Në Koblarë kishin mbetur vetëm 6 famile në vitin 2001, në Vërçishti 10 familje. Më tepër familje kishin mbetur në Miçan 30 dhe në Ogrenjë 50 familje. Gjatë vizitës sime në vitin 2003, më thanë se në Frashër kishin mbetur dy familje frashërllinj të pesë familje çobenësh të ardhur.

Frashëri ka qenë komunë shqiptare autonome qysh nga koha e Perandorisë Osmane në shekullin e 19-të. Edhe sot, Frashëri është qendra e Komunës. Komuna e Frashërit u rikrijua në vitin 1992, me kryetar Hysni Mane. I ra detyra e nderit atij që ta riorganizonte komunën, në nder të emërit që mban ajo. Edhe në kushtet e zbrazjes së Frashërit, një punë energjike për të mbajtur gjallë frymën patriotike të Frashërit, bëri kryetari i komunës Tomor Kotorri, me përkrahjen e Këshillit të Komunës dhe të kryetarit të saj Durim Aliko për periudhën 2004-2011. Së bashku me Qendrën Kulturore Përmet me Drejtor Kastriot Bezati, me mbështetjen e Teqesë së Frashërit, të disa shoqatave dhe ndonjë institucioni, duke bashkëpunuar me poetë, shkrimtarë, historianë e të tjerë, ata organizuan në Frashër Kuvendet Shkencore të Frashërit, që përfaqësonin veprimrati shkencore-kulturore-atdhetare në ditën e Naimit, më 25 maj. Nga viti 2011 e deri më sot Komunën e Frashërit si edhe veprimtaritë që zhvilllohen atje në ditën naimjane e drejton Kryetari Komunës Vangjel Prifti dhe Julian Aliu, Kryetari i Këshillit të Komunës.

## VËLLEZËRIT FRASHËRI, ABDYLI, NAIMI DHE SAMIU

***Tre vëllezërit në ballë të rilindjes kombëtare, që shkëlqejnë edhe sot më shumë se kurrë.***

Frashërin e ngritën në piedestal rilindasit e shquar, vëllezërit Abdyl, Naim e Sami Frashëri, që shkrinë jetën dhe pasurinë për Shqipërinë, për tu treguar shqiptarëve se sa i bukur është atdheu i tyre dhe si duhet luftuar për të, se sa trima, të mënçur e punëtorë, sa fisnikë janë shqiptarët, sa e bukur dhe e ëmbël është gjuha e jonë, shqipja.

Abdyl Frashëri (29.8.1839-23.10.1892), vëllai më i madh, ishte ideologu dhe luftëtari i Rilindjes Kombëtare, Naim Frashëri (25.5.1846-20.10.1900), poeti që aq bukur i këndoj shqip Shqipërisë dhe Skënderbeut, si edhe dijetari Sami Frashëri (1.6.1850-18.6.1904), që tregoi se ç'ka qenë, ç'është dhe ç'do të bëhet Shqipëria, qëndruan në ballin e Rilindjes Kombëtare.

Abdyli, Naimi dhe Samiu ishin tre vëllezërit që luftuan për tërësinë e Atdheut, për lirinë dhe pavarësinë e Shqipërisë, që luftuan e punuan për të bërë dhe shkrojtur historinë e saj, për gjuhën shqipe dhe për ndriçimin e mendjes së shqiptarëve, për t'i treguar botës se kush ishin shqiptarët dhe atdheun e tyre. Mehmeti, vëllai i vogël i tyre, ishte bashkëluftëtar me ta dhe vazhdoi veprën e tyre.

Vëllëzërit Frashëri, u lindën dhe u rritën në Frashëri. Ata ishin fëmijët e Halid Frashërit (1797-1859) dhe e Emine Mirahori (1814-1861), që i thërrisnin edhe Dakollarë.

Ata ishin gjashtë vëllezë dhe dy motra: Abdyli (23 tetor 1839-1892), Nafizeja (1841-1894), Sherifi (1843-1874), Naimi (25 maj 1846-20 tetor 1900), Shanishaja (1848-1871), Samiu (1 qershor 1850-18 qershor 1904), Tahsimi (1853-1876) dhe Mehmeti (1856-1918).

Nuk ka nxënës në Shqipëri që të mos e dijë se vëllai i madh, Heroi i Popullit, luftëtari Abdyl Frashëri ishte ideologu i Rilindjes Kombëtare dhe udhëheqësi kryesor i Lidhjes Shqiptarëve të Prizrenit. Nuk ka shqiptar që nuk di përmëndësh vjershat e bilbilit të gjuhës shqipe, Naimit të Madh, për Shqipërinë e Skënderbeun dhe nuk frymëzohet nga ato. Për ideologun, dijetarin e madh, statistin, shkrimtarin dhe publicistin Sami Frashëri, kushdo në Shqipëri mund të përmëndë veprën monument "Shqipëria, ç'ka qenë, ç'është dhe ç'do të bëhet" (Bukuresht 1899), themelimin dhe kryesimin e "Shoqërisë së të shtypurit shkronja shqip" (Stamboll 1879), revistat e para në gjuhën shqipe "Drita" dhe "Dituria" (Stamboll 1884-1885), "Dheshkronjë dhe Alfabetare e gluhësë shqip", si edhe "Abetare e gjuhës shqip" (Kostaninopojë 1879, Bukuresht 1886).

Bustet e tyre ndodhen në shumë qytete të Shqipërisë. Emrat e tyre i mbajnë shumë shkolla në Shqipëri. Tre rrugë në Tirana mbajnë emrin Abdyl, Sami dhe Naim Frashëri. Për ta kanë shkrojtur penat më të forta të vendit. Veprën e tyre e gjen në Internet. Për ta Enver Hoxha ka shkrojtur "*Çështjen e Shqipërisë ata e kishin si pikën kryesore dhe fener ndriçues në gjithë veprimtarinë e vet. Në veprat e tyre letrare, historike e filozofike, ata kanë dhënë orientimin e luftës që duhet të bënte populli shqiptar për liri dhe pavarësi në ato etapa të koklavitura, këtë ata e kishin parë nga të katër anët dhe në përgjithësi e kanë pasur të qartë se si duhet ta fitonte Shqipëra pavarësinë e vet, taktikën dhe politikën që ajo duhet të ndiqte për këtë qëllim në atë kohë…*".

Abdyl Frashëri, siç ka shkrojtur Teki Selenica (1928), ishte ndër të parët ndërmjet *"… një grusht njerëzish që kishin ndjerë trumpetën e gjamës së topave të kohës së rilindjes kombëtare të popujve të Ballkanit, duke parë rrezikun e Atdheut të tyre, më 1878 në Prizren bënë një mbledhje të madhe*". I parë, midis të parëve Ymer Efendi nga Prizreni, Iliaz Pashë Dibra, Ali Pashë Gucia, Sheh Mustafa Tetova, myderiz Sulejman Vokshi nga Gjakova, ishte Abdyl bej Toska (siç e thirri Luma) ai që mbajti fjalën e hapjes së mbledhjes më 10 qershor 1878 dhe kryetari efektiv i Lidhjes. Ai ishte nismëtar i një sërë mbledhjesh në zbatim të vendimeve të Lidhjes së Prizrenit për të organizuar degët e Lidhjes në të gjithë Shqipërinë e Jugut, midis të cilave kryesorja ishte ajo në teqenë ë Frashërit në mesin e muajit korrik 1878.

Karakteristikë e veprimtarisë atdhetare të Abdyl Frashërit është ngritja në nivel gjithënjë e më të lartë dhe më intensive e luftës së tij për çështjen shqiptare. Ai qëndroi besnik luftës së tij. Edhe kur u shpërnda Lidhja e Prizrenit, Abdyl Frashëri, së toku me myderiz Sulejman Vokshin, Ymer Efendi Prizreni, si edhe me krerët e malësorëve, u përpoqën të organizonin forca të reja për luftën kundër Portës.

Abdyl Frashëri më 25 shtator 1888, i drejtoi një memorandum kryeministrit të Italisë Francesko Kripsit, ku midis të tjerave i shkroi *"…Populli shqiptar është i vetmi komb që ka zhvilluar prej kohësh një rezistencë energjike kundër pushtuesve turq. Kjo rezistencë heroike ka vazhduar deri në ditët tona. Nëse shqiptarët, për hir të karakterit të tyre krenar e luftarak, nuk e kanë lënë veten të nënshtrohen aq ultësisht sa fqinjët e tyre, janë ata që e kanë ndjerë më tepër peshën e zgjedhës së huaj dhe janë ata që kanë vuajtur më shumë si pasojë e kryengritjeve të pandërprera që kanë qenë të detyruar të zhvillonin për të fituar pavarësinë e tyre… Si rrjedhim, Shqipëria meriton pavarësinë më tëpër se asnjë kombësi tjetër e Ballkanit dhe ne shpresojmë se ajo do ta tregojë veten më të denjë për të gëzuar respektin e Evropës dhe më të aftë për të qeverisur vetveten*".

Më 27 nëntor 1878, mbedhja e Këshillit të përgjithshëm të Lidhjes, miratoi një memorandum që i drejtohej Portës së Lartë në Stamboll, që ajo të zbatonte 5 kërkesa (Buda A. etj. 1965):

1. Krahinat e Shqipërisë të ishin në një vilajet me qendër një qytet në mesin e Shqipërisë,
2. Nëpunësit të dinin shqip,
3. Arsimi të përhapej në gjithë krahinat dhe të mësohej gjuha shqip,
4. Të krijohej një këshill i përgjithshëm,
5. Një pjesë e të ardhurave të përdorej për punët botore në vend.

Delecioni nën udhëheqjen e Abdyl Frashërit u nis në fund të janarit 1879 për në Stamboll, që t'i paraqiste sulltanit kërkesën për autonominë. Abdyl Frashëri ndënji në ballë të luftës deri sa u arrestua kur po kthehesh nga Prizreni dhe kapërcente Lumin Shkumbin. Në Frashër, populli i thuri e i këndoi këngë patriotizmit të Baba Alushit dhe Abdyl Frashërit:

*Kush e desh Shqipërinë kush*
*Shënjti baba Alush*
*Ai vdiq po na thërret*
*Përpiqi për mëmëdhet!*
*Alush babai në shëntëri*
*Abdyl beu me dituri*
*Abdyl beu nga Frashëri*
*Ç'u përpoq o i varfëri*
*Qindra herë vajti fërnjgji*
*Prishi punë e tij*
*E prishi punën e tij*
*Prishi tri barë flori*
*S'di kush na vllazëria*
*Na doli i pa besë*
*Abdyl benë na e zynë*
*Dervish pashësë ja shpunë*
*Pa me sy e pa bodrumë*
*E i hodhi për na shumë*
*Hametit i tha një fjalë*
*Unë e mbolla këtë farë*
*Ka të tjerë shqipëtarë*
*Që kërkojnë këtë farë*
*Ata kurrë se harojnë*
*Abecen do ta këndojnë.*

Naimi i Madh me aq dashuri këndoi në poemën e tij "Bagëti e Bujqësi":

*"Ti, Shqipëri, më ep nderë, më ep emrin Shqipëtar*
*Zemrënë ti ma gatove plot dëshirë dhe me zjarr"*

Patriotizmi, zgjimi kombëtar dhe bashkimi i popullit shqiptar gjeti thirrjen e Naimit në poemën “Skënderbeu”, ku u dha shqiptarëve eposin e tyre kombëtar, nëpërmjet historisë dhe të heroit legjendar të tyre. Dhe u mësoi shqiptarëve:

*“hapni sytë dhe punoni,*
*të gjithë për Shqipërinë,*
*tjetërë gjë mos kërkoni*
*ajo sjell mirësinë”*

dhe nga Fjalëtë e të Urtët :

*“Njeriu po s’deshi kombin e tija*
*E mëmëdhënë,*
*Nuk ka pjesë nga njerëzia*
*S’do as vethenë”*

e më poshtë na mësoi:

*“Kurrë armiqësi të mos kesh*
*Gjithënjë njerzit t’i ndjesh,*
*Njeriu, është e vërtetë,*
*Kur vdes, e hyn në dhet,*
*Edhe në qoftë mbret,*
*Me vethe gjë s’po merr.*
*Po, puna, që punon*
*Dh’emëri, që fiton.*
*Mbi dhe për jetë rron*
*Gjithënjë i ep nder.*

dhe ai hodhi kushtrimin:

*Liria duhet fituar me çdo kusht dhe me çdo sacrifice*

dhe në Fjalëtë e të Urtët:

*“Njeriu po s’deshi kombin e tija*
*E mëmëdhënë,*
*Nuk ka pjesë nga njerëzia*
*S’do as vethenë”*

Naimi ishte flamurtar i rilindjes shqiptare, është ç’ka është Gëte për gjermanët, Shekspiri për anglezët dhe Viktor Hygo për francezët, ai u futi shqiptarëve shpirtin e zgjimit, u frymëzoi atyre idealin kombëtar dhe dashurinë për atdheun, ka shkrojtur Syrja bej Vlora (AQSh, Fondi 56, dosja 8, 1909). Në vitin 1882, Naimi shkroi në vargje shqip poemën epike “Qerbelaja”, për tu dhënë shqiptarëve eposin fetar të bektashizmit:

*Zot i madh, për Qerbelanë!*
*Për Hysejn’ e për Hasanë,*
*Për ata të dymbëdhjetë,*
*që hoqn’ aqë keq në jetë!*

*Për gashërinë time,*
*Shqipërinë mos e lërë,*
*të prishet e të bjerë,*
*po të jetë gjall për jetë,*
*gjithë ç'i duhet, ta ketë,*
*të rronj' e të mbretëronjë,*
*të jetë lulëz' e zonjë!*
*Fali ti vetëz' uratë*
*Që të jetë jetëgjatë!*
*Shqiptari trim me fletë,*
*si ka qënë le të jetë,*
*të ketë gjith' urtësinë,*
*e ta dojë Shqipërinë,*
*të vdesë për Mëmëdhenë,*
*si Myftari për Hysenë,*
*Të ngjanjë me Ibrahimë,*
*edhe me Eba Myslimnë,*
*të jetë trim e i mirë,*
*po të mos jet' egërsirë,*
*të jet i qytetëruar,*
*i ditur e i mësuar,*
*t'i apë nder Shqipërisë,*
*U bëftë e Perëndisë!*

Prandaj, i pikëlluar, poeti i madh i Lunxherisë, Andon Zako Çajupi, shkroi kur vdiq Naimi:

*"Vdiq Naimi! Vdiq Naimi!*
*Moj e mjera Shqipëri*
*Mëndeje-larti, zemër-trimi*
*Vjershëtori si ai!*

Që nga shekulli i robërisë së rëndë na la amanet dhe na porositi Samiu i Madh:

- *Jemi shqiptarë dhe jo turq e kaurë,*
- *Fetë i përçajnë kombet,*
- *Shqiptarët të gjithë duhet të duan njëri tetri, të kenë vëllazërinë në mest,*
- *Shqipëria është një dhe e pandarë,*
- *Duhet të jemi të bashkuar. Bashkimi duhet të futet në gjakun e sejcilit,*
- *S'ka në jetë më i lik njeri se tradhëtari i kombit dhe i mëmëdheut,*
- *M'i dashur se kombi, m'i dhëmshur se mëmëdheu, m'i ëmbël se gjuha e tij s'ka gjë tjetër për njeriun*

- *Një njeri sa do të mira të ketë për veten e tij s'mund të jetë faqebardhë, do të ketë kombin dhe mëmëdheun e vet fatzi,*
- *Të hiqet Turqia dhe të vijë një sundues tjetër, është sikur një shtazë të ndërojë samarin dhe jo lirinë.*

Samiu shkroi në fundin e librit "Shqipëria, ç'ka qenë, ç'është dhe ç'do të bëhët": "*Shqiptar është çdo njeri i pjellë prej shqipëtarësh e që flet shqip, po shqiptar i vërtetë ësht' ay që ka mendjen e zëmrënë shqiptar. Këta shqipëtarët e vërtetë janë me të vërtetë fjesht shqiptarë. Duanë gjuhën e kombin' e tyre dhe përpiqenë për mbrodhësit e mëmëdheut. Kur të bëhenë gjithë shqipëtarët a më të shumtët' e tyre kështu shqipëtarë të vërtetë, Shqipëria atëhere është e bërë e e shpëtuarë nga çdo rrezik. Prandaj çdo shqiptar duhet të parë në të jetë vetë a të bëhetë shqipëtar i vërtetë e pastaj të përpiqetë të bënjë edhe të tjerë shokë, që ca nga ca e njëri pas tjatërit të bëhenë të gjithë shqipëtarë të vërtetë.......O burrani, o shqipëtarë! Se në dashqim' e në u përpjekçimë, do të jemi një nga më të mirët' e nga më të ndrituarët e kombeve t'Evropës...*". Është lapidar thënia e tij: "*Bashkimi bën të mundëshme gjërat e pamundëshme, përçarja bën të pamundëshme edhe gjërat e mundëshme*". Një frashërlli më tregoi se Samiu shkruante mbi një jastëk që e mbante mbi gjunjët. Pasi mbaronte dorëshkrimin e hidhte në të pastër ulur në tavolinë. Ai ka shkrojtur mbi 60 vepra. Veç atyre për Shqipërinë e shqiptarët, shquhet vepra madhore Encciklopedia "Kamus ul alâm" (Fjalori universal i historisë dhe Gjeografisë" në 6 vëllime me 4830 faqe, të botuar gjatë periudhës 1889-1898, fjalori normativ i gjuhës turke "Kamus-i tűrki" me 45 mijë fjalë dhe 1575 faqe, fjalori turqisht-frëngjisht me 50 mijë fjalë dhe anglisht-turqisht me 35 mijë fjalë.

Veprën e tyre e vazhdoi edhe vëllai më i vogël Mehmeti. Edhe ai ka qënë luftëtar i çështjes kombëtare. dhe shtëpia e tij në stamboll ka qenë qëndër e mbledhjeve të atdhetarëve dhe luftëtarëve. Mehmet Frashëri kryesoi Komitetin "Bashkimi Shqiptar", që së bashku me Haxhi Zeka, Ibrahim Temoja, Dervish Hima e Jorgji Meksi, Pandeli Evangjeli, Dhimitër Ilo Unezi etj, punoi për thirrjen e Kuvendit të Përgjithshëm. Komiteti, më 9 gusht 1899, shpalli manifestin "Kërkimet e shqiptarëve", në të cilin u bëhej thirrje gjithë shqiptarëve, që nën drejtimin e komiteteve të Lidhjes të mblidhnin në Prizren Kuvendin e Përgjithshëm të saj, i cili do të kërkonte nga Porta e lartë dhe nga Fuqitë e Mëdha autonominë e Shqipërisë. Në Bukuresht u publikua në formë broshure në gjuhën turke, në emër të Komitetit thirrja "Të zgjohemi!" ("Ujanallëm!"). Mehmeti ka qënë drejtor i gazetës "Besa" 1908, e cila botohej me tre faqe shqip dhe një turqisht e frëngjisht. gazetar dhe publicist, që së bashku me Sami Frashëri, Jani Vreto, Pandeli Sotiri, Petro Poga, Dervish Hima, Hil Mosi, Kasim Frashëri, etj. i dhanë zhvillim, gazetarisë shqip, në kuadër të aktiviteteve që janë zhvilluar në Stamboll. Me 1913 kthehet në Shqipëri. Esadistët e internojnë në Shkodër. Vdiq në Kamëz më 1918.

Prandaj, për ti nderuar ata, për t'u përulur me respekt para veprës së tyre, në këtë libër e gjeta të udhës të përsëris vetëm disa nga shkrimet e tyre për Shqipërinë dhe gjuhën shqipe, që edhe mua frashërlliun m'i mësoi gjyshi, babai, nëna dhe mësuesja e parë, që edhe unë dhe gruaja e ime Marika u a mësuam fëmijëve dhe nipërve tanë, dhe ashtu si të gjithëve ne, ato shkrime na kanë frymëzuar në vite dhe do të na jenë fener për gjithënjë në rrugën e jetës sonë.

Eshtrat e AbdYl Frashërit, Naim Frashërit prehen në tokën Mëmë Shqipëri që aq fort e deshën dhe luftuan për të, në kodrat e bukura të Parkut Kombetar të Tiranës, eshtrat e Sami Frashërit janë në Stamboll, se Qeveria Turqisë nuk i ktheu dhe varri i tij është simbolik.

## Pema gjenealogjike e Vëllezërve Frashëri

Pema gjenealogjike e Dakollarëve që grafikisht paraqitet më poshtë dhe e detajuar përshkruhet në kreun e fundit PEMË GJENEALOGJIKE TË DISA FAMILJEVE FRASHËRILLINJ, është bazuar në pemën gjenealogjike të formuluar nga Kastriot Bezati dhe vendour në Muzeun e Vëllezërve Frashëri në Frashër, sipas Emin Erer, nip i Sami Frashërit (AQSH, Fondi S. Frashëri, Nr. 51, Dosja 11, kutia 2 dhe dokumenti 10) dhe pemës gjenealogjike të dhënë nga Ali Sami Yen në librin e tij ”Bir numarali Galatasarayili", Galatassaray Üniversitesi Kültür, Istanbul, 2011.

## PEMA GJENEALOGJIKE E DAKOLLARËVE




Generated by My Family Tree™ available from www.chronoplexsoftware.com

## Natyra dhe monumentet e saj

Natyra e krahinës së Përmetit dhe Dangëllia ka një bukuri të rrallë e mahnitëse. Mbi të gjitha, janë malet madhështore shapkë bardhi Dhëmbeli (2.050m) e më në juglindje ngrihet kryelartë Nemërçka me majën e Papingut (2.185m). Mali i Trebeshinës (1.992m), që aq shumë e ëndërroi poeti, lartësohet në veriperëndim të krahinës. Malet janë të ndërtuara nga gëlqerorë. Gërxhet e larta e të thepisura, me cirqet akullnajore, honet dhe greminat përrallore kanë pamje që rrallë të bije të soditësh. Sa të bukur këto male në pranverë, ku çdo gjë lulëzon dhe kundërmon trëndelina, e po aq madhështorë janë në dimër, të ngarkuar me dëborë. Në këmbë të tyre rrjedh lumi i Vjosës, si edhe lumenj më të vegjël që derdhen në të nga ana e shpatit të djathtë, si lumi i Çarshovës, i Lëngaricës, i Bodarit, i Muzhdinës, i Lamnicës, i Dëshnicës, etj. Në shpatin e majtë të Vjosës rrjedh edhe lumi i Lemavet etj. Vjosa derdh mesatarisht 178 $m^3$ ujë/ sekondë në detin Adriatik. Gjatë dimrit, Ajo arrin të derdhë në det edhe deri 5.250 $m^3$/sekondë, ndërsa në verë 45 $m^3$/sekondë. Janë mahnitëse ngjyrat e ujit të lumit dhe ndryshimet e tyre gjatë rrjedhës së tij dhe në stina e mot të ndryshëm.

Lumenjtë dhe dhjetra e dhjetra përrenj kanë skalitur forma të relievit nga më të çuditshmet në shkëmbinjtë flishorë me ndërthurje shtresash të holla argjile dhe ranorësh, të cilët të rrudhosur nën veprimin e forcave gjeologjike kanë formuar palë e rrudha jashtëzakonisht të bukura. Fushëzat në të dy anët e lumit janë terraca të formuara nga shtrete të vjetër të Vjosës dhe në breg të lumit soditen zallishtet e epokave gjeologjike të lashta. Këto janë gjeomonumente, që të ndodhura kaq pranë njëra-tjetrës, të mahnisin.

Lugina e Vjosës ndodhet 200 m mbi nivelin e detit dhe e rrethuar me malet e lartë ka një klimë shumë të mirë. Temperatura mesatare vjetore është 14.3–15.1 $^{0}$C dhe ka mesatarisht 2.450 orë me diell në vit. Bien rreth 1.200–1.840 mm shi dhe dëborë, ajri ka lagështi mesatare vjetore 65-72 %. Erërat fryjnë me shpejtësi mesatare 2.2–2.5 m/s. Kjo klimë bën që lugina dhe kodrat për rreth të jenë të lulëzuara e kurora e maleve me kullota, një vegjetacion i dendur dhe i larmishëm. Bishtlëkundësa, bilbilë dhe mëllënja të ujit ndërtojnë foletë buzë Vjosës. Cicërima e zogjve dëgjohet kudo në luginë.

Në këtë natyrë kaq të bukur, e piktoreske deri në mahnitje, krahina e Përmetit ka edhe shumë monumente të veçanta të natyrës, monumente të rralla për nga pamja e vlera shkencore, por edhe tërheqës për vizitorët:

### *Cirqet akullnajorë të Nemërçkës*

Duke udhëtuar nga Përmeti drejt Çarçovës, në juglindje të krahinës, rruga gjarpëron në anën e djathtë të luginës së Vjosës, karshi rrëzës së shpatit lindor

të malit të Dhëmbelit e të Nemërçkës më në jug. Në shpatin lindor të Nemërçkës, në lartësi ndodhen cirqe që janë gërryer në masivin gëlqeror nga akullnajat. Këto gropa të pjerrëta ovale i japin malit, veçanërisht në pranverë, pamje të rrallë, që nuk harrohet kurrë, kur ato zbardhin të mbushura me dëborë e akull dhe të rrethuara me gjelbërimin pranveror.

***Kanionet***

Lumi i Vjosës ka formuar kanione të thella në Grykën e Këlcyrës. Këto kanione kanë një pamje të veçantë: mbi shtratin e sotëm të lumit. Në të dy anët e kanioneve ndodhen terracat, që kanë qenë shtrate të vjetër të lumit. Mbi to ngrihen shpatet e thikët të gëlqerorëve të strukturave të maleve të Dhëmbelit dhe Trebeshinës në veri të tij, si edhe të maleve të Lunxhërisë dhe të Shëndëllisë.

Uji i lumenjve të vrullshëm malorë ka skalitur në strukturat gëlqerore kanione të thella dhe me pamje fantastike, që përfaqësojnë gjeomonumente natyre të rrallë. Midis tyre, më i madhi është ai i Kamenckës, me shpate gëlqerore vertikale, në lumin e Lamnicës, pranë fshatit Borockë. Madhështor është edhe kanioni i lumit Lëngarica.

***Brezi i burimeve të ujërave termale Bënjë-Postenan-Sarandaporo***

Nga lumi i Lëngaricës e deri në grykën e Vromonerit në lumin Sarandaporo, në kufirin shqiptaro-grek shtrihet një fushë e burimeve gjeotermale, e cila vazhdon edhe në Greqi nëpër fshatin Kavasila e më në jug në drejtim të Konicës. Këto ujëra dhe avulli në Postenan vijnë nga thellësia, nëpër tektonikën shkëputëse, përkatësisht të antiklinalit me bërthamë gëlqerore eocenike të Lëngaricës, atë të Leskovikut dhe antiklinalit të Kavasilës.

***Burimet tek ura e Katiut në Lëngaricë***

Gjeomonumenti më i njohur i krahinës janë burimet e ujërave termale të Bënjës, tek ura e Katiut mbi lumin e Lëngaricës, 7 km larg Përmetit. Ura e Katiut, e ndërtuar në shek. XVIII lidhte Bënjën me fshatin Delvinë të Shqerisë. Këto banja njihen qysh në lashtësi dhe vetë emri i fshatit ka prejardhje nga fjala “banja”. Ky fshat shumë piktoresk ndodhet në shpatin e malit në anën e djathtë të luginës së lumit Lëngarica, rreth 2 km nga shtrati i tij. Aty janë të famshme jo vetëm burimet termale, por edhe kanioni i lumit Lëngarica me një pamje madhështore.

Në një brez rreth 500 m të gjatë, në të dy anët e lumit burojnë ujërat termale: 4 burime në shpatin e djathtë dhe 4 në të majtin. Uji buron në përgjithësi në nivelin e ujit të lumit, nën të ose 1-2.5 më lart tij. Burimet japin 8 deri mbi 40 litra ujëra në sekondë, me temperaturë nga 23 deri në 30$^{o}$C secili. Ujërat

termalë burojnë nëpër shkëputjen tektonike të vargut të strukturave antiklinale Bodar-Postenan. Tek ura e Katiut dhe më në lindje zhvishet në sipërfaqen e tokës krahu perëndimor pranëkulmor i strukturës, me bërthamë gëlqerore të Eocenit të rrethuar nga mergelet e pakos kalimtare, me trashësi rreth 20 m. Gëlqerorët bien në perëndim, me kënd $20^o$ dhe azimut rënie 210-$215^o$. Gëlqerorët janë shumë të karstëzuar, veçanërisht në shpatin e djathtë të lumit, ku takohen disa zgavra e shpella me gjatësi 10-15 m. Gëlqerorët mbulohen nga flishi i krahut perëndimor të antiklinalit.

Në shpatin e djathtë të lumit ndodhen burimet: *Burimi 1*, 25-30 m nën urë, 20 m larg shtratit të tij. Uji ka temperaturë $26^0$C. *Burimi 2* ndodhet 8 m mbi urë dhe buron poshtë nivelit të lumit. Dallohet vetëm nga ngjyra e kaltër e ujit me nuanca të bardha nbi sipërfaqen e gëlqerorëve, nga çarjet e të cilëve buron uji. *Burimi 3* gjendet 25 m mbi urë, në nivelin e ujit të lumit, por 15 m larg bregut. Ka tre grifonë të fuqishëm. Uji ka temperaturë $26^0$C dhe prurje rreth 8 litra/sekondë. *Burimi 4* ndodhet rreth 150-200 m mbi urë, ku është kanioni me gjerësi 20 m. Ka dy grifonë uji. Kryesori, rreth 15-20 cm i lartë, del 0.5 m mbi nivelin e ujit të lumit, ka prurje 8-9 litra/sekondë dhe uji ka temperaturë $23^0$C. Rreth 30 m mbi këtë grifon, ndodhet një i dytë me prurje 4 litra/sekondë, me të njëjtën temperaturë.

Në shpatin e majtë të lumit ndodhen katër burimet e tjera: *Burimi 5* gjendet 300-400 m mbi urë, para se të fillojë kanioni që është 10-12 m i gjerë dhe 40-50 m i lartë. Disa dalje të fuqishme uji nga çarjet e gëlqerorëve kanë prurje 30-40 litra/sekondë dhe temperaturë $30^0$C. *Burimi 6* ndodhet te këmba e urës, 0.8-1 m mbi nivelin e lumit dhe 4 m larg tij. Burimi ka prurje 30 litra/sekondë dhe uji ka temperaturë $30^0$C. Uji i këtij burimi është i pijshëm dhe ka efekte kurative për sëmundjet e aparatit tretës. *Burimi 7* ndodhet 7 m nën urë, në nivel të ujit të lumit dhe 2-3 m larg tij. Ka prurje 30-40 litra/sekondë dhe uji ka temperaturë $30^0$C. *Burimi 8*, që është burimi më i madh, ndodhet 20-25 m nën urë, 1-1.5 m mbi nivelin e ujit të lumit dhe 8-10 m larg tij. Ka prurje mbi 40 litra/sekondë dhe uji ka temperaturë $30^0$C. Uji i këtij burimi ka efekte kurative shumë të mira për sëmundjet e lëkurës.

Burimet kanë ujë të tipit kloro-natrium-kalcium. Burimet që ndodhen në anën e djathtë të lumit kanë temperaturë më të ulët, 23-$26^0$C dhe mineralizim 1.3 g/l ndërsa ata që burojnë në shpatin e majtë të lumit kanë temperaturë më të lartë, $30^0$C, mineralizim 1.65 g/l dhe nuk kanë gaz sulfidrik. Mesatarisht, ujërat e Bënjës kanë TDS 1.568 g/l, dhe nuk përmbajnë ose përmbajnë shumë pak $H_2S$ (burimi Nr. 5 përmban 0.0042 g/l), CO2 të lirë (0.0384 g/l) dhe $H_2SiO_3$ (0.0163 g/l). Burimi 8 ka gazra të tretur 33.87 mg/l, të cilin e përbëjnë $CO_2$ 57.37%, azoti 34.01% dhe hidrokarbure 8.62%.

Dhjetra e dhjetra qytetarë frekuentojnë këto burime gjatë verës për të bërë banjo në këto ujëra të ngrohta, për të soditur natyrën dhe për të ripërtërirë

organizmin. Përmeti dhe Bënja mund të bëhen qendra turistike të rëndësishme gjithë vjetore, nëse do të rregullohen shtëpitë e Bënjës për të pritur vizitorët, do të pyllëzohet vendi dhe do të sistemohen burimet, si edhe mjedisi përreth, duke ruajtur të virgjër natyrën dhe shmangur betonin.

***Burimi i avullit në Postenan, Leskovik***

Në vazhdimin jugor të strukturës gjeologjike të Bënjës, ndodhet struktura e malit të Postenanit, në veri të Leskovikut. Në jug të fshatit Postenan shfaqet burim avulli. Edhe ky burim shfrytëzohet nga banorët vendas, për të bërë banja dhe për të mjekuar sëmundje të ndryshme. Edit'h Durham, në librin "The Burden of the Balkans", botuar në vitin 1905, shkruan: "Përgjatë një shkëmbi, jo larg nga fshati, gjendet një burim sulfidrik, …. .Burimi vlerësohet shumë për mjekime të reomatizmit…". Avulli grifon nga një çarje tektonike. Ajri dhe avulli në këtë të çarë si shpellë e vogël ka temperaturë 47-54$^0$C, në varësi të vendit ku matet. Aty, avulli kondenson në bulëza uji. Analizat e ujit mungojnë. Inxhinieri gazetar Ilir Mati, kur e vizitoj këtë burim tha "këtu kanë bërë sauna Perënditë".

***Burimi i Sarandaporos***

Ujit termal buron në shpatin verior të lumit Sarandaporo, në grykën e Vromonerit, në jug të Leskovikut, në kufirin shqiptaro-grek. Uji termal buron nëpër një tektonikë shkëputëse dhe çarjet e gëlqerorëve, që zhvishen në sipërfaqen e tokës. Uji ka temperaturë 27.6$^0$C dhe është me mineralizim të ulët, si ai i Bënjës. Ky ujë mineral është i pijshëm dhe ka efekte kurative. Aty po ndërtohet një qendër kurative. Në vazhdim të këtij brezi, në Kavasila të Greqisë, uji termal buron në shpatin e majtë të lumit Sarandaporo.

***Bredhi i Hotovës***

Në perëndim të Frashërit gjendet Parku Kombëtar "Bredhit të Hotovës" me një sipërfaqe rreth 12,0 km$^2$, i rrallë për nga bukuria. Ky park shtrihet nga 950 m mbi nivelin e detit deri në lartësinë 1.572m në Majën e Taborit, duke patur lartësi mesatre prej 1.260m mbi ninelin e detit dhe ka një shtrirje Veri-Perendim dhe Lindje. Ai është një pyll madhështor me bredh dhe lloje te ndryshme lisi si qarri, bunga, bungebuta etj. Bredhi formon pyje të thjeshtë, por edhe të përzier kryesisht me dushqe. Ai përbën jo vetëm llojin kryesor, pasi mbulon rreth 57 % të sipërfaqes, por zë edhe peshën kryesore të volumit, me rreth 76 % të atij total. Dushqet kanë përhapje më të madhe në pjesën e poshtme të Parkut, ku formojnë massive kryesisht të thjeshta. Në pjesën e mesme dushqet janë të përzierë me bredhin.

Parku Kombëtar "Bredhi i Hotoves" është një perlë e vërtetë natyrore jo vetëm për rajonin e Përmetit dhe veçanërisht për krahinën e Dangëllisë, por edhe për

të gjithë Shqipërinë. Për të shijuar këtë bukuri përrallore duhet të udhëtosh rreth 27 km nga qyteti i Përmetit dhe nëpërmjet rrugës automobilistike Përmet – Kosinë - Frashër, që të arrish së pari në Bredhin e Hotovës dhe më pas në Frashër. Kjo rrugë kalon përgjatë luginës së lumit të Lemnicës dhe nëpër disa serpentina të njëpasnjëshme e me shpate të veshura plotësisht me gjelberim, ku mbizotëron sidomos mareja, që gradueliahst me ngjitjen në lartësi fillojnë edhe lloje të tjera si dushqet, shkoza, e më pas në qafën e Shën Mërtirit fillon "Bredhi i Hotovës".

Bredhi i Hotovës vazhdon me Bredhin e Kokojkës së Frashërit, një grumbull pyjor me Bredh të Maqedonisë (Abies Borissi Regia.), me karskteristika dendrometrike diameter 30-40 cm dhe lartësi 28-23m, i cili është një grumbull në gjendje vegjtative mjaft të mirë dhe me një pamje shumë tërheqëse. Gjendet mbi fshatin Frashër.

Gështenja e Teqesë së Frashërit është një dru i vjetër rreth 300 vjeçar, rreth 20 m i lartë dhe me diameter rreth 90 cm. Ai ndodhet në afërsi të Teqesë se Frashërit.

***Shpellat karstike.***

Në masivët gëlqerorë të strukturave gjeologjike është zhvilluar edhe dukuria karstike, e gërryerjes fiziko-kimike të shkëmbinjve. Nga kjo veprimtari janë formuar zgavra që shtrihen në thellësi, kurse në sipërfaqen e tokës është krijuar relievi me kanale, brazda, gropa e dhëmbëzime në sipërfaqen e tokës. Tipike janë shpellat në Bënjë, të cilat shërbyen si vendbanime parahistorike, etj.

***Guri i Përmetit***

Në Përmet, buzë Vjosës ndodhet gjeomonumenti që quhet "Guri i Përmetit", i cili është një bllok i madh gëlqerorësh, i shkëputur nga stuktura e Malit të Dhëmbelit dhe për gravitacion është rrokullisur poshtë gjatë depozitimit. të shkëmbinjve flishorë të moshës oligocenike. Errozioni në shpatin e majtë të luginës së Vjosës e ka zhveshur në pamjen që vrojtohet sot. Guri ka formë pothuajse cilindrike, me diametër 30-40 m dhe po aq i lartë. Pjesa e sipërme është e rrafshtë dhe, siç shkruan Stilian Adhami (2001), mbi të ndodhen gjurmët e gërmadhave të mureve rrethuese të një kalaje mesjetare të vogël dhe të dy mjediseve, njëra prej të cilave mendohet se ka qenë tempull dhe tjetra kullë vrojtimi, gjenden edhe gjurmët e një stere për grumbullimin e ujit. Në rrëzë të gurit ka dhe një burim. Sipas gojëdhënave, për të mos rënë të gjallë në duart e turqve, nga guri u hodhën Premti dhe Aleksandra, e bija e tij (Lole Dh. 2000).

***Burimet në grykën e Këlcyrës.***

Ujërat burojnë nga masivi karstik i vargmaleve Dhëmbel-Trebeshinë. Këto burime ndodhen kryesisht në rrëzë të maleve, në shpatet e shtratit të lumit Vjosa pranë Këlcyrës, përgjatë një brezi prej rreth 3 km. Në këtë zonë, dalin me dhjetra burime të fuqishme ujërash nëntokësore. Burimi më i plotujshëm prej tyre është "Uji i Zi" i Këlcyrës, që ka një prurje mesatare rreth 7-9 $m^3/s$.

Me fjalë dhe shkrime është vështirë të paraqitësh bukuritë e krahinës së Përmetit, Dangellisë dhe Frashërit, të tregosh për monumentet e natyrës së tyre. Vetëm një vizitë, një udhëtim nëpër këtë krahinë, të takoni përmetarët dhe do ta mbani mend për gjithënjë, do të dëshironi të riktheheni atje.

## Monumentet historike dhe kulturore në Frashër

Tre monumente historike ruhen në Frashër: Shtëpia Muze e Vëllezërve Frashëri, Teqeja Bektashiane dhe Lapidari i Çlirimit të Frashërit më 11 tetor 1942. Afër Frashërit ka edhe një shpellë prehistorike.

Mali Kokojka, pseudonimi i Mit'hat Frashërit, në librin e tij "Naim Be Frashëri", të botuar në vitin 1901 nga Kristo Luarasi në Shtypshkronjën "Mbrodhësia", Sofie, Bullgari, shkruan në faqen 4: "Duke hyrë në Frashër nga udh' e Kokojkës, m'anë të mëngjër, nën xhami të Sulejman-bellinjnjet, në fund të një luadhi duketë një pirg gurësh e një tufë drurësh që rrëfejnë qënien e një shtëpie në atë vend, rrëzuarë 20 vjet më parë. Të kishim fuqinë të shihnim në kohë të shkuar, dyzet' e ca vjet mëparë, do të shihnim në këtë shtëpi një djalë nja shtat a tetë vjeç, i hollë, i gjatë, me sy të zes të çkëlqyer, i zeshkët; që rrinte mbi nujë kule dhe me një fill fshese, në vend të kalemit, me pluhur kongjilli të trazuar me ujë, në vend të mellanit, gjeç shkruante mi kartë cingari....... Ky djalë i vogël fëmi, ish ay që më pastaj, do na xbukuronte e do na ngjallte gjuhënë tënë me vjersha t'ëmbla e të shpirtshime dhe do të fitonte dashurinë e të gjithë neve e ta quajmë vjershëtori Naim Bej Frashëri".

Për ta përjetësuar veprën madhore të Rilindasve frashërllinj dhe për ta kthyer Frashërin në një vend historik peligrinazhi dhe studimesh me karakter kombëtar, u ndërtua **Shtëpia Muze e Vëllezërve Frashër**i, e cila u inagurua në 16 qershor të vitit 1974. Përshëndeti Thoma Deljana, Ministri i Arsimit, Aleks Buda, kryetari i Akademisë së Shkencave mbajti fjalën e ratit dhe Kastriot Bezati foli për Muzeun dhe bëri shpjegimet në të gjitha sallat e dhomat e tij.

Muzeu ndodhet në pjesën e sipërme të fshatit, nga ku zotërohet një panoramë e gjerë e krahinës. Muzeumi ka nëntë dhoma: për Dangëllinë para shekullit të XIX-të, mjedisin familiar të vëllezërve Frashëri, për etnografinë e Dangëllisë, mjediset e guzhinës së frashërllinjve, dhomat e veprimtarisë së Abdyl, Naim dhe Sami Frashërit, dhomat e jehonës, e vazhdimit dhe e vlerësimit të veprës

së vëllezërve Frashëri (Bezati K. 1978). Muzeu u organizua sipas platformës së përgatitur nga Kastiot Bezati dhe firmosur edhe nga Kleanthi Dede dhe historiani Stilian Adhami. Krahas bërjes së projektit, edhe realizimi i tij është ndjekur nga historiani Kastriot Bezati, i cili me shumë pasion dhe dije paraqet muzeun përpara vizitorëve gjatë veprimtarive shoqërore-historike që zhvillohen në këtë muze. Projekti i godinës u bë nga inxhinieri Xhovalin Kroqi dhe arqitekt i sallave ishte inxhinieri Robert Ballauri. Në baçen përpara shtëpisë ndodhen tre bustet e vëllezërve Frashëri në sfondin e malit Kokoja, të bërë nga skulptori i Odhise Paskali, që i japin një pamje madhështore këtij muzeu. Për vendosjen e tyre ai i kishte thënë Kastriot Bezatit: "Dëshira ime është që tre vëllezërit, Abdyli, Naimi dhe Samiu të jenë pranë e në krah të njëri tjetrit, ashtu si kanë qënë në jetë dhe si punuan për Shqipërinë. Më pëlqen që të tre vëllezërit të kenë vështrimin nga fshati, nga Frashëri, që i lindi dhe u dha dashurinë për Shqipërinë. Dua që shpatullat e Vëllezaërve Frashëri t'i mbrojë Kokojka, mali ateat i vetëm i shqiptarëve në luftën për liri" (Bezati K. 2011).

Agronomi i mirënjohur Sherif Frashëri më ka thënë se Muzeu është ndërtuar mbi themelet e shtëpisë së rrëzuar të Ali Velibelliut, babait të tij. Dhe shtoi: "Jam i gëzuar që mbi themelet e shtëpisë sonë në Frashër u ngrit Muzeu i Abdylit, Naimit dhe Samiut.

**Teqeja bektashiane** ndodhet në pjesën me të sipërme të fshatit. Në një mbishkrim persisht, që ndodhej në anën e majtë pranë portës së përparme në murin rrethues në teqesë, tregohet se mirëbërësi i saj ka qenë Sulejman beu, që kishte ndërtuar fazën e parë të kësaj faltore në vitin 1781 (Dashi S., 2006). Ajo është ndërtuar në Malin e Zi, që ka qenë pronë e Selenicarëve, të cilët ia dhuruan teqesë. Në fazën e dytë, ishte Baba Tahir Skënderasi që zgjeroi teqenë me një ndërtesë tjetër dhe me konakë banimi, duke e rritur shumë këtë kompleks social-fetar (Dashi S. 2006). Tahir Skënderasi e zgjeroi teqenë në vitin 1815 (Lole Dh., 2000). Me vdekjen e Baba Tahir Skënderasi- Nasibiu (v. 1935), vendin e tij e zuri i nipi, Baba Jusuf Skënderasi (v. 1835-?) dhe pas tij baba Hyseni (?-1946), Baba Alush Kasollari (Frashëri) (1846-1902), Baba Abedin Ibro (1903-1913), Baba Sheme Skënderaj (1913-1929), Baba Mustafa Qiriazi (1930-1933), Baba Murati (1934-1941), Baba Abaz Hilmi Elezi (1942-1945), Baba Mehmet Selim Zyka (1945-1949), Baba Selim Kalivaçi (1958 ?), kujdestar Përparim Skënderi (1995), Dervish Xhemal Shkëmbi (2000-2003) dhe Baba Hekuran Nikollari (2007 e në vazhdim).

Teqeja e Frashërit nuk ishte vetëm një institucion fetar bektashian, por ishte edhe një qendër e rëndësishme e patriotizmit, e shqiptarisë dhe e rilindjes kombëtare për të gjithë Shqipërinë e jugut. Baba Alushi ishte në krye të Teqesë së Frashërit në ato vite të stuhishme. Atje, në mesin e muajit korrik të vitit 1878, u zhvillua mbledhja me përfaqësuesit nga të gjitha krahinat e Shqipërisë Jugore, në përgjigje të vendimeve të Lidhjes së Prizrenit (Buda A. etj. 1965,

Bezati K. 2011, 2012). Kjo mbledhje në Teqenë e Frashërit, e cila u zhvillua me praninë e myslimanëve e të krishterëve, vendosi që të krijoheshin degët e Lidhjes së Prizrenit edhe në Shqipërinë e Jugut, si edhe të organizoheshin forca ushtarake për të mbrojtur krahinat e Jugut, për të shkuar në ndihmë të Veriut në rast nevoje. Nga e gjithë Dangëllia, Kolonja, Leskoviku, Përmeti, Skrapari, Dëshnica e Korça ishin bashkuar dhe ishin regjistruar 30.000 ushtarë për t'i bërë ballë Greqisë (Selenica T. 1928). Në mbledhje, Abdyl Frashëri paraqiti një program që parashikonte të mos i lëshohej Greqisë asnjë pëllëmbë tokë shqiptare, si edhe të kërkohej autonomi e të gjitha krahinave shqiptare duke formuar një vilajet të vetëm shqiptar në kuadrin e perandorisë, në mënyrë që vilajeti të kishte milicinë e vet, të kishte administratë, shkolla shqipe dhe kuvend të përfaqësuesve (Historia e Shqipërrisë, pjesa e 2-të, f. 138). Këtë program e botoi Sami Frashëri ne gazetën e tij "Terxhuman i Shark" (Interpreti i Lindjes).

Teqesë së Frashërit, kësaj vatre të atdhedashurisë dhe shqiptarizmës, që frymëzoi në shekuj patriotizmin jo vetëm të frashërllinjve Dangëllisë, si edhe dashurinë për shkollim, populli, midis të tjerave i këndoi:

*"Brez pas brezi na mëkoi*
*na dha dritë perëndie*
*u bë vatër patriotike*
*dhe çiban i osmanllinjve"*

Edhe sot, Teqeja e Frashërit është një ndër institucionet e sekteve fetare të vetme në vendin tonë ku valvitet Flamuri Shqiptar krahas atij të bektashizmit.

# ALBUMI FOTOGRAFIK

# FRASHERI NE DANGELLI




Fig. 1. Frashëri ndodhet midis maleve në jug-lindje të Shqipërisë




Fig. 2. Harta gjeografike e trevave midis Përmetit-Frashëit-Panaritit-Grëmshit të Tomorricës dhe Vokopolës.




Fig. 3. Harta e kohës prehistorike, fiset ilire




Fig. 4. Harta e kufinjve të sangjakut Shqipërisë më 1437 (Historia e Shqipërisë, v.I, 1959).




Fig. 5. Harta e kufinjve të sangjakut të  të Shqipërisë në fillim të shekullit XVII-të (Historia e Shqipërisë, v.I, 1959).




Fig. 6. Imazh satelitor i trevave të Dangëllisë, Kraparit e Tomorricës, Panaritit dhe Vokopolës.




Fig. 7. Harta gjeografike e krahinës së Dangëllisë




Imazh satelitor i Luginënës së sipërme të Vjosës, në sfond duket Gryla e Këlcyrës



Lugina e Vjosës dhe Mali i Nemërçkës, foto ajrore






Gryka e Këlcyrës nëpër të cilën rrjedh lumi Vjosa




Gryka e Mezhgoranit, foto nga ajri,




Lapidari i Asim Zenelit në grykën e Mezhgoranit,]



Lugina e Vjosës në Mezhgora





Foto 3. Kalaja e Këlcyrës si roje e grykës Këlcyrës dhe sarajet e fisit të Ali Këlcyrës



Lugina e Vjosës me fushëzat e punuara mirë nga përmetarët



Dhëmbeli shapkëbardhë



Melesini maja-maja



Përmeti, qyteti i luleve





Përmeti, qyteti i luleve



Lapidari i Brigadës së VI-të Sulmuese



Laipari për nder të Kongresit të Përmetit




Harta topografike e zonës së Frashërit (v. 1959)







Pamje satelitore e zonës së Frashërit



Gërxhet që ngrihen lart kur ngjitesh për në Frashër



Kanioni iKamnckës afër Borockës, rrugës kur ngjitesh për në Frashër








Pamje nga formacioni flishor me emërtimin "Flishi Frashëri", mikro-rrudhat e shtresave dhe përrenjtë e gërryer në të



Frashër, 2003



Pamje nga ana lindore e Frashërit, , Maja e Qelqëzës më e larta. Në kreshtë të malit shtrihet shkëmbi Golikut








Pamje nga ana lindore e Frashërit, , Maja e Qelqëzës më e larta. Në shpat të malit shtrihet shkëmbi Golikut.



Kokojka e Frashërit, në plan të parë shtëpia muze e Vëllezërve Frashëri (pamje anësore





Pamje nga ana lindore e Frashërit, Maja e Qelqëzës më e larta



Dy godina të teqesë së Frashërit





Pamje nga qendra e sotme e Frashërit, në sfond maja e Q elqëzës




Lagjet e Frashërit, sipas hartës së ndërtuar nga Kastiot Bezati

(Muzeu i Vëllezërve Frashëri)



Frashëri në vitin 1906, lagja e Panollarëve etj., në rrëzë të Golikut
(Muzeu i Vëllezërve Frashëri)



Anastas Totoni në gërmadhat e shtëpisë së tyrë, v. 1938,
ne sfond Kisha e Shën Nikollës (Foto e T. Frashërit)



Shtëpia e Jaup Velibelliut (Foto e Neki Jaup Frashërit)



Shtëpitë e lagjes Skënderasi [4]



Lëmi pranë shtëpis së Qyrasve
(foto, v: 2007)




Qendra e Frashërit; në të djathtë të rrugës ndodhet Shtëpia Muze e Vëllezërve Frashëri
(Foto: Facebook.com/FrashërPermetAlbania

Frashër, Shtëpia muze
e vëllezëve Frashëri.
Në sfond shkëmbi Golikut
dhe maja e Qelqëzës





Shtëpia Muze e Vëllezërve
Frashëri. Frashëri në dimër [1]






Shkolla e mesme bujqësore
e Frashërit, sot e mbyllur se nuk
ka nxënës. Aty ndodhen
Zyrat e Komunës
[Facebook/FrashërPërmet]



Gjeomonumenti Guri i Qytetit në Përmet



Ura e Katiut në Lumin Lëngrica
Pas saj sipas rrjedhes së lumitn në shpatin e majtë të lumit duket burim i ujërave termale, uji i të cilit ndihmon për kurimin e sëmindjeve të ndryshme reomatizmale



Kanion i Lëngaricës



Pellg natyror i ujjit termal ku bëhet bëhet banjë



Fshati I bukur i Bënjës



Fshati Bënjë, i njohur qysh nga kohët e Perandorisë Romake, pranë të cilit ndodhen burimet e ujërave termale, tek Ura e Katiut në Lumin e Lëngaricës, ku bëhet banjë, të cilat i dhanë emërin fshatit





Foto e Kishës dhe fshati i Bënjës, ku mundtë ngrihet një qendër modern gjeotermale në shtëpitë e ristrukturuara të këtij fshati piktoresk [3].



Terracat në të dy
shpatet e Lumit Vjosa



Burimi “Uji i Zi”, Këlcyrë



Burimi i avullit
Në maalin e  Postenanit

**MONUMENTE HISTORIKE NË FRASHËR SHTËPIA MUZE E VËLLEZËRVE FRASHËRI**










Shtëpia Muze e Vëllezërve Frashëri dhe bustet e Abdyl, Naim dhe sami Frashëri
Të skulptorit përmetar Odhise Paskali,cili i tha historianit Kastriot Bezati "Le të kenë kurriz Kokojkën mbrojtje"

JEMI SHQIPTARE DHE JO TURQ E KAURE.
- FETE I PERÇAJNE KOMBET.
- SHQIPTARET TE GJITHE DUHET TE DUAN NJERI TJETRIN, T[illegible] VLLAZERINE NE MEST.
- SHQIPERIA ESHTE NJE DHE E PANDARE.
- DUHET TE JEMI TE BASHKUAR. BASHKIMI DUHET TE FUTET NE GJAKUN E SEJCILIT.
- S'KA NE JETE ME I LIK NJERI SE TRADHETARI I KOMBIT DHE I MEMEDHEUT.
- M'I DASHUR SE KOMBI, M'I DHEMSHURE SE MEMEDHEU, M'E EMBEL SE GJUHA E TIJ S'KA GJE TJETER PER NJERIUN.
- NJE NJERI SADO TE MIRA TE KETE PER VETEN E TIJ S'MUND TE JETE FATBARDHE, PO TE KETE KOMBIN DHE MEMEDHENE E VET FATZI.
- TE HIQET TURQIA DHE TE VIJE NJE SUNDUES TJETER, ESHTE SIKUR NJE SHTAZE TE NDEROJE SAMARIN DHE JO LIRINE.

Porositë e Samiut




Familja e Vëllezërve Frashëri, [4]

**SJELLJA E ESHTRAVE TË HEROIT TË POLULLIT ABLYL FRASHËRI NË VENDLINDJEN E TIJ, NË FRASHËR, 1978**



Emin Ereri, nipi i Sami Frashërit, Kastriot Bezati përcollën eshtrat e Abdyl Frashërit në Shtëpinë Muze të Vëllezërve Frashëri (nga e majta në të djahtë), Frashër, 20 mars,1978,



Duke nderuar eshtrat e Abdyl Frashërt të vendosura në shtëpinë ku lindi në Frashër, Kastriot Bezati,. Emin Ereri, nipi i Sami Frashërit, Xhorxhi Robo, anëtar i delegacionit shqiptar që solli eshtrat nga Stambolli, Leka Shkurti, Duro Kopo (nga e djahta në të majtë), Frashër, 20 mars, 1978, [Fotot nga arshiva e K. Bezati].

**NGA VIZITAT NË SHTËPINË MUZE TË VËLLEZËRVE FRASHËRI**



Ambasadori Sh.B.A. John Withers vizitoi Shtëpinë Muze të Vëllezërve Frashëri, më 16 prill 2010. i shoqëruar nga historiani Kastriot Bezati,
Kryetar i Shoqatës Kulturore Atdhetare "Përmeti"



Frashërllinjtë Neritan Ceka dhe Genc Pollo, Kryetari I Komunës Frashëri Tomor Kotorri duke dëgjuar shpjegimet e historianit Kastiot Bezati gjatë vizitës në Muze (2009),



Ambasadori U.S.A. John Withers i shoqëruar nga Tomor Kotorri, Kryetar i Komunës Frashër, gjatë vizitës në Shtëpinë Muze të Vëllezërve Frashëri (16 prill 2010) [Foto dhuruar nga K. Bezati]



Maketi i Frashërit në Shtëpinë Muze Vëllezërit Frashëri



Kryegjyshi Botëror I Bektashinjve Baba Reshat Bardhi duke  duke dëgjuar shjegimet e historianit Kastriot  Bezati.




Prof. Andonaq Londo dhe Prof. Angjelin Shtjefni para stendës së Naim Frashërit, ku lexohet **Porosia e Naimit,** (2011



Poeti Xhevahir Spahiu kuvendosn me pjesëmarrës në Kuvend në dhomën e Naimit, [2004]



Marika Frashëri, Donika Këllezi, Alfred Frashëri dhe Kastriot Bezati në dhomën e Naimit, [2011]

**TEQEJA BEKTASHIANE PATRIOTIKE E FRASHËRIT,**

i vetmi institucion i ndonjë sekti fetar shqiptar ku valvitet flamuri i shqipërisë, selia e Degës së Lidhjes Shqiptare të Prizrenit për Shqipërinë e Jugut dhe ku u mblodhën dy kuvendet, në maj 1878 dhe qershor 1880, të drejtuar nga Abdyl Frashëri dhe Baba Alushi











Godinat ku u zhvilluan Kuvendet e Frashërit në vitin 1878,





Tyrbja-Mekami (Mauzoleumi) i Tahir Skënderasit,
Babai i parë i Teqesë. ( - 1835)






Lapidari i Çlirimit të Frashërit, 11 tetor 1942

**Referencat e fotografive:**

[1] Romeo Gegushi (postim në Facebook)
[2] [www.Panoramio-Photo by Anesti Jançe, GOOGLE,
[3] [www. Llambi Gele, Foto, GOOGLE, 2011, 25.5.2011]
[4] Sipas Kristo Frashëri, 1978
[5] [www.flickr.com/photos/ardiphoto/312289918, 25.5.2011]

# PEMË GJENEALOGJIKE TË DISA FAMILJEVE FRASHËRILLINJ

***E kemi për nder që jemi një gur i Frashërit***

Nga Frashëri kanë dalë shumë familje të mëdha. Emërtimin ”Familje të mëdha” e kam përdorur për familjet që kanë nxjerrë breza njerëzish të shquar në vite dhe jo në kuptimin e familjeve të pasura. Ka nga ato që kanë prejardhur nga fisi i Ajazit. Sami Frashëri, siç e kemi përmëndur më lart, në veprën e tij “Kamus ul-álam”, vëll. 5, 3352-3353), tregon se në vitet 1656-1660, erdhi në Frashër *“...një person i quajtur Ajaz bej, fisi i të cilit sot ka 40-50 shtëpi. Që prej asaj kohe u vunë në shërbim të shtetit. Prej tyre dolën shumë persona që arritën gradën e vezirit, të bejlerbeut dhe të mirmiranit*”. Në radhën e familjeve të mëdha bëjnë pjesë edhe familje të tjera frashërllinjsh që, siç thuhet në popull janë nga “tym tjetër” jo i Ajazit, të cilat kanë nderuar Frashërin dhe vehten e tyre nga fisi Dhamellarët, Panollarët,Pollot, Skënderaj, Tashkot, Totonët (fisi nga ka dalë akademiku Kristo Frashëri), Zallarët, etj,. Mid’hat Frashëri (Mali Kokojka), në librin e tij “Naim bej Frashëri” tregon edhe se *“...Kur erdhi Ajazi në Frashër, atje gjeti fëmijë parsije: Aliçkaj, Cërasit, Bregasit dhe Bakasit*”.

Për familjet e mëdha orthodokse Thomas Frashëri ka shkruar në librin e tij “*Degë fillestare të frashërllinjve dhe origjinat e tyre të krishtera*", autor Thomas Frashëri, Paris 2014, si dhe në Wikipedia (http://sq.wikipedia.org/wiki/Familja_Frashëri).

Për disa familje të trungut të Ajazit, për të cilat kam mundur të mbledh të dhëna nga literatura e botuar dhe intervistat e shumta, po paraqes edhe pemët gjenealogjike të tyre. Për të shkrojtur për këto familje jam ndihmuar dhe konsultuar me shumë frashërllinj, kam shfrytëzuar literaturën e botuar, si edhe pemë gjenealogjike të disa familjeve. Për fisin e Dakollarëve, nga kanë dalë tre vëllezërti Frashëri kam shfrytëzuar edhe pemën e bërë nga i madhi Sami, të plotësuar nga Prof. Xhemil Frashëri dhe nipi i tij Edmond Frashëri, përveç botimeve të vetë vëllezërve Frashëri, të Mit’hat Frashërit, të akademik Kristo Frashërit, të pemës së historianit të Kastriot Bezati të dhe vendour në Muzeun e Vëllezërve Frashëri në Frashër, të pemës sipas Emin Erer, nip i Sami Frashërit (AQSH, Fondi S. Frashëri, Nr. 51, Dosja 11, kutia 2 dhe dokumenti 10) dhe pemës gjenealogjike të dhënë nga Ali Sami Yen në librin e tij ”Bir numarali Galatasarayili ", Galatassaray Üniversitesi Kültür, Istanbul, 2011. Lidhjet familjare të Vëllezërve Frashëri e jep në nje studim të

detajuar historiani Kastriot Bezati, botuar në Gazetën Përmeti, Nr. 103, gusht 2012.

Për fisin e Sulejmanbellinjve, Velibellinjve, Laçenjve, Vilakëve e Çokllarëve më kanë ndihmuar Safo Frashëri, e motra e artistit të madh Naim Frashëri, Virxhinesha Starova, stërmbesa e Mehdi Frashërit, Dijon Frashëri, Sherif e Naferit Frashëri, Floran Vila, Piro Vila, Fuat Frashëri dhe motrat e tij Qerimea dhe Bulja, Pranvera Frashëri, si edhe Helveti Frashëri (Qafleshi) gruaja e Agron Frashërit dhe Atlant Frashëri djali i tij, Muharem Frashëri, Albert Frashëri, Fatmir Frashëri. Mirjam Bubani (Frashëri) dhe Orhan Jegeni, nipërit e Mehmet Frashërit, vëllait të vogël të Abdylit, Naimit dhe Samiut, Orhan Frashëri, Rifat Frashëri, nipi i biologut te shquar Rifat Frashëri, Mirgjin Frashëri, Dash Frashëri, Eneida Frashëri, Anxhela Frashëri, Sotiraq Thoma Frashëri, Sabri Skënderi, njohës i apasionuar i historive që më ka njohur me fisin e Skënderajve, veçanërisht me veprimtarinë patriotike të baballarëve të teqesë, për frashërllinj të tjerë të dëgjuar si edhe histori të ndryshme. Një vend të veçantë zë paragrafi mbi familjen e Aliçkajve (Çokllarve) të Frashërit, I cili është shkruar nga Agron Frashëri, sipas të dhënave gojore të Zymbyle Nazarit, të cilin na e dërgoi Atlant Frashëri, djali I Agron Frashërit. Të gjithëve u shpreh falenderimet më të mira dhe të përzëmërta, duke u qenë mirënjohës për këtë ndihmë.
Me gjithë përpjekjet e mia nuk ka qenë e mundur të plotësohet një pemë gjenealogjike e këtyre familjeve që nga Ajaz beu (shekulli i XVII) e deri tek stërgjyshërit tanë dy shekuj e gjysëm më von. Kjo do të kërkonte një punë të madhe me dokumentat në gjuhën osmanishte në arshivat e Turqisë.

Megjithëkëtë, le të jetë ky kapitull një nismë që duhet plotësuar në të ardhmen.

## PEMA GJENEALOGJIKE E TRUNGUT TË ALIÇKAVE – ÇOKLLARËVE

*Paragrafi mbi familjen e Aliçkajve (Çokllarve) të Frashërit është shkrojtur nga Agron Frashëri, mbledhur nga të dhënat gojore të Zymbyle Nazarit, e bija e Ali Çokut, vdekur në Tiranë rreth (1965-1967), në moshën mbi 90 vjeçare.*

Një nga të parët e Aliçkasve për të cilin dihet diçka është Hasan Aliçka, i cili duhet të ketë jetuar rreth dhjetëvjeçarëve të fund shekullit të 18 në Frashër. Thuhet se ay ishte pasardhës i një familje të madhe me shumë djem, vendas në Frashër për shumë vjet përpara. Ka qenë shumë trim dhe me djemtë e tij dhe farefisin shpesh herë ngrinte krye kundër autoriteteve osmane pushtuese sepse, siç thuhet, nuk pranonte të dërgonte djemtë në ushtri dhe nuk paguante taksa. Në Kazanë e Frashërit ishte i njohur dhe me autoritet të madh sa që populli thonte: «*Ku pyet Hasan Aliçka për alldupin*!» ose «qyqe *moj qyqe, si këndon e s'ke frikë nga Hasan Aliçka*». Për qëndresën dhe zullumet që bënte kundër Turqisë u dënua me vdekje dhe z. Nazari përmend edhe një ferman të Sulltanit të lëshuar për dënimin e tij.

Nuk mban mend cilët ishin fëmijet e tij, si quheshin dhe kur ka jetuar. Di vetem se **Hasan Aliçka** kishte tre nipër (djemtë e fëmijeve të tij) që ishin:

1) **Tahir Çoku**
2) ? (nuk e mban mend emrin)
3) ? (nuk e mban mend emrin)

Tahir Çoku, martuar me Havanë, të bijën e Ajaz beut, kishte pesë vajza të cilat i martoi:

1) Çaken me Ibrahim Laçin (Frashëri)
2) ? e martoi në familjen e Malukajve (Kolonjë)
3) ? e martoi në familjen e Jerollavëve (Leskovik)
4) ? (nuk e mban mend)
5) ? (nuk e mban mend)

Vëllezërve të Tahir Çokut nuk u mban mend emrat. Ata kanë lënë këta fëmijë:

1) La një djalë, Shaban Çoku dhe një vajzë
2) La tre djem: Ismail, Fejzo, Mehmet.

Nga fëmijet e vëllait të parë Shaban Çoku la vetëm një djalë, Ymer Çoku, kurse ky la katër djem: Xhafer Çoku, Fazlli Çoku, Qazim Çoku, Qemal Çoku. Nga fundi i shekullit të kaluar ose në fillim të shekullit 20, fëmijët e Ymer Çokut morën mbiemrin Frashëri kurse vetë Ymeri mbajti mbiemrin e tij Çoku derisa vdiq në moshën 107 vjeçare në vitin 1942.

E motra e Shaban Çokut la nje vajzë, Xhaçkën, e cila la gjithashtu një vajzë, Himçon, e martuar në Zaloshnjë në familjen e Mahmut Zaloshnjës.

Vëllai i dytë **Ismaili** la tre djem: Ali Çoku, Qamil Çoku, Myrteza Çoku. Nga këta:

a) **Ali Çoku** la një djalë-Kasem Çoku (Frashëri) dhe një vajzë Zymbyle Nazarin (Çoku).

b) Fejzoja la një djalë-Hysen Çoku
c) Mehmeti nuk la fëmijë.

Nga djemtë e Ymer Çokut **Qazim Frashëri**, martuar me Ifakat Frashërin (Laçi) e bija e Ibrahim Laçit (Frashëri), la dy djem dhe një vajzë:

a) **Agron Frashëri**, la dy vajzat e para Ajkuna Xhokaxhi (Frashëri) martuar me Kristofor Xhokaxhinë që ka dy djem Leonard dhe Klit. E dyta, Lindita Frashëri (e pamartuar). Këto vajza kanë lindur nga një martesë e parë me Milka Selenicën. Nga një martesë e dytë me Helveti Qafleshi (e bija e Abdylla Qafleshi dhe Kija Qafleshi) kanë lindur një djalë, Atlant Frashëri dhe një vajzë Klejta Frashëri.

b) **Zhuljeta Kazanxhi** (Frashëri) martuar me Ernest Kazanxhi-kanë dy fëmijë: një vajzë Eni Bregun (Kazanxhi) martuar me Nestor Bregun dhe kanë dy femijë Julian dhe Bleri Bregun. Ka dhe një djalë Dritan Kazanxhi.

c) **Hektor Frashëri** martuar me Violeta Frashërin (Leka) e bija e Isan Lekës nga Novosela e Kolonjës. Kanë një djalë Alban Frashëri dhe një vajzë Alketa Frashëri (të pamartuar).

Vëllezërit e Qazim Frashërit, **Fazlliu** dhe **Xhaferri** nuk kanë lenë fëmije – të pamartuar. Vëllai i vogël Qemal Frashëri (Çoku) ka emigruar në SH.B.A. qysh në vitin 1912 dhe nuk është kthyer asnjëherë. Nuk dihet gjë për të. Thuhet se ka vdekur në vitet 1968-69 dhe se ka lënë dy djem (?).

Njëra vajzë e **Tahir Çokut** u martua me **Sulejman MALUKA**, nga Kolonja. Për fisin e Sulejman Maluka dhe degën e Feridun Beli në këtë paragraph është shtuar edhe shkrimi i Ikbal Belit:

I. **Sulejmani** kishte djale Abedinin

II. Abedini, martuar me Zejnepe Hado, kishin dy vajza, Zyhra dhe Fatime
III.1. Zyhraja martuar me Hysen NIKOLICËN
III.2. Fatimeja martuar me Feridun BELI, kishin katër vajza, Mirjam, Zejnep, Ikbali (piktore), Tamara.

Babai i Sulejman Malukës kishte edhe dy djem të tjerë **Ismail** dhe **Sefer** dhe një vajzë Hatixhe. Hatixhe ish martuar me Riza YPI (gjyshin e Demir ALIZOTIT nga nëna), i cili kishte djemtë Zenel, Shahin dhe një vajzë, e martuar me babanë e Demir Alizotit:

I. **Zeneli Ypi** kishte djalë Tomorin dhe vajzë Engjëllushen (Xhuken).

II. **Shahin Ypi** ishte maruar me Nysrete Neki Frashëri dhe nuk patën fëmijë.

**Dega e Ferudin Belit**:

I: **Arif BELI** kishte katër djem: Sybiu, Arifi, Ademi dhe Xhaviti.

II.1 **Sybiu,** kish tre djem Arifi, Feriduni, Pellazg, dhe dy vajza Xhevahire dhe Drita.

III.1.1. Arifi
III.1.2. Feriduni, martuar me Fatime Malukën
III.1.3. Pellazgu

**Lidhjet e Aliçkasve me familjen e Ajaz beut**

Ajaz Beu që ishte nga Tomorica, ka marrë pjesë në kryengritjen e viteve të fundit të shekullit të 18. Në këto kryengritje ay është njohur me djemtë e familjes së Aliçkasve që edhe këta ishin pjësëmarrës të kryengritjes. Kur autoritetet turke e dënuan Ajaz Beun me internim, ay u largua nga Tomorica dhe nga tre vende që i propozonin (Koblarën, Lushnjën ose Frashërin) ay zgjodhi Frashërin ku u vendos, sigurisht i shtyrë nga njohja që kishte me Aliçkasit. Njëkohësisht Ajaz beu bëri krushqi me Aliçkasit duke i dhënë për grua vajzen e tij Havanë, një rit prej nipërve të Hasan Aliçkës-Tahir Çokut.

**Si u ndryshua mbiemri nga Aliçka në Çoku**

Siç thuhej në vegjëli nga gjyshi Ismail dhe babai Ali Çoku (tregon Zymbyle Çoku) që jetuan gjatë, familja e Hasan Aliçkës ishte shumë e vjetër dhe e madhe në numur. Djemtë e kësaj familje janë marrë me punë atdhetare dhe kanë luftuar kundër turkut në kryengritjet e Tomoricës. Pas kryengritjes, në Frashër erdhi një pasha turk që të merrej vesh me familjen e Aliçkasve dhe të Ajaz Beut. Ay bëri konak tek familja e Vilakëve. Aliçkasit kërkuan që pashai, meqenëse kishte vajtur të merrej vesh me ta të bënte konak tek Aliçkasit. Pashai refuzoi, atëhere dhe Aliçkasit nuk pranuan të merrnin pjese në takim. Bile nuk pranuan as edhe një nishan (dekoratë) dhe rytbenë e Sulltanit në të cilën kish ngritur Aliçkasit në rradhën e pashallarëve. Kështu që me pashanë u takuan vetëm familjet e Vilakëve, të cilët kishin ndërtuar saraje të mëdha m'atanë lumit, në vendin e quajtur Vilë, nga

muarrën edhe emrin. Mirëpo pashai turk duke parë se pa pjesëmarrjen e Aliçkasve që ishin kryesorët, marrëveshja nuk kishte vlerë, tha: «*po nuk erdhen ata (d.m.th. Aliçkasit) që janë çok (turqisht do të thotë shumë) me kë të bëj unë marrëveshje?*» dhe shtoi «*Çokllarët po nuk erdhën në mbledhje dhe po mbajtën pas tyre edhe familjet e tjera, atehere unë do t'ua gjej sërën dhe do ti degdis në Jemen*». Prej asaj kohe Aliçkasve ju mbeti emri «Çokllarë». Dhe në të vërtetë pas disa vjet, me anën e tradhtisë gjatë një prej ekspeditave të shumta ushtarake kundër Frashërit, turku shtiri në dorë disa djem të Çokllarëve dhe i degdisi në Anadoll, në Jemen dhe në Arabistan nga ku nuk u kthyen.

Rreth kësaj kohe, një degë e Aliçkasve, për tu shpëtuar reprezaljeve, u largua nga Frashëri dhe u vendos ne fshatin Butkë të Kolonjës, ku më vonë muarrën dhe mbiemrin Butka. Kjo ishte një familje e madhe, që qysh herët e deri në kohët tona me patriotin Sali Butka dhe të bijtë Gani e Muharem Butka, kanë qenë atdhetarë e revolucionarë të flaktë.

**Lidhjet e Aliçkasve me familjet e tjera të Frashërit**

Një motër e Hasan Aliçkës ka qenë martuar në familjen e Velibelinjve. Nga kjo martesë lindën dy djem. Njeri nga djemtë u çkëput dhe ndërtoi saraje përtej lumit në Vilë. Ky lindi tetë djem që u quajtën tetë pashallarët e Vilës (ata u bënë pashallarë me rytbe). Aliçkasit kishin miqësi me familjet e tjera si Dumellarët (mbiemër që i mbeti familjes së Ajaz Beut nga djali i tij i dytë (Durmishi) i cili jetoi shumë gjatë-deri në kohën time kur isha shumë e vogël, dhe vdiq i fundit nga fëmijët e Ajaz Beut me cilët bënë krushqi. Po kështu bënin krushqi edhe me Velibellinjtë, me Kapollarët, me Kasollarët, Laçenjtë etj. Me Sulemanbellinjtë kishin marrëdhënie të ftohta. Po kështu Çokllarët mbajtën miqësi dhe lidhen krushqi edhe me familje jashtë Frashërit si me Mytevelinjtë e Korçës (famile kjo që vinte nga Iliaz Mirahori-themelues i Korçës), me familjen e Begzade bej Kostrecit, me Jerollarët e Leskovikut, me Malukajt e Kolonjës, me Zaloshnjës dhe kisha degjuar që një vajzë ishte dhënë në Poloskë të Devollit dhe një tjetër në Bilisht.

Nga ekspeditat e shumta, djegjet, shkatërrimet dhe nga ndjekjet nëpër burgje jashtë e brenda Shqipërisë, Çokllarët humbën pothuaj krejt pasurite që kishin si dhe shtëpitë e kullat e tyre në Frashër. Kështu, që ata u mbështetën vetem në nëpunësitë civile ose ushtarake që kishin. Ymer Çoku tregonte se Tahir Çoku kishte qenë dervan aga i krahinës së Dangëllisë, Dëshnicës, Tomoricës dhe Skraparit, kurse i ati i Ymer Çokut-Shaban Çoku, ishte major i kalorësisë shëtitëse. Ymer Çoku (gjysh i Agron Frashërit) tregonte se si Tahir Çoku, ashtu dhe pasardhësit e tij si Shaban Çoku i ati i tij, si oficer i lartë që ish dhe kontrollonte rrugët, i mbronte dhe furnizonte

kaçakët, fshatarë të arratisur se nuk paguanin taksa dhe luftetarë të lirisë duke i strehuar në kullat e tij në Frashër, duke u dhënë ushqime e të holla, duke i lajmëruar kur ndiqeshin nga reparte ushtarake turke. Nga marredhënit fisnore si dhe nga krushqitë që kishin me pasardhësit e Ajaz Beut deri tek Abdyli, Naimi e Samiu, ata mbanin lidhje të ngushta me lëvizjen kombëtare, vinin në dispozicion të saj gjithçka kishin. Çokllarët ishin shumë arsim dashës. Ymer Çoku tregonte së i ati-Shabani nuk ishte oficer pa shkollë por kishte kryer një shkollë ushtarake në Manastir apo Stamboll. Bile ay thotë se Shaban Çoku dinte të shkruante edhe shqip por nuk kujtonte në cilin alphabet. Vetë Ymeri kishte mbaruar qytetësen (ruzhdie apo idadrije) kurse, megjithëse në kushte shumë të vështira ekonomike, si nëpunës i vogël (gjymryka) dogane ay kishte dërguar të tre djemtë e mëdhenj nëpër shkolla: Xhaferi mbaroi universitetin e Stambollit në veterinari dhe vdiq një muaj pas mbarimit të studimeve, i helmuar nga turqit pasi nuk pranoi të qëndronte në Stamboll por kërkoi të kthehej në Shqipëri. Fazlliu edhe ay ndoqi universitetin e Stambollit si inxhinier hidraulik dhe me vonë kreu edhe një kurs special të shkencave politike në Universitetin e Vjenës. Qazimi mbaroi gjimnazin dhe u regjistrua në Universitetin e Stambollit në shkencat ekonomike por u detyrua të largohet për të filluar tregtinë që ti vinte në ndihmë familjes. Ymer Çoku e shkruante shqipen dhe lexonte librat e «djemve të Stambollit» (Abdylit, Naimit, Samiut e të tjerëve). Ay kish mësuar të shkruante edhe të shoqen Xhevrijen. Djalin e katërt Qemalin, pasi mbaroi qytetësen kërkoi ta dërgonte në liceun ushtarak të Manastirit. Ky nuk pranoi se donte të fillonte tregtinë bashkë me të vëllanë dhe për t'i shpëtuar detyrimit të të atit, u nis fshehur në Amerikë nga ku nuk u kthye. I ati, Ymeri, nuk lejoj të përmendej emri i të birit të pa bindur që pa shkollë «mbeti hamall udheve te Amerikës».

**Lidhjet e Çokllareve me Laçenjtë**

Laçenjtë ishin edhe këta një familje e vjetër dhe e madhe. Bënë krushqi me Çokllarët: E bija e Tahir Çokut-Çakeja (Xhanfise) u martua me Ibrahim Laçin (Frashëri). Nga kjo martesë lindën:

1) Ballkëzi- vajzë e martuar me Abdyl Frashërin dhe më vonë me Sami Frashërin.
2) Mehmeti- martuar me një vajzë nga Konica
3) Xhaferi- martuar me një vajze në Pojan, më vonë me një turke
4) Fuati- martuar me Qerimene, bije nga Vellibellarët.
5) Sabriu- martuar me Devrijen, bijë e Mustafa Prevezës, nga Ulqini.
6) Qazimi- vdiq i pa martuar.

Nga këta fëmijë kanë rrjedhur:

1) Ballkëzi-Abdyli lanë Mit'hatin dhe Eminenë. Mit'hati nuk u martua. Emineja u martua me Kahreman Vrijonin dhe la tre vajza: Selmanë- martuar me Tajar Zavalanin. Lilinë- martuar me Shaban Toptanin. Lulinë- martuar me një shqiptar në SH.B.A.
2) Ballkëzi-Sami lanë një djalë- Skenderin qe vdiq i pa martuar)
3) Mehmeti la:
    a) Faton e pa martuar
    b) Xhemalin- martuar me Mihrinë, mbesë e Ismail Qemal Vlorës (s'ka femijë).
    c) Ibrahimin- martuar me Zyhra Selenicën, të bijën e Avdi Selenicës. Ka një djalë Dionin martuar me Dëshira Mezinin nga Gjirokastra, që kanë dy djem Geronti dhe Ervini. Ka edhe një vajzë, Dritën, martuar me Bestar Kongolin nga Elbasani, që kanë një vajzë Irisin, martuar me Bujar Kripën nga Korça.
    d) Xhanfisenë martuar me Shyqyri Bashën nga Tirana (nuk la femijë).
4) Xhaferi- ka lenë dy vajza nga martesa e dytë në Turqi.
5) Fuati-Qerime lanë dy djem: Qemalin martuar me Lemane Pronjon, nga një famile çame dhe kanë lënë një djalë Fuatin, martuar me … nga … dhe ka:
    a. Qerimenë martuar me … Karapici (nuk kanë femijë), dhe
    b. Bulen martuar me … nga dhe kanë …
6) Sabri – Devrije: lanë djalin Xhezmi (vdiq i pa martuar), vajzën Ifakat martuar me Qazim Frashërin dhe kanë dy djem e një vajzë, vajzën Mehpare martuar me Fazlli Frashërin e Sulemanbellinjve të Frashërit (vdiqnë pa fëmijë), djalin Ibrahim (vdiq i pamartuar) dhe vajzën Sadete Mero (Frashëri) martuar me Sali Babanin (Mero) nga Babani i Devollit.
7) Qerimi- vdiq i pa martuar.

Djemtë e kësaj familje kanë qenë, një pjesë (Mehmeti, Xhaferi, Sabriu) oficera me grada të larta në ushtrinë turke. Fuati merrej me drejtimin e pasurise (ullishte, bahçe me portokalle, bagëti) kurse Qerimi ka qenë dipllomat (konsulli i Turqisë në Maltë dhe Madrid, dhe kanë patur lidhje të ngushta më lëvizjen kombëtare. Kur u shpall pavarësia e Shqipërisë, Mehmeti (kolonel) doli në pension dhe u kthye në Shqipëri. Për këtë shkak qeveria turke i a preu pensionin dhe ay jetoi shumë shtërnguar derisa vdiq rreth viteve 1916-1918. Po kështu edhe Xhaferi, i cili ishte dhe ky kolonel dhe pas pavarësisë së Shqipërisë nuk pranoi të shërbente më në ushtrinë turke. Sabriu vdiq ne 1916 në Izmir të Turqisë ku shërbente në ushtri (nënkolonel) dhe i la amanet familjes të kthehej në Shqipëri. E shoqja me tre

vajza dhe dy djemtë që i kish nxënës në shkolla ushtarake, braktisën pasurinë në Prevezë (zotërim i dajlanit të Nikopolisit) të cilin e sekuestroi qeveria greke me kusht që ta rikthente në se do të pranonin të qëndronin në Greqi. Familja nuk pranoi. Kjo pasuri e ka prejardhjen nga ulqinaku Kapedan Uruçi (ose Ruç Kapedani) stërgjyshit i së shoqes të Sabriut-Devrijes. Kapedan Uruçi ndihmoi me flotën e tij detare Ali Pashë Tepelenën për të pushtuar Prevezen dhe ky, përveç të tjerave, i dha si shpërblim Kapedanit zotërimin në pronësi të plotë të dajlanit Nikopolis. Fakti që motra e tyre-Ballkëzi ishte gruaja e Abdyl Frashërit dhe më vonë e Sami Frashërit, tregon se ata ishin pjesë aktive të levizjes patriotike. Abdyli, Samiu dhe Naimi i kishin baza të sigurta familjet e të kunetërve në Janinë, Filipiadhe, Prevezë, Stamboll dhe Izmir dhe bashkëpunonin ngushtë sidomos duke vënë në shfrytëzim pasuritë e tyre për përhapjen e gjuhës shqipe, për shpërndarjen e librave dhe shtypit shqip, për pritje e përcjellje të luftëtarëve të lirisë. Çerçiz e Bajo Topulli kanë patur bazën e tyre kryesore në Janinë, një nga shtëpitë e familjeve të djemve të Ibrahim Laçit (Frashëri). Tregojnë këto ngjarje nga jeta e këtyre djemve dhe motres së tyre Ballkëzit.

Para se të nisej për në Kongresin e Berlinit, Abdyli me të shoqen kaloi nëpër Janinë ku qendroi tek kunetrit. Patriakana greke ngarkoi dhespotin e Janinës që të shkonte të takonte Abdylin dhe ti propozonte që të hiqte dorë nga kërkesa dhe lufta për bashkimin sidomos të Janinës në shtetin autonom Shqiptar. Po të pranonte, Patriakana i jepte Abdylit dy hejbe me florinj si shpërblim dhe mundësinë që të jetonte si zot i madh me nënshtetësi greke në një nga kryeqytetet e shteteve të Europës. Abdyli, për të matur më mirë dhe me me siguri gjendjen shpirterore të së shoqes, Ballkëzit dhe të vllëzërve të saj i tha: "*O Ballko, puna ime u pa, mbetëm rrugëve pa shtëpi e katandi. Kokën e kemi në torbë për ditë. Shqipëria nuk u bëkërka dot se ka armiq të fortë. Ti s'ke parë një ditë të gëzuar veç ndjekje, bastisje e sharje. A nuk i japim fund kësaj pune, pranojmë paratë e dhespotit dhe shkojmë e vendosemi në Paris ose Londër? Si thua? Kështu qënka thënë nga Zoti*". Ai e porositi gjithashtu të mos bënte asnjë fjalë me të vëllezërit. Ballkëzin e mbyti ngashërimi, aty për aty duke dëgjuar këto fjalë, doli jashtë nga dhoma dhe u kthye pas ndonjë gjysmë ore. "*Degjo or zot – i tha të shoqit me zë të prerë. Unë kur të morra e dinja kush ishe dhe prindërit dhe vëllezërit e dinin ku më dhanë. Unë erdha nga një derë ku jetë e mot është folur shqip dhe se turpëroj atë deri edhe me vdekje. Në bëfsh zotrote hyqëm e i pranon paratë e dhespotit, i hangërsh helm e vrer dhe paç faqen e zezë e mua mu thaftë barku që bëra fëmijë me ty. Shko e gjej ndonjë tjetër andej nga Europa…*". Abdyli e dëgjoi me sytë përlotur, iu hodh menjëherë në qafë e i tha: "*Unë me ty, e në qofshin gjithë grate tona si ti, bëj hyqëm për gjashtë e jo pesë vilajete. Kështu të kam njohur e kështu më dole edhe në të keq të punëve*

*tona. Dy hejbe me flori janë shumë për ne, por për të shitur Shqipërinë nuk majfton as floriri i gjithë botës. Të kam mbi krye e sipër"*. As u bë fjalë për dhespotin dhe hejbet me flori, të cilin Abdyli e kish përzenë që sapo kish hapur gojën të bënte propozimin e tij.

Xhafer Frashëri (kolonel), kur zëmërohej me oficerët vartës turq, i shante e s'u linte gjë pa thënë në shqip. Bile mblidhte gjithë regjimentin e u thërriste: "*Zuzarë, maskarenj, halldupër, shall...*". Ndodhi që midis ushtareve të ishin edhe dy kushërinj shqiptarë nga Shqipëria e mesme (kavajas apo krutanë?). "*E muarëm vesh ç'the zotrote bej-efendi; afendëm, si bën emër....t'u a themi edhe këtyre të tjerëve në gjuhë të tyre që t'a marrin vesh edhe këta shqipen tonë?!...*". Qysh atë dite ay i morri si ordinanca besnike të dy ushtarët shqiptarë.

Fuat Frashëri qëndronte në Filipiadhë në pasuritë e tij. Ay kishte shumë influencë në Çamëri, Filipiadhë, Prevezë etj. Mbas luftës greko-turke, kur këto krahina kaluan nën sundimin grek, mbreti i Greqisë-Jorgoja e ftoi Fuatin për vizitë në pallatin e tij në Athinë për ta marrë më të mirë dhe për t'a afruar të bashkëpunojë më të. Fuati pranoi ftesën dhe u nis në Athinë i veshur me fustanellën shqiptarçe; pasi kështu rrinte gjithnjë i veshur. Duke pritur në paradhomë të hynte tek mbreti, një "*nga oborrtarët i tha: «Zotrote, bej, s'e paske të mirë terzinë...t'a ka bërë shumë të gjatë këtë fustanellë evzonësh...*" (evzonë-janë ushtarë grekë të gardës mbretërore). "*E ke janglləsh zotrote...terziu im është zot i kësaj pune se e ka të tijën fustanellën shqiptarçe dhe jo si e kini marrë ju dhe e keni shkurtuar gjer mbi bythë. Ka qenë më parë fustanella jonë e gjatë pastaj e muarrët ju dhe e pretë. Kumashi, i gjatë është në fillim dhe pastaj pritet e shkurtohet kurse kumashi i shkurtër nuk zgjatet dot kurrë...*". U bë shumë zhurmë në paradhomë dhe dolli mbreti. Si e morri vesh muhabetin ju drejtua obortarit: "*E ke gabim zotrote gjeneral që kapesh me Fuat beun...; Nuk ja del dot njeri këtij. Këtij s'ja kanë dalë dot dy mbretëri dhe jo ti. Urdhro Brenda* - ju drejtua Fuatit, *pa merremi vesh bashkë*". "*Sa munt të bëhet fustanella e evzonëve e gjatë siç ka qenë, aq merremi vesh edhe ne o mbret...*" iu përgjigj Fuati. "*Po nejse, më ftove si mik dhe të ardhçë ... me kaq është boll...*".

(Këto ngjarje i janë treguar Agron Frashërit nga e ëma Ifakat Frashëri, e cila ose i kish dëgjuar nga halla e vet Ballkëzi ose i kish jetuar vetë me xhaxhallarët e saj Mehmetin, Xhaferin ose Fuatin).

**Lidhje të tjera të Çokllarëve**

Çokllaret mbanin lidhje edhe me familje ortodokse, që ishin me shumicë në Frashër. Sidomos ata siguronin mbrojtjen e këtyre familjeve nga ndjekjet e turkut dhe të vendasve. Pasardhësit e Çokllarëve ruanin miqësi të ngushtë

me ortodoksët, hynin e dilnin dendur tek njëri tjetri, shkëmbenin vizita e peshqeshe me raste festash fetare dhe dallimet fetare as që i merrnin parasysh e nuk i përfillnin fare para miqësisë. Ymer Çoku thosh: "*Në Frashër qëmoti kemi qenë të gjithë të fesë së Krishtit. Më pas familjet tona kthyen fenë kurse ata ishin më trima, nuk u trembën nga turku dhe mbetën deri në fund me Krishtin. Ne jemi kushërinj me familjen e Thanas Frashërit. Këtë e kam dëgjuar nga goja e merhum babajt*".

Në Frashër ka qenë një teqe e madhe e bektashinjve. Në atë kohë ajo ishte çerdhe e lëvizjes patriotike. Aty rilindasit e mëdhenj kishin një nga bazat më të hershme dhe më të forta të krahinave të jugut. Banorët kishin një respekt të madh për teqenë, sidomos për një nga themeluesit e saj Nasibiun (Baba), për Baba Bekteshin dhe më vonë për Baba Alushin që ishte një patriot i flaktë. Por, në përgjithësi, Frashërllinjtë praktikonin një besim me tolerancë të madhe fetare. Në teqe hynin e dilnin si miq të saj shumë ortodoksë, nga jashtë ose edhe familje ortodokse të Frashërit. Ymer Çoku thoshte se kish shumë ortodoksë që ishin bërë myhypë (kishin marrë dorë në fenë bektashiane) dhe kjo për shkaqe patriotike. Ishte zakon që djemtë e familjeve të Frashërit të quheshin "djemtë e teqesë", pavarësisht në ishin ose jo bektashinj. Fshatarët e nderonin teqenë si qendër patriotike më shumë se si qendër fetare. Dhe kur feja ose fetarë të kësaj teqeje i kundërviheshin kësaj lëvizjeje, atëhere fshati i dënonte rëndë. Tregojnë për një dervish, Dautin (kryedervish), i cili mbante lidhje me autoritetet turke të vilajetit dhe shpesh i informonte për ç'ka ndodhte në teqe. Kur u zbulua, fshatarët kërkuan nga Baba Alushi që ta dëbonte dervishin "*t'i këndojmë taberanë – ta vëmë në dhe të gjallë.*"

**Vjersha dhe bejte që këndonte Ymer Çoku**

Për të satirizuar me fodullëkun e Vilakëve dhe Sulemanbellinjve, që ishin të ardhur në Frashër shumë kohë pas Çokllarëve:

*Sulemanbellinj e Vilakë*
*Thonë se jemi oxhakë*
*Ata janë varfanjakë*
*Se vijnë nga Stanimakë*
*Kanë lëruar gjer më dje.*

Për të mburrur forcën e Çokllarëve në ahengje e pije dhe për mos përfillur fenë:

*Ku di çoku ç'të bën bajrami*
*Ku di çoku ç'të bën kurbani*
*Merr gjysmën e hidh në furrë*
*Gjysmën tjetër bli verë*

*Të pihesh të bëhesh burrë*
*Të kesh nder dhe ndër të tjerë.*

Për të satirizuar ndonjë gjest vjedhjeje bagëtish:

*Viçi i Panollarëve**
*Në kusi të Çokllarëve*
*-Unë të thashë more viç*
*Ndër Çokllarë mos gjezdis*
*-Ti me the dhe unë degjova*
*Më gënjeu Çalua** me kashtë*
*Fërc e fërc më nxorri jashtë*

* (Panollarët: një familje e Frashërit)
** (Çalua ishte xhaxhai i Ymerit, çalonte nga një këmbë).

Për të portretizuar fisin e Laçenjve, që thosh se ishin nikoqirë të mirë, dhe një prej fisit të tyre ishte shumë i madh nga trupi:

*Ky Laçi ky bark derri*
*Për të ngrënë ngordh si qeni*

(Këtë e kendonte edhe si kundërvënie me hovardallëkun e vetë Çokllarëve).

Mbaj mend gjithashtu një strofë të një bejteje që këndonte për Ali Pasha Tepelenën, të cilin, siç thosh, e kish dëgjuar nga i gjyshi dhe i ati. Kur Ali Pasha u nis për të shkuar në Manastir, Frashëri në krye të Dangëllisë nuk i lejoj ushtrite e vezirit të Janinës të kalonin nëpërmjet krahinës së tyre nga ku e kishin rrugën më të shkurtër, por i detyruan të ngjiteshin lumit të Vjosës, të ktheheshin nga Leskoviku, mbrapa Gramozit të delnin në Devoll ku rrethuan Bozhigradin, dhe prej andej të mbërrinin në Manastir e me tutje (këtë fakt të fundit e përmend edhe Pouquevili).

*Ali Pasha Tepelena*
*Seç lëfton e ndër bedena*
*Po këtej bedena s'ka*
*Eshtë vendi fukara*
*Me hanxhar e me dogra*

**Pema gjenealogjike e familjes së Ymer bej Çoku (Frashëri)**

I. **Ymer bej Çoku**, martuar me Xhevon. Kishte tre djem: Qazimi, Qemali, Faslliu

II-I-1. **Qazim Frashëri**, martuar me Ifakat Laçi. Ifakati kishte kishte hallë gruan e Abdyl Frashërit dhe djalë halle Mid'hat Frashërin. Qazimi dy djem dhe një vajzë: Agroni, Zhuljeta.

III-II-I-1-1 **Agron Frashëri** kishte dy vajza me gruan e parë (Milka Selenica): Ajkuna (Xhokaxhiu) dhe Lindita. Ka një djalë e një vajzë me gruan e dytë (Helveti Qafleshi): Atlanti dhe Kleitia.

III-II-I-1-1-2. **Zhulieta**, martuar me Ernest Kazanxhi. Kanë një djalë dhe një vajzë: Dritani dhe Enika.

IV-III-II-I-1-1. **Dritani** (martuar me Zhanetën- sot I divorcuar) kanë një djalë: Dajti - Davide Semanaku.

IV-III-II-I-1-2. **Enika**, martuar me Nestor Bregu. Kanë dy djem: Julianin dhe Blerin.

III-II-I-1-3. **Hektor Frashër**i (martuar me Violeta Leka). Kanë një djalë dhe një vajzë: Albani dhe Alketa.

IV-III-II-I-1-3-1. Alban Frashëri (martuar me Laura Belishova). Kanë dy fëmijë: Aleni dhe Joni.

II-I-2. **Qemal Frashëri**, vdekur para lufte në SHBA.

II-I-3. **Faslli Frashëri**, nuk ishte martuar, pushkatuar si një nga drejtuesit e Ballit Kombëtar në Korçë më 1944, inxhinjer hidrotektik.

**Shënime për familjen e Ajaz Beut**

*(Mbledhur nga Zymbyle Nazari e cila ka vdekur rreth viteve 1965-1967 në moshën mbi 90 vjeç)*.

Ajaz Beu erdhi në Frashër nga Tomorica. Kish marrë pjesë në kryengritjet kundër turkut në fund të shekullit 18 ose fillim të shekullit 19 dhe qeveria turke e internoi me gjithë familjen duke e lënë të zgjedhë si vend internimi Koblarën, Lushnjën ose Frashërin. Ay zgjodhi Frashërin ku dhe u vendos. Aty gjeti familjen e madhe të Aliçkasve, me djemtë e së cilës Ajaz Beu kishte bashkëpunuar gjatë kryengritjes dhe kish miqësi. Si shprehje më e madhe e kësaj miqësie u bë krushqia. Ajaz Beu i dha për grua të bijën e tij Havanë nipit të Hasan Aliçkës-Tahir Çokut dhe kjo miqësi vazhdoi edhe me vonë. Ata muarrën edhe mbiemrin Frashëri.

Familja e Ajaz Beut kishte pese femije:

1) Myftari: la dy djem- Nazifin dhe Kapon

2) Dyrmishi: la Jakupin, Kajmakun, Mahmutin dhe tre të tjerë (nuk i mban mend emrat).
3) Halitin: martuar me Eminë (e bija e Iljaz Mirahorit të Korçës).
4) Havaja: martuar me Tahir Çokun (Aliçkën)
5) ? (nuk i kujtohet)

Nga këta fëmijë, dega më e madhe ish ajo e Halitit i cili ka lënë këta femijë:

1) Abdyli: martuar me Ballkëzin, e bija e Ibrahim Laçit (Frashëri). La një djalë Mit'hat Frashëri dhe Eminë (martuar me Kahreman Vrionin).
2) Sherifin: la një vajzë-Hasijen. Hasia martuar me Murad Toptanin, që la Shaban Toptanin e të tjerë. Sherifi ishte martuar me Hatixhenë (bijë e një berberi nga Janina).
3) Naimi: u martua me Hatixhenë (pasi vdiq i vëllai Sherifi) dhe pati me të një vajzë-Nevrezin, e cila në fillim u martua me Xhafer Luarasin; u nda prej tij dhe u martua me Shahin Kolonjën me të cilin patën një vajzë Naimenë, që u martua me Xhelal Rusin.
4) Samiu: Martuar me një bijë pashai turk, me të cilën pati dy djem: Ali dhe Sadi dhe dy vajza Alije dhe Sadije. Pasi i vdiq turkesha u martua me gruan e Abdylit (që kish vdekur) Ballkëzin me të cilën pati një djalë- Skënder, që vdiq në moshë të re.
5) Tahsimi: vdiq student.
6) Meto: martuar me Halim benë e Përmetit (nuk lanë fëmijë).
7) Shano: martuar në Elbasan (nuk e mban mend emrin e të shoqit. La një djalë- Vasif Pashanë në Stamboll.

Halit Beu, ashtu si i ati, u muar me veprimtari patriotike dhe shkriu gjithë pasurinë e tij. I dërgoi djemtë për të studiuar në Janinë pasi mbaruan shkollën fillore në Frashër, më pas vdiq Halit Beu. Abdyli, më i madhi i fëmijëve, pasi i vdiq i jati, e tërhoqi gjith familjen në Janinë ku i vendosi të vëllezërit në shkollë dhe të motrat i martoi.

Familja e Halit Beut mbante lidhje me familje të tjera patriotike dhe i forconin këto lidhje edhe me anën e krushqive. Kjo duket nga martesat që kanë bërë ata vete ose fëmijët e tyre.

E shoqja e Abdylit – Ballkëzi, ishte e bija e Ibrahim Laçit (Frashëri). Abdyli e kishte atë çupën e kushërirës së parë (djalë daiu e çupë halle) mbasi e ëma e

Ballkëzit, Çakeja, ishte e bija e Tahir Çokut dhe Havasë, kurse e shoqja e Tahir Çokut- Havaja ishte halla e Abdylit.

Edhe Naimi me Sherifin vajzat e tyre i martuan me patriotë dhe njerëz të njohur: Hasija bija e Sherifit u martua me Murad Toptanin, që ishte një patriot i flaktë dhe njeri i dëgjuar; Nevrezi e bija e Naimit u martua me Shahin Kolonjën (në fillim me Xhafer Luarasin), të dy njerëz të dëgjuar dhe patriotë.

Nëpër familjet e tyre ata jetonin jo sipas zakonit të Turqisë, por si në Evropë. I dërgonin fëmijët nëpër shkolla, jo vetëm djemtë por edhe vajzat dhe u mësonin gjuhë të huaja. Kjo që në kohën e Halit beut dhe kështu vazhduan Abdyli, Naimi, Samiu, Sherifi. P.sh. Nevrezi, e bija e Naimit, dinte frengjisht dhe arabisht. Ajo i binte pianos dhe e solli me vehte një piano në pajë kur u martua me Xhafer Luarasin. Por megjithëse patriotë, aty ajo gjeti një familje që jetonte sipas zakoneve orientale. Ata e detyronin Nevrezin t'u lante këmbët të gjithë pleqve e plakave të shtëpise, nuk e linin t'i binte pianos duke e konsideruar këtë si «*punë çingish*», e deri sa ja thyen me sëpatë. Asaj ju prish gjaku, braktisi shtëpinë e të shoqit dhe shkoi përsëri në Stamboll. I ati, Naimi, kish vdekur, por kushërinjtë e saj e martuan Nevrezin me Shahin Kolonjën që ishte njeri me shkollë e me kulturë. Po kështu dhe e bija e Abdylit, Emineja, nuk mundi të jetonte në familjen patriarkale e anadollake të Vrionasve të Fierit ku e kishin martuar. Kahreman bej Vrioni e detyronte të shoqen t'i shërbente të gjithë pleqve e plakave të shtëpisë, bile edhe dadove e qehallarëve. Ay e ndaloi të kishte marrëdhenie me të tjerë. Kahremani u bë shkaktar që zhdukën edhe katër syndyqë të mëdhenj me dokumenta të vëllezërve Abdyl, Naim, Sami. Ngjarja e treguar nga Xhezmi Frashëri- daiu i Agron Frashërit, është kjo: Familja e Abdylit ngarkoi Xhezminë (n'atë kohë djalë i ri) që të shpinte në Fier katër syndyqë me dokumenta tek dhëndri i tyre, pasi aty ishin më të sigurta se sa në Stamboll, Janinë apo Korçë. Gjatë luftës së parë botërore, gjatë një shpërngulje nga Fieri (i cili kalonte nga një palë ndërluftuese tek tjetra) Kahreman Vrioni ngriti gjithë plaçkat e shtëpisë për ti shpëtuar nga zjarri dhe kur i thanë për syndyqet me dokuemnta ai u përgjigj: "*Unë po i humbas shtëpi e katandi e do bëhem merak për këto karta e defterë hallvaxhinjsh…*". I braktisi dokumentat të cilat u dogjën. E shoqja Emineja më vonë, nga jeta e rëndë që e detyronin të bënte, braktisi edhe fëmijët e saj (tre çupat) dhe shkoi në Stamboll ku filloi të punojë deri sa arriti të ketë funksione të larta në Ministrinë e Punëve të Jashtme të Turqisë. Vdiq rreth viteve 50.

Siç u tha, Halit Beu ishte i martuar me Eminenë nga Mytevelinjtë e Korçës. Ndërmjet saj kishte krushqi dhe farefisni edhe me familjen patriotike të

Zavalanit. Abdyli ishte kushëri i afërt me Mehmet bej Zavalanin dhe Ymer bej Selenicën nga ana e nënës dhe me Fehim bej Zavalanin (i ati i Mendu dhe Izet Zavalanit). Po kështu kishin krushqi dhe farefisni me familjet patriotike të Pojanit (në fushën e Korçës). Emineja e kishte daji patriotin e shquar Çerçiz bej Pojanin. Pra, Abdyli dhe të vëllezërit janë kushërinj të afërt me djemtë e Çerçizit-Ohran Pojanit, patriot i njohur gjatë luftrave për pavarësi. Ohran Pojani thoshte gjithënjë: *"…t'a shoh të ngritur flamurin e Shqipërisë pa le të vdes*" dhe me të vërtetë, ai ishte delegat i Korçës në Vlorë. Kur Ismail Qemali ngriti flamurin në ballkonin e bashkisë, Ohran Pojani ngjiti shkallët dhe duke vrapuar për të puthur flamurin vdiq. Doktorët thanë se i pushoi zemra nga gëzimi.

## PEMA GJENEALOGJIKE E FRASHËRILLINJVE TË TRUNGUT TË AJAZ BEUT

***Frashëri, Panariti, Gramshi, Vokoplola*** – katër fshatrat majë maleve ku janë rrënjët e të parëve tanë, nga ku ne marrim jo vetëm forcën por edhe virtytet.

***Kush jemi dhe nga vijmë – ana e babait***

Rrënjët tona janë nga fshati GRËMSH i Tomorricës. Në këtë fshat, shekuj përpara kanë jetuar të parët tanë. Mid'hat Frashëri - "Mali Kokojka", në librin e tij "Naim Be Frashëri", për njërin nga tre vëllezër nga paria e Tomorricës që luftuan kundër turqve, shkruan "…*Më 1570 Hamza beu, i par i Tomorricës desh të shtojë urdhërin e tij e të marrë mpronjë Skraparë, Oparë, Verçën etj.; po qeveri e Turqisë që s'i pëlqyen punët e këtij zotërije, e rrethoi në Berat, dhe Hamza beu, siç ju sosnë çdo gjë desh të dilte nveshur si grua; po u njoh dhe u zu i gjallë; mbi këtë me gjithë fëmijë u dërgua në Stanimakë, ku ndenji 70 vjet". Stanimaka të Adrianopojës, afër Edernesë (sot qyteti Asenovgrad në Bullgari) ishte çifliku që u ishte dhënë. Më 1650, në kohë të Kryeministrit Mehmet pashë Qypryliut, kushëri i tyre, u fal Ajaz beu, i nipi i Hamza-jt dhe ju dha mprojë Frashëri, Mertinja, Xhanjani, Topojani dhe në Vlorë Kudhësi, Armeja dhe ca pshatra në Myzeqe; po Ajazi pëlqeu Frashërin për të ndenjurë se është vend i forte*". Kurse Sherif Frashëri më ka treguar, sipas thënies së një plaku nga Tomorrica: "*Tre vellezër luftuan kundër turqve. Dy nga vëllezërit rrëmbyen të dy bijat e priftit të fshatit. Prifti u ankua në Qeveri dhe ajo i internoi për dy breza në Stanimakë të Adrianopojës afër Edernesë*". "*Nga fisi i Ajaz beut sot ka 40-50 shtëpi*" shkruan Sami Frashëri (Kamus ul-álam, Vëll. V, f. 3352-3353, 1889)

Ajaz beu, para se të kthehej, u lë dy djemve të tij një testament dhe 2.000 pjastra për të ngritur në shënjë mirënjohje dhe kujtimi një xhami në Stanimakë, që është edhe sot, e cila u ndërtua nga Sinani ose Mimar Kasemi. Këtë testament e firmosën edhe dy pashallarë, njëri libovit dhe tjetri gjirokastrit, të cilit ishin edhe kujdestarë për zbatimin e testamentit (Ndodhet tek Kujtimet e Ajet Libova). Mbiemeri i Ajazit ishte VELIBELLIU. Në kohën kur Sami Frashëri shkrojti librin "Shqipëria ç'ka qënë, ç'është dhe ç'do të bëhet", Frashëri kishte 40-50 shtëpi. Në Frashëri ishin edhe fiset e tre vëllezërve: Velibellinjtë, Sulejmanbellinjtë dhe Vilakët (sipas emrit Vila, të lagjes së fshatit). Ata që prej asaj kohe u vunë në shërbim të shtetit. Prej tyre dolën shumë persona që arriten gradën e vezirit, të bejlerbeut dhe të mirmiranit. Velibellinjtë kanë patur Mehmet Ali Pashë Frashëri, të cilit sulltani i dha si timar Voskopojën dhe Lavdarin. Anglezi Leak, i cili ka udhëtuar në Opar në kohën e Alipashës, thotë se i biri i Mehmet Ali Pashajt,

Mehmeti e kishte selinë në fshatin Landa të Oparit dhe mbante një ushtri 500 veta me rrogë. Sipas Sami Frashërit, deri ne kohën e Ali Pashë Tepelenës, bejlerët e Frashërit mbanin nëpër shtëpitë e tyre mësues për tu mësuar mirë fëmijeve gjuhën arabe e persiane. Pas kësaj, duke hyrë në shërbim si komandante të trupave ushtarake ndihmëse dhe në shërbim të rojeve të grykave, mundën të ruanin pasurinë e begatinë e tyre. Më vonë, pas anullimit të këtyre detyrave, nuk mund të qëndronin dot të Frashër, ku prodhimet ishin të pakta kurse shpenzimet ishin të shumta, prandaj shumica u detyruan të braktisnin vendin e tyre dhe të vendoseshin në Korçë, në Manastir, në Janinë, në Selanik dhe në qytete të tjerë. Për këtë arësye, Frashëri filloi të bjerë. Para kësaj rënie, Frashëri kishte 1.500 banorë, 3 xhami dhe një kishë, një shkollë fillore, dy shkolla të veçanta për të mësuar greqisht dhe vllahisht, 20 dyqane, një han, tre mullinj dhe një teqe për sektin bektashi dhe një tjetër për sektin sadi. Shumica e popullsisë ishte myslimane, të krishtere, ka vllehër dhe jevgjitë. Vera është e fresket dhe e shëndetshme, dimëri me shumë dëborë dhe i ftohtë.

## Dakollarët

Pema gjenealogjike e Dakollarëve, që po paraqitet edhe grafikisht, e detajuar përshkruhet më poshtë e bazuar në pemën gjenealogjike të formuluar nga Kastriot Bezati dhe vendour në Muzeun e Vëllezërve Frashëri në Frashër, sipas Emin Erer, nip i Sami Frashërit (AQSH, Fondi S. Frashëri, Nr. 51, Dosja 11, kutia 2 dhe dokumenti 10) dhe pemës gjenealogjike të dhënë nga Ali Sami Yen në librin e tij ”Bir numarali Galatasarayili", Galatassaray Üniversitesi Kültür, Istanbul, 2011.

I- **Abdyli** (Dule). Kishte djalë Beqirin. Sipas pemës gjenealogjike të dhënë nga Ali Sami Yen në librin e tij ” Bir numarali Galatasarayili ", Galatassaray Üniversitesi Kültür, Istanbul, 2011, drejtpërsëdrejti pas Ajaz Beut vjen Beqiri. Kjo të lë të kuptosh se Abdyli duhet të jetë djalë i Ajazit, ose nuk ka ekzistuar dhe Beqiri eshte djali i Ajazit. Kjo alternative zgjidhet duke verifikuar Defterët Osmanë të shek XVII.

II-1. **Beqiri** (shek. XVII-XVII). Kishte 5 djem: Fejzullai, Kajmaku, Jakupi, Mahmuti, Myftari (Tare) (nga vjen fisi i Tarenjve).

III-1. **Fejzullai**, martuar me Dako. Ai nuk u arratis si Sulejmanbellinjtë dhe Vilakët kur erdhi Ali pasha, por u vendos në Janinë. kishte tre djem: Haliti (1798-1859), Dyrmishi (1801-...) dhe Sejfullai (?). Njëra nga vajzat e tij ishte martuar në Dobrenjë të Skraparit, me Gosturanin, nga fisi e Hysenbellinjve.

IV-III-II-1. **HALIDI** (1797-1859),(martuar Eminenë (1814-1861), stërmbesë e Iljaz bej Mirahorit). U kthye në Frashër rreth1820 me detyrë serçeshmes (intendent). Përkrahu futjen e Tanzimatit, 13 nëntor 1839. Kishte 6 djem dhe dy vajza: Abdyli (1839-1892), Nafise (1841-1894), Sherifi (1843-1874), Naimi (1846-1900), Shanishaja (1848-1872), Samiu (1850-1904), Tahsim (1853-1876), dhe Mehmeti (1856-1918).

V-IV-III-II-1-1. **Abdyl Frashëri** (1839 - 23.10.1892), martuar me Ballkëzen, hallën e Ifakatit nga fisi Laçejve (gruas së Qazim Frashërit). Kishte shtatë djem dhe dy vajza: Haliti (vdekur i vogël), Haliti (vdekur i vogël), Fariduni (vdekur i vogël), Feridun (vdekur i vogël), Emine, Nexhmi, Mid'hat, Skënder, dhe Munire.

Sipas një peme gjenealogjike të dhënë nga Ali Sami Yen në librin e tij " Bir numarali Galatasarayili ", Galatassaray Üniversitesi Kültür, Istanbul, 2011, Abdyli kishte gjashtë fëmijë: Halid, Halid, Mit'hat, Feridun, Feridun dhe Emine.

VI-V-IV-III-2-1-1-5 **Eminea**, martuar me Kahreman Vrionin, në Fier. Kishin tre vajza: Nafie (Lili), Selma dhe Luluja. Nafia (martuar me Shadan Toptanin). Kishin dy vajza: Asie dhe Najada. Selma (martuar me Tajar Zavalanin).

VI-V-IV-III-2-1-1-7 **Mid'hat Frashëri** (1880-1949), ishte i pa martuar.

V-IV-III-II-1-2. **Sherifi Frashëri** (1843-1874), martuar me Hatçenë (Hatixhenë), nga Shkodra. Kishte dy vajza: Fatma dhe Asiga (Asia).

VI-V-IV-III-II-1-2-1: Fatma.

VI-V-IV-III-II-1-2:2: Asiga (Asia), e adoptoi fëmijë Naimi, pas vdekjes së Sherifit, kur mori edhe gruan e tij Hatçenë.

V-IV-III-II-1-3. **Naim Frashëri** (25.5.1846 - 20.10.1900) (martuar me Hatçenë pas vdekjes së të vëllait Sherifit). Kishte dy vajza: Nergiz, Nevrez dhe kishte adoptuar dhe rritur edhe Asigën (Asie), vajzën e vëllait të tij Sherifit.

VI-V-IV-III-II-1-3. Nergiz (vdekur 1881, e vogël).

VI-V-IV-III-II-1-3. **Nevrez** (1881-1916), martuar me Xhaferr bej Luarasin. Tremuaj pas martesës e la Xhaferrin për sjelljet e tij anadollake dhe u martua me atdhetarin Shahin Teki Kolonja- deputet në parlamentin e Xhon Turqve (1908) dhe gazetar), të cilët kanë patur një vajzë: Neime (martuar me farmacistin Xhelal Rusi). Xhelal Rusi solli eshtrat e

Naimit në Shqipëri, me shpenzimet e tija në vitin 1937. Xhelali dhe Naimeja kishin dy djem: Asllan dhe Rahmi dhe vajzën Nevrez (vrarë gjatë bombardimeve në luftën e dytë). Asllan Rusi ishte volejbollist i dëgjuar. Ai vdiq i përndjekur, se dashuronte vajzën e Enver Hoxhës. Rahmiu vrau vehten. Sot, stadiumit të lojrave me dorë në Tiranë i është vënë emri "Asllan Rusi".

VI-V-IV-III-II-1-3. **Asia**, u martuar me patriotin, firmëtarin e Aktit të Pavarësisë , poetin dhe skulptorin Murat Toptani dhe lanë 11 fëmijë, midis tyre djemtë Shadan Toptanin, inxhinier Sherif Toptanin, qytetar Nderi i Kuçovës. Sherifi kishte dy vajza Xhusepina dhe Izabela, mbesa e tij është Ilirjana Sino, etj.

V-IV-III-II-1-4. **Sami Frashëri** (1.6.1850-18.6.1904), martesa e parë me Emine Veliye (vajza e Sadedin Efendi Mislicihan (Safet)) në Turqi. Kishte djemtë dhe vajzat: Samie, Ali Sami, Sadie, Mahibe dhe Sadi. Nga martesa e dytë me Ballkëzin (gruaja e Abdylit pas vdekjes së tij) kishte edhe një djalë Iskënder. Të gjithë pasardhësit e Samiut kanë jetuar e jetojnë në Turqi.

VI-V-IV-III-II-1-4-1. Ali Samiu (20.5.1986 - 29.1.1951), martuar me Farien. Nuk la fëmijë.

VI-V-IV-III-II-1-4-2. Iskënderi (l. 26.2.1898 - 19.10.1939) (martuar me Sabihanë), kishte vajzë Ballkëzen, e cila la dy fëmijë: Sernem (l. 1965) dhe Emine (l. 1967).

VI-V-IV-III-II-1-4-3. Samia, (30.12.1881-13.11.1902), martuar me Rashid Mansur Ereri. Kishin dy djem: Mehmet (1908-1978) dhe Emin Ereriu (l. 1919), që përcolli eshtrat e Abdylit në vitin 1878 nga Stambolli në Shqipëri. Mehmeti ish martuar me Efide dhe kishte vajzë Sabiha (l. 1946) dhe djalë Fasyn (l. 1954). Emini kishte dy vajza: Samie (l. 1944) dhe Zejnepe (l. 1948). Samia martuar me Erdal Öz ka dy fëmijë, Zejnepi dhe Can. Zejnepi martuar me Tekin Tanaçan dhe kanë dy fëmijë Omer dhe Ela (l. 21.6.1975). Ela matuar me Sinan Demir dhe kanë një vajzë Zejnep. Të gjithë pasardhësit e Samies rrojnë në Turqi.

VI-V-IV-III-II-1-4-4. Sadia, (v. 1932), martuar me Suphi Neshet (Beken) dhe kishin një vajzë, Hasien (l. 4.5.1921) dhe ajo djalin Suphi. Suphiu ka dy fëmijë.

VI-V-IV-III-II-1-4-5. Mahibe.

VI-V-IV-III-II-1-4-6. Sadi.

V-IV-III-II-1-5. **Tahsimi Frashëri** (1853-1876), vdiq i ri, nuk kishte fëmijë.

V-IV-III-II-1-6. **Mehmet Frashëri** (1856-1918). Martuar me vajzën e Myftiut të Bierutit, kur ai ishte Drejtor i Doganave në Bierut. Me atë pati dy djem: Hajri dhe Subhi. Pas vdekjes së saj, u martuar me Vesime Toptanin, vajza e Said Seramedin Toptanit, motër e Refik dhe Murat Toptanit. Kishte djalin Hysref dhe vajzën Irfane.

VI-V-IV-III-II-1-6-1. Hajri Frashëri, vdiq 24 vjeç në Vjenë, student.

VI-V-IV-III-II-1-6-2. Subhi Frashëri, vdiq 18 vjeç në Stamboll, student.

VI-V-IV-III-II-1-6-3. **Hysref Frashëri** (15.2.1898- '9, martuar me Emine Toptanin. Ka një djalë dhe katër vajza: Mehmet (Pipi) Lejla (Lili) Neriman Nahide dhe Meliha.

VII-VI-V-IV-III-II-1-6-3-1. **Mehmeti** (Pipi) **Frashëri** (l. 1927). Kishte dy djem: Hajriu, Hysrefi.

VIII-VII-VI-V-IV-III-II-1-6-3-1-1. Hajri Frashëri, kishte dy vajza: Gerta dhe Iris.

VIII-VII-VI-V-IV-III-II-1-6-3-1-2. Hysref Frashëri, kishte dy djem: Redi dhe Jurgen.

VII-VI-V-IV-III-II-1-6-3-2. **Lejla** (Lili) **Frashëri** (Shkreli), martuar me Met Shkrelin. Ata kanë Vildanin, Nargisin dhe Tarikun.

VII-VI-V-IV-III-II-1-6-3-3. **Neriman Frashëri** (Biçaku) martuar me Vasif Biçakun (futbollistin e mirënjohur), kanë një vajzë Lona Biçaku.

VII-VI-V-IV-III-II-1-6-3-4. **Nahide Frashëri** (Shkodra), martuar me Zija Shkodrën. Ata kanë tre fëmijë: Rozafa, Valbona dhe Sulejmani.

VII-VI-V-IV-III-II-1-6-3-5. Meliha, Frashëri, vdekur e vogël.

VI-V-IV-III-II-1-6-4. **Irfane Frashëri** (Jegeni), martuar me Hysen Jegeni, kanë katë fëmijë: tre djem Orhan, Suat, Kapllan dhe vajzën Nermin.

VII-VI-V-IV-III-II-1-6-4.1. **Orhan Jegeni**, martuar me Sonja Kapshticën. Kanë dy djem: Arbeni dhe Genti.

VIII-VII-VI-V-IV-III-II-1-6-4.1.1. Arbeni, matuar me Mirela Zekthi, kanë dy vajza.

VIII-VII-VI-V-IV-III-II-1-6-4.1.2. Genti, i pa martuar.

VII-VI-V-IV-III-II-1-6-4.2. **Suat Jegeni**, martuar me Shpresa Rixvanolli, kanë djemtë Redi, Eno, Armand dhe Junid.

VII-VI-V-IV-III-II-1-6-4.3. **Kapllan Jegen**i, martuar me Flutra Ballanca, kanë dy djem: Albi dhe Kledi.

VII-VI-V-IV-III-II-1-6-4.4. **Nermin**, martuar me Loredan Bubani. Kanë vajzën Ela dhe djalin Gjergji.

V-IV-III-II-1-7. **Nafise**, (1841 - ?), martuar me Halim bej Përmetin, nuk lanë fëmijë.

V-IV-III-II-1-8. **Shanishaja** (1848.1872), martuar me patriotin Ibrahim Lutfi Pashë (1823 - 1904), nga Bërzezhda e Librazhdit, mjek i dëgjuar, profesor që themeloi Universitetin e parë të Stambollit. Ai ishte bashkëluftëtar i Rilindasve dhe anëtar i Komitetit Qendror të Stambollit. Ata lanë djemtë Vasif (Safa) Pashën në Stamboll, Zija dhe vajzën Sadie.

VI-V-IV-III-II-1-8-1. Vasif (Safa) Pasha, (1870 -1931), martuar me Zinur dhe martesa e dytë ishte me Selmanë: Me Selmanë kishin djalin Orhan.

VII-VI-V-IV-III-II-1-8-1-1. Orhani, (l. 23.6.1911), martuar me Verën, kishin vajzë Lejla.

VI-V-IV-III-II-1-8-2. Zija.

VI-V-IV-III-II-1-8-3. Sadie.

IV-III-II-2. **DYRMISHI**. Kishte dy djem: Shaqiri dhe Kapllani.

V-IV-III-2-1. **Shaqiri**

V-IV-III-2-2. **Kapllani** Kishte dy djem dhe dy vajza: Qerime, Eshref, Adile, dhe Kahreman

VI-V-IV-III-2-2-1. **Eshref Frashëri**, Kryetar i Parlamentit Shqiptar në vitet tridhjetë. Eshref dhe Kahreman beu ishin dajllarë të Qemal dhe Et'hem Laçit. Kishte tre djem: Kapllani, Ismaili (Malo), dhe Tomorri

VII-VI-V-IV-III-2-2-1-1. **Kapllani Frashëri** , vdekur i ri, nuk la fëmijë

VII-VI-V-IV-III-2-2-1-2. **Ismail (Malo) Frashëri**( - 1987 ?), martuar me Ruze Rusin. Malo Frashëri, ekonomist në Ministrinë e

Instustrisë dhe Minierave. Studimet i kreu në Romë. Ka qenë partizan dhe së bashku me Ymer Dishnicën ishte delegat në Konferenën e Mukjes. Shtëpinë e ka patur bazë të Sejfulla Maleshovës dhe Nexhmie Hoxha (Xhuglini). Ruze Rusi, vajza e faracistit Fejzi Rusi, motra e Deko Rusit. Ka një djalë e një vajzë: Naim dhe Feride.

VIII-VII-VI-V-IV-III-2-2-1-2-1. **Naim Frashëri** (martuar me Meritën). Kanë një vajzë: Ledja.

VIII-VII-VI-V-IV-III-2-2-1-2-2. Feride, martuar me Viktor Komnino, kanë tre fëmijë: Rikuçio, Bruna dhe Manol.

VII-VI-V-IV-III-2-2-1-2-3. **Tomor Frashëri**, vdekur i vogël, nuk la fëmijë.

VI-V-IV-III-2-2-2. **Kahreman Frashëri** (1880-1946), jurist i mirënjohur. Kishte dy djem dhe një vajzë: Dragush, Xhemil, dhe Ëngjëllushe.

VII-VI-V-IV-III-2-2-2-1. **Dragush Frashëri** (1922-1997). Kishte një djalë e një vajzë: Edmond dhe Vera.

VIII-VII-VI-V-IV-III-2-2-1-1: Edmond Frashëri (l. 1953). Ka një djalë dhe një vajzë: Klevis dhe Sara.

IX-VIII-VII-VI-V-IV-III-2-2-1-1-1. Klevis Frashëri (l. 1990).

VIII-VII-VI-V-IV-III-2-2-1-2: Vera, martuar me Bashkim Merepeza.

VII-VI-V-IV-III-2-2-2-2: **Xhemil Frashëri**, (l. 1927), Profesori historian i mirënjohur. Martuar me Semihanë. Ka një djalë dhe një vajzë: Genci dhe Brisida.

VIII-VII-VI-V-IV-III-2-2-2-2-1: Genci Frashëri (l. 1951). Ka një djalë dhe një vajzë: Argenti dhe Enika.

IX-VIII-VII-VI-V-IV-III-2-2-2-1-1. Argent Frashëri (l. 1977) (Martuar me Mirelën). Ka një vajzë: Suada (l. 2002 ).

VIII-VII-VI-V-IV-III-2-2-2-2-2: Brisida, martuar me Aleksandër Gashi.

VII-VI-V-IV-III-2-2-2-3. **Ëngjëllushe**, martuar me Nevzat Vilën.

VI-V-IV-III-2-2-3. **Qerimea** martuar me Fuat Laçi-Frashëri.

VI-V-IV-III-2-2-4. **Adileja** martuar ,e Xhaferr efendi Gafari. Kanë nëntë fëmijë: Atjat Sadete, Saadia, Maleka, Eksal, Zinal, Amina, Shefik, Nazek, dhe Gamal. Nazek është nëna e Refatit - Ambasadorit të Egjiptit në Shqipëri (2006-2007).

IV-III-II-3. **Sejfulla Frashëri, (**?) Martuar me motrën e Emine Mirahorit, ishte baxhanak me Halitin. La vajzën Ruhanenë (martuar me Mehmet bej Gjiritin (lanë djalin Selfo) dhe vajzën Refiko (martuar me Kasëm Qafzezin, Ministër i Mbrojtjes në Qeverinë e Fan Nolit, prindër të shkrimtarit Luan Qafzezi).

III-2. **Kajmaku**

III-3. **Jakupi**. La djalë Bajramin.
IV-III-3-1. **Bajrami**. La djalë Jakupin.
V-IV-III-3-1. Jakupi la djalë Veizin (?).

VI-V-IV-III-3-1. Veiz Frashëri. La djalë: Jakupin.

VII-VI-V-IV-III--3-1. **Jakup Frashëri** (Laçi) – Teri (martuar me Esmanë nga Zhakaj Kolonjë). Kishte një djalë dhe dy vajza: Bajram, Safo dhe Nurie.

VIII-VII-VI-V-IV-III-3-1. Bajram Frashëri (martuar me Remzien). Kishin një djalë dhe dy vajza:, Jakup, Hiqmete dhe Violeta.

IX- VIII-VII-VI-V-IV-III 3-1-1. **Jakup Frashëri**. Ka një djalë dhe dy vajza: Ilir, Besa dhe Mimoza.

X-IX-VIII-VII-VI-V-IV-III 3-1-1-3. Ilir Frashëri. Ka një djalë dhe një vajzë.

IX-VIII-VII-VI-V-IV-III 3-1-2. Hiqmete, martuar me Fadil Konica, djali i xhaxhait të shkrimtarit Faik Konica. Kanë dy djem dhe një vajzë.

IX-VIII-VII-VI-V-IV-III 3-1-3. Violeta, martuar me Fadil Paçramin, kanë një djalë Agimin dhe dy vajza.

III-4. **Mahmudi**, la një djalë, Abedinin.
IV-III-4-1. Abedini.

III-5. **Myftari I-rë (Tarenjtë)**. Kapedan trim, i vrarë në Athinë më 1820. Martuar me Rukien e Rusllarëve nga Leskoviku. La djalë Nazifin. Tarenjtë në fund të shekullit XVIII (1770 ?) u shpëngulën nga Frashëri në fshatin Gramoz dhe më pas në Starje të Ersekës. Emrin e Ajazit e kanë përsëritur disa herë tarenjtë.

IV-III-5-1. Nazifi la djalë Aliun.

V-IV-III-5-2. Aliu la djemtë Selman, Ajaz II, Hysen.

VI-V-IV-III-4-1. **Selmani.** La tre djem: Myftari II, Sajahamiti I, Ajaz III, dhe një vajzë. Vajza e Selman Tares kishte katër vajza: e para

martuar me Hajredin Shahu, në Selenicë të Ersekës, e dyta Hasime, martuar me Isa Vrapckën, e treta Fatime, martuar me Kanan Kortezin, e katërta, Feruze martuar me Tako Butka (Aliçka) – babai i Sali Butkës.

VII-VI-V-IV-III-4-1-1. **Myftari II**. La djalë: Isufin (1843-1894).

VIII-VII-VI-V-IV-III-4-1-1-1. Isufi la tre djem: Shyqyri, Hajrullai (1884-1970), dhe Muharrem.

IX-VIII-VII-VI-V-IV-III-4-1-1-1-1 **Shyqyriu**.

IX-VIII-VII-VI-V-IV-III-4-1-1-1-2. **Hajrullai** (1884-1970). La dy djem: Myftari III dhe Bajrami.

X-IX-VIII-VII-VI-V-IV-III-4-1-1-1-2-1. **Myftari III,** (1921 – 4.7.2012). Martuar me Teuta Bejleri. Kishte dy djem: Agroni dhe Iliri, dhe një vajzë Vjollca Tare (Bushati).

XI-X-IX-VIII-VII-VI-V-IV-III 4-1-1-1-2-1. Agroni. Ka një djalë, Genti

XI-X-IX-VIII-VII-VI-V-IV-III 4-1-1-1-2-2. Iliri. Ka djalë Igli dhe vajzat Adela dhe Silvi.

XI-X-IX-VIII-VII-VI-V-IV-III-4-1-1-1-2-3. Vjollca Bushati (Tare), martuar me Alfred Bushatin. Në gjurmë të frashërllinjve, studjoj për mjekësi. Kanë dy djem, Ervinin dhe Gjergji Bushatin.

X-IX-VIII-VII-VI-V-IV-III-4-1-1-1-2-2. **Bajrami** (? - qershor 2012). Ka djalë Petritin dhe vajzë Mira.

XI-X-IX-VIII-VII-VI-V-IV-III-4-1-1-1-2-2-1. **Petriti**, martuar me Entela Prifti.

IX-VIII-VII-VI-V-IV-III-4-1-1-3. **Muharremi.**

V-IV-III-4-2. **Sajahamiti** . La tre djem: Nesimi (Cimja), Ajazi IV, dhe Hyseni.

VI- V-IV-III-4-3-1. Nesimi. Kishte djalë Xhelal Bajarin.

VII-VI- V-IV-III-4-3-1-1. **Xhelal Bajari**, (16.5.1883-22.8.1986), President i Turqisë (1950-1960), ishte edhe nipi i Hasan Zyko Kamberit.

VI-V-IV-III-4-3-1-2. **Ajazi IV**. Kishte djemtë Qaniu dhe Muharremi.

VII-VI-V-IV-III-4-3-1-2-1. Qaniu. Kishte djalë Ajaz Pilkati (Ajazi V-tē).

| | |
|---|---|
| VIII-VII-VI-V-IV-III-4-3-1-2-1-1. | **Ajaz Pilkati**, agronom në Lushnje, vdekur më 2011). |
| VIII-VII-VI-V-IV-III-4-3-1-2-2. | Muharremi. Kishte djem Hasanin dhe Sajahamiti II. |
| IX-VIII-VII-VI-V-IV-III-4-3-1-2-2-1. | Hasani, kishte djemtë: Xhelal dhe Cuca (?). |
| IX-VIII-VII-VI-V-IV-III-4-3-1-2-2-2. | Sajahamiti II. |

## Velibellinjtë, Sulejmanbellinjtë, Vilakët

Në Frashër jetonin edhe të tre fiset: Sulejmanbellinjtë, Velibellinjtë dhe Vilakët.

Tre vëllezër, Sulejmani. Veliu dhe Islami (?) krijuan tre familje, ndërtuan tre shtëpi në lagje të ndryshme të Frashërit dhe nga ata u formuan tre fise: Sulejmanbellinjtë, Velibellinjtë dhe një degë e Vilakëve.

Ndarja e këtyre tre fiseve duhet të ketë ndodhur para vitit 1700, sepse Mustafa bej (Myteselim i Gjirokastrës) ishte martuar me Sabihe H. Frashëri (VILA). Djali i tij Ali Kapllan Pasha është ekzekutuar në Manastir në vitin 1768 se nuk shtypi kryengritjen e himariotëve.

### Sulejmanbellinjtë

I. **Sulejman** beu. Kishte një djalë: Ismail.

II. 1. **Ismaili** (1785 ?- ?). Kishte tre djem: Myftar, Pasho, dhe Haidar (Babai i Kamber beut) ?

III.1.1. **MYFTARI.** Kishte djemtë: Hysni, Servet, Refat, Sulejman, Xhemal.

IV-III-1-1-1. **Hysniu**, therrur nga turqit rreth vitieve 1908-1012, kokën e tij ja dërguan sëmës në shtëpi për terror.

IV-III-1-1-2. **Servet Frashëri**. Me gruan e parë nga Leskoviku janë fëmijët Medihaja dhe Siriu. Me gruan e dytë nga Fugollarët e Beratit kishte Safon dhe Naimin, Artistin e Popullit.

V-IV-III-1-1-2-1. **Siri Frashëri**. Kishte dy djem Arbeni, Serveti, dhe dy vajza Pranvera dhe Milva.

VI-V-IV-III-1-1-2-1-1. Arbeni, pa martuar, jetojnë në Itali.

VI-V-IV-III-1-1-2-1-2. Serveti, pa martuar, jetojnë në Itali.

VI-V-IV-III-1-1-2-1-3. Pranvera, martuar me Sulejman Dashi, kanë dy djem dhe një vajzë, Denis, Ines dhe Juri Dashi.

VI-V-IV-III-1-1-2-1-4. Milva, ka një fëmijë, Alan Rusi.

VI-V-IV-III-1-1-2-2. **Naim Frashëri,** Artisti i Popullit, Nderi i Kombit, Nderi i Përmetit. Kishte dy djem dhe një vajzë: Anil, Oltioni dhe Lidra.

VII-VI-V-IV-III-1-1-2-2-1. Anili.

VII-VI-V-IV-III-1-1-2-2-2. Oltioni. Ka dy fëmijë: Bikeni, dhe Bledar, student ne Kanada.

VII-VI-V-IV-III-1-1-2-2-3. Lidra, martuar me Rusvelt Alikaj, kanë dy vajza, Ersela dhe Klesta. Përkatësisht stomtologe dhe avokate.

V-IV-III-1-1-2-3. **Mediha,** pa martuar.

V-IV-III-1-1-2-4. **Safo** (1927-2013), pa martuar.

IV-III-1-1-3. **Refat Frashëri** (Biologu i dëgjuar). Martuar me Eminenë, me të cilën kishin djalin Skënderi dhe vajzën Vediha. Me gruan e dytë Sadie kishin djemtë Nexhat, Vedat dhe vajzën Beriha.

V-IV-III-1-1-3-1. **Skënderi,** lindur në Stamboll, më 5.3.1897, martuar me Nimetin, vajzën e Selim Siri bej Vlorës dhe Sadije hanëm Vërlacit. Kishin djalin Rifat.

VI-V-IV-III-1-1-3-1. **Rifati**, martuar me Qefsere Kacelin. Kanë dy fëmijë

IV-III-1-1-3-2. Vediha.

IV-III-1-1-3-3. Nexhati, vdekur i ri në Viene.

IV-III-1-1-3-4. Vedati, dëshmor I luftës Nacional Çlirimtare.

IV-III-1-1-3-5. Beriha.

IV-III-1-1-4. **Sulejmani** (martuar me Nenekenë). Kishte tre vajza: Ikbalen, Hasien, dhe Mynever.

IV-III-1-1-2-4-1. **Ikbale**, martuar me Xhemal Kostrecin, nëna e Ylli dhe Serdil Kostrecit.

IV-III-1-1-2-4-2 **Hasie**, martuar me Sami Koka, kishin tre femijë: Genci, Pëllumbi, Rita.

IV-III-1-1-2-4-3. Mynever.

IV-III-1-1-5. **Xhemali**, vdekur më 1909 në Stamboll.

III-II-1-2. **PASHO**

III-II-1-3. **HAIDAR beu** (1794-1880), martuar me një bejlereshë të Këlcyrës. Kishin katër djem katër djem: Kamber beu, Qamili, Qazimi dhe Mustafai (?)

IV-III-II-3-1 **Kamber** beu, martuar me Qamile Frashëri. Kishte dy djem dhe një vajzë: Bexhed, Ferit, dhe Merzie.

V-IV-III-II-3-1-1. **Bexhed beu** (7.5.1892),deputet në vitet tridhjetë, është kushëri i dytë i Ikbal Kostrecit. Kishte dy vajza: Shpresa dhe Zhaneta.

V-IV-III-II-3-1-2. **Feriti**, trim i Dangëllisë, vrarë në Shkodër në vitin 1924.

V-IV-III-II-3-1-3. **Merzie** (Merzo), ishte martuar në Kolonjë dhe kishte një vajzë Ikbalen (gruan e Ahmet Vokopolës).

IV-III-II-3-2. **Qamili**, martuar me Haxhirenë. Kishte një djalë dhe një vajzë: Zenel Frashëri dhe Ferdanea.

V-IV-III-II-3-2-1. **Zenel** Frashëri, martuar me Azize Korça. Kishte dy djem: Tanushi dhe Roberti.

VI-V-IV-III-II-3-2-1-1. Tanushi5 (5.11.1933- 1997), Zv. Ministri Punës në vitet 1993-1997.

VI-V-IV-III-II-3-2-1-2. Roberti.

V-IV-III-II-3-2-2. **Ferdanea**, gruaja e Xhavit Frashërit.

IV-III-II-3-3. **Qazim Frashëri** (1839-1933), martuar me Nurie Glina (1841-1921), e cila vinte nga bejlerët e Gjirokastrës. Kishin tre djem: Izeti, Hajdari, Shefiku dhe katër vajza: Shepe (1869-1884), Razie (1878-1962), martuar me Sulejman Taçi Kolonja; kishte djalin Riza dhe vajzat Hatixhe dhe Faike; Rizai ka vajzën Donika dhe djalin Skënder; Hatixhea martuar me Selim Rusi dhe kanë djemtë Nuri, Veep dhe Pëllumb; Faike martuar me Mevdet Starova dhe pas vdekjes së tij me Qazim Çorushi dhe ka vajzën Arta, e cila ka vajzat Kostanca dhe Elvira dhe djalin Kushtrim), Mersepe (1880-1913) vdekur pa martuar, Ismete (1893-1946) martuar me Mehmet Kalenja.

V-IV-III-II-3-3-1. **Izet Frashëri**, (1888-1966), martuar me Hajrie Guri Alibega (1904-1981). Kishte dy djem: Hilmi, Petrit dhe vajzat Verore, Shpresa dhe Adile.

VI-V-IV-III-II-3-3-1-1. **Hilmi** Frashëri, (1927-2012), martuar me Bedrie Mersini (1936-). Ka djalë Fatmirin dhe dy vajza Majlinda dhe Ledina.

VII-VI-V-IV-III-II-3-3-1-1-2. Fatmiri. Ka djalë Redin.

VII-VI-V-IV-III-II-3-3-1-1-3. Mjlinda.

VII-VI-V-IV-III-II-3-3-1-1-4. Ledina.

VI-V-IV-III-II-3-3-1-2. **Petrit** Frashëri (1939-), martuar me Nasudie Hila (1939-), inxhinjer nafte. Ka djemtë Ëngjëll dhe Ilir.

VII-VI-V-IV-III-II-3-3-1-2-1. Ëngjëll, martuar me Evisin. Kanë vajzat Lorela dhe Andrea

VII-VI-V-IV-III-II-3-3-1-2-2. Ilir.

VI-V-IV-III-II-3-3-1-3. **Verore** (1920-1995), martuar me Petrit Koka (1013-1982) kanë lënë dy djemtë: Çlirim (1943-) dhe Pëllumb (1946-).

VI-V-IV-III-II-3-3-1-4. **Shpresa** (1923-2008), martuar me Shëndet Lako (1916-1998), kanë lënë tre djemtë: Bujar, Adhurim, Arjan dhe vajzën Diana.

VI-V-IV-III-II-3-3-1-5. **Adile** (1925-2008), martuar me Arshi Rakipaj, Kanë djemtë Shkëlqim, Ylli dhe vajzën Nermin.

V-IV-III-II-3-3-2. **Hajdar Frashëri** (1880-1967), martuar me Xhevrie Shkëmbi (1891-1977), mbesa e arkitektit Shaban Qesaraka (Shkëmbi), i cili ka ndërtuar edhe një objekt të vyer në teqenë e Qesarakës) dhe e bija e gjyqtarit Sadik Shkëmbi. Ka studiuar në Manastir dhe në gjimnazin Zosimea në Janinë. Kanë një djalë, Përparim (Francesco).

VI-V-IV-III-II-3-3-2-1. **Përparim (Francesco**) Frashëri (1918-1973), martuar me Maria Venturi (1916-1991). Ka tre djem: Albertin, Gëzimin, Eduard dhe dy vajza Liria (1943-) dhe Jolanda (1951).

VI-V-IV-III-II-3-3-2-1-1. **Alberti**, lindur më 7.11.1945, Prof.Dr., mathematikan i mirënjohur, martuar me Adelina Xhafa. Ka dy vajza: Alda dhe Silva.

VII-VI-V-IV-III-II-3-3-2-1-1. Alda, martuar me Valerio Pratilo Hellman.

VII-VI-V-IV-III-II-3-3-2-1-2. Silva, martuar me Daniele Tunno dhe kanë djalë Davide (2004-).

VI-V-IV-III-II-3-3-1-2-1-2. **Gëzimi** (1947-), ka tre djem: Eris (1977-), Erion (1971) dhe Oltion (1982-)

VII-VI-V-IV-III-II-3-3-1-2-1-2-1. Eris.

VII-VI-V-IV-III-II-3-3-1-2-1-2-2. Erion.

VII-VI-V-IV-III-II-3-3-1-2-1-2-3. Pltion.

VI-V-IV-III-II-3-3-1-2-1-3. **Eduardi** (1953-), martuar me Naile Dodi dhe kanë djalin Christian (1998-) dhe vajzën Najada (1984-).

VII-VI-V-IV-III-II-3-3-1-2-1-3-1. Christian.

VII-VI-V-IV-III-II-3-3-1-2-1-3-2. Najada.

VI-V-IV-III-II-3-3-1-2-1-4 **Liria** (1943-), martuar me Hajredin Elmazi. Kanë një djalë dhe tre vajza: Zhyljeni, që ka vajzë Johanne, Lindita që ka djalë Ledian, Nina që ka vajzë Jetën dhe Justina, që ka djemtë Andi dhe Idolo.

VII-VI-V-IV-III-II-3-3-1-2-1-5 **Jolanda** (1951-), martuar me Spartak Zajmi (1940-) kanë djalin Klodian (1974-) dhe vajzën Stella (1978-).

*

**

III-II-3-3. **Shefiku**

III-II-3-4. **Ismaili** (?), Kishte djalë Mustafanë.

IV-III-II-3-4-1. **Mustafai** martuar me Xhemilen, nga Frashëri. Kishtin djalë Seitin dhe vajzë Dilfirus.

V-IV-III-II-3-4-1-1. **Seit Frashëri** (1885-1960), martuar me Vahidenë (1887-1945), vajza e Ashim Frashëri dhe e Vezires. Kanë pasur tre djem dhe një vajzë: Bardhyli, Nexhati, Mirgjini dhe Pëllumbesha. Seiti kishte kushërinj të dytë fëmijët e Tefik Pasha Vilës me gruan e dytë: Subiun, Iljazin, Ikbalin (gruan e Ivzi Kasimatit), etj. Kjo tregon se edhe e ëma e Seitit, Xhemilja ishte nga fisi i Tefik Pashë Vilës.

V-IV-III-II-3-4-1-2. Dilfirusi (Dilfo) (1897-1945), pa martuar.

VI-V-IV-III-II-3-4-1-1-1. **Bardhyl Frashëri** (1920 2011). Martuar me Mukadesin. Lindën katër djem dhe dy vajza: Arjanin, Iliri, Valteri, Samiun, Zhuljeta dhe Eliverta.

VII-VI-V-IV-III-II-3-4-1-1-1-1. **Arjani**, martuar me Liljanën, kanë dy vajza dhe një djale: Monika, Irma dhe Konti, që jetojnë në Luksemburg.

VIII-VII-VI-V-IV-III-II-3-4-1-1-1-1-1. Monika.

VIII-VII-VI-V-IV-III-II-3-4-1-1-1-1-2. Irma.

VIII-VII-VI-V-IV-III-II-3-4-1-1-1-1-3. Konti.

VII-VI-V-IV-III-II-3-4-1-1-1-2. **Iliri**, (lindur ne 01.01.1955), eshtë martuar me Tatjana Iljazi (lindur në 10.06.1956) vajza e Muharem Iljazit (Boshanji) dhe kanë dy vajza Eneida dhe Xhensila. Ilir Frashëri ka mbaruar shkollën e mesme të përgjithëshme dhe më pas ka bërë një kurs në gjeologji – miniera, ka punuar në Ndërmarjen Gjeollogjike Korçë. dhe aktualisht punon në organet e policisë.

VIII-VII-VI-V-IV-III-II-3-4-1-1-1-2-1. Eneida Frashëri ka mbaruar studimet për Psikologji Klinike në vitin 2007, më pas Mastetin për Këshillim Psikologjik dhe aktualisht është duke ndjekur studimet e Ciklit të tretë, doktoraturë pranë Departamentit të Punës Sociale, në Universitetin e Tiranës. Ajo është martuar me Arbri Lamaj dhe kanë një djalë, Enio Lamaj (lindur në 01.06.2013).

VIII-VII-VI-V-IV-III-II-3-4-1-1-1-2-2. Xhensila Frashëri ka studiuar në Fakultetin e Gjuhëve te Huaja, Dega Gjermanisht dhe më pas ka kryer Masterin Shkencor për komunikimi në gjuhën gjermane, është fejuar me Migelino Radomi. Jetojnë në Tiranë.

VII-VI-V-IV-III-II-3-4-1-1-1-3. **Valteri** (vdekur), martuar me Veproren. Kanë dy djem: Edi dhe Aldo. Jetojnë në Amerikë.

VIII-VII-VI-V-IV-III-II-3-4-1-1-1-3-1. Edi.

VIII-VII-VI-V-IV-III-II-3-4-1-1-1-3-2. Aldo.

VII-VI-V-IV-III-II-3-4-1-1-1-4. **Samiu** martuar me Liljana Shahollin, kanë dy djem: Frenci dhe Mario. Jetojnë në Luksemburg.

VIII-VII-VI-V-IV-III-II-3-4-1-1-1-4-1. Frenci.

VIII-VII-VI-V-IV-III-II-3-4-1-1-1-4-2. Mario.

VII-VI-V-IV-III-II-3-4-1-1-1-5. Zhulieta, martuar me Robert Agollin, kane tri vajza dhe nje djalë: Valbona, Eglantina, Arta dhe Klejdi.

VII-VI-V-IV-III-II-3-4-1-1-1-6. Eliverta, martuar me Urim Tahirin, kanë 2 vajza: Eneida dhe Eriola.

VI-V-IV-III-II-3-4-1-1-2. **Nexhat Frashëri**, lindur në Korçë, në vitin 1929. Pa mbushur moshen 14 vjeç, më 10 mars 1943 merr pjesë në luftën Nacional Çlirimtare, fillimisht me njësitet guerile në Cetën e Gorës, më pas në Batalionin "Aleksandër Caci" dhe në Brigatën e 9-të Sulmuese. Mori pjesë në çlirimin e Korçës, më 22 tetor 1944. U vra në moshën 16 vjeç, në Kuçovë. Dëshmor I Atdheut.

VI-V-IV-III-II-3-4-1-1-3. **Pëllumbesha Frashëri** (20 gusht 1927 – 15 janar 2012). Në moshë të re mori pjesë në Demostratën Antifashiste në shtator 1943 në Korçë, së bashku me të ëmën e saj, Vahide Frashëri. Dhe kushërirën e saj, Semiramin, vajzën e Ivzi dhe Ikbale Kasimatit (nga Vilakët), si dhe me kushëririn e saj, Fazlli Luarasi, djali i Riza Luarasit dhe Edijes (kushëri nga nëna, Vahideja).. E martuar në Permet me Mane Cuken. Patën tre fëmijë: dy djem, Fatmirin dhe Dashnorin, si dhe një vajzë, Gjilbertën.

VI-V-IV-III-II-3-4-1-1-3-1. **Fatmiri** (1957 -). Martuar me Valentinën. Kanë dy fëmijë: Ervis dhe Eglantin.

VI-V-IV-III-II-3-4-1-1-3-2. Gjilberta (1961 -). Martuar me Minain. Kanë një djalë: Elimijano.

VI-V-IV-III-II-3-4-1-1-3-3. **Dashnor** (1963 -). Martuar me Almën. Kanë dy vajza: Dea dhe Laura. Gazetar.

VI-V-IV-III-II-3-4-1-1-4. **Mirgjin Frashëri**, lindur më 25 -01- 1937, martuar me Klementina Osmani nga Skorovoti i Kolonjës (1-1-1942 – 1.10.2010). Kanë tre djem: Romeo (5.4.1967), Dritani (17.4.1970) dhe Eltion (30.3.1978). Mirgjin Frashëri, pasi mbaroi Fakultetin Hiistori-Gjeografi punoi si mësues, deri më 31 mars 1991. Më pas ishte Kryetar Komune në Maliq (1991-1992) dhe sekretar komune në Pirg (1993-1997). Është dekoruar me Urdhërin "Naim Frashëri, klasi III". Klementina Frashëri, pas mbarimit të shkollës pedagogjike Elbasan punoi si mësuese e ciklit të ulët. Mban urdhërin "Naim Frashëri, klasi II".

VII-VI-V-IV-III-II-3-4-1-1-4-1. Romeo Frashëri (5.4.1967 - ), i martuar me Lindita Panariti. Kanë një djalë, Brolini. Romo ka mbaruar për gjuhën frënge ( 1990). Punoi si mësues i gjuhës frënge në Korçë. Nga viti 2003 jeton ne Kanada, ku jep gjuhë frënge dhe angleze në Toronto. Gruaja, Lindita, mbaruar për Matematikë – fizikë, pas emigrimit në Kanada punon në një klinikë mjekësore. Djali i tyre Brolini vazhdon studimet në universitet për psikologji.

IX-VII-VI-V-IV-III-II-3-4-1-1-4-1-1. Brolini.

VII-VI-V-IV-III-II-3-4-1-1-4-2. Dritan Frashëri (7.4.1970 - ), i martuar me Anxhela Sylejmanin. Ka mbaruar shkollën e mesme mekanike. Në priudhën 1991 – 2002 ka punuar në fushën e ndërtimit në Greqi, më pas (2002 – 2007) me bisnes dhenga 2007 ushtron profesionin e tij si mekanik dhe atë të ndërtimit. Anxhela ka mbaruar shkollën e lartë të Infermerisë, dhe ka mbrojtur masterin për Filozofi. Kanë 2 fëmijë: Brisilda dhe Andri.

IX-VII-VI-V-IV-III-II-3-4-1-1-4-2-1. Brisilda.

IX-VII-VI-V-IV-III-II-3-4-1-1-4-2-2. Andri.

VI-V-IV-III-II-3-4-1-1-4-3. Eltion Frashëri(30.8.1978 - ), martuar me Erjona Haxhini. Nga viti 2002 jetojnë në Nju-Jork të Shteteve të Bashkuara të Amerikës. Eltioni merret me bisnese ndërtimi. Gruaja, Eriona, ka mbaruar Fakultetin e Ekonomi - Financë , ka mbrojtur masterin për menaxhim biznesi në Fortham University. U lindën dy fëmijë binjakë, djali Erti dhe vajza Klea me 13.1.2014.

**Familje të tjera nga dega e Sulejmanbellinjve**

I. **...(?)**, kishte dy djem, Karafilin dhe Myftarin.

II-I-1. **Karafili**,pjesëmarrës në çetën patriotike të Servet Frashërit, pjesëmarrës i dy kuvendeve të Frashërit në kuadrin e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, shkolluar në Turqi. Martuar me vajzën e beut të Goroshianit. Kishin djemtë Halit, Mustafa, Estref, Muhamet dhe dy vajza.

III-II-I-1. **Haliti** (?-1957). Luftëtar në çetat atdhetare për pavarësinë e Shqipërisë, ka kryer studimet në gjimnaz dhe ka shërbyer si Kryetar i Komunës së Mallakastrës. Ka tre djem: Orhanin, Xhaferrin, Nuredinin dhe vajzën Shpresa.

IV-III-II-I-1. **Orhani**, martuar me Varvara Gjeçi. Bashkëluftëtarë të orëve të para në çetat e më pas në brigadat partizane, Nën komisar i çetës së mirënjohur të Skraparit. Kryetar i Organizatës së Veteranëve të Beratit. Kanë tre djem Besnikun, Fatosin, Naimin dhe Ariola.

V-IV.III-II-1-1. **Besniku**, ka dy fëmijë, Iris dhe Ermelina. Mësues i historisë-gjeografisë, drejtor shkolle.

VI-V-IV-III-II-1-1-1. Irisi, mësuese, jeton në Itali.

VI-V-IV-III-II-1-1-2. Ermelinda, kreu studimet në Universitetin e Tiranës për ekonomi-financë.

V-IV.III-II-1-2. **Fatos**i, ka dy djem Andi dhe Endriti dhe vajzën Valmira.

VI-V-IV.III-II-1-2-1. Andi, ka kryer shkollën e mesme.

VI-V-IV.III-II-1-2-2. Endriti, ka kryer shkollën e mesme.

VI-V-IV.III-II-1-2-3. Valmira, kreu studimet universitare në Rumani, punon në Bankë, Tiranë.

V-IV.III-II-1-3. **Naimi**, ka djemtë Orian, Ergi dhe vajzën Blerina. Punon stomatolog.

VI-V-IV.III-II-1-3-1. Orian, ka studiuar për drejtësi, jeton në Itali.

VI-V-IV.III-II-1-3-2. Ergi, ka filluar studimet universitare në Tiranë.

VI-V-IV.III-II-1-3-3. Blerina, ka studiuar pēr shkencat shoqērore nē Itali.

V-IV.III-II-1-6. Ariola.

IV-III-II-I-2. **Xhaferri**, kishte djemtē Arbenin dhe Sokolin dhe dy vajza. Kishte kryer studimet universitare.

V-IV-III-II-I-2-1. **Arbeni,** ka dy djem, ēshtē officer.

V-IV-III-II-I-2-2. **Sokoli**, ka dy djem dhe dy vajza Merdia, martuar me Hajro Limaj dhe Lida, e cila ka dy djem.

IV-III-II-I-3. **Nuredini**, kishte djalin Idi dhe vajzēn Vjollca.

V-IV-III-II-I-3-1. Idi.

V-IV-III-II-I-3-2. Vjollca, ka dy djem.

III-II-I-2. **Mustafai**, vdiq i ri. Ka shërbyer Kryetar i Komunës së Frashërit. Kishte dy djem Syrjanē dhe Aliun.

IV-III-II-I-2-1. **Syrjai**, martuar me Humajun Shefqet Frashēri. Kishin dy djem, Tanushin dhe Fatmirin.

V-IV-III-II-I-2-1-1. Tanushi, lindur 15.9.1936, martuar me Afife Vlora. Historian, jeton nē Austri.

V-IV-III-II-I-2-1-2. Fatmiri, Mjeshtēr i Madh, futbollisti i mirēnjohur.

IV-III-II-I-2-2. **Aliu.**

III-II-I-3. **Estref**, kishte tre djem Fehmi, Fetah, Fatbardh dhe vajzën Feria

IV-III-II-I-3-1. Fehmi.

IV-III-II-I-3-2. Fetah.

IV-III-II-I-3-3. Fatbardh.

IV-III-II-I-3-4. Feria

III-II-I-4. **Muhamet**, martuar me motrën e Hysen bej Myteveliut. Ka qenë financier. Nuk patën fëmijë.

III-II-I-5. Shpresa

II-I-2 **Myftari**, martuar në familjen e Kasëm Radovickës. Ka marrë pjesë në ngritjen e flamurit në Përmet, nëntor 1912. Kishin djalin Meleq.

III-II-1-2-1. **Meleqi**, luftëtar i çetave atdhetare pēr pavarësinë e Shqipërisë, oficer i shtetit shqiptar pas shpalljes së pavarësisë. Mbrojti Kongresin e Lushnjes në vitin 1920. Vrarë në krye të detyrës më

1922. Martuar me hallën e Ali bej Këlcyrës. Kishin djalin Bardhyl dhe vajzën Tefta.

IV-III-II-1-2-1. **Bardhyli**, martuar me toptanase. Partizan I orëve të para.

IV-III-II-1-2-2. Tefta, martuar në familjen Hamzaraj, Vlorë.

*

**

I- . **Isuf Frashëri**, Kishte dy djem dhe një vajzë: Shefqet, Sabri dhe Haxhire.

II-I-1. **Shefqet** Frashëri (1864-1966), martuar me Nekie Zavalanin. Kishte tre vajza: Neire (grua e Ihsan Leskovikut), Leman dhe Humajun (gruaja e Syrja Frashërit).

*

**

I. **Hasan Sulejmanbelliu**, Kishte 7-8 fëmijë. Njëri nga djemtë quhej Shefki.

I. **Shefki Hasan Frashëri**, martuar me Hysnijen. Kishin5-6 fëmijë. Njëri ndër ta, quhej Aqif dhe vajza Xhevrie.

II-I.1. **Aqifi** (?- 1944), martuar me Fatimen. Kishin 6 vajza dhe një djalë: Shyret, Elma, Sadete, Jeta, Feride, Violeta, Gëzim. Kishte mbaruar Akademinë Ushtarake në Itali dhe ishte officer madhor.

III-II-I-1. **Gëzim Frashëri (Hasani),** kishte djemtë Aqif, Artan, Roland, Bledar dhe vajzën Rezarta.

IV-III-II-I-1. Aqifi.

IV-III-II-I-2. Artani.

IV-III-II-I-3. Rolandi.

IV-III-II-I-4. Bledari.

IV-III-II-I-5. Rezarta.

III-II-I-2. Shyret Çollaku (Frashëri).

III-II-I-3. Elma Rrokonanaj (Frashëri).

III-II-I-4. Sadete Baroka (Frashëri).

III-II-I-5. Jeta Hoxha (Frashëri), ka dy djem: Selimin dhe Halitin.

III-II-I-6. Feride Mehmeti (Frashëri), ka djalin Shpëtim dhe vajzat Fatbardha, Pranvera dhe Raimonda.

III-II-I-6-7. Violeta Zajmi (Frashëri), ka dy djem Xhemal dhe Enver dhe vajzën Luljeta.

II-I-2. **Xhevria** (?-1970), martuar në Dishnicë të Korçës. Kishin djalë Petritin dhe vajzë Ikbalen.

III-II-3-1. **Petriti** kishte djalë Gojarin dhe vajzë Rebekën.

III-II-3-2. Ikbalja, martuar me Avdyl Avdylin, nga Erseka. Kishin gjashtë djem dhe dy vajza: **Muharremin**, **Tefikun**, **Esatin**, **Piro**, **Bardhylin**, **Agimin**, Lirinë dhe Ferkën.

IV-III-II-3-2-5. **Bardhyl Avdyli**, Profesor Doktor i Shkencave në Institutnie e Hidrometeorologjisë, Akademia e Shkencave, sot pensionist.

*

**

II. **Hysen bej Frashëri**. Kishte tre fëmijë: Pasho, Fadil dhe Hiqmete

II-I-1. **Pasho**

II-I-2. **Fadili**, kishte dy fëmijë: Hysenin dhe një vajzë

III-II-I-2-1. Hyseni

II-I-3. Hiqmete, gruaja e Jahja Çacit. Nëna e Agim Çacit, Hektor Çaci dhe e Dhuratës.

*

**

I. **Myrteza Frashëri**, (1867-1920), vdekur në Tiranë, martuar me Ypllarë, e motra Bulja. Kishte dy djem: Skënderi Fiqiriu.

II-I-1. Skënderi (banuar në Elbasan).

II-I-2. Fiqiriu (banuar në Elbasan).

## Velibellinjtë

Nga çereku i fundit i shekullit të 20-të dhe në shekullin e njëzetë e më pas, nga dera e Velibellinjve kanë dalë katër familje: Jaup Frashëri, Sherif Frashëri, Ragib Frashëri dhe babai i Riza Frashërit.

### Familja e Jaup Frashërit

III-1. **Jaupi** (?- 1880 ?). martuar me Tushen nga Gjirokastra; vrarë në Greqi, duke lënë të vogël Nekiun, djalin. Jaupi dhe Sherifi ishin djem xhaxhallarësh.

IV-III-1-1. **Neki Frashëri** (1873-1949) (Martuar me **Shefiko Sali Korça-Mirahori**, stërmbesë e Iliaz bej Mirahorit). Kishin një djalë e pesë vajza: Irfani, Nysreti, Sadeti, Xhavideja, Elmaja, Fatimeja

Gjyshi **Nekiu**, ishte fëmijë i vetëm, 7 vjeçar kur iu vra i ati në Qerasovë të Greqisë. Nga Frashëri shkoi në Korçë, ku u shkollua dhe punoi si Drejtor i Kadastrës. U martua me **Shefikon**, hyri dhëndër brënda dhe bënë 6 fëmijë:

1. **Nysreti**, që u martua në 1945 me Shahin Ypin. Nuk patën fëmijë. Vdiq në tetor 1979.

2. **Sadeti**, nuk u martua, rojti me familjen e Irfanit (të vellait) dhe vdiq në prillin e vitit 1985.

3. **Xhavide**, nuk u martua. Ishte mësuese. U vra nga një shofer në rrugën Krujë -Tiranë në vitin 1952, kur po kthehesh për në Tiranë nga shkolla.

4. **Fatime**, që nuk u martua. Ishte mësuese. Rojti me familjen e Irfanit (të vëllait). Vdiq në maj të vitit 1982.

5. **Elma**, e cila ka vdekur e re, para vitit 1935.

6. **Irfani** (10.10.1899-15.3.1972), i cili u martua me **Zejnepe Vokopolën** (3.2.1911-23.7.1987) ishte gjykatës deri në vitin 1948, më pas avokat. Bënë tre djem: **Alfredin**, **Saliun**, **Nekiun**.

6.1. **Alfredi,** lindi në 20 prill 1935, u martua me **Marika Loni Dhima** (l. 5.4.1947), nga Fieri. Lindën dy fëmijë:

6.1.1. **Ermali**, lindi në 31 Tetor 1973.

6.1.2. **Edita**, lindi në 8 Gusht 1978, martuar me **Sokol Stojani**, kanë dy fëmijë binjakë: **Henri** dhe **Ester.**

6.2. **Saliu,** lindi në 28 Korrik 1938. U martua në korrik 1975 me **Olimbi Behxhet Luarasi** (l. 28.12.1948), (babai i saj nga Kolonja e Korçës, nëna nga Vlora). Lindën dy fëmijë:

6.2.1. **Alba**, lindi në1 nëntor 1977.

6.2.2. **Genci**, lindi në 27 shtator 1982.

6.3. **Nekiu**, lindi me 16 dhjetor 1952. U martua me **Teuta Taushani** (l. 2.6.1960); babai i saj ishte nga Vlora, nëna nga Shkodra. Lindën një vajzë:

6.3.1. **Mirgita**, lindur në 31 janar 1991.



 

Neki Frashëri Shefiko Frashëri (Korça-Myteveli)

Gjyshja Shefiko Sali Korça (Myteveli) ishte stërmbesë e **Ilias Khoxha Mirahori (Ilia Koja**).

**Ilias Khoxha Mirahori (Ilia Koja)**, (823-913 dhe sipas kalendarit Gregorian 1408-1512), ishte i biri i priftit të Panaritit, i kazasë së Përmetit në mesjetë, sot i rrethit të Korçës. Turqit e morrën peng djalë 10 vjeçar dhe e bënë jeniçer, ku ndërroi edhe emërin nga Ilia Koja në Iljas. Me këtë pengmarrje, Sulltan Murati i dytë (në fron 1421-1444) nënshtroi babanë e tij që kishte influencë të madhe në tërë Kolonjën. Iljasi u bë komandant i dëgjuar dhe ishte i pari që pushtoi portën kryesore të Kostandinopojës, që e çonte në Katedralen e Shën Sofisë (1453). Për këtë Sulltani Mehmeti II-të (në fron 1444-1446 dhe 1451-1481) i dha titujt Iljas bej dhe më pas Iljas bej Khoxha Mirahori (Mirahor – Gjeneral i Kavalerisë; Khoxha – i madh, i respektuar) dhe Iljas bej Khoxha Mirahori Evel (Krye Gjeneral). Në lagjen Yedikule (Shtatë Kullat) të Stambollit ndodhet xhamia muze me emrin e tij. Manastirin bizantin më të madh të Kostaninopojës Ilias Mirahori e shndërroi në xhami në vitin 1486. Edhe bulevardi pranë kësaj xhamie mban emrin e Ilias Mirahorit edhe sot.

Iliasi u bë edhe dhëndër i Sulltan Mehmetit II-të, duke u martua me vajzën e tij. Ai ishte mësuesi i preferuar i Sulltan Bajazitit të dytë (në fron 1481-1512) (S. Frashëri "Kamus-ul alam", faqe 1028). Shruajnë se Iljasi ishte një burrë 2 metra i gjatë dhe rrojti rreth 104 vjet. Në vitet 1460-1465 ka qenë vali i Janinës. Kur i kërkoi Sulltanit ta linte të kthehej në Shqipëri, ai i dha si dhuratë toka në fshatrat Panarit, Boboshticë, Gorixhë, Grabovë, Katund, Leshnjë, Peskëpi, Trebickë, Treskë, Stratobërdë e Vithkuq (Hasani V.,

Metropol, 15.3.2007). Ai filloi të ndërtonte qytetin e Korçës, qytet të madh dhe të kohës, duke e kthyer në një qendër kulturale dhe garnizon ushtarak. Në vitin 1494 (901) ai atje ndërtoi Xhaminë e madhe, që është edhe sot, Pazarin e mirënjohur të Korçës, përballë xhamisë ndërtoi shkollën për djem e vajza. Në vitin 1504 ai krijoi Imaretin, që do të thotë Vakëf ose në shqipen e sotme, Mision Bamirësie. Dy-tri herë në javë, të varfërit shkonin dhe hanin falas në Imaret. Gjithashtu, gjithë tregtarët që shkonin e vinin për tregti nga Janina e Follorina, nëpërmjet Bilishtit, qëndronin dhe hanin në këtë Imaret, falas. U ndërtuan dyqane, ura mbi lumin e Mborjes, spitali, u zgjeruan rrugët, etj. Ai krijoi bazën social-kulturore të Korçës dhe hodhi themelet e këtij qyteti. Në shpirtin e karakterin e Iljas bej Mirahorit kishte shumë bamirësi, aq sa këto nuk njihnin kufij. Për këtë arsye, atij i jepet edhe titulli "Myteveli", që në greqisht do të thotë Epitropos e në shqip Kujdestar i Vakëfëve (përshtatur me shqipen e sotme përkthehet Bamirës). Vakëfllëku u prish në 1912, u rivendos në 1920 deri në 14.4.1934 kur ju dha fund shpërblimeve.

Martesa e tij me vajzën e Sulltan Mehmetit të Dytë (në fron 1444-1446 dhe 1451-1481) ndikoi shumë në zhvillimin e rajonit të Korçës, duke e përjashtuar këtë rajon nga taksat e dinastisë turke deri edhe në përjashtimin e të rinjve nga detyrimi ushtarak, por edhe për vakëfet nuk donte taksë. "Filantropia" e Korçës ishte e para në Evropë. Ndërtoi edhe teqenë e Kus Babait, në Vlorë.

Vdiq në vitin 1512 dhe u varros në tyrben që kishte ndërtuar përbri xhamisë. Në këtë tyrbe u varros edhe gruaja e tij dhe djali i tretë Sefershah Çelebiu.

Iliasi kishte tre djem dhe tre vajza me gruan e parë: Muhameti (vdiq para 1512), Mehmeti që u vra ne Bagdat, Sefershah Çelebiu, i cili mori në administrim xhaminë (vdiq në Korçë), Fatime, Shoh-Hatun dhe Aishe. Me gruan e dytë, që ishte mulate, pati dy vajza: Hondi dhe Hatixhe. Hysen Myteveliu në Korçë është strënip i Sefershah Çelebiu.

Në Xhaminë e Korçës ndodhet kjo tabelë:
*Themeluesi Mirahor Iljas Beu e ndërtoi në 1494 (901)*
*Më 1572-73 (980) Mehmet beu i vuri çatinë prej plumbi*
*Më 1833-34 (1249) Dervish Islam beu bëri meremetimin e parë*
*Më 1868-69 (1285) Sali beu bëri shumë mirë meremetimin e dytë*
*Shpirtrat e tyre le të kujtohen me të mirë*
*1872-73 (1289)*

Pema gjenealogjike e **Ilias Mirahorit** (sipas Ali Sami Yen, "Bir numarali Galatasarayili ", Galatassaray Üniversitesi Kültür, Istanbul, 2011):

1. Iliasi (823-913 sipas kalendarit të Hixhretit)
2. Sefershahu
3. Aliu
4. Mehmeti
5. Emrullahu
6. Hyseni
7. Islami
8. Abdylqerimi
9. Saliu
10. Abdiu
11. Hyseni

I. Hysen beu ishte nipi i Mehmet beut, atij që vuri plumbin në çatinë e xhamisë (1572-1573). Ai kishte djalë Islamin.

II-1. Islami, martuar me Zymbul, kishin katër fëmijë
III-1-1. Osmani
III-1-2. Rustemi
III-1-3. Hyseni
III-1-4: Emine Mirahori (1814-1861), Nëna e vëllezërve Frashër

Sali ka emrin edhe vëllai i im i dytë për nder të babait të gjyshes Sali Korça (Myteveliu), Stërnipi i Eminesë, Saliu ishte babai i gjysesh time Shefiko. Ai kishte katër vajza:

Shefikat (martuar me Nekiun), Adile (martuar me Qemal Vilën), Lale (martuar me Selfo Vilën), dhe Hajrie (martuar me Reshat Qafzezin,që kishin dy djem: Luani, Petrit).

Shefiko dhe Neki Frashëri kishin një djalë dhe pesë vajza: Irfani, Nysrete (martuar me Shahin Ypin, nuk kishin fëmijë), Sadete, Xhavide, Elma (vdiq e re, para vitit 1935), Fatime.

### *Ilias Khoxha Mirahori (Ilia Koja) në shkrime*

Për Ilias Khoxha Mirahori (Ilia Koja), Sami Frashërit shkroi në "Kâmûs al-a'lâmit":

*"… është ishte nga njerëzit e Ebu-l-Fet'h Sulltan Mehmed Hanit II dhe Sulltan Bajazitit. Është stërgjyshi i autorit të ngratë nga nëna dhe themelues i qytetit të Korçës që gjendet në vilajetin e Manastirit. Iliaz beu ishte një trim i fshatit*

*Petarjet të kazasë së Permetit të vilajetit të Janinës. Në ekspeditën e Sulltan Murat Hanit II, që ndodhi në territoret e Shqipërisë, u muar t'u shërbejë sulltanëve. Pranoi fenë e ndershme islame. Duke u stërvitur dhe, duke marrë gradë pas grade si në kohën e padishahut të lartpërmendur, si në kohën e Sulltan Mehmedit II, u përgatit për pushtimin e Stambollit. Në rrethinën e Yedikule, me lejen e padishahut të tij, një kishë e pat kthyer në xhami, e cila tani është e njohur me emrin Xhamia e Mirahorit ose Xhamia e Kishës. Pranë saj gjendet edhe një teqe dervishësh. Ishte bërë edhe lala (këshilltar, edukator) i Sulltan Bajazit Hanit II. Kur erdhi në fron Sulltani i posapërmendur, qe bërë mirahor i parë. Pas një kohe u pensionua dhe iu dha pasuri (çiflik) në fshatin Pitarjet (që ishte vendlindje e tij) dhe në disa fshatra përreth. Kur u kthye në atdhe, e bleu dhe menjëherë e prishi një manastir të bukur i cili gjendej në brendi të çiflikut të tij dhe në vend të këtij manastiri e ndërtoi një xhami një imaret-han (kuzhinë publike humanitare) një medrese dhe disa ndërtesa të tjera. Kështu i vuri bazat e qytetit të Korçës. Pastaj, u gjend në vilajetin e Janinës dhe në detyra të tjera. Çifliqet i la vakuf, dhe i autorizoi fëmijët e vet meshkuj të udhëheqin në to. Vakufi i përmendur tash udhëhiqet nga bejlerët e Korçës, të cilët janë trashëgimtarë të tij. Nga dy fëmijët e tij, i madhi Ine beu (ka një xhami në rrethinën e Jeni Kapisë që lidhet me emrin e tij) u vra në frontin e Bagdadit, kurse tjetri u bë mytevelli i vakufit në Korçë. Mirahor Ilias Beu konsiderohej si njeri i shenjtë. Ç'është e vërteta, për të tregohen gjëra të çuditshme. Gjoja se Sulltan Bajaziti kur e pensionoi atë, e urdhëroi të marrë një kafshë nga Has-ahuri, t'i hipë asaj dhe i premtoi se do t'i japë pasuri aq tokë sa do të mundet të sillet me të një kohë të caktuar. Ky e zgjodhi dhe e mori një mushkë të shpejtë. Kjo mushkë posa përfundoi të sjellurit nëpër vendet që dëshiroi mirahori, plasi dhe u shndërrua në gur, ndërsa nga brenda filloi t'i rrjedh shkumë. Edhe në rrethin e Korçës haset një gur si mushkë e shtrirë dhe rrjedh uji i bardhë si shkuma nga kërthiza. Legjenda që u përmend duhet të ketë lindur nga kjo ngjashmëri. Iliaz beu vdiq në vitin 917/1511 dhe tyrbja e tij gjendet pranë xhamisë në Korçë .*

***Mirahor*** *- (përdoren edhe variantet: mirahur, emirahor, imrahor). - Komandant i shtallës së kuajve në Oborrin e Sulltanit, të bejlerbeut ose të sanxhakbeut. Kjo gradë, të cilën turqit osmanlinj e trashëguan nga shtetet e vjetra turke, përmendet në Perandorinë Osmane që nga koha e Sulltan Muratit I. Në kohën e Fatih Sulltan Mehmetit II kishte funksion të lartë, kishte zyrën e vet, kishte qatipin, zëvendësin dhe nëpunës të tjerë. Më vonë është vënë edhe titulli mirahor i dytë ose mirahori i vogël. Titulli mirahor është hequr nga përdorimi në vitin 1837 (turq. mirahor < pers. mirahor).*

***Muteveli****. - Udhëheqës, drejtues, epror i vakufit. Muteveliun e parë rregullisht e emëronte themeluesi i vakufit, i cili në testament hollësisht përshkruan se si*

*duhet të udhëheq me pasurinë e tij Punën e muteveliut e mbikqyrte një mbikqyrës (nazir), por këtë shpesh e bënte edhe kadiu, i cili edhe ashtu, sipas ligjit, kishte të drejtë të kontrollojë punët financiare të tij. Nëse muteveliu nuk i përmbahej testamentit ose normave të sheriatit, kadiu ka mundur ta ndërrojë nga detyra. (turq. mutevel-li < ar. mutevel-li)*

Korça statusin e kasabasë e ka fituar pas ndërtimeve dhe vakufimit të objekte prej Iljas Bej Mirahorit në vitin 1495. Iljas beu i njohur edhe si Koxha Mirahor, është lindur në Panarit. Si fëmijë i krishterë me emrin Ilo, u mor devshirme, kur Sulltan Murati II hyri në Shqipëri. U shkollua dhe u aftësua në Enderun-i Humajun në Edrene që ishte kryeqendër e Perandorisë Osmane. Pas shkollimit ai pati një karrierë të bujshme. Një kohë ka shërbyer si oficer i trupës së jeniçerëve. Fitoi famë si luftëtar trim, sidomos në luftën për marrjen e Konstantinopolit nga ana e Sulltan Mehmetit II, më 1453. Për aftësitë që tregoi, sulltani e gradoi bej. Iljaz beu ka qenë vali në disa vilajete osmane. Në vitet 1460-65 ai ka qenë vali i Janinës[14]. Në kohën e Sulltan Mehmet Fatihut arriti pozitën e Mirahorit. Vitet e pleqërisë Koxha Mirahori i ka kaluar në Korçë, ku dhe ka vdekur në vitin 1500-501. Është varrosur në tyrben pranë xhamisë që vet e ka ndërtuar. Iljas bej Mirahori në Korçë përveç xhamisë ka ndërtuar edhe një medrese, një imaret (kuzhinë ku ushqeheshin të varfrit falas), një teqe të tarikatit halveti, disa dyqane që përbënin pazarin, i cili ishte nga më të bukurit në Shqipëri. Ai është ndërtuar me gurë të gdhendur e me qepena të hekurta, në dy anët e lumit Morava. Iljaz beu në Korçë ka ndërtuar edhe një hamam. Zbukurimet e xhamisë së Iljaz beut dhe mbulesa e plumbtë është bërë nga pasardhësi i tij, Mehmet beu në vitin 1572.

### *Bibliografi*

Ferit Duka: Berati në kohën osmane (shek. XVI-XVIII). Tiranë 2001.
N. D. N. : Korça dhe kadundet e qarkut. Korçë 1923.
Mehmed Süreyya: Sicill-i Osmanî 3, Istanbul 1996, f. 796.
Ajet Libohova: Breznitë Libohova në shekuj, Tiranë, 2003.

## XHAMIA E ILJAS BEJ IMRAHORIT NË STAMBOLL

Me shkurtime nga:

Wikipedia/ Monastery of Stoudios
Governorship Of Istanbul / Gallery
(Sipas http://www.istanbulguide.net/istguide/musees/imrahor.htm)

Xhamia është vendosur në një nga ndërtesat më të vjetra të Yedikule (Shtate kullat) bizantine në Stamboll. Godina është ndërtuar në shekullin e 5-të, miniaturë byzantine, e cila ishte manastirit të Shën Gjonit. Ishte historikisht manastiri më i rëndësishme i Konstandinopojë (Stamboll i sotëm), kryeqyteti i Perandorisë Romake Lindore.

Rrënojat e manastirit janë të vendosur jo larg nga Propontis (detit Marmara) në pjesën e qytetit të quajtur Psamathia, Koca e sotme Mustafa Pasha. Ajo u themelua në vitin 462 nga ana e konsullit Stoudios (latinisht: Studius), një aristokrat romak i cili kishte vendosur në Konstandinopojë, dhe është shenjtëruar për Shën Gjon Pagëzori. Manastiri ka qënë një qëndër e rëndësishme fetare gjatë periudhës byzantine. Gjatë invazionit latin kisha-manastir u shkatërrua shumë dhe në shekullin e 13-të u riparua dhe u rrethua me mur te trashë. Udhëtarët në shekullin e 13 dhe 14-të përmendin dekoracionet dhe pamjen e shkelqyer të kishës.

Përsa i përket jetës intelektuale të manastirit ai është veçanërisht i famshëm për shkollën e tij të famshëm të kaligrafisë, e cila është themeluar nga Theodore. Arti i ndriçimit Manuscript ishte kultivuar, me shumë produkte të shkëlqyer të scriptorium manastirit, që tani ndodhen në Venedik, Vatikan, dhe në Moskë (p.sh., Chludov Psalter).

Pas shekullit të d,jetë  manastirit iu ndryshuan kufinjtë, duke mbështetur interesat e pallatit. Pas pushtimit latin në 1204, manastiri ishte shkatërruar nga Crusaders dhe Stoudios u braktis. Manastiri u rindërtua në 1293 nga Constantine Palaiologos, vëlla i perandorit Andronikos II, dhe funksionoi deri në 1453. Peligrinët ruse Antoni (v. 1200) dhe Stefani (v. 1350) ishin habitur nga përmasat e truallit të manastirit. Në atë kohë atje strehoheshin rreth 700 murgj. Pjesa më e madhe e manastirit u shkatërrua përsëri në vitin 1453 kur turqit pushtuan Konstandinopojën.

Kur u pushtua Stambolli, ndërtesa u shndërrua në xhami nga Ilias Beu në vitin 1486. Godina pësoi dëme të konsiderueshme nga tërmetet dhe zjarret, që kanë ndodhur në periudha të ndryshme, por u rindërtua në vitin 1820. Pas tërmetit të vitit 1894 godina u shkatërrua përsëri. Çatia e ndërtesës u rrëzua në vitin 1908, dhe meqënëse nuk janë bërë riparime, edhe në kohën e sotme godina ka po atë pamje.

Pjesa e vetme për të mbijetuar në shekullin e 20 ishte Katedralja e Shën Gjon Pagëzorit, ndoshta kisha më e vjetër e mbetur në Stamboll, bazilika e shekullit të 5-të, e cila u shndërrua në xhami nga Iliaz Imrahori, i oborrit të Bayezid II-të. Struktura e lashtë pësoi dëmtime të rënda nga zjarret e mëdha të viteve 1782 dhe 1920. Pas tërmetit të vitit 1894, një grup i dijetarëve

Byzantinist rus, të udhëhequr nga Fjodor Uspensky, hapi Institutin arkeologjik rus në bazë të manastirit, por aktiviteti i tij u shtyp në prag të Revolucionit rus të vitit 1917. Gjatë dekadave pasuese, rrënojat komplekse të manastirit janë plaçkitur nga banorët vendas për të riparuar shtëpitë e tyre.Në derën e Ndërtesës ndodhet pllaka përkujtimore: "*Në kujtim të Ilias Bej Imrahor*" Në kohën e sotme godina njihet edhe me emrin Kisha e Shën John, Studio Baptiste.

*
**

Sipas Mehmet Tansel Demir, 2005. Sufism in the Balkans: background, development and prospects for future of political Islam in the region. Eylul University, Izmir, June 28, 2005, Iljaz Mirahori ka ndëtuar edhe një teqe halvetiane në Vlorë në vitin 1490.

**ZBULOHET DOKUMETI KORÇA**

Memedheu, Message:

GOOGLE/groups.yahoo.com/group/memedheu/message/28053.

**Kujfijtë e Korçës 500 vjet më parë, sipas Dekretit tëe Sulltan Bajazidit II**

Nga Vepror Hasani

**Korça pronë e themeluesit të saj, Khoxha Mirahor Evel, Iliaz beut**

*Korçë- Korça ka qënë pronë e themeluesit të saj, Khoxha Mirahor Evel, Iliaz beu. Edhe pse dokumenti ka qene i perkthyer nga Haki Sharofi, deri me sot ai ka mbetur krejtësisht i panjohur për opinion publik. Dekreti i Sulltan Bajazidit II sjell me pikmeri gjithë hapësirën ku shtriheshin kufijtë e Korçës. Jo vetëm kaq, dekreti bën të njohur se kjo pronë i takon Iljaz beut, birit të Abdullahut. Tashmë për lexuesin po e sjellim të plotë këtë dokument mesjetar, po kaq të rëndësishëm edhe për vlerat historike që mbart ai, veçanërisht mbi pronën, ku del qartë se rëndësia e kufijve të pronave, përgjegjësia për të komunikuar me ndërmjetesit kufitarë, kontrolli dhe hetimi mbi kufijtë dhe së fundi marrja e një vendimi të saktë dhe të drejte me qëllim për të mos patur më pas probleme dhe grindje mes shtetasve. Ndërkohë ndërsa njihesh me kete Berat, në kufijtë e pronave të Khoxha Mirahor Evel Iljaz beut dalin emra të tille si, Dimitri Dobrexhik, Juliç Petros Ralemeu Junkiç, Manshe Brajko, Stomi Todori etj, që sipas studiesve, në Korçe ka patur edhe popullsi sllave, të cilët u ngulën aty që nga dyndjet slave, por që gjatë pushtimit otoman mërguan drejt Maqedonisë dhe Bullgarisë. Gjithsesi Berat i Sulltan Bajazidit II mbetet mjaft interesant për studiuesit.*

**Berati i Sulltan Bajazidit II**

*Shënja e famës së pushtetshme të madhërisë së tij mbretëror dhe vullneti i fronit të lartë të Sovranit, që me ndihmë hyjnore vazhdon autoritetin e tij urdhëron:*

*Disa kohë më parë, duke lartësuar në shkallën më të lartë, prurësit të këtij Berati elokuent, prijësit të komandantëve të nderuar, shembullit të burrave të mëdhenj, shumë të çmueshmit e të nderueshmit, Beut të Sanxhakut të Janinës, Iljazit - këtij i vazhdoftë dinjiteti - ia pata bërë mylk katundin e quajtur Peskëpi, por në fermanin tim të Shenjtë që pata lëshuar pati mungesa dhe ishte nevoja që t'i caktoheshin kufijtë. Për këtë i pata dërguar urdhëresë kadiut të Gjorixhës, Imzot Bedrudinit dhe kadiut të Bilishtit, imzot Haxhiut, të cilve u pata dhënë urdhërin që vijon:*

*Ju të dy të shkoni në sinorin e atij katundi, të mblidhni popullin e atij katundi, të kontrolloni dhe të hetoni kur u shkëputën prej timarit dhe iu dhanë të lartpërmendurit si mylk këto prona që ishin timar, ku dhe në ç'vend fillonte kufiri i tyre dhe ku e ku mbaronte.*

*Pasi ta hetoni dhe të mësoni këtë gjë, caktoni kufijtë dhe na i njoftoni.*

*Të dy kadinjtë e lartpërmendur, sipas urdhërit tim të lartë, kanë shkuar në atë katund dhe kanë konstatuar se kufiri i pronave të sipërshkruar fillon:*

*Nga varri i kaurit, të quajtur Dhimitri Dobrexhik që është nga ana e lindjes, përmbi fillimin e sinorit të katundit të përmëndur më sipër, kalon nga rruga e Drenovës, vjen te rruga e Mborjes dhe arrin te vendi ku piqet me anën e sipërme të katundit në fjalë. Nga aty kalon përmbi vijën e mullirit të prishur, të kaurit të quajtur Duka Gjorixhe, në anën e sipërme të katundit në fjalë. Aty, në vendin e Duka Gjorixhes, piqet me përroin e Mborjes dhe shkon sipër nga ana e lindjes dhe vjen në sinor me Peskëpinë. Prej këtu shkon te druri i thanës që është në vendin e vreshtës së prishur, të Juliç Petros. Pastaj vazhdon varg brenda vreshtave, kalon te muri i prishur dhe nga Kalaja që është druri i thanës, e piqet me vreshtën e kaurit të quajtur Kristo. Prej aty vazhdon varg dhe vjen në katundin e quajtur Koriçën, nëpër ujët e Mborjes që kalon përmes katundit, arrin te rrasa e ngulur midis arës së Taleçit. Prej ketu vazhdon varg dhe arin te guri i kufirit, i ngulur në vendin e vreshtës së prishur të kaurit të quajtur Ralemeu Junkiç. Përsëri vazhdon varg deri sa vjen te rruga e drurëve që vjen ngamali i Peskëpisë. Prej këtu, nëpër Mborje dhe nga ara e kaurit të quajtur Manshe Brajko, del përballë te guri i kufirit të ngulur që motit në Deloviç Virçeka. Nga aty kalon brenda arave të tjera që vijnë më poshtë dhe arrin te druri i dardhës, duke kaluar varg nëpër vreshtat e Stomit e të Todorit*

*dhe arrin te druri i lisit, aty bije tatëpjetë e del në rrugën e Barçes. Aty shkon tatëpjetë, në përroin e quajtur përroi i Kostës dhe arrin te përroi, me të cilin bashkohet përroi i Stomi Todorit. Nga këtu shkon tatëpjetë, ndahet prej përroit dhe del te rruga e Gazilerëve Erkuri dhe shkon tatëpjetë. Edhe prej këtej vijon te burimi i quajtur Gloshinâ në anë të lindjes. Prej ketij burimi del për herë të dytë në fushë dhe nëpër Barçë, shkon te ara e kaurit të quajtur Strezo. Nga aty te ara e Vidovan Qinarit nga katundi Barçë. Dhe prej ketej vjen te rruga e Barçës që është në skaj të luadheve të Barçës, luadh i myslimanit të quajtur, Kasëm nga Barça. Këtu është kreu i lumit. Prej aty shkon nga livadhi privat i Subashit të Gjorixhes, drejt reskes më këtë anë të livadhit dhe arrin te driza e quajtur e Qirko Kovaçit. Prej aty mbërrin te vendi ku bashkohet me ujët që vjen nga mulliri i Haxhiut, me përroin që vjen nga Peskopja. Prej ketu shkon tatëpjetë, varg pas ujit dhe arrin te Suqun. Pastaj shkon varg përpjetë në shtratin e moçem të përroit të quajtur Dunavec, dhe takohet me vahun e Bulgarecit. Prej këtej vazhdon nëpër ujë, nga ana e perëndimit, në vendin e quajtur Reqanunke, kundrejt drurit të lisit, ka pesëmbëdhjetë ara të veçanta të Kavas që kanë paguar të dhjetë. Vazhdon varg përrojit në fjalë dhe arrin te ura e Jakup Silhadarit. Prej këtej vazhdon ujet varg dhe arrin në vendin e urës së Jallovit. Prej këtej kthehet dhe shkon nga skaji i arës së Kasëm Avranozit, kthehet anës dhe arrin te ara e Abramit. Prej aty, përsëri kthehet dhe arrin te ara e (emri i palexueshem) dhe vjen te ujët e Miroviçit. Vazhdon këtë vijë varg dhe nga ana e lindjes piqet me arën e Shurbit. Prej aty takohet me ujin e quajtur Bulmac. Këtu vazhdon ujet varg dhe takohet me shtëpinë e kaurit të quajtur Xhurb. Prej këtej vazhdon ujet varg e del në anën e sinorit dhe te ara e Dulçe Sevës. Prej aty nga ana e perëndimit vazhdon varg nëpër hendekun e vreshtës së dragoman Saruxhes dhe arrin te rrasa e ngulur. Ndërkaq shkon të burimi i quajtur Baba e prej aty vijon përpjetë e del në rrugën publike, ndeshet me varrin e Skënderit, shkon përpjetë e përsëri merr po atë rrugë dhe arrin te rruga e Gazilerve.*

*Nga rruga e Gazilereve kthehet nga ana e lindjes dhe arrin te guri i kufirit, të ngulur pranë nga ana e sipërme e arës së Rajko Kostës, e prej këtu shkon te guri i kufirit të ngulur në arën e Rajko Galazit. E prej këtej shkon e merr fund te varri i Dimitri Dobrexhit, të permendur më sipër.*

*Këtë kufi ma treguan të dy kadilerët e lartpërmëndur.*

*Edhe unë kufijte e caktuar, ashtu si i kanë shënuar të dy kadileret e lartpërmëndur, i quaj të vendosur e të kryer dhe i dhashë të lartpërmendurit këtë akt kadastral. Urdhëroj që këtë mylk me kufijtë e përmendur më sipër ta marrë dhe ta zotërojë me të drejtën e mylkut, vazhdimisht dhe përgjithmonë derisa të qëndrojë toka me sa ka sipër.*

*Askush të mos ta pengojë e të mos grindet me të.*

*Kështu të veprohet.*

*

**

**IM ZOT BEDRUINI (MUSTAFAI ?) - KADIU I GJORICËS (KORÇËS), NJË BASHKËQEVERISËS ME ILIAS MIRAHORIN**

*Tregime historike nga Dr. Veteriner Xhavit Arif BELI*

*Fermanin e Sulltan Bajazitit të II-të, që ishte 7 metro i gjatë dhe sot ndodhet në Muzeun e Korçës, për tokat që ai i kishte dhënë Iljaz Mirahorit e ka firmosur Kadiu i Gjoricës (Korçës) Im zot Bedruini (Mustafai) dhe Kadiu i Bilishtit Im zot Haxhiu. Në ferman, nën ta firmos Iljaz Mirahori ku shkruan: "Këto toka që më fali sulltani unë po i a fal popullit: të bëhen imarete, konakë, të hanë, të pinë, të strehohen nevojtarët pa pagesë dhe kjo të vazhdojë brez pas brezi…".* Dr. Beli tregon se *"…një nga këto imarete ka qënë pranë xhamisë së Iljaz Mirahorit siç quhet edhe sot, ku edhe pas 500 vjetëve nga ngritja e tyre, në pranverën e vitit 1912 para ngritjes së flamurit në Vlorë, ka ngrënë edhe ai "një pjatë pilaf me gjalpë në zemër herë, që quhej iqindi".*

Dr. Veteriner Xhavit BELI është lindur në Korçë më 3 janar 1907. Rrjedh nga një familje e vjetër peseqind vjeçare nëpunësash brez pas brezi. Ai tregon:

Stërgjysh i tij, Mustafa BELI, kishte ardhur në Korçë nga qyteti Alep i Sirisë. Ishte njeri i drejtësisë, kadi dhe ka bashkëpunuar me Iljaz MIRAHORIN. Dr. Xhavit Beli, midis të tjerave shkruan *"Kjo origjinë nuk ka ndonjë atavizmë, e cila mund të shkojë deri në të 7-tin brez, unë jam i 9-ti, por mesa kam dëgjuar nga gojëdhanat e popullit, këta stërgjyshër kanë punuar me drejtësinë, pa dallim feje dhe ideje (sektet). Babai Arifi, ka qenë sekretar-llogaritar-arkëtar, pranë Kadiut. Gjyshi i im Ali Mustafa BELI ka qënë drejtues i zyrës së gjendjes civile (nofuz nazër). Ai ishte një kundërshtar i bejlërevë famëkëqinj, që kanë grabitur dhe janë sjellë keq me popullin, si Sinan Bej Plasa, që populli e mallkoi: "të shkoftë plugu në sarajet e tua". Atë, Ali Beli e raportoi tek kadiu i Manastirit dhe atij iu pre koka, "i shkoi plugu". Po kështu edhe ndaj Alo Bej Dishnicës, që ishte grabitqar dhe spiun i Mustafa Pashë Vlorës, i cili u suall keq me popullin për taksat, etj. Gjyshi im Aliu, shiti pasurinë q'i kish lënë i ati, mblodhi 300 kryepleq të katundeve të qarkut dhe shkoi në Manastir tek Halil Pasha. Me anën e tij i drejtoi Sulltanit një shkresë me 300 vula, që të hiqet Mustafa Pashë Vlora, se po vepron kundra ligjeve. Të treqind kryepleqtë i mbajti 3 muaj me ushqim e fjetje, deri sa u kthye përgjigja*

*nga sulltani në favor të tyre. Këtë e kanë teguar edhe nipërit e atyre kryepleqve, të cilët këndonin këngën e bejtexhiut. Kur gjyshi erdhi në Goricë, q'ë është kufiri i Korçës me Manastirin, pasi u muar vesh transferimi i Mustafa Pashë Vlorës nga Korça në Janinë, i thanë:*

*-Ti na shpëtove nga ai satrap, po të ngremë një këngë. Ai u tha:*

*-"Unë shita pasurinë për popullin dhe nuk dua lavdërime, e bëra për një drejtësi, prandaj mos më shtoni tituj. Ata i u përgjigjën:*

*-" Ne nuk po të vëmë tituj, por si shkollar që je, po të këndojmë kështu:*
*"Kur erdhi Ali Efendiu në Goricë,*
*Mustafa Pasha ndodhi Konicë,*
*…………………………………………………*
*Gorica ishte kufiri i Korçës me Manastirin, ndërsa Konica ishte kufiri i Korçës me Janinën, e caktuar në kohën e Zylyftar Podës, i cili ka luftuar përpara kësaj ngjarje në Melesin.*

*Si të parët, edhe gjyshi i im e babaj dhe kanë ndihmuar për mirëjetesë dhe kanë qënë përkrahësit e popullit, si të krishterë dhe myslimanë njëlloj; bile tregojnë se shumë të krishtërë kanë lindur në familjen tonë dhe janë ndihmuar për mirëjetesë, si familja e Vani Cico Kosturit, që ka nxjerrë patriotë, ajo e Pepollarëve etj. Edhe unë atë edukatë, që mora nga vëllai i madh Syhbiu, se nëna e babai vdiqnë kur isha 4 vjeç, më 1911. Po atë vit, vëllai i madh Syhbiu mbaroi gjimnazin shkëlqyer në mathematikë dhe u emërua mësues, duke zëvendësuar mësuesin turk, që kishte vdekur. Më 1918, Sybhiu u emërua inspektor i arsimit. Në vitin 1014, ai bleu një biçikletë në Selanik, që ishte e para që ka hyrë në Korçë".*

## Pema Gjenealogjike e Familjes BELI

### *dhe krushqitë e saj me familjet Maluka, Ypi, Frashëri dhe Alizoti*

I. Mustafa BELI (PLAKU), Kadiu i Korçës në kohën kue qeveriste Iljaz Mirahori,
II. Aliu,
III. Mustafai,
IV. Sulejmani,
V. Aliu,
VI. Mustafai,
VII. Aliu, (i kulturuari) , kishte katër djem dhe një vajzë, e cila u martua me një nëpunës shqiptar në Stamboll:
VII.1. Abedini, i cili ishte drejtor finance,

VII.2. Mustafai,
VII.3. Emini, studiuar për drejtësi,
VII:4. Arifi, studiuar për administrim-financë në Stamboll,
VII.4. Arifi, kishte tre djem e tre vajza:
VII-4-1. Syhbiu,
VII-4-2. Ademi, inxhinier agronom, studiuar në Francë,
VII-4-3. Xhaviti (1907-). Doktor veteriner, studiuar në Francë.
VII-4-4. Ikbali,
VII-4-5. Zydie, e cila la dy vajza, Tefta dhe Fatio,
VII-4-6. Nekiu, e cila la djalin Bardhyl,
VII-4-1. Syhbiu, kishte djalë Feridunin:
VIII-4-1-1. Feridun BELI, martuar me Fatime Abedin Maluka, kanë katër vajza: Mirjam, Zejnep, Ikbal dhe Tamara.
Ikbali, martuar me Muhamet Myftari, kane dy vajza Evis dhe Mireli.

**Rrënjët e familjes MALUKA**

I. Maluka Plaku, kishte tre djem dhe një vajzë
I.1. Sulejmani,
I.2. Ismaili,
I.3. Seferi,
I.4. Hatixheja, martuar me Ypllarë, gjyshin e Demir Alizotit nga nëna.
I.1. Sulejmani, kishte djalë Abedinin:
II.1. Abedini, martuar me Zejnepe Hado, kishin dy vajza:
II.1.1. Fatime, martuar me Feridun BELI, i cili studioj kimi.farmaci në Itali
II.1.2. Zyhra, martiar me Hysen NIKOLICA, delegat i Skraparit në Kongresin e Lushnjes.

Zyhraja, pas vdekjes së burrit më 1936, ndërtoi për fëmijët shqiptarë një kopësht në Tiranë. Kopshti përfundoi së ndërtuari në vitin 1938 dhe iu vu emir “Hysen Nikolica”. Mbas çlirimit të vendit u emërtua Kopshti Nr. 1. Ai është edhe sot, por i tjetërsuar. Ndodhet Brenda territorit të Ministrisë së Mbrotjes, i shndërruar në zyra. Fatkeqësisht nuk ka asnjë tabelë që të tregojë se ishte koshti i parë për fëmijët në Shqipëri dhe që kishte emrin e dhuruesit atdhetar “Kopshti Hysen Nikolica”.

**Krushqitë e Malukave me Ypllarët**

I.1. ……..Ypi 1, kishte djalë gjyshin e Demir Alizotit, nga nëna,
II.1 Ypi 2, gjyshi i Demir Alizotit, nga nëna, martuar me Hatixhe Maluka, kishin dy djem dhe një vajze:
II.1.1. Zeneli, kishte djalë Tomorin dhe vajzë Engjëllushen (Xhuken)

II.1.2. Shahini, martuar me Nysrete Neki Frashëri, nuk lanë fëmijë

II.1.3. Vajza, martuar me Riza Alizotin.

**Krushqitë me familjen Alizoti**

I.1. Alizoti 1, kishte djalë, Riza:

I.2. Rizai, martuar me Hatixhe Malukën. Kishin djalë Aliun:

I.3. Aliu, kishte djalë Demir Alizotin, mësuesin e mirënjohur.

I.4. Demir Alizotit

**PREJADHJA E JONË NGA ANA E NËNËS**

GJYSHI **EMIN VOKOPOLA**



Emin VOKOPOLA, (1848-1923), Prokuror i Gjykatës Tiranë (1905-1010), më pas i Lushnjes (përfshirë 28 nëntorin e 1912), Nën Prefekt në Qeverinë e Ismail Qemalit (Dhjetor 1912 e më pas), njëri nga patriotët që ngritën flamurin në Lushnje dhe e mbrojti atë (19 nëntor 1912) dhe shpallën Pavarësisë në Lushnje më 27 nëntor 1912. Ka luajtur një rol të rëndësishëm si anëtar i Komisionit Nismetar për thirrjen e Kongresit të Lushnjes në vitin 1920. Për veprimtarinë e tij atdhetare, Emini u dekorua nga President i Republikës së Shqipërisë me Urdhërin Për Veprimtari Patriotike të klasit të I-rë, më 18.1. 1995. Edlir Vokopola, nipi i Emin Vokopolës, më ka treguar se në vitin 1910, Emin Vokopola ka qënë prokuror në një gjyq midis Esat Pashë Toptanit dhe një Tregetari. Ai i dha tregëtarit të drejtë që e meritonte. Pas gjyqit, tregëtari i vete në shtëpi dhe i jep gruas së Eminit, Mahinurit, një qese me flori. Kur vjen nga puna Emini i tregojnë qesen. E merr atë dhe shkon e gjen tregëtarin dhe i thotë: “ti more të drejtën tënde, na edhe paratë që janë të tuat”, dhe i kthen florinjtë. Kjo sjellje e Emin Vokopolës u nderua për vite e vite nga tiranasit.

**Familja Vokopola rrënjët e saj i thellë në histori:**

1. Stefan Ujka (1480),
2. Dhimitër (ALI) Ujka,
3. Stefan (MUSTAFA),
4. Hysen Tusi (Kryegjysh në Stamboll),
5. Mustafa Tusiu (Baba Teqenë e Tomorrit),
6. Jusufi,

7. Hasani,
8. Mustafai,
9. Ahmeti, kishte katër djem Emini (9.1), Aliu (9.2), Mustafai (9.3), Rushiti (9.4) dhe vajzën Hysnie (9.5):

9.1. **Emin VOKOPOLA**, (1848-1923), martuar me Mahinur Zako Myrtezaj Gjirokastriti (1873-1944). Kishin 7 fëmijë: Ahmet (9.1.1), Ruzhdi (9.1.2), Mahir (9.1.3), Teki (9.1.4), Jalldëz (9.1.5), Subhie (9.1.6), Aishe (9.1.7) dhe **Zejnepe**, nëna jonë, martuar me Irfan Frashërin.

9.2. Ali Vokopola, Kryetar i Bashkisë Lushnje, në nëntor 1912.

9.3. Mustafa Vokopola, 1856-1940, Prefekt i Vlorës në nëntor 1912, babai i Ferit Vokopolës (1887-1969) që firmosi për Pavarësinë.

9.4. Rushit Vokopola,

9.5. Hysnie (motra e Eminit, Aliut, Mustafai dhe Rushitit), e martuar me diplomatin dhe burrin e shtetit Mehmet Ali Pashë Vrionin, nën Kryetar i Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, babai i Kryeministrit të Shqipërisë Iljas Vrionit (1920-1921 dhe 1924), nënshkrues i Aktit të Pavarësisë së Shqipërisë më 28 nëntor 1912 dhe gjyshi i përkthyesit Jusuf Vrioni, Ambasador i Republikës së Shqipërisë në UNESCO- Paris, 1998-2001).



GJYSHJA **MAHINUR**

**MAHINUR ZAKO MYRTEZAJ**, vjen nga dera e Asllan Pashait

Gjyshja Mahinur është bija e Zako Myrteza beut, trungu familiar i të cilit është si më poshte vijon:

1. Mustafa Pasha 1617 ka qënë Sanxhakbej i Janinës. Djali tij (2):
2. Asllan Pasha djali i tij (3):
3. Mustafa Pasha djali i tij (4):
4. Asllan Pasha (1643-1740), djali i tij (5):
5. Mustafa Beu, martuar me Sabihe Frashëri (Vila), e bija e Adem Pashajt. Djali i tij (6):
6. Ali Kapllan Pasha, martuar me Elmiha Delvinën. Mytesarif i Gjirokastrës. Më 1768 i ekzekuuar nga Sulltani se nuk shtypi kryengritjen e Himariotëve. Kishte tetë fëmijë:
   - Ali Pasha, martuar me Shanisha Tepelenën,

- Asllan Beu,
- Myrteza Beu (shih Nr. 7),
- Seit Beu,
- Hodo Beu,
- Mustafa Beu,
- Selman hanëmi,
- Emine, martuar me Ali Pasha,

7. Myrteza Beu, kishte djalë (8):
8. Mustafa Beu, kishte djalë (9):
9. Osman Beu, kishte tre fëmijë:
    - Zako Myrteza Beu (10),
    - Veli Beu,
    - Ali Beu,
10. Zako Myrteza Beu, kishte katër fëmijë:
    - Makbule hanëm,
    - **Mahinur hanëm (11) gjyshja jonë nga nëna,**
    - Abdyl Azis Beu Gjirokastriti,
    - Nurie hanëm, martuar me Mustafa Bej NISHANIN,
11. Mahinur hanëm, martuar me Emin Bej VOKOPOLËN, gjyshi nga nëna.

# Pema e familjës së vellezerve Alfred-Sali-Neki FRASHËRI

| Nr. | Alfredi | Saliu | Nekiu |
|---|---|---|---|
| 22 | Henri<br>(L. 30.1.2006)<br>Esteri<br>(L. 30.1.2006) | | |
| 21 | Ermali<br>(L. 30.10.1974)<br>Edita<br>(L. 10.8.1978)<br>Martuar me Sokol Stojani<br>*Më 30.1.2006 bënë dy fëmijë binjakë: Henri dhe Esteri* | Genci<br>(L. 27.9.1982)<br>Alba<br>(L. 1.11.1977) | Mirgita<br>(L. 31.1.1991) |
| 20 | Alfredi<br>Martuar me Marika Dhima<br>*(L. 5.4.1947)* | Saliu<br>Martuar me Olimbi Luarasi<br>*(L.28.12.1948)* | Nekiu<br>Martuar me Teuta Taushani<br>*(L. 2.61960)* |
| 19 | Irfani dhe Zejnepe | | |

| Nr. | **DERA E BABAIT** | | **DERA E NËNËS** | |
|---|---|---|---|---|
| 20 | Alfred<br>(lindur 20.4.1935)<br>**Sali**<br>(lindur 28.7.1938)<br>**Neki**<br>(lindur 16.12.1952) | | | |
| 19 | **Irfan Frashëri**<br>(10.10.1899-15.3.1972)<br>*Martuar me Zejnepe Vokopola*<br>Nusrete (v. 1979)<br>Sadete (v. 1985)<br>Xhavide (v. 1952)<br>Fatime (v. 1982)<br>Elma (v. para 1935 ?) | | **Zejnepe Vokopola**<br>(3.2.1911-25.7.1987)<br>Ahmet<br>Ruzhdi<br>Mahir<br>Teki<br>Jalldez<br>Sybie<br>Aishe | |
| 18 | Neki Frasheri<br>(1973 – 1949)<br>*Martuar me*<br>*Shefiko Korça (Myteveliu)* | Shefiko<br>*(…….. - 1948)*<br>Adile<br>Lale<br>Hajrie | **Emin Vokopola**<br>*U martua me* ***Mahinurin****, bijën e Zako Myrteza beut*<br><br>**Fëmijzët e Ahmetit**<br>Mustafai ( i madhi)<br>**Emini**<br>Aliu<br>Rushiti (i vogli)<br>Hysnie, motra…….<br>(martuar me Mehmet Vrionin, babai i Iljaz Vrionit) | Mahinur<br>**(…….-1943?)**<br>Abdyl Gjirokastriti<br>Nurie<br>Veli<br>Makbule<br>Qani |
| 17 | Jaup<br>Martuar me Tushe | Sali Korça (Myteveliu)<br>Me 1874 beri rregullimin e dyte te xhamise se Korçes. | | Zako Myrteza beu |
| 16 | | Dervish Islam beu<br>Më 1841 rregulloi xhaminë e Korçës<br><br>Hysen beu<br>(1814-1861) | Ahmeti<br><br>Mastafai | Osman beu |
| 15 | | | | Mustafa beu<br>*Martuar me bijen e Pasha beut Asllan Pashalli (Janina)* |
| 14 | | | | Myrteza beu |
| 13 | Veliu | | | Ali Kapllan pasha[1] |

<table>
<tr><td>12</td><td></td><td rowspan="9">E motra Emine<br>Mirahori është nëna e vëllezërve Frashëri Abdyl, Naim, Sami, Mehmet.<br><br>Mehmet beu<br>Me 1572 i hodhii plumbin çatisë së xhamisë</td><td rowspan="8">Hasani<br><br>Jusufi<br><br>Mustafa Tusiu[13]<br><br>Hysen Tusiu<br>Kryegjysh në Stamboll<br><br>Stefan Ujka[14]<br><br>Dhimiter Ujka[15]</td><td>Mustafa beu[2]</td></tr>
<tr><td>11</td><td>Bondo[3]<br>.</td><td>Asllan pasha Plaku[5]<br>(1643-1740)</td></tr>
<tr><td>10</td><td>Ajaz beu[4]</td><td>Mustafa pasha i vogli[6]</td></tr>
<tr><td>9</td><td></td><td>Asllan pasha[7]</td></tr>
<tr><td>8</td><td>Hamza beu[9]</td><td>Mustafa pasha[8]</td></tr>
<tr><td>7</td><td></td><td>Asllan pashë (Çaushi)[10]</td></tr>
<tr><td>6</td><td></td><td>Zylfika Aga[11]<br>1530-1601,</td></tr>
<tr><td>5</td><td></td><td>Ali Asllan aga, [12]<br>.</td></tr>
<tr><td>4</td><td></td><td>Stefan Ujka, 1480,<br>ardhur nga Ufa, Bashkiri</td><td>Alush aga<br>Rreth 1490</td></tr>
<tr><td>3</td><td></td><td>Muhameti,<br>vdiq para 1512<br>Mehmeti,<br>u vra në Bagdat<br>Sefershah Çelebiu[16]</td><td></td><td>Shahin Lame<br>Më 1455 kthehet mysliman</td></tr>
<tr><td>2</td><td></td><td>Ilia (Ilias) Mirahori[17]<br>(1408-1512)</td><td></td><td>Petro Boso[18]<br>Jetoi rre th 1430.</td></tr>
<tr><td>1</td><td></td><td></td><td></td><td>Mitro Skifteri[19], 1403</td></tr>
<tr><td></td><td>PEMA E GJYSHIT<br>NEKI FRASHËRI</td><td>PEMA E GJYSHES<br>SHEFIKO KORÇA<br><u>MYTEVELIU</u></td><td>PEMA E GJYSHIT<br><u>EMIN VOKOPOLA</u>,</td><td>PEMA E GJYSHES<br><u>MAHINUR MYRTEZAI</u>,</td></tr>
<tr><td></td><td colspan="2">DERA E BABAIT</td><td colspan="2">DERA E NENES</td></tr>
</table>

[1] Ali Kapllan pasha, Myteselim i Gjirokastrës, Sanxhakbej i Delvinës. Ekzekutuar në Manastir më 1768, për shkak se nuk shtypi kryengritjen e himariotëve (1763).

[2] Mustafa beu, Myteselim i Gjirokastrës. *Martuar me Sabihe Frashëri (Vila).*

[3] Bondo, Sipas kronikave të Mihal Gores nga Shipska, që ka përmbledhur kodikët më të vjetër, Bodja me 1728 vrau Akondin e Voskopojës Todo Peskarën, në çiflikun e Barçit pranë Korçës. U vra nga Topall Osman pashai.

[4]. Ajaz beu, nipi i Hamza beut. Rreth viteve1656-1661, kur ishte kryeminiter kushëriri i tyre Mehmet pashë Qypryly (1578-1661) e lejoi Ajazin të kthehet në Shqipëri dhe ai vjen në Frashër, nga Stanimaka e Edernesë (sot Asenovgrad në Bullgari). Para vitit 1728 ktheu në çifligun e vet fshatin Barç pranë Korçës.
Ajazi u vra më 1731 nga sulltan Mahmudi (81 vjet nga kthimi i tij në Frashër).

[5]. Asllan pasha Plaku (1643-1740), Sanxhakbej i Janinës. *Martuar me Humajun Begolli, bijë e Mahmut pashës, vali i Janinës dhe bejlerbej i Rumelisë.*

**6.** Mustafa pasha i vogli[6] Vrarë në luftën pranë Varasdinit. 1645 Sabxhakbej i Ohrit, 1630/31-1689/90 Bejlerbej i Rumelisë. *Martuar me Fatime Nimetullah, bija e Qeskinzade Mustafa pashës.*

7 Asllan pasha[7] . U vra me tradhëti gjatë mbrojtjes së kështjellës së Shehri-Zarit. 1630/31-1606 Sanxhakbej i Janinës. *Martuar me Hatiche Vlora, bijë e Abaz Mehmet pashës, vezir i madh.*

8. Mustafa pasha[8]. Vrarë në Shehri Zor 1630/31. 1617 Sanxhakbej i Janinës, 1618-29 Belerbej i Bosnjës, vezir i Kubës. *Martuar me hatixhe Xhanfise hanëm, bijë e Ferik pashë Turhanzade-gazi.*

9. Hamza beu[9]. I pari i Tomorricës. Internuar nga Turqit në Stanimakë të Edernesë (sot Asenovgrad në Bullari).

10. Asllan pashë (Çaushi)[10]. Lindur më 1560, vrarë në betejën e Serevit (Persi) më 1617. Vezir 1601-1609, Sanxhakbej i Janinës, 1609 belerbej i Rumelisë. *Martuar me mbesën e Sari Ali pashës, vezir, Sanxhakbej i Scigetvarit.*

11. Zylfika Aga. 1530-1601, më 1550-1579 myteselim në Janinë, 1560-1601 Sanxhakbej i Janinës. Ndërtoi xhaminë e flamurit në tregun e Janinës.

12. Ali Asllan aga. rreth 1550 shkon ne Janine. *Martohet me motren e vezirit te madh Lutfi Pasha nga Libohova.*

13. Mustafa Tusiu[13]. Ndërtoi teqenë e Tomorrit. Solli me vehte një kuran, një shportë dhe një qese me dhe. Dheun e hodhi në themelite e teqesë. E motra, Shanishaja u martua me Demir Hanin, i cili solli lojën e shahut në Shqipëri.

14. Stefan Ujka. U kthye mysliman dhe mori emrin Mustafa Tusi, nga qyteti Tusi në Persi, ku kish lindur poeti i dëgjuar Firdusi.

15. Dhimiter Ujka. ndërroi fenë dhe u bë mysliman me emerin Ali Ujka. Martuar me Fana.

16. Sefershah Çelebiu, vdiq në Korçë. Kishte disa djem dhe vajza. Ai mori në administrim xhaminë. Fatime, Aishe, Hatixhe.

17. Ilia (Ilias) Mirahori. (1408-1512). Djali i priftit të Panaritit, u muarr jeniçer dhe u bë kapedani që zuri portën kryesore të Konstantinopolit. Në pleqëri kthehet në Shqipëri dhe më 1494 ndërtoi xhaminë në Korçë.

18. Petro Boso. Jetoi rreth 1430. *Martuar me N. Kontarini nga Venediku*

19. Mitro Skifteri. 1403 beu i Valerianit (mbase Elbasanit)

**GJYSHI NGA NËNA: EMIN VOKOPOLA - Veprimtaria atdhetare**

Emin Vokopola, për veprimtarinë e tij atdhetare mban urdhërin "Për veprimtari patriotike" të klasit të I-rë (18 janar 1995).



REPUBLIKA E SHQIPERISE

PRESIDENTI I REPUBLIKES

I JEP

ZOTIT EMIN VOKOPOLA

URDHËRIN "PËR VEPRIMTARI PATRIOTIKE"

TË KLASIT TË I

Tiranë më, 18.1.1995
Dekret Nr: 1008

PRESIDENTI

SALI BERISHA



**Kontributi i Lushnjës në shpalljen e Pavarësisë, 27 Nëntor 1912 – shpallja e Pavarësisë në Lushnjë**
(http://www.ikub.al/SHKOLLA_CATEGORY/1302210117/Article-Kontributi-i-Lushnjes-në-shpalljen-e-Pavarësisë.aspx)

Më 27 nëntor 1912 (14 e vjeshtës së prasme, v. 1328, sipas kalendarit hënor të asaj kohe), ditën e martë, u mblodhën në Lushnjë me urgjencë një numër atdhetarësh, përfaqësues të shquar të popullit të Lushnjës dhe fshatrave të saj (disa prej të cilëve kishin bujtur në Lushnjë tek miqtë e tyre, për të qenë në kohë).

Përmes një entuziazmi të papërshkuar popullor të banorëve të Lushnjës, të të ardhurve nga fshatrat e saj dhe të nxënësve të qytetëses, shoqëruar nga duartrokitje të stuhishme e të pandërprera dhe nga thirrjet "Rroftë Shqipëria!", "Rroftë pavarësia!", hipën në podiumin e improvizuar para beledijes (bashkisë) së qytetit, në ora 5 allaturka (11 me orën e sotme), 12 përfaqësues të nderuar të popullit, dhe pikërisht: **Emin Bej Vokopola** (prokurori i vendit), i përhirshmi myfti i Lushnjës Sheh Ibrahim Karbunara, i përhirshmi Papa Jovani, Myderriz Sulejman Arapi, Halid Efendi Gramshi, Kadri Bej Karbunara, Shaqir Bej Lushnja, Sulejman Korreshi, Llambi Xoxi, Haxhi Bej Imështa[2], Fejzullah Bej Imështa dhe Thanas Paftali. U prit edhe ardhja e përfaqësuesit të familjes së madhe të Gjinallarëve, i cili nuk mundi të vinte për shkaqe shëndetësore.

Në ballë të beledies qe shkruar në mënyrë rrethanore parulla: "Rroftë Shqipëria e mëveçme! Zoti e bekoftë!" Kurse dy nxënësit më të dalluar të të gjithë shkollës qenë caktuar të mbanin parullën e shkruar me të njëjtën përmbajtje, dhe dy të tjerë parullën ku shkruhej: "Rroftë e qoftë Shpresa e Mëmëdheut, Ismail Qemal Beu!".

Një mik i ngushtë i komandantit turk të forcave otomane të Lushnjës protestoi, pa sukses, që mungonte flamuri turk dhe parullat në turqisht, se – siç tha ai – pa Baba Dovletin nuk mund të kishte kurrë Shqipëri! Me sa del nga hulumtimet tona të hershme, Ferit Vokopola, Thanas Paftali dhe Qemal Mullai, ishin kujdesur paraprakisht që nxënësit e qytetëses, si brezi i ardhshëm, të ishin pjesë aktive e përgatitjeve dhe entuziazmit popullor.

Këngët patriotike, "Për mëmëdhenë", "Eja mblidhuni këtu, këtu!" etj., ushtonin të kënduara nxënës e popull së bashku, sikur të kishte kohë që përgatiteshin ashtu. Ishte rrëqe-thëse!" – kujtonin Adem Imështa (Xhindolli)

dhe Nexhip Imështa (Hasanbejlliu), të pranishëm në atë ngjarje, si dhe Llambi Xoxi, njëri nga 12 delegatët e shpalljes së Pavarësisë në Lushnjë.

Entuziazmin e ndërpreu zëri i kryetarit të beledies, **Emin Bej Vokopolës**, që pas fjalëve përshëndetëse e njoftuese për qëllimin e shenjtë të atij tubimi, ia dha fjalën të përhirshmit Sheh Ibrahim Karbunarës, si figura kryesore shpirtërore fetare e kohës, që e nisi fjalën në emër të Zotit. Pas tij foli, gjithë po duke falënderuar Perëndinë dhe Ismail Qemalin, edhe Papa Jovani.

Folësit, në emër të popullit të Lushnjës, shpallën pavarësinë dhe bënë thirrje të ruhej qetësia dhe rendi, deri në vendimet e Kuvendit të të gjithë kombit në Vlorë. Ligjëratat e tyre të shkurtra, por mallëngjyese dhe emocionuese,u pritën me duartrokitje e thirrje entuziaste, "Rroftë Mëmëdheu!", "Rroftë Ismail Beu!, etj.

Ndërkohë, të pranishmëve iu lexua edhe telegrami që iu dërgua Ismail Qemalit dhe delegatëve të mbledhur në Vlorë për Kuvendin Kombëtar, ku njoftohej se edhe populli i nënprefekturës së Lushnjës shpalli pavarësinë dhe se iu dërgua për këtë një memorandum përfaqësuesve të Fuqive të Mëdha në Durrës, si dhe njoftim e solidarizim edhe parisë e popullit të Durrësit dhe Tiranës (që tashmë e kishin shpallur Pavarësinë një ditë më parë, në 26 nëntor, për t'i paraprirë pushtuesve serbë që po mësynin me ngut.

**Ardhja E Ismail Qemal Beut në Shqipëri**

*(Marrë nga gazeta "NJERIU" e nëntorit të vitit 1939, me autor Ferit VOKOPOLA, anëtar i kongresit dhe firmosës i kartës së shpalljes së pavarsisë më 28 nëntor 1912).*

*http://www.shqiperia.com/lajme/lajm/nr/9282/Botohet-per-here-te-pare-ditari-i-nje-prej-firmetareve-te-aktit-te-Pavaresise 1/30/2014 2:14:12 PM*

Istambolli kot u mundua që me mjete dipllomatike t'a shpëtoj situatën duke rëzuar kabinetin e gazi Myftar Pashajt dhe duke prurë në vendin e tij atë të Qamil Pashës,që ishte antar i englezvet. Ky kabinet që u formua më 29 vjeshtë e dytë 1912 iu drejtua fuqive të mëdhaja për ndërmjetsim të një amnistie te përgjithshme. Në përgjigje telegrafike ambasadori i Turqisë nga Londra,mbështetur deklaratës së ministrit të Punve të Jashtme engleze, thuhesh se mbretnitë e mdhaja mbasi kanë shpallur pa-anësinë e tyre nuk ka tjetër shkak për armpushim veçse ti drejtohet shteteve ballkanike; kështu që Qamil Pasha iu drejtua telegrafisht kralit të bullgarisë por ushtritë bullgare n'atë kohë ia kishin arrijtur çatallxhes dhe po lëftonin drejt portave t'Istambollit; ishte atëher java e fundit e vjeshtës së dytë 1912, kur armata perëndimit në Selanik kishte pësuar fatkeqsin më të piklluarshme.

Kështu ndodhi edhe nër ballrat e malit Zi e të Serbisë,ku kjo e fundit me armatën e saj thyen qëndrimin në cernalove, sulmuan Prizrenin dhe Gjakovën,të cilat i pushtuan me datën 1 dhe 7 vjesht të tretë 1912. Pas luftimeve të bëra aty këtu më 19 vjesht e III,1912 u pushtua edhe Manastiri prej ushtrisë Serbe. Më 24 vjesht e tretë 1912 komandanti i armatës së perëndimit, Ali Riza Pashës erdhi në Korçë dhe dha urdhër për nisjen e një kollordije në berat dhe tjetra në Gjirokastër, ku u përgatitën për të ndihmuar qëndresën e Janinës dhe atë të Shkodrës, që po qëndronin burrnisht. Kosova e kryengritjes me famë, tashti ishte e pushtuar prej Serbisë; detyra e shpëtimit t'atdheut po i ngarkohej qëndrës së kryengritjes së Jugës: Prefekturës së Beratit , e cila me anën e nacionalisitëve të saj dita me ditën qe e zonja të dijë situatën e vështirë të ushtrisë otomane dhe prishjen e saj në Kosovë, Selanik dhe Manastir.

**Telegrami nga Vjena**

Anëtarët e klubeve të bashkimit dhe gjithë parija e Prefekturës së Beratit me Vlorën, në një kohë kur të dëshpëruar ishin në marrëveshje me shokët në Durrës, Tiranë, Elbasan për një drejtim patriotik prisnim shenjën e jashtme nga Ismail Qemal beu për një mbledheje kombëtare, ia arrijti nga Vjena me datë 13 vjesht e tretë 1912 telegrami që vijon : "*Përpara së Premtes jemi në Durrës. Të mbledhurit e Delegatëve në Durrës ose Vlorë është krejt i nevojshëm. I ftoni të gjithë, deri sa të vijë unë mbani qetësinë dhe bashkimin. çështja e jonë politike u sigurua fare*". ky telegram që ka një vleftë historike për Shqipërinë ka qenë drejtuar së pari kryetarit të bashkisë së Lushnjës, Zotit Ali bej Vokopolës dhe ka qenë drejtuar së pari n'emër të Vlonjatve prej zotnive: Xhemil bej Vlora, Elmas Kanina dhe Leonidha Bexhani. I njëjti telegram më pas u është komunikuar edhe gjithë qyteteve të tjera të Shqipërisë;në këto kohë Shkodra në veri, Janina në jugë po qëndronin me burrni kundra fuqive sulmonjëse, por mbasi Kosova, Manastiri dhe Selaniku ranë, fuqit Serbe me një'anë, dhe ato greke në tjetrën po pushtonin shumicën e vendeve të Shqipërisë, për të cilën nuk kishte ngelur tjetër gjë përveç ngrehjes së Flamurit kombëtar dhe shpalljes së indipendencës.

**Ardhja e Ismail Qemal beut në Shqipëri**

Kur u nis Ismail Qemal beu nga Stambolli për në Bukuresht, kabineti i Qamil Pashës po kërkonte amnisti me ndërmjtësi të fuqive të medhaja, pasi ushtrit otomane ishin prishur keqazi dhe dëshprimi mbretronte anë e kand asaj perandorije; por me gjithë këtë të tëra demarshet dipllomatike nuk bën asnjë dobi dhe se Rumelija patjatër ishte gati t'u copëtuar nën gërshërët e lakmive të ballkanasve. Dipllomati i matur dhe patrioti i flakët Ismail Qemal beu pasi takoi me shoqërin e bukureshtit mori shokët me vehte dhe u nis

për Vjenë, ku sandejtmi telegrafoj që Shqipëria është e siguruar; në telegramin e fundit thoshte që u nis edhe me vaporin e parë që po dilte në Durrës. Situata e viseve të Shqipëris në këtë kohë kaq të kritkshme ishte si vijon: armata e Vardarit mundohesh të qëndronte me një luftë të fundit në Korcë, por nuk mundi të përballoj armikun, fortesa e Shkodrës sa ditë shkonin po keqsonesh më tepër. Selca kishte rënë dhe lajmet që vinin tregonin se Serbët po përparonin drejt Durrësit. Ushtrija Serbe kishte hyrë në Dibër dhe në Lumë; fortesa e Janinës sa do që qëndronte por fuqit e mdhaja të rregullshme të Greqis që ishin në anët e naselicit po kërcënon Korçën dhe nga ana tjetër Janinën, duke zënë vendet që ishin në mes t'atyre, kështu që ajo ushtri u nda në dysh, një pjesë në Gjirokastër dhe tjetra në Berat. Një pjesë e fuqis së Beratit kishte arritun në Lushnjë më 5 vjesht III 1912 ku nënprefekt ndodhesh Eman Naili një armen mjaft i zoti dhe nga ish anëtarët e komitetit Tashnaksion , kryetar i bashkësisë ndodhesh Ali Vokopola e Prokuror i gjyqit i ndyeri **Emin Vokopola**; Pari e vendit çdo natë mblidheshin rreth ktyre e bisedonin mbi situatën tepër delikate, neve më të rinjtë e asaj kohe kërkonin ndryshimin e administratimit, ngritjen e Flamurit kombëtar dhe ushtërimin e detyrave shtetnore nga shqiptarët; tue pamë ngatarresat që po përgatitnin; Eman Naili e pa të udhës të bisedoj me z. **Emin e Ali Vokopolën** dhe pëlqeu që nën kryesin e kryetarit të bashkisë të formohesh këshilla e vendit e cila u-formue më 19 vjesht e III 1912 tue u-ngritun Flamuri kombëtar në bashki e në Qeveri, bile tue marrë pjesë në ceremonite pas fjalimit t'im shqip muzika ushtarake otomane me Hymnin e Xhezairit.

Më 10 vjesht e III 1912 erdhën ushtëri të tjera otomane dhe nën komandën e kapiten Pertev beut i cili si Ittihadci deshi të përbuzin Flamurin kombëtar e t'a zbresin, dënoj oficerin e muzikës qi mori pjesë në ceremoni dhe ndaloj nënprefektin nga bashkëpunimi në këshillin e vendit; por tue e pamë që nacionalistat e mbledhur në Lushnjë do të derdhnin gjakun pa ndroje në këtë rast i u bind shpjegimeve e këshillave të Eman Nailit (nënprefekti) dhe hoqi dorë nga kjo tragjedi e rrezikshme e cila mundi të mënjanohet pas një shkëmbim fjalësh të rënda midis tij me shokë, e të neve q'u drejtuam me pjesmarrje të **Emin Vokopolës**, Nebi Sefes e Teki Halit Libohovës. më 20 po të k. m. i telegrafonte z. Bektash Cakrani, Aziz Pashë Vrionit për të dërguar kuaj në Durrës e njerëz për të marrë Ismail Qemal benë; prej Parisë së Beratit u-bisedua e u vendos qe këtë detyrë të shenjtë ta marri përsipër z. Qemal Karaosmani, i cili arriti në Lushnje menjëherë, dhe si fjalosi me patriotët e Lushnjës mbi situatën u nis për në Durrës; si mbas lajmit qi na dha telegrafisti i Lushnjës Sulejman Dervishi po këtë ditë z. Hasan Sharra nga Vlora i tëlegrafonte z. Abaz efendiut e Must Hanxhiut qi ti prëgatitnin mjetet e duhura Ismail Qemal beut tue i thanë se armiku e futi ushtrinë deri

në Himarë. më 21 na lajmëronte Hamid bej Toptani nga Durrësi me servis telegrafik se Ismail beu arriti dhe se jan marrë masat e duhuna deri në Shkumbin në shoqërim të zotit Ymer bej Deliallisit me shokë.

Po këtë ditë thërriteshin në maqin telegrafike në Vlorë Et'hem beu, Bektash Cakrain dhe Qazim Kokoshi, prej Luigj Gurakuqit më urdhër t' Ismail Qemal beut nga Durrësi të cilët shkëmbyen mendime mbi situatën dhe trasmetuan porositë e Plakut Dipllomat. më 22 të k. m. nga Durrësi telegrafon Aqif Pashën e Shevqet benë që të marrin pjesë personalisht në kongresin qi do të mbahet në Vlorë;merret vesh me zyrën telegrafike me Fuad e Abdi bej Toptani që të dërgojn delegatët sa më parë. Ismail Qemal beu më 23 me gjithë shokët u nis nga Durrësi për në Çermë; z. Qemal Karaosmani me një telegram që i hiqte nga Durrësi në Lushnjë Behxhet bej Hytit ja bëntë të ditur se këtë mbramje do të arrinin në Çermë. komanda ushtarake ottoman filloj të lëvizi dhe kapiten Pertev beu i nisi kalorin drejt Çermës me qëllim që të kapin Ismail benë me shokët e të ndaloj kongresin. Neve me të marrë vesh këtë dhelpëri të klyshit të Xhemijetit Xhon- Turk, me shokët nacionalista muarrëm masat urgjente duke i nisur prapa një fuqie, im ungj **Emin** beu tregoj nevojën e lajmërimit të Iasmail beut, e këtë detyrë menjëher e mori përsipër i ndyeri Nebi Sefa dhe u nis për Kavajë; tue parë fuqit nacionaliste, ushtërija ottomane qëndroi përtej gramshit; në anën e Libofshës.

Vlora e Berati ishin në merak të madhe. neve të Lushnjes natën e shtrenguam nënprefekt Eman Nailin, i cili urgjent telegrafoj komandën e Janinës mbi tragjedin q'ishte gati duke u zhvilluar. më 23 Vjesht III 1912 merr përgjegjen prej Janinës që t'a presi mirë Ismail Qemal ben e t'a nderojn; këtë urdhër nënprefekt i lushnjës Eman Naili po me këtë datë na i komunikon neve të Lushnjës dhe nënprefekturën e Kavajës telegrafisht, ashtu edhe Pertev beu lajmërohet me një kalorës. Më 23 Ismail Qemal beu me shok fjetën në Çermë, ku Dervish bej Biçaku e Behxhet bej Hyti veç pritjeve bujare me fuqitë e tyne të armatosura dhanë përkrahjet e duhura. Më 24 fjetën në Libofsh, e cila ishte e siguruar nënë urdhërin e Këshillit Kombëtar të Lushnjës.

## Arrestimi delegatëve të Kosovës

Rexhep Mitrovica dhe Bedri Pejani më 23 ishim në shtëpin t'onë të Lushnjës dhe si delegat i kësaj mbasi isha zgjedhur që të nisesha në Vlorë për me takue në Fier me Ismail Qemal beun po pregatitsha mjetet e udhëtimit, vjen shoku im i ndier Nebi Sefa para se të nisesh për Kavajë e më lajmëron se komanda otomane ka burgosur në Hotelin e Shaqir beut delegatët e Kosovës z. Bedri Pejani e Rexhep Mitrovicën. Me një herë biseduan me shokët dhe e

morëm urdhër të vemi unë, Nebi Sefa dhe të tjerë për të negocijuar lirimin e tyne. **Emin** beu shkoi te nënprefekti me ca shokë të tjerë dhe e shtrëngoj tepër i cili u tremb dhe i dorëzoj këtij edhe vulën e nënprefekturës; duke qenë neve në zënie e sipër me patrullën otomane që kishin ndaluar dy delegatët dhe gati të përlesheshim me këto, ja mriti kapiten Pertevi, i cili kishte marrë lajmin e dorëzimit të nënprefekturës **Emin** beut dhe i trembun nga ky ndryshim i u dha urdhën të hiqen patrullat e tija. Kështu i liruam dy Delegatët, të cilët i nisëm për Vlorë. Pastaj u nisëm përmes Myzeqesë në ato kohëra të këqija nga dimri i fort e arritëm në Fier, ku takuam edhe Ismail Qemal beun me shokë. Ismail Qemal beu në Zyrën telegrafike merrte shpjegime mbi situatën e okupasjoneve dhe jepte këshilla mbi masat qi duhesh me padurim të mblidheshin delegatët shpejtësisht në Vlorë. Kur ishim në zyrë telegrafike më vjen një telegram mua nga nëna ime që ishte me plevit tepër rëndë, Ismail beu më thotë shko biri im në Berat hallallosu me mëmën, ti marrësh uratën e pastaj hajde në Vlorë me Delegatët e Beratit; duke dëgjuar së unë jam nisur për mëmën Shqipëri e uratën e kam marre prej saj, Ismail beu më përgezoi me një “bravo” e cila i buroj nga zemra. I vuna re sytë i kishte të lotueshëm. Nga Fieri u-nisëm për Vlorë; atje agallarët Sharra çelën shtëpin e na pritën me bujari të madhe; prisnin me padurim të vinin delegatët e vendeve të tjerë. Në një kohë, kur po i avitesh Serbi më d. 26-XI-1912 Tirana shpalli Indipendencën; më 27-XI-1912 e shpalli Lushnja, e më pas kësaj Durrësi e Kavaja. Lushnja shpalljen e Indipendencës ia komunikoi telegrafisht edhe konsullatave të mbretnive të mëdhaja në Durrës, i cili me gjithë Kavajën pas Tiranës u pushtuen prej Serbëve më 30-XI-1912. Shumica e delegatëve arritën në Vlorë më 27 e 28-XI-1912. mbasi situata po vështirësohej tepër çdo minutë, u vendos më 28-XI- 1912 të mblidhet kongresi e të japin vindimin e prerë për shpëtimin e atdheut, e kjo mbledhje u mbajt në shtëpinë e Xhemil bej Vlorës më 28 nanduer 1912 n’ora 3. 30.

**Delegatët shqiptarë në Kongresin e Vlorës më 28 Nanduer, 1912**

Delegatët Shqiptar për kongresin e Vlorës kanë qenë të zgjedhur 84 veta, por prej këtyre më datën 28 nanduer 1912 arrijtën në Vlorë vetëm 41, dhe këta shpallën independencën e Shqipërisë. Emnat e këtyre delegatve po i shkruajme këtu më poshtë: Ismail Qemali, Don Nikoll Kaçorri, Abdyl Aziz, Vehbi Dibra, Bab Dud Karbunara, Elmas Meca, Veli Harçi, Qazim Kokoshi, I. Minga, Rexhep Mitrovica, Dhimitër Tutulani, A. Ruci, Abdi bej Toptani, Abas Dilaver Çelkupa, Mid’hat Frashëri, Shevqet Daji, Zihni Abas Kanina, Xhelal Koprencka, Hajredin Cakrani, Qemal Elbasani, Iljas Vrioni, Salih Gjuka, Dhimitër Berati, D. Emanuel, Dhimitër Zografi, Murat Toptani, Pandeli Cale, Luigj Gurakuqi, Bedri Pejani, Spiro T. Ilo, Thanas V. Floqi,

Qemal Mullaj, Lef Nosi, D. M. Myrteza, Nuri Sojlija, Mustafa Asim Kruja, Ferit Vokopola, Ymer Deljallisi, Xhemal Deljallisi, Nebi Sefa e Zyhdi Ohri.

**Telegram i popullit të Lushnjes, drejtuar popullit të Durrësit dhe të Tiranës, me anën e të cilit e njofton se rrethi i tyre Shpalli Pavarësin.**
14 Nëntor 1328
27 Nëntor 1912

*Duke e shënjtëruar kombësinë tonë, në emër të të gjithë popullit shqiptar, edhe rrethi i ynë e Shpalli Pavarësinë dhe shpejtoi t'i kryejë ceremonitë e duhura. U jemi drejtuar edhe konsullatave të Fuqive të Mëdha. Si përgjigje dhe me mirtënjohje ju bëjmë të ditur sa u tha më sipër edhe ju paraqesim urimet vëllazërore.*

Firmosur: Myftiu: Sheih Ibrahim Haki Karbunara, Myderriz Sulejman Arapi, Kadri Bej Karbunara, **Emin Bej Vokopola**, Halid Efendi Gramshi, Shaqir Bej Lushnja, Papa Jovan, Sulejman Korreshi, Llambi Xoxi, Haxhi Bej Imështa, Fejzullah bej Imështa, Thanas Paftali.
(A.Q.H. i Republikës së Shqipërisë, F. 71, D.1, Dok. Nr. 4184, origjinali turqisht).

**Telegramin memorandum,**
**27 Nëntor 1912. "Lushnjë 14 vjeshtë e tretë 1328-1912, ora 6 e ditës"**
**Konsullatës s' Austrisë, Konsullatës së Francës, Konsullatës s' Austrisë , sI përfaqësues të mbretëeniës Italiane. Durrës.**
*Edhe Nënprefektura e Lushnjës, me vullnet të Zotit, në emën të të gjithë Shqipërisë, shpalli sot indipendencën e atdheut tonë të shenjtë, duke kryerë ceremonitë e duhura. Ngutemi me iu bashkue edhe ne memorandumeve që ju kanë paraqitë Durrësi e Tirana, për me ia parashtrue Ju qeverive tuaja, duke Ju lutur që të bahet me ngutësi ky demarsh.*
Firmosur: Myftiu: Sheih Ibrahim Karbunara, Myderris: Sulejman Arapi. N'emën të gjithve kryetari i bashkisë, të gjithve kryetari i bashkisë Ali bej Vokopola, Papa Jovan**, Emin bej Vokopola**, Shaqir bej Lushnja, Thanas Paftali, Llambi Xoxi, Vasil Gjeci, Fejzyllah bej Imshta.
(AQSH, Dok. Nr. 4184, fjalë 64, Origjinali turqisht)

**Veprimtaria gjatë muajit dhjetor 1912**

**Telegram i Kryetarit të Qeverisë së Përkohëshme të Vlorës**, drejtuar Kryetarit të Shtabit Madhor të Leskovikut, Halil Bej Efendiut, me anën e t, Halil Bej Efendiut, me anë cilit kërkon informata mbi gjendjen e ushtërisë greke.

*15 dhjetor 1328*
*28 dhjetor 1912*

Propozimet e reja që ka shtruar Qeveria Otomane bisedohen sot në Londër. Shpresohet ndërhyrja e Shteteve të Mëdha. Ka të ngjarë që të vazhdojnë bisedimet për paqe. Ju lutemi, të na jepni lajme të sakta mbi gjendjen aktuale t'ushtërisë greke dhe a është nisur ndodnjë togë kundër Beratit nga Opari.

Ismail Qemali
*A:Q:H: i R.P.SH. F.1 D.1 Dok Nr. 8262, kopje, përkthim nga turqishtja.*

**Telegram** i **Emin Vokopolës** nga Lushnja, drejtuar Qemal Namikut, pranë Kryesisë së Qeversë së Përkohëshme të Vlorës, në të cilin i thotë se Shqipëria të kërkojë protektorat nga Fuqitë e Mëdha.
*15 dhjetr 1328*
*28 dhjetor 1912*

Na ka gëzuar të githëve telegram i juaj, me të cilin na lajmëroni se Konferenca e Londrës e mbledhur dje nën kryesinë e Ministrit të Jashtëm t'Anglisë, ka pranuar në parim Pavarësinë e Shqipërisë dhe na bëni të njohur çështje të tjera themelore. Ky lajm i gëzueshëm u brohorit nga të gjithë dhe mbetemi mirënjohës, por përgjigjen e telegramit që muarëm dje mbi pyetjet tona, e shohim në kundërshtim me përmbajtjen e telegramit të sotëm. Nga njëra anë na gëzuat, duke thënë se u njoh Pavarësia, nga ana tjetër thoni se nga telegram shifër i ardhur nga Stambolli, kuptohet se po bëhen Përpjekje edhe në Stamboll. Populli ynë është alarmuar dhe, duke e ditur se Pavarësia e Shqipërisë duhet të njihet nga Shtetet e Mëdha kërkon mbrojtje. Po ju kujtoj dhe një herë se shpallja e Pavarësisë rrjedh nga një arësye politike, kurse s'po përfitohet në asnjë mënyrë nga kjo arsye. Sërbia ka shkelur Durrësin, Elbasanin, Kavajën deri në Peqin dhe s'ka ndërmend t'i lirojë. Greqia po vazhdon luftën, mori Korçën, hyri në Kolonjë e po marshon drejt Beratit. S'ka dyshim se do të na masakrojë të gjithëve. Kur të na shfarosen familjet e kur të na shkërdhehen nënat, ç'kuptim ka Pavarësia, ç'nevojë kemi kemi për të? Ju do të thoni "e ardhmja është siguruar", po kur ne shfarosemi krejt, toka e dheu do të përfitojnë? Lum vëllai, jemi në panik e në dëshpërim të madh të gjithë. Tërë populli është shumë i alarmuar e i deziluzionuar. Zyra e telegrafisë këtu është nën kontroll. Japin pak leje për disa gjëra. Por duke qënë nën kontroll edhe ajo e Beratit, nuk na jepet rrugë dhe na pengojnë që të korrespondojme me ju. As telegrafistat e Vlorës nuk na përgjigjen. Telegrafisti na thotë se nuk i marrin telegramet. Nuk i kuptojmë rolet që po lozin në këtë mes telegrafistat. Faji a është i telegrafistave të Vlorës apo i atyre të Beratit? Duhet zgjuarsi e madhe të

kuptohet kjo gjë. Lushnja është e para në ballë të rrezikut. Prandaj ç'ka mund të përfitojnë Lushnjarët nga Pavarësia, e cila lindi nga një nevojë politike?

Pavarësia s'u dha për tu çliruar nga Qeveria Otomane, por nga një nevojë politike. Ju atje jeni të sigurt, ndërsa ne këtu jemi në rrezik. Nderi, jeta, pasuria, bir, bijë e familje, po çbëhen. S'ka fuqi Populli të qëndrojë. Pa tjetër ka nevojë për proteksion. (I dha gjae tirjaku minel'Irak, mate Myrteza*) dhe (bade harabul 'Basra)**. Kjo filozofi e pavarësisë ne po na dëshpëron.Siç duket Mbretëritë e Mëdha po tallen me ne. Në një anë Pavarësia e në tjetrën lufta e barbarizmat. Popullin duan ta shfaronin. Siç duket Shtetet e Mëdha kanë vetë qëllimin e protekcionit. Po të kini mirësinë, nëpërmjet jush t'I drejtohemi zotërinjve konsuj. Të gjindet mënyra si të na sigurohet pasuria, jeta e nderi. Këtë lutje Jua bëjmë në emër të tërë popullit. Kërkojmë nga e ndritura Kryesi mirësi, intervënim e mëshirë, sa më shpejt.Lushnja qe e para që mori parasysh çdo sakrificë dhe sot gjendet përpara rreziqeve. Sot po flitet se armëpushimi u prish dhe se luftërat po nisin rrishtas. A thua është e vërtetë? Ky lajm na shqetson jashtëzakonisht dhe po shkakton panik në popull. Lum vëllai, hetoni aty ç'ka po ju them dhe ejani në zyrë telegrafike, pse edhe na këtu në telegrafë ju presim. Na siguroni nderin dhe jetën. Lushnja juve Ju shikon si përfaqësuesit e vet dhe don të dijë gjithëçka nga Juve.

Iljaz Beut i dërgoj ndërime dhe i puth sytë. Është tepër që t'ja qaj këtë hall edhe atij. Dora-dorës duhet të përpiqemi. Na gëzoni me ndonjë lajm. Dhe një herë po u përsëris se protekcioni është protekcion. Presim të shqetësuar përgjigjen tuaj, i dashuri vëlla.

Myfti Ibrahim Efendiu, Kadri Beu, Ali Beu e shokë të tjerë janë këtu. Të gjithëvet ju përshendesim e ju dërgojmë nderime. Punoni për shpëtimin tonë pse ju nga çdo pikpamje jeni aty më të lirë.

*A.Q.H. I R.P.SH. F. 71. D.1. Dok. Nr. 8259, kopje, nga turqishtja.*

*Proverba arabe:*

** Sa të vijë opiumi prej Irakut, Myrtezai ka vdekë.*
*** Sa të shëmbet Bassora*

**Telegram** i Qemal Namikut pranë Kryesisë së Qeversë së Përkohjëshme të Vlorës drejtuar **Emin Vokopolës** në Lushnjë,me anën e të cilit e informon mbi gjedjen e Shqipërisë.
*15 dhjetor 1328*
*28 dhjetor 1912*

Të mos qe inisiativa e jonë diplomatike vallë si do ta kishim hallin. Shkelje e gjithëmonë shkelje. Ja, iniciativa e jonë diplomatike siguroi të ardhmen e këtij atdheu. Në një telegram shifër që u muar sot, Sedareti* thuhet se Stambolli po përpiqet për formimin e një Shqipërie. Agjencitë po shkruajnë se Greku edhe prej Korçe po çon fuqi për të marrë Janinën. Pra si e mendoj unë fuqia Greke do të shkojë kundër Janinës e nuk do të mund të vijë këndej. Por armiku mund të bëjë gjithëçka. Si sërbët ashtu dhe grekët mund ta shkelin vendin. Meqë çështja e caktimit të kufinjve të Shqipërisë ka mbetur në pëlqimin e Mbretërive të Mëdha, iu drejtuam këtyre zyrtarisht që, për të mos u derdhë gjak më kot, t'i jepet fund kësaj lufte me Greqinë. Shpresojmë të ketë fryt ky demarsh. Mjerisht Korça ra. Të kemi pak durim për mjerimet që na ranë gjer tashi. Shkoj e shumta, mbeti e pakta. Duhet të mbani qetësinë dhe gjakftohtësinë. Për plaçkat ju gjegjemi më vonë. I kam shkruar Demir Golemit që të vejë në Berat. Dërgoje shpejt dhe më lajmëroni. Servisin për Galip Begun dërgojeni me një njeri të posaçëm.

*Sedareti*, Kryeministria, turqisht.*

***A.Q.H. I R.P.SH. F. 71. D.1. Dok. Nr. 8260, kopje, nga turqishtja.***
Telegramet sipas:
Kotini Dh., Struga Xh., Veizi F., Shuteriqi M., Dedi K., 1963. Qeveria e Përkohëshme e Vlorës dhe veprimtaria e saj, nëntor 1912-janar 1914", Botim i Drejtorisë së Përgjithëshme të Arkivave Shtetërore të R.P. Sh. Tiranë.

**Pjesëmarrje në delegacione për çështjen shqiptare**
Sipas revistës The ALBANIAN, London 15 shkurt 2011, Nr. 2/8 njoftohet:

Më 23 janar 1917, në kuadër të përvjetorit të parë të trupave të saj nëShkodër, Austro – Hungaria shpalli botërisht autonominë e Shqipërisë, e cila garantonte të ardhmen e shtetit shqiptar nën mbrojtjen e Vjenës. Në shpalljen e lëshuar me këtë rast, të komunikuar nga gjen.Trollmann ndër të tjera thuhej se austro – hungarezët nuk erdhën në Shqipëri për të pushtuar vendin, por për të ndjekur armiqtë e shqiptarëve dhe se Vjena ishte përpjekur gjithmonë për ruajtjen e popullit e tërësinë e tokës shqiptare ("Lef Nosi. Dokumente historike...", faqe 45). Shpallja theksonte tek përpjekjet e Vjenës për një "qeverisje të rregullt" në Shqipëri. Ajo u shoqërua edhe me një deklaratë tjetër të udhëheqjes ushtarake austro – hungareze në Shqipëri. Në nëntor 1916, u lajmërua vdekja e perandorit Franz Jozef, i cili vetëm pak kohë më parë kishte festuar 80-vjetorin e lindjes ("Vëllazënija", 25 nëntor 1916). Më këtë rast, kolonia shqiptare në Vjenë, ku nënshkruan Abdi Toptani, Filip Noga, Bajram Curri, Masar bej Toptani, Nexhip Basha, etj, i

dërgoi njëtelegram ngushëllimi perandorit të ri, ku theksohej roli shpëtues i Austro – Hungarisë për Shqipërinë.

Pak javë mëvonë, një delegacion shqiptar, i përbërë prej 34 vetash udhëtoi, në Vjenë për t'i uruar hipjen në fron Perandorit 29-vjeçar Karlit I-rë. Delegacioni u nis nga Shkodra më 14 prill me një avullore, ndërsa një ditë më parë ata ishin takuar me gjen. Trollman. Përshëndetjen në emër të dërgatës, e bëri myftiu i Beratit. Pas Shkodrës, delegacioni shkoi në Cetinë e, më pas në Sarajevë e me tren në Vjenë. Më 18 prill 1917 u krye edhe takimi me perandorin.

Delegacioni shqiptar përbëhej nga:Musa Juka, Kolë Ujka, Hasan Efendi Bekteshi (Shkodër), Vat Marashi (Shkrel), Gjelosh Gjika (Kastrat), Abdi Kola (Shalë), Hasan Ahmeti (Postribë), Mano Bej, Mehmet Bej, Dedë Çoku (Lezhë), LleshMiloti (Zadrimë), Ndue Gjoni (Orosh), Zef Ndoci (Spaç) Zenel Aga (Iballë), Muharrem Pengili (Krujë), Ahmet bej Zogu (Mat), Musa Maçi, Xhelal bejToptani (Tiran), Izedin Beshiri, Imzot Nikollë Kaçorri (Durrës), Qazim Bej, Shazivar Alltuni (Kavajë), Irfan bej, Lef Nosi (Elbasan), Sami bej Vrioni, Mehmet Esat, Dhimitër Lavda (Berat,Skrapar), Ahmet bej Resuli, **EminVokopola** (Lushnje), Kahreman Vrioni(Fier), Elez Isufi (kryetar fisi, Peshkopi), Sali Spahia (nënprefekt I Lumës), Hysni bej Curri (nënprefekt I Bunjës), Sali Mani (Bunje), Hasan bej Prishtina (Kosovë) (po aty, 28 prill1917).

Në fjalën e tij, perandori shfaqi gëzimin që takonte delegacionin shqiptar, ndërsa tha se të dy vendet kishin armiq të përbashkët dhe se Vjena kishte dëshirë t'i jepte Shqipërisë një administratë të rregulluar që të rregullonte fetë, fiset, gjuhën, shijet kombëtare e të drejtat e hershmetë popullit shqiptar. Perandori e siguroi dërgatën se do t'i jepte popullit shqiptar të gjithë mbrojtjen e tij. Në emër të dërgatës ka folur Trollman (me përkthim të Gjergj Pekmezit) me një fjali në të cilin vihej në dukje se asnjë shtet nuk ishte kujdesur për Shqipërinë si Austro – Hungaria. Ka folur po ashtu edhe Hasan Prishtina, duke theksuar rolin shpëtimtar të Vjenës në Shqipëri.

**Thirrja e Kongresit të Lushnjës,** Gazeta POPULLI, 19 dhjetor 1328, 1 janar 1920

Grupi nismëtar i Lushnjës, në kontakt edhe me organizatorët kryesorë të Kongresit, në mesin e dhjetorit 1919, iu drejtuan të gjitha bashkive shqiptare që të zgjidhnin nga dy delegatë për çdo nënprefekturë, për të marrë pjesë në Kongresin që do të mblidhej në janar të vitit 1920, për të dikutuar të ardhmen dhe fatin e Qeverisë së Durrësit (*AQSH, fondi 224, D.5, faqe 5*). Në Thirrje thuhet:

“Nga shkaku i ngjarjeve të ndryshme këtu e disa muaj më parë në jetën mbledhore të Atdheut tonë po ndihet një prapshti livrimi, pra si kundër q’ asht e ditun prej si çdo atdhetari këto prapshti shkaktojnë prishjen e qetsis së vendit, pa dyshim në fund edhe humbjen e atdheut të dashtun, populli shqiptar që këto vjetët e fundit tue u ndodhun në fushën e propagandavet damsore ka marrë mësime të mjaftueshme mbi bazët e shpëtimit të veh t dhe ashtu mbas kësaj për mos me u gabue me thash e theme të kota e të mshehta ose të veçanta, pa bamun marrëveshje tash së voni, dhe asht e ditun që ka vendosun për një mbledhje të përgjithshme këtu në qëndrën e Lushnjës, ku si Shqipni e veriut ashtu dhe e jugës mund lehtazi me i bashkue zanet e bisedimit.

Pra ky pëlqim i bashkatdhetarëvet të ndershëm, prej popullit tonë u pritën me nderime, me gëzim krejt të zëmërta, dhe në emën të popullit Komisioni i jon sot tue u mbledhun me randësinë e posaçme vendosi që me anën e veht dhe të katundaris bashkërisht të bahen të ditun gjith katundaris e Shqipnis dhe me anën e këtyne populli shqiptar mbas programit që u paraqitet ngjitun me i dërgue nga dy delegatë fuqiplotë në këtë mbledhje që asht për t’u vendosur si themel i fort i një marrëveshjes së vërtetë të përjetëshme midis t’on.

Ky qëllim kaq i shenjt merret në dëshirat e përgjithshme e jo në mendimet e veçanta. Pra midis personave të ç’do partie tue bamun një bashkpunim vllazëror, dhe tue lanë më nj’ anë ndryshime mendimesh personale. Delegatët duhet me u emnum me përlqimin e përbashkët.

Atdheu i dashtun po na fton në bashkim, në besë, në vllazni, me të cilat kemi me fitue dhe uratën mëshirore të së Naltit Fuqitarit Kriues.

Perëndie, 1.I.1920

Në emën të popullit të Lushnjës Komisioni i posaçëm bashkë me katundarinë e vendit

Besim Nuri
**Emin Vokopola**
Sheh Ibrahim Karbunara
Mustafa Vokopola
Zija Mullaj
Rasim Hoxha
Skënder Pojani
Qemal Mullaj
Reshit Shazivari
Bajram Haxhiu
Jonus Sefa

Miftar Luarasi
Veli Vasjari
Ferit Vokopola
Nebi Sefa
Rasim Hoxha
Abdulla Aga
Arif Qafmolla
Qerim Arapi
Arif Kurti
Hasan Islami
Hasan Lika

**TELEGRAM: SHKËLQESËS SAJ MINISTRIES P. PËRBRËNDSHME**
në Tiranë

Populli i nënrefekturës së Lushnjës, që pushton (27.000) veta, sot me anën e këtij Mitingu që mbajti tye marrë pies gjith parsit e Pleqsit e djemurit e katundëvet në Kopshtin e Katunduris vendosi që qëllimin e kësaj demostrate me këtë shkresë tju parashtroj me anën të një Komisioni Shkëlqesës saj Ministris P. Përbrëndshme, e Qeveris Vendit:

Populli i Nënprefekturës së Lushnjës duke pandehur se lirija dhe Indipendenca e Shqipëris mas fialvet që përhapte Qeveria e rrëxume do të ishte e siguruar rreth e brënda kufirit etnografik duke mos i dhën rëndësi padrejtsive që baheshin brenda, më parë kaq herë pat ba mitingje tue njoftur për krye sundimi Qeverin Provizore që u ba në Durrës më 1918 Dhjetor.

Por kjo Qeveri e perëndueme veç kaq i ligsi e keqsi andinomtare e andikomtare që ka pas shkaktue për brënda ashtu edhe përjashta nuk deshi me njoftun aspak tagrin e popullit që ka arsyë me kontrollue financat dhe asetet e shtetit me anën e Senatit që kish vendosur edhe Kongresi i përmëndur. Kur nga të gjith anët e Shqipërisë u vëndos për tu mbajtur një Kongres Kombëtar, këtu në Lushnjë në vënd që të drejtohesh tye u treguar gadi për me i dhan hesapet përpara mbledhjes Kombëtare, pa shpresë u rrëfye kundërshtare e rrept e dha urdhën për ndalimin e Mbledhjes. Kuxoj të vrasin edhe inisiatorët të këtij qëllimi kaq të shenjt,

Mbledhja Konbëtare e Lushnjës tye qënë një shtyllë e ngrehun prej gjith dëshiravet popullit shqiptar, prej këtyre shkaqëve dhe prej shum keq përdorimëve kundër Indipendencës atdheut me arrsye të plotë rrëxoj Qeverinë Provizore të Durrsit dhe sikundër ka bamun deklaratat më çdo anë, formoj të nderçmen Qeverin e re për mbi bazat konstitucionare. Qeveria e re që asht formuar prej Patriotvet të nderçëm deri sa të veproj mas besës që ka dhën përpara Mbledhes Kombëtare, populli i Lushnjës me kamje e me shpirt asht besniku i kësaj Qverie; të parën e njeh të rrëxume dhe me gjith fuqin e shpirtit proteston ata që veprojnë kundrazi dëshirës së përgjithshme. Ky popull besnikrisht tregon gëzimet krejt të zëmërta që kabineti i ri mori në dorë edhe Durrësin i cili ka qën Qëndra e Financavet dhe e si çdo akteve të Shtetit Shqiptarë.

Lushnjë 26-II-920

Komisioni Mitingut

Anëtarë: Filip Dhimitri, Besim Nuri, Ferid Vokopola, Kol Bozo

Kryetar: **Emin Vokopola**

**Familja e Sherif Frashërit**

III-1. **Sherifi,** martuar me Havanë. Kishte dy djem: Aliu dhe Zeneli:

IV-III-II-1. **Ali Frashëri** (martuar me Fiqirie Starovën). Kishte dy djem dhe dy vajza: Sherifi, Alaudini, Dikteri, dhe Jegjane:

V-IV-III-II-1-1. **Sherif Frashëri** (1906-1999) (martuar me Naferit Biçaku, nga Elbasani).Kishte një djalë dhe dy vajza: Lumiri, Lili, dhe Rita:

VI-V-IV-III-II-1-1-1. **Lumir Frashëri** (martuar me Hilda Hoxha nga Gjirokastra). Kanë një djalë dhe një vajzë: Neritani (1972) dhe Aurora (1980).

VI-V-IV-III-II-1-1-2. Lili, martuar me Besnik Shtino, nga Gjirokastra.

V-IV-III-II-1-1-2. **Alaudin Frashëri** (1912-1997). Ka një vajzë: Dajana

V-IV-III-II-1-1-3. Dikteri, martuar me Fatosh Kokoshi nga Vlora

V-IV-III-II-1-1-4. Jegjane, martuar me Nuri Dervishi nga Shkodra

IV-III-II-2. **Zenel Frashëri**

## Familja e Ragib Frashërit

III-1. **Ragib Frashëri**, martuar me Aishenë, vajzën e Hysen (Anastas) Çaçit. Kishte tre djem dhe dy vajza: Mehdi, Gani, Teki, Arziko, dhe Hatixhe:

IV-III-1.1. **Mehdi Frashëri** (28.2.1872-20.5.1963), ishte martuar me Neire Biçaku, e bija e Jusuf Biçakut dhe Hedije Zogut (halla e Ahmet Zogut). Kishte dy djem e dy vajza: Vehbiun, Ragibin, Medihan dhe Sheriari:

V-IV-III-1-1-1. Vehbiu (1906- 1989), Zv. Ministër i Jashtëm në qeverinë kuislinge (1943-1944).

V-IV-III-1-1-2. Ragibi (1913-?),

V-IV.III-1-1-4.. Sheriati, kishte djalë Tefik Çelo dhe vajzë Mimika Toptani.

IV-III-1-2. **Gani Frashëri**, deputet në Stamboll, vdekur 1928.

IV-III-1-4. Arziko, kishte vajzë Sanien:

V-IV-III-1-4-1. Sania, e cila kish djalë Pleuratin dhe vajzë Virxhinesha (Xhina).

VI-V-IV-III-1-2-4-1-1. Pleurati

VI-V-IV-III1--2-4-1-2. Xhina është martuar me Uran Xhevat Starovën.

IV-III-1-5. Hatixhe, martuar me Hasan bej Kostrecin, daji i Xhemal Kostrecit (babai i Yllit dhe Serdilit). Hatixheja dhe Hasan beu kishin djalin Fuat Kostreci dhe vajzën Nurie.

III-2. **Abaz Frashëri**, vëllai i Ragibit të parë, dervish i teqesë së Fushë Krujës.

## Familja e Riza Velibeliut

III. Babai i **Rizait,**

IV-III-1. **Riza Velibelliu** (grua Vakon, motrën e Faik Dishnicës). Kishin tre djem dhe dy vajza: Mehmeti, Myslimi, Hamdiu, Maxhidea1, dhe Shega:

IV-III-1-1 **Mehmeti**

IV-III-1-2 **Myslimi** (1904 - ?). Në 1949-1961 ka qënë arrestuar i akuzuar për tentative arratisje dhe axhent i SIM-it, dënuar 15 vjet heqje lirie.

IV-III-1-3 **Hamdiu** (1909 – 1952). Antifashist i orëve të para, burgosur dhe inernuar nga italianët, komandant i çetës partizane të Dangëllisë dhe i batalionit partisan “Naim Frashëri”. Pas 7 muajsh transferohet komandant i çetës territorial të Frashërit. Në operacionin gjerman shpërndahet forca e tij. Arrestohet nga Beqir Balluku por lirohet shpejt dhe i kërkohet të falur. Largohet nga Frashëri dhe vjen në Tiranë. Në 17 dhjetor 1944 arrestohet dhe lirohet në korrik 1945 pa dalë në gjyq (Gazeta 55, 1 gusht 2013). I zhgënjyer nga pushteti kthehet në antikomunist dhe organizon Frontin e Rezistencës, duke u vënë në krye të tij. Në 1949 grupi i rezistencës shkatërrohet nga sigurimi i shtetit, Hamdiu arrestohet më 29 gusht 1949 dhe pushkatohet në 23 gusht 1952 pas tre vjet hetimi.

V-IV-III-1-4. Maxhidea, ka djalë Suzan Pojani dhe vajzën Deadamina:

VI- V-IV-III-1-4-1. Suzan Pojani,

VI- V-IV-III-1-4-1. Dedamina Pojani (Jukniu), martuar me Profesor Burhan Jukniu.

V-IV-III-1.5. Shega martuar me Suhbi Vila, nuk lane fëmijë.

## Vilakēt, dega e Ajaz Beut

I. **Islam Vila**, kishte djalë Hasanin

II. **Hasan Islam Pasha Vila**. Martuar me hanko Kije Zavalani. Ishte komandant trim në Libi. Kishte tre djem: Qamil , Nexhip, dhe Sejfulla:

III-II-1. **Qamili** (?-1936) (martuar me Adile Sali Korça (Myteveliu)- stermbesë e Iljaz bej Mirahorit Kishte tre djem: Muharremi, Demiri, dhe Mustafai:

IV-III-II-1-1. **Muharremi** (?-1957). Kishte dy vajza: Meli dhe Tefta

IV-III-II-1-2. **Demiri** (1890-1961). Kishte një djalë dhe një vajzë: Pirro dhe Adile

V-IV-III-1-2-1. **Pirro** ka djalë Indritin

V-V- IV-III-1-2-1-1. **Inriti**, ka djemtë Igli dhe Bjorni

IV-III-II-1-3. **Mustafai** (1898- 1965). Kishte një djalë dhe një vajzë: Floran dhe Lejla (martuar me Hilmi Halimi)

V-IV-III-1-2-3-1. **Floran** Vila (1942-), martuar me Sonja Priftanji. Kanë dy vajza Greisa (1972-) dhe Flonia.

III-II-2. **Sejfullai**, martuar me Laje Sali Korça (Myteveliu)- stermbesë e Iljaz bej Mirahorit, motra e Adiles, gruas së Qamilit.

III-II-3. **Nexhipi**, la dy djem Elmazin dhe Feritin:

IV-III-II-3-1. Elmazi, la djalin Skënder dhe vajzat Drita dhe Gjyle:

V-IV-III-II-3-1-1. Skënderi (?-2002 ?), la djalin Bardhyl dhe vajzën Irvana:

VI-V-IV-III-II-3-1-1-1. Bardhyli,

VI-V-IV-III-II-3-1-1-2. Irvana.

V-IV-III-II-3-1-2. Drita ka vajzën Mimoza dhe djemtë Hektor dhe Klito,

VI-V-IV-III-II-3-1-2-1. Hektor,

VI-V-IV-III-II-3-1-2-2. Klito,

VI-V-IV-III-II-3-1-2-3. Mimoza.

V-IV-III-II-3-1-3. Gjyle,

IV-III-II-3-2. Feriti.

Për degë tjetër të Vilakëve shkruhet me hollësi në librin e Thomas Frashērit "*Degë fillestare të frashërllinjve dhe origjinat e tyre të krishtera*", Paris, 2014, në kuadrin e kolanës së librave "Frashëri dhe frashërllinjtë".

## Laçenjtë

I. **Dalip Kaso Frashëri**. Kishte tre djem: Shahin, Dalip, Veli, dhe Ibrahim:

II-I-1. **Shahin Kaso Frashëri**. Kishte një djalë: Hyseni.

II-I-2. **Dalip Kaso Frashëri**, kishte djalë Baba Alushin:

II-I-2-1. **Baba Alushi**

II-I-3. **Veli Kaso Frashëri** (martuar me Hatixhenë). Kishte dy djem dhe dy vajza: Sadik, Ali, Fatime (Vinokashi), dhe Imsha (Zaloshnja):

III-II-I-3-1. **Sadik Laçi (Frashëri**). Kishte dy djem dhe dy vajza: Enisi, Viktori, Pëllumbesha (Pupja) dhe Drita:

IV-III-II-I-3-1-1. **Enis** Frashëri (martuar me Shpresën). Kanë dy vajza: Nina dhe Miranda.

IV-III-II-I-3-1-2. **Viktor** Frashëri.

IV-III-II-I-3-1-3. **Pëllumbesha**, martuar me Hamit Daja, kanë djalin Genci, dhe vajzat Anila dhe Monika.

IV-III-II-I-3-1-4. **Drita**, martuar me Deko Rusin, kanë djemtë Ermal e Arben dhe vajzën Nezi.

III-II-I-3-2. **Ali Kaso**. Kishte një djalë dhe një vajzë: Veliu dhe Zejnepe (Sanxhaktari):

IV-III-II-I-3-2-1. **Veliu**, martuar me Persida. Kanë vajzë Mirela.

IV-III-II-I-3-2-2. **Zejnepe (Sanxhaktari),** Kishin katër fëmijë: Refije, Benon, Abedin dhe Edmond. Abedin Sanxhaktari, Gjeolog nafte, kishte tre fëmijë: Tani, Xheni, dhe Bora. Edmond Sanxhaktari, prokuror në Tiranë.

II-I-4. **Ibrahim Kaso Frashëri**, martuar me Xhanfise (Çaken), vajzën e Tahir Çokut dhe Havasë së Ajaz beut. Kishte pesë djem: Mehmeti, Xhaferri, Fuati, Sabriu, Qazimi, dhe një vajzë Ballkëzja, gruaja e Abdyl Frashërit.

III-II-I-4.1. **Mehmet Laçi**. Kishte dy djem dhe dy vajza: Xhemali, Ibrahimi, Fatime, Xhanfise. Xhanfiseja, mbesa e Abdyl Frashërit, martuar me doktor dermatologun e mirënjohur, Shyqyri Basha, nuk lanë fëmijë. Ishte mjeke pediatre e mirënjohur.

IV-III-II-I-4-1-1. **Xhemal** Laçi (Frashëri), nipi i Abdyl Frashërit, martuar me Mihrien, mbesën e Ismail Qemalit. Ishte diplomat.

IV-III-II-I-4-1-2. **Ibrahim** Laçi (Frashëri), (1905?-1940), martuar me Zyhra Selenicën, të bijën e Avdi Selenicës. kishte hallë gruan e Abdyl Frashërit. Ka një djalë dhe një vajzë: Dijon dhe Afërdita (martuar me Bestar Konglolin). Kanjë një vajzë: Irisi.

V-IV-III-II-I-4-1-2-1. **Dijon** Frashëri (martuar me Dëshira Mezinin). Kanë dy djem: Gerondi dhe Ervini

VI-V-IV-III-II-I-4-2-1-1. **Gerond** Frashëri (martuar me Rudina Peposhi). Kanë një djalë dhe një vajzë: Arjani dhe Lea.

VI-V-IV-III-II-I-4-2-1-2. **Ervin** Frashëri (martuar me Suela Haloçi).

III-II-I-4.2. **Xhaferri**, ka lënë dy vajza nga martesa e dytë në Turqi.

III-II-I-4.3. **Fuat Laçi (Frashëri),** nipi i Ballkëzes, gruas së Abdyl Frashërit, martuar me Qerimenë e Kapllan Frashërit (Sulejmanbelliu). Kishte dy djem: Qemali dhe Ethemi:

IV-III-II-I-3-3-1. **Qemal Frashëri**, martuar me Lemane Pronjo nga Çamëria. Ka qenë konsulli i Shqipërisë në Korfuz, në vitet tridhjetë. Eshref Frashëri dhe vëllai i tij Kahreman beu (nga Dakollarët) ishin dajllarë të Qemalit dhe Et'hem Laçit. Kishte një djalë dhe dy vajza: Fuati, Qerimea, dhe Makbule (lindur 11.9.1927 në Korfuz).

V-IV-III-II-I-3-3-1-1. **Fuat** Frashëri (mjeku). Kanë një djalë dhe një vajzë: Qemali dhe Perla e cila ka një djalë: Serxho:

VI-V-IV-III-II-I-3-3-1. **Qemal** Frashëri. Ka një vajzë: Herbi.

III-II-I-3.4. **Sabri Laçi (Frashëri**), martuar me Devrien. Ka patur dy djem dhe tre vajza: Ibrahimi, Xhezmiu, Ifakati, Sadete dhe Meparea, të cilët kishi hallë Ballkëzen, gruan e Abdyl Frashërit

IV-III-II-I-3.4.1. **Ibrahimi** Frashëri, nuk ishte martuar

IV-III-II-I-3.4.2. **Xhezmi** Frashëri, therur nga grekët në oborrin e shtëpisë në vitin 1914.

IV-III-II-I-3.4.3. **Ifakati**, martuar me Qazim Frashërin,

IV-III-II-I-3.4.4. Sadete, martuar me Sali Babanin (Mero),

IV-III-II-I-3.4.5. Meparea, martuar me Fazlli Frashërin e Sulejmanbellinjve.

III-II-I-3.5. **Qazim Laçi** (Frashëri)

## Familje të tjera nga Laçenjtë:

I. **Veis Frashëri (Topollari, Kasollari**). Kishte dy djem: Mehmetin dhe Izedinin:

II-I-1. **Mehmet Frashëri**. Kishte dy djem dhe një vajzë: Servet, Fuat, Nihat dhe Sanie.

III-II-I-1. **Servet** Frashëri. Kishte një djalë: Shefqet

III-II-I-2. **Fuat** Frashëri. Kishte katër vajza: Jolanda, Minerva, Diana dhe Shpresa. Jolanda është gruaja e Allaman Hysit; Shpresa është gruaja e Halit Selfos.

III-II-I-3. **Nihat** Frashëri,

III-II-I-4. **Sania** është gjyshja e Akademik, Prof. Dr. **Eduard Sulstavova**.

II-I-2. **Izedin Frashëri**. Kishte dy djem dhe dy vajza: Tefiku, Remziu dhe Nexhmije e Gaibe:

III-II-I-1. **Tefiku**,

III-II-I-2. **Remziu**, kishte dy vajza.

III-II-I-3. Nexhmije,

III-II-I-4. Gaibe.

**PEMA GJENEALOGJIKE E FISIT TĒ ATHANAS TASHKO**

I- **Anastas Kafexhiu** (1840- ?), martuar me Kalinen. Kishin katēr djem dhe dy vajza: Athanas, Petro, Zoica, Parashqevi, djalē, djalē, tē cilēt morrēn mbiemrin Tashko. Anastasi kishte ēmbēltore nē Korçē, karshi Mitrololisē. Familja Tashko ka ardhur nē Frashēr rreth viteve 1800. Tē katēr djemtē emigrojnē nē Afrikē. Dy djem thuhet se pērfundojnē nē Madagaskar, por nuk dihet fati i tyre. Athanas Tashko dhe Petro Tashko shkojnē deri nē Abisini, kthehen dhe stabilizohen nē Fayoum (Egjipt).

II-I-1. **Athanas Tashko,** (1863-1915), martohet me **Elena Zografi**, (1870-1941) dhe lindin 6 femijē: Kostandin (Koço), Anastas (Artur), Katerina, George (Gaqo), Aleksandēr (Aleko) dhe Tefta.

III-II-I-1**.** **Konstandin (Koço)** Tashko, (1899-1984), kishte djalē Frederikun dhe vajzat Eva dhe Tefta.

IV -III-II-I-1. **Frederiku**, lindur 1942 , ka djalē Kostandinin,

IV -III-II-I-2. Eva, lindur 1946,

IV -III-II-I-3. Tefta, lindur 1949. Ka vajzē Rubinēn dhe djalin Erik. Jetojnē nē Bullgari.

III -II -I -2. **Anastas (Artur)** Tashko, (1901 – 1993), ka djalin Arthur dhe vajzēn Yvonne, qē pērkatēsisht jetojnē nē SH.B.A dhe nē Kolumbi.

III -II –I -3. **Katerina Tashko (Glukozio),** (1903 -1977) ka njē vajzē Poleta qē banon nē Bullgari.

III -II -I -4. **Georges (Gaqo) Tashko**, (1905 -1967), martuar me Liri Buda, kanē djalē Artanin dhe vajzēn Silva:

IV -III -II -I -4-1. **Artan**i, lindur mē 1940, ka vajzat Flonja dhe Olta:

V - IV-III -II -I -4-1-1. Flonja, ka vajzēn Sara,

V - IV-III -II -I -4-1-2. Olta, ka dy djem, jetojnē nē Zvicēr.

IV -III -II -I -4-2. Silvia, lindur mē 1946, ka djemtē Florian dhe Artur

V -IV-III -II -I -4-2-1. Florian, banon nē Paris,

V -IV-III -II -I -4-2-2. Artur.

III -II -I -5. **Aleksandēr (Aleko) Tashko**, (1908 -1946), ka djalin Arben, tē gjithē banojnē nē nē Washington, SH.B.A.

IV -III -II -I -5-1. Arben, lindur mē 1944, ka djemtē Alek dhe Gerti:

V -IV-III -II -I -5-1-1. Alek,

V -IV-III -II -I -5-1-1. Gerti.

III -II -I -6. **Tefta Tashko KOÇO**, (1910 -1947), ka djalë Enon:

IV -III -II -I -6-1. **Eno**, lindur më 1943, ka vajzën Teuta dhe djalin Genti, banojnë në UK:

V -IV -III -II -I -6-1 -1. Teuta,

V - IV -III -II -I -6-1 -2. Genti.

II-I-2. **Petro Tashko,** nuk u martua, vdiq në Shqipëri.

II-I-3. **Zoica Llapi (Tashko)**

II-I-4. **Parashqevi Pine (Tashko),** ka dy djem, Spiro dhe Ilia.

*Hartoi Artan Tashko, bazuar në të dhënat familjare.*

**PEMA GJENEALOGJIKE E FRASHËRILLINJVE TË FISIT SKËNDERAJT**

*Fisi nga dera e të cilëve doli shënjtori* ***Baba Tahir Skënderasi – Nasibiu***

Me shumë dashamirësi Përparim Skënderasi, Sabri Skënderasi dhe djali i tij Fatjoni më dhanë shkrimet e tyre për fisin e Skënderasve, njërin nga fiset e vjetra të Frashërit dhe që porta e tyre ishte e hapur në Frashër deri disa vjet më parë. Në vitin 1914, pas djegies së Frashërit, në fshat u kthyen 11 familje Skënderasi, të cilat jetuan në fshat deri në fillimin e viteve nëntëdhjetë. Edhe sot gjen atje Skënderas që shkojnë e qëndrojnë atje për disa ditë.

I. **Maliq Skënderasi** (Malja) (1740-1810). Kishte tre djem dhe dy vajza (dega e Baba Muratit dhe dega e baba Isufit): Tahir Nasibiu, Aliu, dhe Hodo.

II-I-1. **Baba Tahir Skënderasi** – **Shenjtori Nasibiu,**

II-I-2. **Hodo,**

II-I-3. **Ali Skënderasi**. Kishte katër djem: Bilbili, Maliqi, Tahiri, dhe Kasëmi (Kaso).

III-II-I-3-1. **Bilbil**i. Kishte një vajzë: Sadushe,

III-II-I-3-2. **Maliqi**. Kishte një djalë dhe dy vajza: Fadili, Hasime, dhe Bake,

III-II-I-3-3. **Tahir Skënderasi**. Kishte tre djem dhe një vajzë: Sheme, Xhevahiri, Sabriu dhe Merse (ka dy fëmijë: Bektash, Sulo).

IV III-II-I-3-3-1. Sheme- Baba i Teqesë,

IV III-II-I-3-3-2. Xhevahiri - Dervish Muço,

IV III-II-I-3-3-3. Sabri Skënderasi. Kishte pesë djem dhe dy vajza: Gjyrxhi, Tahiri, Sheme, .Hilmie (ka dy fëmijë: Zylfo, Skënder), Xhevahiri, Aliu, Bejaze (ka tetë fëmijë: Zadeko, Sefedin, Fillore, Ikbale, Qazime, Harjedin), dhe Alie (ka tetë fëmijë: Alio, Bejaze, Hetem, Lule, Flora, Reko).

V- IV III-II-I-3-3-3-1. **Gjyrxhiu**. Kishte tre djem dhe tri vajza: Bashkim, Sulltane (ka katër fëmijë: Mehmet, Xhaferr, Asllan, Fatime ), Razie (ka pesë fëmijë: Nevruz, Bashkim, Shpresa, Feruze, Nexhmije), Liri (ka kater fëmijë: Refati (ka dy fëmijë: Daniel, Ederian), Selimi (ka dy fëmijë:

Elton, Jorida), Suzana (ka dy fëmijë: Erjon, Irma), Zeneli (ka dy fëmijë: Geri, Ledi)), Shëndet, dhe Përparim.

VI-V-IV-III-II-I-3-3-3-1-1. Bashkimi. Ka një djalë dhe një vajzë: Astritdhe Lina.

VI-V-IV-III-II-I-3-3-3-1-2. Shëndeti. Ka katër djem: Hasani, Raimondi, Gjyrxhiu, dhe Sami.

VII-V-IV-III-II-I-3-3-3-1-2-1. Hasani. Ka një djalë dhe një vajzë: Enea, dhe Xheni.

VII-V-IV-III-II-I-3-3-3-1-2-2. Raimondi. Ka dy djem: Klaidi dhe Leo.

VI-V-IV-III-II-I-3-3-3-1-3. Përparimi. Ka dy djem dhe një vajzë: Ilir, Fabiola, dhe Fatjon.

VIII-VII-V-IV-III-3-3-3-1-3-1. Ilir

VIII-VI-V-IV-III-I-3-3-3-1-3-2. Fatjon. Ka një djalë: Ilir.

V IV III-II-I-3-3-3-2. **Sheme.** Ka një djalë dhe pesë vajza: Astrit, Lindita (ka një djalë Mateo), Merse (ka tre fëmijë: Veronika, Astrit, Elidona (ka një djalë End)), Marieta (ka djalë Geri), dhe Merushe (ka tre fëmijë: Renato, Semiliano, Jurgent).

V-IV- III-II-I 3-3-3-3. **Xhevahir Skënderi**. Ka pesë djem dhe tre vajza: Shkëlqim, Raimond, Lavdie (dy fëmijë: Fjoralba, Ibrahim), Sabri, Natasha (ka dy djem: Oltion, Edison), Zenel, Zyrie (ka pesë fëmijë: Alida (ka djalë Geriald), Olgen (ka vajzën Zyrie), Kreshnik, Nuriana (ka dy fëmijë: Gloria, Redon), Adrir), Viktor.

VI-V-IV-III-II-I-3-3-3-3-1. Shkëlqimi. Ka një djalë: Jorgo.

VI-V-IV-III-II-I-3-3-3-3-2. Raimondi. Ka një djalë: Xhevahiri.

VI-V-IV-III-II-I-3-3-3-3-2-1. **Xhevahir Skënderi**, Kryetar i Kooperativës së Frashërit.

VI-V-IV-III-II-I.3-3-3-3-3. **Sabri Skënderi**, Nën Kryetar i Shoqatës “Dangëllia”. Ka një djalë dhe një vajzë: Fatjon dhe Zerina.

VII-VI-V-IV-III-II-I.3-3-3-3-3-1. Fatjon

VI-V-IV-III-II-I-3-3-3-3-4. **Zeneli.** Ka një djalë dhe një vajzë: Dorina dhe Emiliano.

VII-VI-V-IV-III-II-I-3-3-3-3-4-1. Emiliano

VI-V-IV-III-II-I-3-3-3-3-5. **Viktori**. Ka një djalë dhe një vajzë: Mariola dhe Mersel.

V-IV-III-II-I-3-3-3-4. **Aliu**. Ka dy djem dhe dy vajza: Xhesuina (ka djalë: Koçagin), Ilir, Mimoza (ka dy djem: Xhoni, Xhimi),dhe Bujar.

VI-V-IV-III-II-I-3-3-3-4-1. Iliri. Ka dy djem: Xhorxhi dhe Gerti.

VI-V-IV-III-II-I-3-3-3-4-2. Bujari. Bujari ka një djalë dhe një vajzë: Ariel, Ina (ka vajzën Ana).

III-II-I-3-4. **Kasemi.** Ka pesëdjem dhe një vajzë: Izet, Hamit, Njazi, Hatixhe (ka njëmbëdhjetë fëmijë: Xhemal, Xelina (ka dy djem), Sazani, Gosho (ka gjashtë fëmijë, pesë djem dhe një vajzë), Adriatik, Xhevrie, Petrit, Behar, Napolon, Jashar, Bardhyle (ka tre vajza)), Hodo, dhe Hamza.

IV-III-II-I--3-4-1. **Izeti**. Ka një djalë dhe një vajzë: Hasan, Arta (ka tre fëmijë: Eduard, Valentina, Haxhire).

V-IV-III-II-I-3-4-1-1. Hasani. Ka dy djem dhe dy vajza: Krenar, Aveljon, Alketa, Anila.

IV-III-II-I--3-4-2. **Hamiti**. Ka dy djem dhe tre vajza: Hasie (ka katër vajza), Kapllani, Reshati, Merdie, Karafile (ka tre vajza dhe tre djem).

V-IV-III-II-I-3-4-2-1. Kapllani. Ka dy djem dhe një vajzë: Mondi, Majlinda, dhe ?

VI-V-IV-III-II-I-3-4-1-2. Djali dytë: ka një djalë dhe një vajzë.

V-IV-III-II-I-3-4-2-2. Reshati. Ka pesë vajza.

IV-III-II-I-3-4-3. **Njaziu**. Ka dy djem dhe katër vajza: Përparimi, Yllka (fëmijë: Even, Brunilda, Alketa (ka dy djem)), Hilmiu, Dashuria (ka një vajzë dhe një djalë), Shqiponja (ka një djalë dhe një vajzë), dhe Gjinovefa (ka katër fëmijë dhe tetë nipër e mbesa).

V-IV-III-II-I-3-4-3-1. **Përparim Skënderi** (Kujdestar Teqesë, biznesmen, investitor për rindërtimin e Teqesë së Frashërit). Ka një djalë dhe një vajzë: Artani, Almira (ka dy fëmijë)..

VI-III-II-I-3-4-3-1-1. Artani. Ka dy djem: Desar dhe Lusien.

VII-VI-III-II-I-3-4-3-1-1-1. Desar,

VII-VI-III-II-I-3-4-3-1-1-2. Lusien.

IV-III-II-I-3-4-4. **Hodo.** Ka një djalë dhe një vajzë: Saba dhe Diana (ka një djalë dhe një vajzë: Spartakun, Rita (ka dy fëmijë)).

V-IV-III-II-I-3-4-4-1. Sabau. Ka dy djem dhe dy vajza: Spartan, Gentian, Elisabeta, dhe Hadela.

IV-III-II-I-3-3-5 ?. **Hamzai.** Ka tre djem dhe dy vajza: Zerko (ka dy djem), Agron, Hekuran, Zengjine (ka dy djem), dhe Kasëm.

V-IV-III-II-I-3-3-5-1. Agroni. Ka dy djem dhe një vajzë: Hamzai, Nardi, Mira.

V-IV-III-II-I--3-3-5-2. Hekurani. Ka tre djem.

V-IV-III-II-I--3-3-5-3. Kasëmi. Ka një djalë dhe një vajzë: Adnani, Alketa.

**PEMA GJENEALOGJIKE E DEGËS SË HASAN QYRASI**

I. **Hasan QYRASI,** rrojti mbi 100 vjet. Në Frashër emigroj nga Turqia rreth mesit të shekullit të 19-të. Martuar me mbesën e Rustem Çepanit, Hysnijen. Kishin djemtë Nezir, Riza dhe vajzat Pashako e Bilbile:

II-I-1. **Neziri**, (1860-1955), martuar me Zadekon, nga Pacomiti. Kishin tetë fëmijë, dy djem dhe gjashtë vajza: Demiri, Mehdiu, Dikja, Bedo, Nuriko, Mynever, Bita, Sosja:

III-II.I-1. Demiri vdiq I ri nga tifo, në moshën 20 vjeç,

III-II.I-2. Mehdiu, martuar me Asien , nga Mejdeni i Përmetit. Kishin katër djem dhe dy vajza,

III-II.I-3. Dikja, martuar me Sulo Hysin, nga Bënja. Kishin shumë fëmijë,

III-II.I-4. Bedo, martuar në Sevran,

III-II.I-5. Nuriko, martuar me Baki Hodon, nga Vitishti. Kishin dhjetë fëmijë,

III-II.I-6. Myneverja, martuar me Izet Skenderi, në Frashër. Kishin dy fëmijë, Arta dhe Hasani,

III-II.I-7. Bita, martuar me Hysen Liço nga dera e Pasho Liços, nga Qeshibesi. Kishin dhjete fëmijë, midis të cilëve Prof. Dr. **Rushan Liço,**

III-II.I-8. Sosja, martuar me Nazllëm Nuredinin nga Qinami. Kishin shumë fëmijë.

II-I-2. **Rizaj (Xakja),** (1865-1958), martuar me gruan e parë Selvia nga fisi Kotorri , Kreshovë. Kishin djalin Xhemal. Pas vdekjes së Selvies, u martua me Adilen, nga Zaberzani. Patën djemtë Refat, Muharrem dhe vajzat Hateme dhe Ferdane.

III-II-1-2-1. Xhemali (1909-1931), vdiq i ri në Greqi.

III-II-1-2-2. **Refat Xakja** (1914-1985), lindi rrugës për në Kulmak të Skraparit disa ditë pas djegies së Frashërit më 6 maj 1914 nga andartët grekë. Martuar me Fildesin, nga fisi i Neim Meçes, Pagri. Kishin tre djem: Gëzimin, Bujarin, Kujtimin dhe një vajzë, Paqja. Studioi në Shkollën Tregëtare në Vlorë. Pas çlirimit të vendit punoi si drejtor në sektorë të ndryshëm të industrisë së naftës dhe bitumit.

III-II-1-2-2-1- **Gëzim Gurazi**, inxhinier nafte.

III-II-1-2-3. **Muharrem Frashëri** (1922-2013), martuar me Mergjyze Toto, nga Totollarët e Gjirokastrës. Kanë dy djem: Kastriotin dhe Arjanin. Pjesemarres i Luftës Nacional-Çlirimtare që në ditët e para të saj (veteran), profesor-doktor iI shkencave kimike.

IV-III-II-1-2-3-1. Kastrioti, mjek, punon në Itali.

IV-III-II-1-2-3-2. Arjani, mjek, punon në Itali.

III-II-1-2-4. Hatemja (1923- 1985), martuar tek fisi i Teki Murselit nga Kashi I Mallakastres. Kishin dy vajza: Ervehenë dhe Fiqireten.

III-II-1-2-5. Ferdanea, vdiq e vogël, pa mbushur 10 vjeçe.

II.I-3. Pashako ( 1862 – 1956), martuar në Borockë. Kishin dy djem dhe tri vajza.

II.I-4. Bilbile (1870-1958), martuar në Vërçisht.

**PEMA GJENEALOGJIKE E FRASHËRILLINJVE TË FISIT TË THIMI THOMA FRASHĒRIT**

I. **Thoma Frashēri**, lindur nē Frashēr, martuar me Vangjelinē, lindën dy fëmijë: Llukēn dhe Thimin. Ardhur familjarisht nē Korçē nē moshe tē re.

II-I-1. **Lluka** martuar me Rubinin, lindēn njē djalē, Hipokratin dhe njē vajzē Evanthinē.

III-II-I. **Hipokrati,** martuar me Agllainē, lindēn njē djalē, qē i vunë emrin e gjyshit Lluka.

III-II-2. **Evanthia,** martuar me Janaq Janaris, lindēn njē vajzē Marinēn, jetuan nē Greqi.

II-I-2. **Thimi Frashēri,** lindur 05-05-1869, Korçē, martuar me Angjeliqi Balltēn lindur nē 07-08-1881 nē Voskopojē. Kishte studjuar pēr histori nē Athinē Nga martesa lindën tre djem dhe njē vajzē: Aleksandri, Thomai, Dhimitraqi dhe njē vajzē Antigoni.

III-II-I-2.1. **Aleksandēr Frashēri,**

III-II-I-2.2. **Thoma Frashēri,** lindur nē Korçē (27-09- 1905 - 1943), martuar me Tefta Osoja, e bija e Nisit dhe Evridhiqit, lindur 27-01-1924 nē Korçē. Kishte studjuar nē liceun grek nē Korçē, tregētar, anētar i grupit muzikor Lira. Nga martesa e tyre lindēn dy djem: Sotiraqi dhe Thimaqi.

IV-III-II-2-2-1. **Sotiraq Frashēri,** lindur mē 06-08-1951. martuar me Eleni Kostanllari, e bija e Stavrit dhe Andonetēs, lindur 08-05 1955 nē Korçē. Ka kryer studimet e larta Universitetin Bujqēsor, Tiranē pēr vetinari, dega zootekni. Ka kryer studime shkencore nē fushēn e zooteknisē dhe tē ekstensionit, rezultatet e tē cilave I ka botuar nē librin me njējtin titull. Nga martesa kanē lindur dy vajza Evrin dhe Teuta

V-IV-III-II-I-2-2-1-1- **Evrin Frashēri,** lindur mē 01-09-1979 nē Korçē, martuar me Nikolin Bimbli. Lindēn dy femijē, njē vajzē dhe njē djalē, Megan dhe Brendon, jetojnē nē Amerikē.

V-IV-III-II-I-2-2-1-2. **Teuta Frashēri** lindur mē 24-03-1984 Korçē, e martuar me Dionis Bellon, lindur mē 17-11-1971 nē Tiranē. Kanë dy fēmijē, Polikroni dhe Dionis.

IV-III-II-2-2-2. **Thimaq Frashēri,** lindur mē 14-07-1954,ka mbaruar gjimnazin. Martuar me Engjellushe Kalemi, e bija e Qaniut dhe Servetes, lindur mē 09-08-1964 nē Korçē. Ajo ka studiuar pēr financē dhe punon sekretare pranē Universitetit Fan Noli Korçē, kanē njē vajzē dhe njē djalē Dajana dhe Tomi.

V-IV-III-II-2-2-2-1. **Tomi**

V-IV-III-II-2-2-2-2. **Dajana**

III-II-I-2.3. **Dhimitraqi Frashēri**

III-II-I-2.4**. Antigoni Frashēri**

**HISTORIA E FAMILJEVE TË FRASHËRIT, TË KTHYERA NË FRASHËR MBAS DJEGJES SË TIJ MË 1914 – FISI SKËNDERASI**

*(Kjo histori është shkrojtur nga frashërlliu Sabri Skënderasi, nën kryetar i Shoqatës Dangëllia)*

Mërgimet e frashëllinjve drejt zonave urbane, e përgjithësisht drejt Korçës e Beratit, sipas thënieve të gjyshërve dhe baballarëve tanë, kishin filluar para vitit 1900, madje edhe më herët në kurbet, kryesisht drejt Turqisë. Andartët grekë më 1914, sic tregojnë pleqtë, e dogjën tërësisht Frashërin, përveç dy familje çobane të cilët i mirëpriten andartët, por po këto familje u bënë strehë pas kthimit nga muaxhirllëku i të njëmbëdhjetë familjeve të fisit Skënderaj, një familje me mbiemërin Qyrasi, një familje me mbiemrin Lahe, familjen e Shefki Frashrit nga Sulejmanbellinjte (larguar nga Frashëri në vitet tridhjetë), familjen e Aqif Vivos (larguar nga Frashëri në vitin 1933), familjen e Haki Frashërit (larguar nga Frashëri në vitin 1935), si edhe familjet Bonjo, Pacolli , Maro, Dhamushi dhe Çaçi e ardhur nga Goroshijani, të cilët jetuan në Frashër deri në vitet 1990, kur erdhi dhe braktisja përfundimtare e Frashërit. Tani atje banon vetem një familje frashërllinj, familja Bonjo, si edhe 5 familje të tjera të ardhura në Frashër.

Familjet e fisi Skënderaj u kthye të gjitha mbas djegies së Frashërit më 1914. Njëra nga arsyet e këtij kthimi në Frashër, për të mos thënë e vetmja në një Frashër të djegur e të braktisur, ka qenë lidhja e tyre me Teqenë e Frashërit, sepse nga fisi i Skënderajve dhe nga lagjia Skënderasi kanë dalë një pjesë e mirë e Shënjtorëve të kësaj teqeje. Rindërtimi i Teqesë së djegur të Frashëerit, mbas 1914 u bë nën kujdesin e Baba Mustafajt. Fisi Skënderaj dha kontributin e vet në të gjitha drejtimet. Roli edukues i Teqesë së Frashërit ka bërë të vetën edhe në formimin dhe edukimin e Skënderasllinjve. Gjithmon Teqeja e Frashërit, e cila ishte flamurtare e patriotizmit dhe shqiptarizmit, ka qenë nismëtare dhe mbështetje e shkollës dhe e shkollimit të njerzve. Shumë djem nga zona e Dangëllisë strehoheshin e mbështeteshin nga Teqeja për tu shkolluar në Frashër.

Skënderasllinjtë që të gjithë ishin arsimdashës dhe bënin çështë e mundur për tu shkolluar sa më shumë. Në vitet 1935-1945 në lagjen Skënderasi të Frashërit numëroheshin rreth 30 djem të moshës 20-30 vjeçare, të gjithë të zotët, të zgjuar dhe të arsimuar në shkollën e fshatit. Këta ishin djemtë, që me gjithë fshatrat e tjerë të Dangëllisë, krijuan çetën e Ballit Kombëtar në Dangëlli, e cila u mbështet tek Balli Kombëtar, që i dihej mirë programi i tij, si edhe udhëhiqej nga i biri i Abdyl Frashërit, Mit'hat Frashëri, që kish qenë Ministër në qeverinë e Ismail Qemalit dhe njihej mirë patriotizmi i tij, sepse Fronti Nacional Çlirimtar nuk i tregoi asnjëherë drejtuesit pas të cilëve ata do të shkonin, si edhe programin e vet. Kjo çetë e ruajti Dangëllinë nga

vëllavrasjet dhe mbajti një qëndrim asnjanës në luftë. Por më pas, Skënderasllinjtë u luftuan jo për veprimet por vetëm për zotësinë dhe idetë që kishin. Në prag të çlirimit, shumë djem nga Skënderasi kaluan në radhët partizane ku treguan aftësi, zotësi dhe drejtuan formacione ushtarake, si Hajredin Skënderi, Petrit Skënderi, Hodo Skënderi, Tahir Skënderi , Fatlli Skënderi etj, të cilët më von u larguan dhe u persekutuan. Me gjithë persekutimin, shumë djem nga Skënderasi vazhduan shkollimet me të gjitha mënyrat që mundën; kështu Adriatik Skënderi, i cili studjoi për agronomi në Beograd dhe drejtoi Bujqësinë e Lushnjes për vite të tëra, gjithashtu Kapllan Skënderi, Përparim Skënderi etj.

Nga fisi Skënderaj, me gjith persekutimin e madh nga sistemi komunist, kanë dalë disa mësues që kanë kontribuar në arsimimin dhe zhdukjen e analfabetizmit në zona të ndryshme të vendit, si Kadri Skënderi, Hysen Skënderi, Muharrem Skënderi, Avdyl Skënderi, Skënder Skënderi, Sami Skënderi. Por midis tyre veçohet mësues Kadriu. Por të gjithë ata kanë qenë e mbeten mësues të rrallë në Shqipëri. Nxënësit e Kadriut, me 5 klasë filloreje, shkruanin e lexonin shumë mirë, madje edhe se ndonjë me Universitet. Nxënësit e tij me 5 klase fillore punuan e drejtuan ndërmarje nga më të ndryshmet në gjithë vendin. Shumë djem nga Skënderasi vazhduan shkollimet e larta në moshë të madhe, me ardhjen e demokracisë si Sabah Skënderi, Durim Skënderi, Sabri Skënderi etj.

Ky fis gjysma, e të cilit u vendos në Tiranë në vitet 50 dhe gjysma tjeter në vitet 90, tashmë jetojnë, punojnë dhe arsimohen në Tiranë, por duke mos e harruar kurrë vendlindjen e tyre FRASHËRIN.

E gjithë kjo histori e fisit Skënderaj tregon se geni arsimdashës i Nasibiut (Tahir Skënderi) vazhdon e do të vazhdojë të ngelet në gjakun e tyre.

## DUKURIA FRASHËRI

Një shekull më vonë, në vitin 2003, kur vajta në Frashër, së toku me dy vëllezërit e mij Saliun dhe Nekiun dhe me djalin Ermalin, na priti me shumë dashuri Përparim Skënderaj. Ai në atë kohë po restauronte Teqenë historike të Frashërit. Dhe unë gjeofiziku, që profesioni më bëri ta shkel më këmbë Shqipërinë nga Konispoli deri në Vermosh, nga Durrësi deri në Bilisht, u mahnita kur pashë Dangëllinë dhe Frashërin shumë të bukur, por edhe kur mësova se tashmë atje banonin vetëm 40 veta. Më lindën atëhere dy pyetje: Ç'u bënë Frashërllinjtë, ku janë ata? Dhe vallë janë të vetëm Vëllezërit Frashër që kanë nderuar tokën e tyre?

Për tu përgjigjur këtyre pyetjeve, duke patur parasysh edhe që kjo gjë për mua ishte një detyrë shumë e vështirë, për të mos thënë e parealizueshme, fillova kërkimin e tërthortë për të gjetur ku ndodhen sot frashërllinjtë. Duke u nisur nga tradita shqiptare, që kur njerëzit largoheshin nga fshati, pavarësisht mbiembrit që mbanin atje, ata merrnin për mbiemër emrin e fshatit, aq më tepër për krenari frashërllinjtë e ruajtën këtë traditë dhe e kaluan nga brezi në brez, mendova të filloi kërkimin nga libri i numuratorit telefonik. Rezultoi se në vitin 2000, në Tiranë kishte 58 familje me mbiemër Frashëri, në Korçë 14, në Durrës 6 dhe në Elbasan 2, pra janë gjithësej 80 familje. Natyrisht ky nuk është numri i plotë i frashërllinjve, madje edhe atyre që mbajnë këtë mbiemër. Mandej kërkova mbiemëra të veçantë, të fiseve që kanë banuar në Frashër në kohëra. Vetëm në Tiranë ka 21 familje Vila, 12 Skënderaj, 11 Laçaj, 10 Aliçkaj, 9 Pollo, 3 Zallari, 2 Dindi. Kështu që frashërllinjtë i gjen sot të mbledhur kryesisht në Tiranë dhe në qytetet kryesore të Shqipërisë. Dhe e kanë për nder, të ruajnë mbiemrin Frashëri ose mbiemrat e të parëve të tyre të paktën për 5 shekuj. Kjo u bën atyre nder. Shumë familje frashërllish, të ardhur në Tiranë në vitet nëntëdhjetë janë sistemuar në shtëpitë që kanë ndërtuar rrëzë kodrave në të majtë të rrugës automobilistike, para lagjes së kombinatit të tekstileve.

Për të kërkuar midis frashërllinjve njerëzit e shquar, që me punën e luftën e tyre kanë nderuar vehten dhe Frashërin, vura dy kritere: së pari, të kërkonja luftëtarët e lirisë dhe ata që kishin dhënë jetën e tyre për Atdhe dhe, së dyti dijetarët, shkrimtarët, mësuesit dhe pedagogët, inxhinieret, mjekët, artistët, sportistët, etj., që bënë emër në shekullin e XX-të. Për këtë shfrytëzova të dhënat që gjendet në skedarët e Bibliotekës Kombëtare në Tiranë, Bibliotekës së Akademisë së Shkencave, të dhënave nga Komiteti i Veteranëve të Luftës Nacional-Çlirimtare, konsultat dhe bisedat me frashërllinj, në Tiranë, në Frashër e në Korçë.

Në fillimet e shekullit që kaloi, një kontribut për Shqipërinë dhe çështjen shqiptare e kanë dhënë edhe shumë e shumë njerëz të shquar të dalë nga familjet e mëdha të frashërllinjve. Emërtimin "Familje të mëdha" nuk e kam thënë në kuptimin mikroborgjez të familjeve të pasura, por të familjeve që kanë kontribute të shquara në vite për Shqipërinë dhe shoqërinë shqiptare në breza. Nga fiset e Dakollarëve, Sulejmanbellinjve, Velibellinjve, Laçenjve, Çokllarëve dhe Vilakëve, të Tashkove, Totonëve, Pollove, Zallarëve, Skënderasve, Qyrasve, Gambetave etj. kanë dalë njerëz që jetën e tyre ia kushtuan Shqipërisë. Shkollimi i fëmijëve te tyre ka qenë tepër i rëndësishëm. Vetëm nga këto familje, nga një fshat si Frashëri, kanë kryer studimet universitare njëzet persona para luftës së dytë botërore, kryesisht në vendet perëndimore europiane, Itali, France, Austri dhe Gjermani. Mbi pesëdhjetë e pesë universitarë numurohen nga ata pas çlirimit të vendit dhe dhjetra e dhjetra persona kanë kryer shkollën e mesme, midis të cilëve shumë nga vajzat e tyre. Nga këto familje të mëdha, gjatë njëqind vjetëve të fundit kanë dalë rreth 98 të shkolluar, midis të cilëve 74 veprimtarë e njerëz të shquar: 8 politikanë, deputetë e ministra, kryesisht në gjysmën e parë të shekullit të 20-të dhe njihen shtatë pashallarë, 6 akademikë, 18 profesorë, 35 doktorë shkencash, 9 juristë, 4 mjekë, 7 agronomë e veterinerë, 6 inxhinjerë, 1 ekonomist, 13 pedagogë e mësues, 5 nëpunës të lartë e 11 nëpunës, 5 artistë e sportistë. Midis tyre tetë janë veteranë të luftës Nac-Çl, liceistët **Myftar Tare**, **Agron** dhe **Zhulieta Frashëri**, **Naim** dhe **Mediha** Frashëri, **Xhemil** e **Dragush** Frashëri, **Hilmi e Përparim Frashëri, Kristo Anastas Frashëri**. Tetë janë të burgosur politikë të diktaturës komuniste, midis të cilëve dy vëllezërit **Faslli, Qazim** dhe motra e tyre **Meparete Frashëri**, **Demir Vila** e **Zafer Vila**, djali i ish Ministrit të Punëve të Jashtme të Shqipërisë Xhaferr Vilës, **Qemal** dhe vajza e tij **Makbule Frashëri**, **Faslli Frashëri**, delegati i Kongresit të Lushjes, deputeti i viteve 1920-1928, ai që mbati fjalimin në 7 prill 1939 nga ballkoni i Bashkisë së Korçës dhe i bëri thirrje popullit për luftë dhe rinisë të mos braktisë vendin në ato ditë të vështira, u pushkatua si njëri nga drejtuesit të Ballit Kombëtar në Korçë. **Qazim Fras**hëri, deputeti i vitit 1939-1943, mbeti i vdekur gjatë hetuesisë. **Demir Vila** ka qenë sekretar i Këshillit Regjencës 1943-1944. Për më shumë se tridhjetë vjet vuajtën në internim **Sheriari**, vajza e Mehdi Frashërit me bashkëshortin dhe fëmijët e tyre. Vite të gjata burgu kaloi edhe publicisti **Mihal Zallari**, deputet në vitin 1943.

Një atdhetar me merita të veçanta është edhe **Baba Alushi**, babai i tretë i Teqesë së Frashërit në periudhën e Rilindjes Kombëtare. Baba Alushi ishte një ndër rilindasit e rradhëve të para dhe e bëri teqenë e Frashërit seli të Lidhjes së Prizrenit për Shqipërinë e Jugut në ato vite, duke u zgjedhur edhe kryetar i degës së saj për Frashërin. Ai luajti një rol të rëndësishëm aktiv për organizimin dhe bashkëdrejtimin e Kuvendeve të Frashërit në maj të 1978

dhe në qershor 1880, të bashku me Abdyl Frashërin. Këto Kuvende u mblodhën në Teqenë e Frashërit. Ndikimi i veprimtarisë së tij shtrihej tej krahinës së Përmetit, në të gjithë Shqipërinë. Ai e bëri Teqenë e Frashërit jo vetëm një vatër atdhetare por edhe një shkollë, veçanërisht të gjuhës shqipe. Atje Abdyli, Naimi, Samiu mësuan dhe brumosën me frymën e atdhedashurisë. "Pa atdhe nuk ka fe" ishte deviza e Baba Alushit, si edhe e Rilindasve të tjerë. Patrioti Baba Alushi ndërroi jetë më 1902. Vazhduesi i veprës së tij patriotike ishte **Baba Abedin Ibro**, i cili i kushtonte vëmëndje të madhe vëllazërimit të njerëzve të feve të ndryshme. Ai punoi e luftoi për gjuhën shqipe gjatë viteve 1908-1910.

**Halit Frashëri**, babai i Vëllezërve Frashëri, në një bisedë me bejlerët e Frashërit, midis të tjerave u tha "*…ne, po nuk mësuam djemtë tanë në gjuhërat e huaja e nëpër shkolla të larta, do të humbasim, krejt vendi do të varfërohet. Shqipëria nuk do të ketë asnjë rëndësi në Ballkan; prandaj unë vendosa që të shes çiflikun të vete në Janinë e të gjej mënyrën që të mësoj djemtë e mi, e gjej të arsyeshme që edhe ju kështu të bëni*" ("Demokracia", Gjirokastër, nëntor 1938). Në këto rrjeshta përmblidhet i gjithë thelbi i historisë së rilindasve dhe luftës së tyre për gjuhën shqipe dhe për ndriçimin e mendjes së shqiptarëve. Këtej nis një dukuri unikale për Frashërin, që unë e kam emërtuar "***Dukuria Frashëri***". Për rëndësinë e gjuhës, Mihal Grameno tregoi " *….u vendos që të protestonin, në Europ, edhe xgjodhë Abdyl bej Frashërin e Mehmet Pashë Vrionin, delegatë që vanë protestuan , më gjithë dyer e mëdha, po më kot se asnjë nuku i dëgjonte duke u thënë këto: komp pa gjuhë të shkruar nuku ka, prandaj përpiquni në doni të njihi, paskëtaj për kompt*!" (marrë nga Mihal Grameno, "Kryengritja Shqiptare", Vlorë, 1927, f.57-66). Kur Halil Frashëri dhe e shoqja Eminea vdiqën, më i madhi i fëmijëve Abdyli 20 vjeç, dëgjoi mësimin e të atit dhe u këshillua edhe me Baba Alushin si të vepronte më vëllezërit e motrat. Siç tregon Kastriot Bezati, Baba Alushi i tha Abdylit: "*Gjuha shqipe sot për sot është fshehur si një thesar i mbuluar në truall. Shpjeri vëllezërit në gjimnazin e Janinës, nga do të dalin shumë të mësuar. Dhe kur të dalin nga shkolla, t'u kujtosh të ngjallkin librin e gjuhës thjesht shqip, që kësi mënyre të zgjohet e të ngjallet populli shqiptar*" (K. Bezati, 2006).

Dhe dolën nga Frashëri rilindasit e mëdhenj, vëllezërit **Abdyl**, **Naim** dhe **Sami Frashëri**, për të ndërgjegjësuar shqiptarin që të ngrihej në luftë për atdheun e të parëve, për gjuhën shqipe dhe për dashurinë ndaj të bukurës Shqipëri.

Këto përpjekje i vazhduan edhe pasardhësit e tyre. Përpjekjet e lufta për truallin shqiptar vazhduan edhe në shekullin e 20-të. Në periudhën 1905-1912 në Dangëlli vepronin çetat e kapedanëve patriotë **Çerçiz Topulli**, **Mihal Grameno**, **Spiro Bellkameni**, **Mendu** e **Izet Zavalani**. Ata

strehoheshin në shtëpinë e Myftar Sulejmanbelliu, gjyshit të artistit të popullit Naim Frashërit. Për tu hakmarrë ndaj kësaj familjeje bazë të luftëtarëve të lirisë, pushtuesit osmanë vranë edhe **Hysni Frashërin** vëllanë e **Servet Frashërit**, të cilit i prenë kokën dhe ia dërguan të ëmës. Edhe në Teqenë e Frashërit, në vitet 1906 dhe 1911 u bënë mbledhje për çështjen kombëtare. Në fund të shekullit të 19-të dhe në fillimet e shekullit të 20-të, shumë nxënës të shkollave greke e turke, fshehurazi filluan të mësonin gjuhën shqipe. Në vitin 1908, patrioti **Ali Irfan Përmeti** bën thirrje për hapjen e shkollave shqip. Në këtë vit, banorët e fshatrave Kakosi, Qeshibeshi, Stërneci, Kreshova, të etur për të mësuar shkrim e këndim në gjuhën shqipe, me shpenzimet e tyre hapën shkollën e parë shqip në Frashër e në Kreshovë. Ndër mësuesit e parë ishte **Hasan Hoxha**, që me pasion u mësonte fëmijëve gjuhën tonë (Bezati K. 1978). Gazeta "Liria" e datës 9 janar 1908 shkruante "*Në Frashër mësimi i gjuhës shqipe kishte vite që kishte lulëzuar. Atje djem, vajza, pleq, gra, muslimanë e të krishterë dinë ta shkruajnë shqipen bukur*".

Vitet e fundit të shekullit të XIX-të dhe vitet e para të shekullit të XX-të përfaqësojnë edhe periudhën e intensifikimit të luftërave për liri e pavarësi, për bërjen e Shqipërisë dhe ruajtjen e tërësisë së tokave shqiptare. Ishin vitet e zjarrta të Rilindjes Kombëtare. Frashërllinj të shumtë u rreshtuan në 22 çetat atdhetare dhe Frashëri u bë strehë e çetave të trevave të Shqipërisë jug-lindore.

Kastriot Bezati tregon se në Frashër qëndroi për disa ditë çeta e **Çerçiz Topullit** dhe **Mihal Gramenos** në dhjetor 1907 dhe në korrik 1908. Më 18 qershor 1908 në Teqenë bektashiane të Frashërit, të cilën Mihal Grameno e ka quajtur një "shkollë të madhe kombëtare", mblidhen dhe vendosin për të kaluar në kryengritje të përgjithshme krerët e çetave të trevave të Korçës, Kolonjës dhe Përmetit, ndër të cilët ishin **Themistokli Gërmenji**, **Menduh Zavalani**, **Izet Zavalani**, **Spiro Bellkameni** dhe frashërlliu **Servet Frashëri**. Kur nuk kishte kaluar as një muaj, në korrik, çetat atdhetare mblidhen përsëri në Frashër.

Nënkonsulli austrohungarez i Janinës, Prohaska, në raportin e tij drejtuar Vjenës, cilësonte se komiteti që koordinonte veprimet e kryengritësve të këtyre viseve e kishte selinë në Frashër. Aksioni më i madh i çetave ishte çlirimi i Përmetit më 14 gusht 1912 (Bezati K. 2011). **Meleq Myftar Frashëri**, **Servet Muhtar Frashëri** dhe **Ferit Kamber Frashëri** dallohen midis komandantëve të çetave. Në këto përpjekje u dalluan edhe **Ali Sherif Frashëri**, **Hajrullah Selman Tare**, **Hasan Besim Hoxha**, **Izet Qazim Frashëri**, **Karafil Halil Frashëri**, **Perikli Vasil Frashëri**, **Seit Skënderi**, dhe, dervishët **Meçua**, **Mustafaj**, **Shemoja** dhe **Murati** nga Teqeja e Frashërit.

Frashërllinjtë **Athanas Tashko**, **Mehmet Halid Frashëri**, **Kasëm Frashëri**, **Andon Frashëri** dhe **Leonidha Frashëri** (**Zallari**) punuan në emigracion për pavarësinë e Shqipërisë. Ata, përkatësisht botuan gazetat: "Rrufeja", "Sëpata" dhe "Shkopi" në Egjipt dhe "Besa", "Shkumbi" dhe "E vërteta" në Stamboll të Turqisë. Dallohen edhe djemtë e atdhetarit **Myftar Ismail Frashërit**, vëllezërit atdhetarë: **Sulejmani**, **Rifati**, **Hysniu**, **Xhemali** (Bezati K. 2011). **Mit'hat Frashëri**, djali i Abdyl Frashërit, Kryetar i Kongresit të Manastirit, ka marrë pjesë edhe në Kuvendin e Vlorës më 28 nëntor 1912 kur u ngrit flamuri dhe është firmëtar i Deklaratës së Pavarësisë së Shqipërisë.

Edhe në gjysmën e parë të shekullit që kaloi, një vend të veçantë midis frashërllinjve të shquar zë **Mid'hat Frashëri**, krahas **Mehdi Frashëri**t nga Velibellinjtë, **Rifat Frashëri** nga Sulejmanbellinjtë dhe **Athanas Tashko**.

**Mid'hat Abdyl Frashëri** (25.3.1880 - 3.10.1949), djali i Abdyl Frashërit, lindi në Janinë. Ai i ngjalli ndjenjën e dashurisë për atdheun dhe e edukoi me detyrën e qytetarit për të luftuar e punuar për Shqipërinë. Moto e jetës së tij ishte: "… *në robëri, puna e jonë është lufta. Në liri, lufta e jonë është puna……Ti neve na ndihmo, bashkimin na forco dhe dashurinë na shto për Shqipërinë*". Ka marrë pjesë në shpalljen e Pavarësisë së Shqipërisë më 28 Nëntor 1912 dhe është firmëtar i Aktit të Pavarësisë, krahas Ismail Qemalit dhe atdhetarëve të tjerë. Ka kontribut të shquar për ndërgjegjësimin e fuqive të mëdha të Europës dhe të SHBA-së ndaj çështjes shqiptare, këtë e dëshmon Memorja për Presidentin e SHBA Wilson, Promemorja për Lidhjen e Kombeve (tetor 1921), etj. Ka qënë zgjedhur kryetar i Kongresit të Manastirit për alfabetin, më 1908. Ai nuk e pranoi as pushtimin fashist Italian të Shqipërisë më 7 prill 1939 dhe, për ta luftuar, menjëherë pas pushtimit, qysh në prillin e atij viti, formoi dhe drejtoi Organizatën e Ballit Kombëtar. Megjithesë antikomunist, ai u përpoq dhe punoi për bashkimin e të gjitha forcave për të luftuar okupatorin në Shqipëri, duke arritur formimin e "Komitetit për Shpëtimin e Shqipërisë" në Mukje, më 1-2 gusht të vitit 1943, i pari organ pluralist në Shqipëri. Diktatura komuniste e dënoi me vdekje. Me gjithë këtë, në mërgim, në 28 korrik të vitin 1946, i drejtoi një Memorandum Konferencës së Paqen në Paris, ku ngrinte dhe mbrojte çështjen shqiptare, si edhe luftën e shqiptarëve kundër nazi-fashizmit. Vepra dhe mbi 115 shkrimet e zgjedhura të politikanit, historianit, shkrimtarit, psikologut dhe edukatorit Mid'hat Frashëri, birit të denjë të atit të tij, do të jenë një shëmbull i atdhedashurisë për brezat që vijnë, një kontribut i frashërllinjve për vendin tonë. Vdiq në New York më 3 tetor 1949. Është dekoruar me urdhërin "Gjergj Kastrioti-Skënderbeu" nga Presidenti i Republikës së Shqipërisë për veprimtarinë e tij dhjetra vjeçare

atdhetare për Shqipërinë, është shpallur "Qytetar Nderi i Përmetit" dhe një rrugë në Babru të Tiranës mban emrin e tij.

**Mehdi Ragib Frashëri,** (28.2.1872-25.5.1963) Lindi në Frashër, ku mori edhe mësimet e para. Ishte nga dera e Vellibellinjve. Pas universitetit, ai punoi në administratën turke, duke arritur në Guvernator i Përgjithshëm i Palestinës (1911) dhe nën komisar i lartë në Egjipt (1912). Me shpalljen e pavarësisë u kthye në Shqipëri dhe iu ngarkua detyra e përfaqësuesit të Qeverisë Shqiptare pranë Komisionit Ndërkombetar të Kontrollit mbi Shqipërinë. Nga ato vite, e deri më 1935 ka patur fuksione të larta ministrore në qeveritë shqiptare të kohës dhe ka qenë edhe përfaqësues i Shqipërisë në Lidhjen e Kombeve në Gjenevë (1923-1939). Në vitet 1935-1936 ka kryer detyrën e kryeministrit. Së toku me thirrjet e demonstruesve, krismave të pushkëve të patriotëve, ishte në eter edhe zëri i vetëm i Mehdi Frashërit që kumboi në Radio Tirana ditën e kobshme të 7 prillit, duke dënuar pushtimin fashist të Shqipërisë. "Mesazhi guximtar i Mehdi Frashërit u përkthye në gjuhët kryesore të Europës dhe u tranmetua..." shkruan në librin e tin "Historia e Shqipërisë' Tajar Zavalani (faqe 308). Në tetor të vitit 1943, pas kapitullimit të Italisë fashiste, iu përgjigj thirrjes së pushtuesve gjermanë për tu kthyer nga Roma në Tiranë e për të drejtuar qeverinë e vendit, duke u zgjedhur kryetar i Këshillit të Lartë të Regjencës kuislinge.

Mehdi Frashëri ka botuar libra e romane si "Probleme shqiptare" , "Kujtime 1913-1933", "Koka e Prerë e Ali Pashë Tepelenës", "Tirana Kryeqytet i Shqipërisë" etj, novela, rreth 600 artikuj publicistikë e studimorë për problemet shqiptare në gazeta e revista të ndryshme dhe ka bërë shumë përkthime. Librin e tij madhor "Probleme shqiptare" (ribotuar në vitin 2001) e botoi në fundin e luftës, pikërisht më 1944. Duke analizuar thellë e shkencërisht problemet shqiptare në këtë libër, përcaktoi shkaqet gjeografike, fisnore, historike, fetare, politike dhe shoqërore që e kishin lënë Shqipërinë të prapambetur. Mbi këtë analizë, ai parashtron një platformë të gjerë e të shumanëshme për përparimin e vendit lidhur me reformat financiare që duheshin berë, mbi zhvillimin e industrisë dhe të bujqësisë, të transportit, të shëndetësisë, arsimit, etj.

Nuk mund të mos më bëjë përshtypje mua, gjeofizikut, se çfarë shkuan ai për naftën dhe mineralet. Për to, midis të tjerave ai shkruan: "*…Në kohën e arthme të afërt, vajguri i Shqipërisë si në Kuçovë ashtu edhe në Pathos, … formon një burim pasurie kombëtare dhe një objekt të rëndësishëm për të ardhurat e shtetit*" dhe se "*…në Shqipëri janë shfaqur disa xehe që po të shfrytëzohen me methodha edhe me nënyra të arsyeshme mund të shërbejnë për zhvillimin e ekonomisë dhe të industrisë së vendit, dhe mund ti sjellin edhe shtetit një të ardhur të mire*". Xehet në fjalë janë:

1. Sera e Selenicës, në qarkun e Vlorës,
2. Vajguri i Kuçovës dhe i Patozit, në qarkun e Beratit dhe në Mallakastër,
3. Bakri në Pukë dhe në Rubik, në qarkun e Shkodrës dhe të Mirditës,
4. Hekuri në luginën e Shkumbinit të lartë, midis Librazhdit e Pogradecit,
5. Kromi në qarkun e sipërpërmëndur,
6. Kromi dhe boksidi në qarkun e Kukësit (Prefektura e Kosovës),
7. Qymyr-ligniti në katundet Mbrorje, Drenovë e Boboshticë të Korçës dhe në Krrabën e Tiranës. ……., etj" ( faqe 109-112, 123-124).

"…*Të gjeturit e karburanteve, si në kohën e paqes ashtu edhe në kohën e luftës, ka marrë një rëndësi aqë të madhe sa lot një rol kryesor edhe në politikën e jashtëme të shteteve. Për këto arsye karburantat në shumicën e madhe të shteteve kanë qënë sende monopoli. Më nj'anë, pr t'i dhënë të ardhura të mjaftueshme arkës së shtetit, më anë tjetër, për ti pasë nën kontroll;* ***në ç'do rasë monopolizimi i kaburanteve në duart e huaja, është një vetvrasje, se në rast nevoje shtetit i mungon faktori kryesor i çdo lëvizje***" (faqe 110).

Dhe për të realizuar zhvillimin e Shqipërisë, ai kërkon të "…*krijohet një universitet, i frymëzuar me shkencat aplikative….Fakulteti i inxhinjerisë duhet të përfshijë të gjitha specialitetet… Ky institut i lartë, do të krijojë kulturën shqipëtare dhe shtatmadhorinë intelektuale të kombit tonë.*" (faqe 158-159).

Është në nder të frashërllinjve, të Sami Frashërit, por edhe të Mehdi Frashërit, megjithëse edhe pa ata, në gjysmën e dytë të shekullit që kaloi, në Shqipëri shteti realizoi zhvillimin e vendit siç tha Samiu në veprën e tij "Shqipëria ç'ka qenë, ç'është dhe ç'do të bënet" dhe platformën e parashtruar nga Mehdi Frashëri në librin e tij "Probleme shqiptare", qoftë edhe me ndryshimet dhe zhvillimet eventuale të kohës dhe politikës.

Mehdi Frashëri përpara Kuvendit Kombëtar me 23 tetor 1943, që e zgjodhi kryetar të Regjencës mbajti fjalimin ku midis të tjerave tha: *"…Në këtë çast historik nuk mund të harrojmë dhe nuk mund të lëmë pa përmëndur sakrificat dhe heroizmat e djalërisë shqiptare. Në prill 1939 kur Tirana shkelej prej ushtrisë italiane, pikë së pari kjo djalëri ngriti zërin e vet dhe protestoi me gjithë shpirt kundra invazorit… Lufta që hapi djalëria kundra armikut dal nga dalë u përhap midis gjithë popullit shqiptar, pa dallim seksi dhe vazhdoi deri në shpartallimin e ushtërisë armike… populli shqiptar është krenar, jo masakrues, por trim si luan dhe jeton gjithëmonë i lirë, me dinjitet personal dhe nuk mund ti shtrohet një tiranie kolektive të padurueshme… Populli shqiptar nuk mund të vdesë në anarki, pse vdekja në anarki është një vdekje me turp*" (Arkivi Shtetit, dosja M. Frashëri, fondi 32, kutia 1, dosja 29, faqe 20-26).

Kryesoi Këshillin e Lartë të Regjencës në periudhën shtator 1943 nëntor 1944 gjatë okupacionit nazist dhe për këtë u dënua me vdekje në mungesë. Me rastin e 15 vjetorit të çlirimit, me dekret Nr.3005, datë 23.11.1959 u fal Mehdi Frashëri, u amnistua ky personalitet kontradiktor. Vdiq në Romë më 20 maj 1963. Një rruge në Tiranë, në vitin 2012 u vu emri "Mehdi Frashëri", si edhe i është akorduar titulli "Qytetar Nderi i Përmetit". Kryesia e Kuvendit të Shqipërisë, me rastin e 100 vjetorit të Pavarēsisē 2012 e nderoi si "Deputet, Ministër, Kryeministër, veprimtar politik, publicist dhe përkthyes. Delegat i Shqipërisë në Konferencën e Paqes në Paris. Ministër në shumë kabinete qeveritare duke filluar nga viti 1919. Deputet i parlamentit shqiptar në vitet 1921-1923 dhe kryeministër i Shqipërisë në vitet 1935-1936. Një nga ideatorët e themelimit të Bankës Shqiptare dhe të reformës Agrare në Shqipëri. Dënoi pushtimin fashist. Në përfundim të luftës largohet nga Shqipëria". *(http://www.albpress.org/2012/11/26/100-vjetori-i-pavaresise-kuvendi-nderon-firmetaret-e-aktit-te-pavaresise-dhe-patriote/).*

**Refat Myftar Frashëri**, lindi në Frashër nga dera e Sulejmanbellinjve më 1862 dhe vdiq më 15 nëntor 1934. Prof. Dr. Rifat Frashëri, me studimet e tij në lëmën e bakteorologjisë, u bë i njohur në të gjithë botën dhe themelues i mikrobiologjisë shqiptare. Pas përfundimit të studimeve në Universitetin e Stambollit, në vitin 1888 u emërua mjek në spitalin ushtarak të Shkodrës, ku punoi deri në vitin 1897 dhe tregoi aftësi të veçanta profesionale gjatë epidemisë se lisë në Tuz. Në vitin 1897 u kthye në Stamboll në Institutin Bakteriologjik te Stambollit, ku bashkëpunoi me bakteriologun francez Maurice Nicole, specialist i Institutit "Paster", për prodhimin e vaksinës kundër lisë. Në këtë kohë, një bashkëpunim i frytshëm me bakteriologun francez Prof. Paul Remlinger, krijoi kushtet për realizimin e zbulimit se tërbimi në kafshë e njerëz shkaktohej nga një "virus filtrues", njërit nga zbulimet më të mëdha të mikrobiologjisë dhe mjekësisë së kohës, që e bëri emrin e tij të mirënjohur. Zbulimin e tyre ata e njoftuan në një mbledhje të Shoqatës së Biologjisë (Societe de Biologie) në Paris dhe e botuan në vitin 1903, ne "Aktet ..." e kësaj Shoqate. Zbulimi i Rifat Frashërit është një nga kontributet më të mëdha të shkencës shqiptare në zhvillimin e shkencës botërore. Pas kësaj R. Frashëri u emërua Profesor në Universitetin e Stambollit. Në vitin 1899 emërohet Nëndrejtor e pas disa vjetesh Drejtor i Institutit Bakteriologjik të Stambollit. Ai zbatoi vaksinimin kundër lisë me anën e gërvishjes për herë të parë në Shqipëri, bëri studime mbi vaksinimin kundër tuberkulozit, mbi virusin që shkakton tërbimin, etj. Megjithëse në Stamboll, Refat Frashëri jetonte me situatën që kalonte Shqipëria dhe ai u përfshi në veprimtarine atdhetare. Që në moshën 16-vjeçare, ai propagandoi për pavarësinë e Shqipërisë. Ai shërbeu si sekretar i Kongresit të mbledhur në Frashër nga Abdyl Frashëri, mbajti lidhje me patriote të shquar të Rilindjes, sidomos me Naimin dhe Samiun dhe për një periudhë kohe ai

ishte edhe Kryetar i Organizatës patriotike shqiptare "Bashkimi" të Stambollit. Ejvis Rifat Frashëri, stërmbesa e tij tregon në shkrimin e saj “Ju prezantoj me stërgjyshin tim Prof. Dr. Rifat Frashëri”, (https://www.facebook.com/ 6/4/2013), se Rifat Frashëri hodhi poshtë kërkesën e autoriteteve turke për të marrë pjesë në një komision që do të shkonte në Shqipëri, për të bindur shqiptarët që të mos shpallnin Pavarësinë dhe i deklaroi kryeministrit turk Talhat Pashës se ai kishte gjak shqiptari e se do t`i nxiste shqiptarët për të shpallur pavarësinë. Për këtë veprimtari atdhetare, Prof. Dr. Rifat Frashëri, u përjashtua nga Universiteti i Stambollit në vitin 1913 dhe u dërgua në Tripolis (Libi) në një gjëndje gjysmë internimi, megjithëse më vonë u caktua si kryetar i bashkisë së atij qyteti. Pas Luftës së Parë Botërore, me ftesën e Qeverisë Shqiptare, Rifat Frashëri u kthye në Shqipëri në vitin 1920 dhe u emërua Drejtor i Përgjithshëm i Shëndetësisë, detyrë që e mbajti deri sa doli në pension. Me emrin e tij lidhet ngritja e Laboratorit të Mirobiologjisë në Tiranë. Ai, së bashku me Dr. Ismail Tartari, Dr.Osman Jonuzin, Dr.S.Tefikun dhe Av. Ali Begeja etj ishin ndër të parët që ngriti zërin për ndërtimin e një spitali modern në Tiranë,i cili u ndërtua më 1 shtator 1932 dhe të ishte më moderni në Ballkan për kohën. Sot, emrin e Rifat Frashërit e mban Spitali i Përmetit.

**Eshref Kapllan Frashëri**, (1874-1938), nga dera e fisit të Dakollarëve. Studioi për inxhinjeri ndërtimi në Stamboll. Ishte pjesëmarrës i Komitetit patriotik shqiptar në Stamboll (1914). Ishte një ndër organizatorët e Kongresit të Lushnjes i cili e zgjodhi nën kryetar të qeverisë së Sulejman Delvinës. Ka qenë deputet në vitet 1920-1943, Kryetar i Parlamentit Shqiptar (1921), si edhe kryetar i grupit parlamentar i të pavarurve (1923). Ka bërë planin e parë urban të qytetit të Tranës. Sot, një rrugë në Tiranë mban emrin e tij.

**Athanas Tashko**, (1863-1915), ishte pioner i rilindjes dhe atdhetar i palodhur, që shkriu forcat dhe pasurinë për çështjen kombëtare. I mërguar në Egjipt dhe më pas në ShBA, frymëzoi dhe punoi për organizimin e shoqërive patriotike të shqiptarëve. Punoi pa u lodhur për propagandimin e ideve kombëtare si edhe për hapjen e shkollave shqip, për të cilat dha edhe një ndihmesë të madhe ekonomike.

**Gjergj (Gaqo) Adhamidhi Frashëri** (1876-1939), u lind në Frashër. Atdhetar aktivist në Koloninë Shqiptare dhe kryetar i shoqërisë atdhetare “Bashkimi” në Egjipt, ku ushtronte profesionin e mjekut i oborrti mbretëror. Ministër i Financave në qeverinë e parë të Turhan Pashës deri në vitin 1914 kur dha dorëheqjen. Anëtar i delegacionit shqiptar në Lidhjen e Kombeve në Gjenevë, së bashku me Fan Nolin (1920).

Veç këtyre personaliteteve, në fundin e shekullit të XIX dhe fillimin e shekullit të 20-të edhe një plejadë e tërë frashërllinjsh patriotë punuan dhe luftuan për çështjen kombëtare. Midis tyre janë shquar kushërinjtë e bashkëpunëtorë të vëllezërve Frashëri, **Gani Rakib Frashëri** (vëllai i Mehdi Frashërit), deputeti shqiptar në Parlamentin turk, i cili së bashku me Ismail Qemalin dhe me 8 deputetë të tjerë kundërshtuan kërkesën e Sadriazemit që të ndalohej gjuha shqipe dhe shkrimi i saj. **Sabri Frashëri**, bashkëpunëtor i Abdyl Frashërit u arrestua në vitin 1887 sepse ishte antar i organizatës së fshehtë patriotike në Manastir, ku ishte ndihmës prefekt. **Nazif Frashëri**, kushëriri tjetër i vëllezërve Frashëri, ishte aktivist i Lidhjes Shqiptare në Sarandë dhe u dënua si bashkëpunëtor i Abdyl Frashërit. **Ferit Frashëri**, një nga djemtë më trima të Dangëllisë dhe një nga kryetarët më të shquar të çetave shqiptare (1906). Më 1911 ishte anëtar i komitetit kryengritës në Korçë, ndërsa në vitin 1914, si oficer i ushtërisë shqiptare, mbrojti qeverinë e Princ Vidit. Ferit Frashëri ishte bashkëpunëtor i ngushtë i Themistokli Gërmenjit për ngritjen e flamurit kombëtar dhe shpalljen e Republikës së Korçës më 10 dhjetor 1916. Më 1920, së bashku me një forcë prej 150 vetash u nis për të marrë pjesë në luftën e Vlorës. Ferit Frashëri u vra më 1920 në Shkodër, ku shërbente si komandant i gjandërmarisë, në luftë me forcat kryengritëse të Rexhep Shalës gjatë revolucionit demokratiko borgjez. Aktivist i lëvizjes kombëtare ka qenë edhe **Shefqet Frashëri**, i lindur më 1873, mësues në Gjimnazin e Manastirit, i cli për veprimtarinë e tij patriotike u hoq nga Manastiri dhe u dërgua në Lumë si nënprefekt, ku u bashkua me Lidhjen Shqiptare të Prizrenit.

Veprimtari të shquar patriotike zhvilloi edhe **Ali Sherif Frashëri**, i lindur më 1875 nga dera e Velibellinjve. Ai ishte anëtar i Komitetit të fshehtë për çlirimin e Shqipërisë, i cili kishte për qëllim formimin e çetave kryengritëse. **Servet Myftar Frashëri**, lindur më 1873, nga dera e Sulejmanbellinjve, ishte nismëtar i hapjes së shkollës së parë shqipe në Frashër (1908). Ai bashkëpunoi me çetën e Çerçiz Topullit dhe krijoi çetën e tij, së bashku me trimin **Meleq Myftar Frashëri**. Prandaj u kënduan: “…me ta bashkohet edhe Meleqi, një div i gjallë i Dangëllisë”. Meleqi ishte komandanti i trupave që mbrojtën Kongresin e Lushnjes. Komiti trim dhe oficeri Meleq Frashëri, që u vra në vitin 1922 në Valias të Tiranës në përpjekje me forcat e Elez Isufit, ishte luftëtar i lëvizjes kombëtare prandaj kur u vra në luftë, populli i thuri vargjet:

Çka Kokojka e Goliku
Që vajtojnë e mbajnë zi?
Për Meleq trimin që iku

Patriotizmin e frashërllinjve e mbajti gjallë edhe Teqeja e Frashërit dhe baballarë të saj. Edhe për patriotizmin e baballarëve të Teqesë së Frashërit populli thuri këngë, si ajo për **Baba Shemen** nga dera e Skënderajve:

*Ditën e martë*
*Ditën e pazarit*
*Doli Baba Shemja*
*I thirri xhivarit (popullit)*
*O ju djemt e Dangëllisë*
*Dhe ju të Skraparit*
*Pa u bëni sërë sërë*
*Si fishëkë gjerdani*
*Të shkojmë në Përmet*
*Ti biem kajmekamit*
*Dushmanit të Atdheut*
*Pushtuesit të vatanit.*

Dhe afro 100 burra të armatosur, në vitin 1909/10, të drejtuar nga Baba Shemja shkuan në Përmet dhe vranë kajmekamin.

Babai atdhetar **Abedin Ibro**, nga Backa e Skraparit, ka përkrahur lëvizjen kombëtare për gjuhën shqipe, së bashku me **Hasan Hoxhën**. Mihal Grameno shkroi për të: "*Me mirëbesimin e tij e ka fituar simpatinë e gjithë popullit muhamedan e të krishterë….me përullësi e nderime të mëdha dëgjojmë vetëm fjalën e Baba Abedinit*" (Frashëri O. 2006). Bënte thirrje për krijimin e çetave patriotike dhe priste e përcillte çeta nga e gjithë Shqipëria e jugut.

Kontributi i frashërllinjve për çështjen kombëtare ishte i ndjeshëm edhe në vitet e para të krijimit të shtetit shqiptar dhe më pas edhe të ndodhur larg Shqipërisë. **Leonidha Frashëri (Zallari)** ishte aktivist i lëvizjes kombëtare më 1910. Gjatë luftës së parë botërore ai botoi në Stamboll gazetën "E vërteta" në shqip. Ai ishte prefekt i Delvinës dhe delegat në Kongresin e Lushnjes 1920. Ka marrë pjesëi revolucionit demokratik të qershorit 1924 dhe ka qenë deputet në vitet 1921-1924 dhe 1943.

**Andon Frashëri**, redaktori i gazetës "Dielli" në Boston punonte që gazeta të nxiste patriotizmin midis mërgatës dhe ti mbante ata pranë problemeve të vendit. Në vitin 1920 ai i shkruante Mid'hat Frashërit: "*Asnjë artikull i zotërisë suaj nuk ka mbetur jashtë shtyllave të Diellit dhe prej tyre inspirohem*" (Budka U., 2006, f. 157)

Në periudhën e viteve tridhjetë-dyzet, ishte **Stavri T. Frashëri** që shquhej për shkrimet e tij për problemet e rëndësishme të kohës. Midis veprave të tij të botuara përmënden "Përmes Mirditës në dimër" (1930), "Në momente të

qeta” (1933), “Folklor shqiptar” (1936”, “Lule dhe gjemb” (1944) dhe “Këtej kaluan hordhitë gjermanike” (1945).

Shkrimtari i dëgjuar **Foqion Postoli**, i cili ka lindur në Korçë, dhe historiani i mirënjohur përmetar **Stilian Adhami**, janë me prejardhje nga Frashëri.

**Behxhet Frashëri** dhe **Shefqet Frashëri** kanë qënë deputetë në vitet 1928-1937 dhe 1939-1940, përkatësisht.

Gjatë Mbretërisë në vitet tridhjetë, në Frashër ka qënë kryetar Komune **Seit Qesaraka** i cili, siç më ka treguar Stilian Adhami, shquhej për punën e tij. Në Frashër, gjatë viteve 1935-1936 ka punuar me zell edhe doktoresha **Natali Mirzabek**, e cila ishte ruse dhe kishte me vehte edhe djalin e saj Nikolla.

Një traditë e ruajtur në shekuj në Frashër, si edhe në treva të tjera të Shqipërisë është ripërtritja e emrave të gjyshërve, çka kontribuonte në rritjen e ndenjave të mirësisë dhe patriotizmit. Tipike kjo traditë është ruajtur në fisin e **Skëndërasve**:

Maliqi (Malja). Djemtë: 1. Tahiri (Nasibiu); 2. Aliu; 3. Hodo (vrarë në Jemen)
2**. Aliu**. Djemtë: 4. Tahiri; 5. Kaso; 6. Maliqi (Malja); 7. Bilbili
4. **Tahiri**. Djemtë: 8. Sabriu; 9. Sheme (Babai i teqesë); 10. Dervish; 11. Meço(Xhevahiri)
5. **Kaso**. (Nipi Përparim Skënderaj, rindërtuesi i teqesë).
8. **Sabriu**. Djemtë: 12. Tahiri; 13. Aliu; 14. Xhevahiri; 15. Shemo
14. **Xhevahiri**. Djemte: Sabriu

Mësimi i Halit Frashërit, babait të vëllezërve Frashëri, për shkollimin e fëmijëve si kusht për të bërë Shqipërinë, u përvehtësua si në asnjë vend tjetër nga frashërllinjtë. E nëse para luftës së dytë botërore kryesisht nga familjet e pasura, në gjysmën e dytë të shekullit që kaloi, pas çlirimit, ai mësim u vu në jetë nga shumë shumë familje frashërllinjsh nga të gjitha shtresat. Kjo përbën atë dukuri unikale të Frashërit, jo vetëm për Shqipërinë e tërë Ballkanin, që unë e quajta “***DUKURIA FRASHËRI***”: ***mësoi babai, shkolloi djalin e vajzën, u mësuan nipi e mbesa, stërnipi e strëmbesa dhe dijet e tyre i vunë në shërbim të Shqipërisë, në të gjitha kohërat***.

Është kjo arsyeja që edhe kontributi i frashërllive dhe plejada e frashërllinjve të shquar nga familjet e mëdha, si edhe nga shumë fise të tjerë frashërllinj, ka dalë në pah madhërishëm edhe gjatë gjysmës së dytë të shekullit të njëzëtë e vazhdon deri më sot. Këta njerëz të shquar janë përfaqësuesit e brezave të rinj të dukurisë “FRASHËRI”. Unë nuk di ndonjë vend tjetër që nga një fshat i të cilit të kenë dalë gjashtë akademikë: Stefanaq Themistokli Pollo, Kristo Anastas Frashëri, Floran Mustafa Vila, Neki Irfan Frashëri, si edhe nipërit e frashërllerllinjve Eduard Skënder Sulstarova dhe Emin

Selman Riza shtatëmbëdhjetë profesorë: Refat Frashëri (fillimi shek. 20 biolog), Mustafa Qamil Vila (vitet tridhjetë, shkolla Harri Fultz), Gaqo Thanas Tashko (1965, agronom), Stefanaq Themistokli Pollo (1970, historian), Muharrem Frashëri (1973, kimist), Xhemil Kahreman Frashëri (1986, historian), Alfred Irfan Frashëri (1989, gjeofizik), Kristo Anastas Frashëri (1991, historian), Neki Irfan Frashëri (1994, informaticien), Artan Gaqo Tashko (1994, gjeokimist), Floran Mustafa Vila (1994, fizikant), Rushan Liço (1999, gjeofizik), Albert Përparim Frashëri (Mathematicien). Me ata renditen dhe nipërit frashërllinj nga gjyshet Eduard Skënder Sulstarova (1988 sizmolog), Neritan Hasan Ceka (1994 arkeolog), Emin Selman Riza (1994, restaurizator) dhe Bardhyl Avdyl Avdyli (Hidrolog). Tridhjetë e pesë doktorë shkencash të tjerë kanë dalë nga Frashëri, midis të cilëve Alba Sali Frashëri, Alda Albert Frashëri Arjan Muharrem Frashëri, Dajana Alaudin Frashëri, Dijon Ibrahim Frashëri, Ermal Alfred Frashëri, Ervin Fredi Bushati, Flonja Artan Tashko, Flonja Floran Vila, Gjergji Kristo Frashëri, Irfan Neki Frashëri, Sali Irfan Frashëri, Silvia Albert Frashëri, Thomas Thoma Frashëri, etj.

Kontributi ishumë frashërllinjve është vlerësuar nga shteti dhe shoqëria shqiptare me tituj nderi, dekorata, me emrin e tyre quhen shkolla, rrugë qytetesh, populli u këndon këngë. Vetëm në Tiranë ka 6 rrugë që mbajnë emrat e Abdyl, Naim, Sami, Mit'hat, Mehdi dhe Eshref Frashëri.

Komuna e Frashërit, mbēshtetur nē ligjin Nr. 8652 datē 31.07.2000 "Pēr organizimin dhe funksionimin e qeverisjes vendore", neni 32, germa m, duke filluar nga viti 2005 ka vlerësuar me titullin "**Nderi i Frashërit**"frashërllinj të shquar  nga vitet dyzet të shekullit të XX-të dhe deri më sot për kontributin e tyre për çlirimin e vendit nga hordhitë nazi-fashizte dhe përparimin e vendit, si edhe në veçanti për Frashërin, si edhe personalitete te tjera jo frashërllinj që kanë kontribuar për zhvillimin e veprimtarive kulturore-shkencore atdhetare-në Frashër. Sipas viteve, mē poshtē po jepet lista e  personave tē cilēve ju ēshtē akorduar titulli "Nderi i Frashērit".

Në pleadën e frashërllinjve zënë vend të veçantë shumë personalitete, midis të cilëve unë do të përmend ata që kanë lënë gjurmët e tyre me veprat patriotike, në biblioteka, në skenat e vendit, si edhe janë përmëndur nga frashërllinj në intervistat e ndryshme që kam patur:

Luftëtari **Myftar Hajrulla Tare**, që pushkën për liri e mori më 7 prill të 1939, të cilit Komuna e Frashërit i ka akorduar titullin "Nderi i Frashërit". Është lindur më 1921 në Starje të Ersekës, në këmbë të Malit Gramoz. Myftari është me rrënjët e të parëve të tij në Frashër, është pjesë tipike e "Dukurisë Frashëri" me të gjithë kuptimin e fjalës. Myftari i parë është vrarë në Athinë më 1820, duke luftuar së toku me kapedanë të tjerë shqiptarë për

pavarësinë e Greqisë, duke zënë kalanë e Athinës. Në dejet e Myftar Hajrulla Tares rrjedh gjaku i luftëtarit për liri e drejtësi. Ishte njëri nga drejtuesit e nxënësve të Shkollës Normale të Elbasanit, të cilët më 7 prill 1939 hapën depot e armëve të ushtrisë në Krastë të Elbasanit, për të pritur me pushkë okupatorin fashist, si edhe për të mos lejuar qeveritarët të arratiseshin nga Shqipëria nëpërmjet Elbasanit. Në vitin 1940 përfundoi studimet dhe kthehet në vendlindje. Që në vitin 1938 kishte filluar të njihej me literaturën komuniste, duke nisur me broshurën ”ABC-ja e komunizmit” të shkruar nga Buharini dhe të përkthyer nga rusishtja në shqip prej Tajar Zavalanit, që ishte i internuar në Starje si njeri i Kominternit. Më pas, anëtar i grupit komunist të Korçës, Myftari u bë luftëtari i orëve të para në Çetën partizane ”Hakmarrja” të Kolonjës. Delegat i Korçës në Kongresin e Përmetit, për veprimtarinë dhe trimërinë e tij Myftari zgjidhet deputet për legjislacionin deri në zgjedhjet e dhjetorit të vitit 1945. Majori Myftar Tare emërohet zv/komisar i divizionit të I-rë dhe më pas zv/ministër i Punëve të Brendshme me gradën kolonel. Në këtë funksion ka shoqëruar delegacionin qeveritar shqiptar në Konferencën e Paqes në Paris në vitin 1946. Po gjatë atij viti ka qenë anëtar i delegacionit shqiptar për sensibilizimin e çështjes çame në arenën ndërkombëtare në kuadrin e UNSKOB-it në Greqi. Pas vitit 1948 ai vendosi të largohej nga shërbimi ushtarak dhe i doli në pah prirja e frashërjote për shkollim. Përfundoi studimet e larta në dy fakultete, në atë të ekonomisë dhe juridikun. Drejtoi sektorë të ndryshëm të ekonomisë deri sa nga funksioni i drejtorit të Drejtorisë së Financës e Bilancit në Ministrinë e Industrisë së Lehtë doli në pension. Myftari është i apasionuar pas leximit dhe njohjes së historisë. Ka shkruar kujtimet e tij për krahinën dhe luftën. Veçanërisht i rëndësishëm është botimi i një shkrimi për problemin çam (Gazeta Shqip, 30 qershor 2007). Në këto gjurma kanë ecur fëmijët e tij, si është mjekja e mirënjohur **Vjollca Myftar TARE**, si edhe djali i saj **Ervin Fredi Bushati**.

Partizani i orëve të para, **Agron Frashëri**, ishte djali i Qazim Frashërit dhe i nipi i Faslli Frashërit, nga dera e Çokllarëve. Lindi dhe u rrit në një familje të shkolluar e të pasur frashërllinjsh. Me tradita atdhedashurie i edukuan Qazimi dhe nëna e tyre Ifakati, mbesa e gruas së Abdyl Frashërit, të tre fëmijët Agronin, Zhulietën dhe Hektorin. Liceistët **Agroni** dhe **Zhulieta** u ngritën ndër të parët në demonstrata kundër pushtimit fashist më 7 prillin e vitit 1939. Të dy u lidhën me lëvizjen nacional çlirimtare dhe dolën në mal. Partizan i orëve të para, çlirimi i Shqipërisë e gjen Agronin komisar të Brigadës së IV S. Kështu mbaj mend edhe **Zhulietën Kazanxhi (Frashëri**), ilegalen që mbeti partizane në të gjitha vitet e saja, që mbeti atdhetare deri sa mbylli sytë, që e deshi Shqipërinë më shumë se veten. Për ne, që ishim më të vegjël, Agroni dhe Zhuli ishin shëmbulli i virtytit. Vëllai i tyre **Hektor Frashëri**, jurist, ka qenë Ministër i Drejtësisë për disa muaj në vitin 1994.

**Gaqo Tashko** dhe vëllai i tij **Koço Tashko**, djemtë e atdhetarit Athanas Tashkos shpunë edhe më përpara punën dhe përpjekjet e atit të tyre. Profesor Gaqo Tashko (1905-1967). U diplomua inxhinjer agronom (1930) kthehet në atdhe. Në vitin 1936 merr gradën doktor i shkencave në Vienë. Por mbi të gjitha, Gaqo Tashko kishte lirinë e atdheut në zemër. Që me fillimet e saj, morri pjesë në luftën Nac-Çl. Kongresi i Përmetit e zgjodhi në Këshillin e Përgjithshëm Nac. Çl. Veprimtarinë e tij politike e vazhdoi të gjithë jetën, si ministër i Bujqësisë dhe i Pyjeve në vitet 1946-1953 dhe deputet në gjashtë legjislatura të Kuvendit Popullor. Gaqo Tashko ishte edhe një shkencëtar që tërë energjitë e tij i shkriu për përparimin e bujqësisë shqiptare dhe formimit të specialistëve të rinj të bujqësisë. Koço Tashko, vëllai i tij, në vitet tridhjetë mbaron studimet në Universitetin Harvard në SHBA. I brojtur që në rini me ndjenjën e atdhe dashurisë dhe të luftës për liri, përqafoi idetë komuniste. Në vitin 1937 kthehet në Shqipëri me direktivat e reja të Kominternit për lëvizjen komuniste. Ishte një ndër themeluesit e Partisë Komuniste Shqiptare. Pas çlirimit të vendit ka qenë anëtar i Komitetit Qendror të Partisë së Punës e Shqipërisë dhe kryetar i Komisionit të Kontrollit-Revizionimit të Partisë. Koço Tashko ka qenë i vetmi që ka ngritur problemin se çeshjtja e Kosovës nuk ka qenë në axhendën e as në programin e Partisë Komuniste Shqiptare. Në vitin 1962 përjashtohet nga partia dhe dënohet për veprimtari antiparti lidhur me marëdhëniet me Partinë Komuniste të Bashkimit Sovjetik. Motra e tyre, **Tefta Tashko**, (1910-1947), studioi muzikë në Monpelie të Francës (1927) dhe në Institutin e Lartë të Muzikës në Paris (1930). Bilbili shqiptar, koncertin e parë e dha më 26 nëntor 1935. Në repertorin e saj numurohen 89 këngë popullore. Talenti i saj u trashëgua me sukses tek djali i saj **Eno Koço**, muzikanti dhe dirigjenti i mirënjohur në Shqipëri dhe jashtë kufijve të saj, i fuqishëm edhe tek mbesa e saj **Teuta**, vajza e Enos. Kur dëgjova këngët e Teftës të kënduara nga ajo këtë vit ishte një mrekulli, thashë: u ringjall Tefta! Edhe familja Tashko është një ndër elementët më të fuqishëm të dukurisë Frashëri. Në gjurmët e të parëve eci edhe profesori **Artan Tashko**, i biri i Gaqo Tashkos, i lindur në 1 maj 1940. Profesori në Fakultetin e Gjeologjisë dhe të Minierave me një veprimtari të shquar pedagogjike dhe kërkimore shkencore. Rrugën e Artanit e ndoqën edhe dy vajzat e tij**. Flonja Boriçi**, juriste e cila pasi mbrojti edhe tezën e masterit në Universitetin e Gjenevës u kthye në Shqipëri ku vazhdon veprimtarinë e saj. Vajza e dytë, **Olta Rey**, kjo pianiste e re, aktualisht është profesore e pianos në Konservatorin e Gjenevës.

Ndër frashërllinjtë me kontribut të shquar në këtë periudhe është Akademik **Kristo Frashëri** (1920-), "Nderi i Kombit", "Qytetar Nderi i Përmetit", "Nderi i Frashërit", Është një ndër historianët me zë të Shqipërisë në gjysmën e dytë të shekullit të XX dhe deri në ditët tona. Kristo Frashëri u lind në familjen e

**Anastas Frashërit** (**Totoni**), më 4 dhjetor 1920 në Stamboll. Katragjyshi i Kristos, patrioti **Anastas**, mori pjesë në themelimin e Shoqatës së shkronjave shqipe më 12 Tetor 1879, në Stamboll, së bashku me Abdyl, Naim e Sami Frashërin. Babai i Kristos, që trashëgoi emrin e tij, **Anastasi**, lindur më 1891 në Frashër, ka qenë redaktor i gazetës "Besa", në Stamboll (1908) dhe kryeredaktor i organit "Bisediment e Parlamentit Shqiptar" në mbretërinë e Zogut. Në gjurmët e të parëve, mori pjesë në lëvizjen Nacional-Çlirimtare dhe pas çlirimit të vendit punoi Kryetar i degës së Ligjeve dhe Dekreteve të Presidiumit të Kuvendit Popullor (1945-1953). Me këtë frymë patriotike ai edukoi edhe tre djemtë e tij. **Gjergji** dha jetën për Shqipëri në lulen e rinisë, në shkurtin e vitit 1944. Rrugën e shkencës po ndjek edhe arkeologu Dr. **Gjergji Frashëri**, djali i Akademik Kristos dhe **Thomas Frashëri**, nipi i Thomait, vëllait të Kristos.

Nga dera atdhetare e Sulejmanbellinve, nga kishte dalë shkencëtari Refat Frashëri, ishte edhe **Naim Servet Frashëri**, artist i popullit (18.2. 1923-1975). Luftëtar partizan, qysh në rini të tij shfaqi talentin e artistit virtuoz, kur së bashku me shokët e gjimnazit të Tiranës përgatitën pjesën theatrale "Vilhelm Teli" të F. Shilerit në vitin 1943, shfaqje që autoritetet nuk e lejuan të jepej. Në nivel të lartë artistik ishin edhe rolet e tij në kinematrografi, si roli i Palit në filmin "Skënderbeu", kirurgu në filmin "Plagë të vjetra" ose te Fon Shtolc në filmin "Ngjadhnjim mbi vdekjen". **Mediha Servet Frashëri** motra e Naimit, u lind në Frashër më 20 nëntor 1919. E brishtë, por me forcë e kurajo civile të jashtëzakonshme, ishte nga të parat vajza që morrën penën dhe shkroi për gruan shqiptare dhe për emancipimin e saj qysh në vitet tridhjetë në periodikët e kohës. Midis botimeve përmenden tregimi "Kur rënkon shpirti" (1940), poezia "Hijes së Naimit" (1940), etj. Ilegale e orëve të para, u rreshtua në rradhët partizane në Brigadën e 22 ssulmuese.

Fisin frashërlli të Pollove e nderoi ndër vite Akademiku **Stefanaq Pollo**, historian (7.2.1923 -1997), "Nderi i Frashërit". Me armë në dorë luftoi Stefanaqi për çlirimin e vendit. Pas studimeve të larta drejtoi përreth 35 vjet Fakultetin e Histori-Filologjisë dhe Institutin e Historisë.

Historiani partizan, Profesori **Xhemil Frashëri** (1927-), u lind në Pogradec më 1927, në familjen e juristit patriot Kahreman Frashëri, vëllait të Eshref Frashërit, kryeparlamentarit të viteve tridhjetë. Partizani 15 vjeçar i çetës së Kolonjës, i asaj të Dangëllisë dhe i Batalionit "Naim Frashëri" e Brigadës së VI S, Xhemi Frashëri ka marrë pjesë në të gjitha luftimet e tyre, ku është shquar për trimëri. Idealet e veta të rinisë së luftës për liri e frymëzuan edhe në tërë veprimtarinë e vet pedagogjike dhe si historian në shkrimet e botimet e tij ndër vite.

Një ndër kushërinjtë për të cilin kisha respektin dhe dashuri të veçantë ishte **Sherif Ali Frashëri**. U lind në vitin 10 dhjetor 1906 në Korçë, nga dera e velibellinve. Tek unë, të afërmit dhe njerëzit e tjerë që e njihnin, Sherifi ishte mishërimi i njeriut me shpirt të madh fisnik e zemër të zjarrtë, me kulturë të gjerë, e me virtytet më të mira, i veçantë në thjeshtësinë e madhështinë e vet. Tërë jetën e tij ia kushtoi bujqësisë shqiptare dhe zhvillimet e saj. Njohës i mirë i gjuhëve gjermane, italiane, latinishte dhe greqishten e vjetër, Sherif Frashëri, përveç bujqësisë kishte edhe një pasion tjetër në jetë: shqipërimin e veprave të Gëtes, midis të cilëve "Fausti" dhe veprat e Shilerit, të këtyre shkrimtarëve të mëdhenj, ku gjente të mishëruar virtytet më të mira njerëzore. Është për të ardhur keq që përkthimet e tij të veprave të këtyre kolosëve nuk panë dritën e botimit. E takonja shpesh herë të mërzitur kur dilte nga takimet me drejtuesit e Lidhjes së Shkrimtarëve, që asnjëherë nuk i hapën dritën jeshile botimit të përkthimeve të përsosura të frashërlliut të apasionuar Sherif, që ishte njohës shumë i mirë i gjuhës shqip dhe asaj gjermane. Ai ishte deputet në vitin 1943. Edhe **Lumiri**, djali i Sherif Frashërit, i lindur në vitin 1940, ndoqi rrugën e frashërllinjve. U diplomua për veterinari dhe me përkushtim punoi dhjetra vite në rrethin e Durrësit për mbarështrimin e blegtorisë. Njëra nga vajzat e Sherifit, **Lili** punoi me pasion si mësuese. Figurë e respektuar është vlerësuar nga të afërmit, kolegët dhe studentët e tij edhe **Alaudin Ali Frashëri**, (3.5.1912-4.6.1997), vëllai i Sherifit. Ai lindi më 3 maj 1912 në Korçë. Ai ndërroi jetë më 4 Qershor 1997 në Tiranë. Frashërlliu Alaudin, në ndërgjegjen e tij kishte dashurinë për vendlindjen, për Shqipërinë e tij dhe nuk nguroi të lërë Gracin në Austri ku studioj dhe ishte asistent në Universitet dhe të kthehet në Shqipëri, siç kanë bërë pothuajse të gjithë frashërllinjtë, kur atdheu e thirri në vitin 1945 për ti shërbyer vendit që po rimëkëmbej nga lufta. Në gjurmët ë tij po ecën edhe vajza e tij **Dajana**, e cila u lind më 3 mars 1960 në Tiranë. Studimet e larta i kreu në Universitetin Bujqësor të Tiranës (1983) dhe në Institutin Bujqësor Mesdhetar të Bari (1997). Tashmë shkencëtare e re, e afirmuar, Dajana Frashëri vazhdon kërkimet e saja shkencore.

Profesor Doktor i Shkencave **Muharrem Frashëri** (1922-2013) ka dalë nga dera e fisit Qyras. Profesor i mirënjohur i kimisë në Fakultetin e Shkencave të Natyrës, Universiteti i Tiranës dhe themelues i katedrës së teknologjisë kimike ushqimore. Dekoruar nga Presidenti i Rusisë Putin me rastin e 60 vjetorit të fitores mbi nazifashizmin. Pasioni i kërkimeve shkencore për tu shërbyer njerëzve u trashëgua edhe tek Arjani dhe Kastrioti, të bijtë e profesor Muharremit. Ata, pasi përfunduan me rezultate shumë të mira studimet universitare u diplomuan mjekë. Doktor i Shkencave **Arjan Frashëri**, mjek i ri, me këmbëngulje, vullnet e dije, krahas kujdesit të madh për të sëmurët, Arjani i kushtoi vëmendje dhe shumë punë veprimtartisë kërkimore shkencore në fushën e kardiologjisë. Profesor **Rushan Liço**, është

i nipi i profesor Muharrem Frashërit, djali i së motrës. Kjo është një shprehje tjetër e dukurisë Frashëri, ku edhe nga dyert e vajzave frashërllesha, të martuara në vende të ndryshme të Shqipërisë, ka vazhduar tradita e arsimimit dhe e edukimit të fëmijëve dhe për punën. Profesori i Fakultetit të Gjeologjisë dhe Minierave, Universiteti Politeknik i Tiranës Rushan Liço, doktor i shkencave, lindi në Qeshibesh të Përmetit më 3 nëntor 1937. Në gjurmë të tij, djali **Iliri** mbaroi Fakultetin Juridik të Universitetit të Tiranës.

**Orhan Halil Frashëri**, "Nderi i Frashërit", "Nderi I Beratit", është luftëtari i orëve të para (mars 1942) në çetën partizane të Skraparit Pas përfundimit të studimeve të larta për shkenca shoqërore punoi në pushtetin lokal dhe në organet e drejtësisë. Me penë në dorë, ai edhe sot, në 96 vjetorin e lindjes së tij, është Kryetar i Organizatës së Veteranëve të Luftës Nacional-Çlirimtare në Berat, shkruan e boton për Frashërin, për ngjarje dhe frashërllinj të shquar, duke vazhduar me pasion veprimtarinë e vet patriotike afro shekullore. Orhani ndoqi traditën e të parëve dhe kështu edukoi edhe të gjithë fëmijët e tij.

**Mehmet Laçi** shkolloi fëmijët e tij Xhemalin, Ibrahimin, Xhanfisenë (Xhanon). I shkolluar në fushën e diplomacies, **Xhemal Frashëri**, i martuar me mbesën e Ismail Qemalit, shërbeu me vite si konsull i shtetit shqiptar në shumë vende. Por veçanërisht dua të përmend **Xhanfisenë**, doktoreshën pediatre të mirënjohur, që shkurt e thërrisnin Xhano, gruan e doktor Shyqyri Bashës. Pasi kreu studimet për mjekësi në Shtetet e Bashkuara të Amerikës në vitet tridhjetë, kthehet në Shqipëri dhe i përkushtohet shëndetit të fëmijëve shqiptarë. Krahas vizitave mjekësore, veprimtarinë e vet Xhano e shtriu edhe në lëmin e edukimit shëndetësor, duke botuar një kolanë librash me shumë vlerë: "*ABC-ja e të ushqyerit të fëmijës*", "*Disa aspekte të problemit të prematuritetit në vendin tonë*", "*Kudo pastërti*", "*Puerikultura*", "*Si duhet të ushqehet familja*". Veç botimeve, me shumë vlerë janë edhe mësimet e saj për rritjen e fëmijëve, madje edhe në kohë të vështira, si ishte kursi që zhvilonte në verën e vitit 1944. Nga dera e Laçenjve ka dale dhe **Dijon Frashëri**, djali i Ibrahim Frashërit, që lindi më 25 dhjetor 1936 në Elbasan. Dijoni studioj për veterinari dhe përfundoi me rezultate të mira Fakultetin e Veterinarisë në Institutin e Lartë Bujqësor. Pasioni për të njohur botën e kafshëve dhe për të ndihmuar në përmirësimin e jetës së tyre nuk i erdhi Dijonit rastësisht doktorit të Shkencave dhe Bashkëpunëtorit të Vjetër Shkencor. Arritjet më të mira i botoi në njëzet e katër artikuj shkencorë. Me kompetencë drejtoi Laboratorin e Kontrollit të Biopreparateve.

**Fatmir Syrja Frashëri**, dalë nga dera e fisit të sulejmanbellinjve, "Mjeshtër i madh", është futbollisti i mirënjohur i skuadrës së futbollit 17 Nëntori të

Tiranës, në vitet gjashtëdhjetë. Dhjetë vjeçarin e fundit ka qenë edhe trainer i skuadrës "bardhë e blu"` të Tiranës. Edhe vëllai I tij, historian **Tanush Syrja Frashëri** po jep një kontribut me vlerë në lëmin e histories së vendit.

Vilakë të shkolluar dhe të dëgjuar janë shumë në shekullin e fundit. Pa përmëndur këtu me hollësi brezat e vjetër, si **Xhaferr Vila**, ministër i jashtëm në vitet tridhjetë, diplomatin dhe publicistin e dëgjuar **Nuri Vila**, pedagogun e Shkollës së Fulsit **Mustafa Vila**, pedagogun e shquar **Skëndër Vila**, i cili kontribuoj me shumë pasion dhe me punë këmbëngulëse për ngritjen e shkollës së mesme të gjuhëve të huaja në Tiranë, si edhe drejtimin e saj për shumë vite, ndër brezin e mesëm shquhet në mënyrë të veçantë Akademik **Floran Vila**. Një ndër fizikantët shqiptarë më në zë është i mirënjohur në vend dhe jashtë kufijve të tij. Veprimtarinë e vet pedagogjike e ka ndërthurur shumë mirë edhe më një punë studimore kërkimore-shkencore intensive dhe të rëndësishme në Fakultetin e Shkencave të Natyrës në Universitetin e Tiranës. Brezin e ri të shquar të vilakëve e përfaqësojnë sot **Flonja** dhe **Greisa**, vajzat e Akademik Floranit.

**Hilmi Izet Frashëri**, dalë nga dera e sulejmanbellinjve, tërë jetën e tij ecën në gjurmët e të atit Izetit, luftëtarit të çetave për pavarësinë e Shqipërisë. Nxënës i Shkollës Normale të Elbasanit, Hilmi Frashëri u bashkua me demonstratat antifashiste. Së bashku me 100 normalistët, në vitin 1943 rrjeshtohet në çetën partizane. Fillimisht punoi si drejtor i Teknikumit Bujqësor ne Fier dhe nga viti 1969 pedagog i mikrobiologjisë bujqësore në Katedrën e Agronomisë së Institutin Bujqësor, Tiranë. Ashtu si i vëllait, edhe inxhinjeri **Petrit Frashëri**, me të mbaruar studimet e larta në vitin 1959 në Fakultetin e Inxhinjerisë Mekanike në Bukuresht të Rumanisë, punoi me përkushtim dhe u shqua në industrinë shqiptare të naftës. Rrugën e nderit e ndoqi edhe nipi i Izetit, veterani i luftës Nac. Çl. **Përparim Frashëri**, i cili jetën e tij ja përkushtoi ushtërisë popullore shqiptare.

Dhe vargu i sulejmanbellinjve të shquar vazhdon edhe më tej me djalin e Përparimit, mathematikanin e shquar Profesor **Albert Frashëri**, doktor i shkencave. Albert Frashëri ka lindur në Berat, më 7 nëntor 1945, nga dera e Sulejmanbellinjve. Gjyshi i tij **Hajdar bej Sulejmani (Frashëri)** kishte studjuar në Manastir dhe në Gjimnazin Zosimea të Janinës, i cili një pjesë të rëndësishme të jetës aktive e kaloi në Jugosllavi, për administrimin e pronave të familjes, ku bëri vepra të rëndësihme bamirësie, veçanërisht për popullsinë pranë kufijve me Shqipërinë dhe në Istria. Punoi për shumë vite si drejtor i degës së një banke austriake në Istria. Me personalitet të fortë e horizont kulturor, njohje të disa gjuhëve dhe sidomos me aftësi të veçanta në krijimin e marrëdhenieve njerëzore në mjediset ku punoi e jetoi, ka lenë kujtime të pashlyeshme kudo ku ka punuar. Edhe nipi i tij, profesor, doktor i shkencave Albert Frashëri ka dhënë një kontribut me vlera për probleme të

modernizimit të programeve të matematikes në aspektin e përmbajtjes shkencore dhë në planin e metodave bashkëkohore e të mesuarit. Është autor e bashkeautor i të gjitha studimeve, ndër autoret kryesorë të programeve të reja, teksteve përkatese të mathematikës për nivelet e ndryshme të shkollës së mesme, si edhe formimin e mesuesve nga pikepamja shkencore dhe didaktike. Rezultat i punës së tij janë mbi 25 libra të botuara në shqip dhe artikuj të shumtë shkencore. Librat tij janë botuar nga Shtëpia Botuese e Librit Shkollor në Tiranë që nga vitet 1974 deri pas viteve 2000, edhe në greqisht, maqedonisht e në Kosovë. Në këtë periudhë, boton shumë artikuj shkencore dhe merr pjesë në forume shkencore ndërkombëtare, Që nga viti 1992 banon në Itali, ku ka dhënë mësim në lice shkencore dhe ka qenë titullar i katedres matamatike-fizike për tre vitet e fundit të studimeve liceale. Në Itali boton në revista kombëtare artikuj studimore me analiza të profilit shkencor të shkolles italiane. Gjendet shumë i impenjuar me konferenca universitare dhe artikuj mbi veçori e probleme të demokratizimit në vendet e linde. Në vitin 2000 shkroi dhe botoi romanin "L'amara favola albanese", në kolanën e filozofit Dario Antiseri të universitetit LUISS të Romës, për ti njohur të huajt me të vërtetën për historine e hidhur të popullit tonë në periudhen e regjimit totalitar. Duke ndjekur me vëmëndje zhvillimin e shoqërise shqipëtare, ka botuar essè e artikuj mbi probleme të demokratizimit, publicistike ne gazeta e revista, etj. Alberti është veprimtar i Shoqatës Kombëtare Atdhetare-Kulturore Përmeti. Merr pjesë me kumtime në Kuvendet Shkencore në Frashër, lidhur me Vëllezërit Frashëri dhe Rilindjen Kombëtare Shqiptare. Edhe vajzat e tij, Silvia dhe Alda, kanë ndjekur rrugën e babait të tyre dhe me sukses kanë kryer kualifikimin e tyre pasuniversitar, duke marrë gradën doktor i shkencave nga universitetet italiane dhe gjermane. Nipi i tij, djali i motrës, **Idolo** po shquhet si shkrimtar në Itali duke fituar çmime kombëtare dhe ndërkombëtare në poezi dhe prozë dhe është i përkthyer në shumë vende.

**Stilian Adhami**, nipi i Katerinës, dalë nga dera e Ristanëve dhe martuar po në Frashër me Anthi Dindi është historian i shquar, muzeolog dhe studiues i monumenteve të kultures, "Qytetar Nderi i Përmetit", "Nderi i Organiatës së Veteranëve të Luftës Antifashiste Nacional Çlirimtare. Ka shkruar e botuar 150 artikuj dhe kumtesa për Frashërin, frashërllinjtë, Dangëllinë dhe Përmetin e përmetarë të shquar. Në katalogun e Bibliotekës Kombëtare Tiranë renditen 23 librat e shruara nga Stilian Adhami.

Ekonomisti **Përparim Skënderaj**, nga fisi i skënderajve, stërnip i Baba Tahir Skënderasit, restauroi me shumë pasion Teqenë e Frashërit, këtë monument të kulturës dhe historisë.

Tek **Fuat Qemal Frashëri**, i lindur më 11 janar 1925 në Filipiadhë të Greqisë, unë kam parë gjithënjë mjekun e urtë, të mënçur dhe të thjeshtë,

në shërbim të njërëzve. Me durimin, butësinë dhe kulturën e tij, gjatë pothuajse tridhjetë vjet të punës së tij deri sa doli në pension në vitin 1985, mjekonte dhe u jepte zemër të sëmurëve, duke kontribuar në shërimin e tyre.

**Baba Selimi (Kalivaçi)** i Teqesë së Frashërit, i cili ishte inxhinjer, në vitin 1958 ndërtoi një hidrocentral të vogël që ndiçoi teqenë.

**Thoma Frashëri**, në vitet gjashtëdhjetë-shtatëdhjetë ka botuar disa libra "Në ndjekje të një krimi" (1960), "Trimat nuk vdesin" (1962), "Dikush kali kufirin" (1965) dhe "Nga një ditar tregimesh për pionerë" (1977), duke kontribuar për forcimin e ndjenjës së atdhe dashurisë.

Kontribut të shquar, për kohe të gjatë, për arsimin, kulturën, ekonominë e vendit në vite kanë dhënë edhe shumë frashërllinj të tjerë të profesioneve të ndryshme, midis të cilëve mësuesit e shquar **Kadri Skënderi** , Hysen **Skënderi, Muharrem Skënderi, Avdyl Skënderi, Skënder Skënderi** dhe **Sami Skënderi** në Frashër e në fshatrat e Dangëllisë, agronomi **Adriatik Skënderi**, i cili për tre dekada (1960-1990) drejtoi bujqësinë në rrethin e Lushnjes, agronomi **Kapllan Skënderi** në rrethin e Tiranës etj.

Në njëzet vitet e fundit ka zhvilluar një veprimtari të shquar publicistike edhe **Kastriot Frashëri**, aktualisht drejtor i përgjithshëm i Institutit Shqiptar të Çështjeve Kombëtare. Ndër vite ka botuar librat "Marry Edith Durham" (2004) dhe "Kanada" (2008). Janë të shumtë artikuj e tij të botuar gjatë 20 viteve të fundit, të cilat i ka përmbledur në librin "Republika e çmëndur" (2011). Në këta artikuj analzon aspekte të ndryshme të jetës së shqiptarëve në periudhën e tranzicionit, vë në dukje edhe burimet dhe mundësitë e mëdha ekonomike që ka vendi i ynë, duke patur si synim të nxisë dhe ndërgjegjësojë shqiptarët për dashurinë ndaj atdheut. Merr pjesë aktive në veprimtari dhe konferenca kombëtare dhe ndërkombëtare dhe ka orientuar punën e Institutit për të mbrojtur çështjen kombëtare.

Jam përpjekur të kuptoj karakteristikat e përbashkëta të plejadës së frashërllinjve të shquar dhe do të përpiqem t'i analizoj ato nëpërmjet familjes sonë. Jam djali i Irfan Frashërit dhe Zejnepe Frashërit (Vokopola), u linda më 20 prill 1935 në Korçë. Gjyshin tim, Neki Jaup Frashëri, e mbaj mend si një plak pensionist me katër virtyte: mbante kurrizin drejt, ballin lart, hundën jo përpjetë, dhe nuk rrihte gjoksin. Korçarët e vjetër e mbajnë mend mirë Neki Frashërin për këto virtyte, si edhe gjyshen time të dashur e të urtë Iken, Shefiko Frashërin (Korça), vajzën e Sali Korçës (Myteveliu) dhe stërmbesën e Iliaz (Ilia) Mirahorit.

Nekiu, i mbetur që në moshë të vogël jetim, 7 vjeç, pas vrasjes së të atit Jaupit, në Qerasovë të Greqisë, shkoi në Korçë, u shkollua dhe punoi

nëpunës dhe drejtor i kadastrës deri sa doli në pension në vitet njëzet. Gjyshja, Gjyshja Shefikat, babai i së cilës ishte Sali Korça (Myteveliu), i fundit nga nipërit e Iliaz Mirahorit që rregulloi xhaminë në vitet 1868-1869. Ajo rridhte nga dera e Iliaz Mirahorit, i cili mylkun, që sulltani i dha për trimëritë që tregoi në marrjen e Kostandinopojës, nuk e bëri çiflik por një vend të shenjtë të kulturës së asaj kohe. Kështu, familja jonë ka ardhur nga Frashëri i Dangëllisë malore, nga Gramshi i Tomorricës nga ishte Ajazi, nga Panariti i Iliazit (Ilia Koja), djali i priftit Koja, i marrë nga jeniçerët që fëmijë, si dhe nga Vokopola e Skraparit prej nga ka dalë nëna ime Zejnepe. Pra rrënjët tona janë në treva ku në shekuj kanë luftuar e punuar për Shqipërinë. Në këtë traditë shekullore u rrit dhe u edukua edhe gjyshi im Nekiun. Ai i mësoi fëmijët e vet që të bëheshin të vlefshëm për vendin. Nekiu nuk kishte çifliqe, por kish vullnetin që dy vajzat e tij të bëheshin mësuese për të përhapur dritën e diturisë dhe për të zhdukur errësirën e shekujve. Dhe kjo në vitet tridhjetë, kur vajzat mësuese numëroheshin me gishtat e dorës. Jam i sigurtë që shumë korçarë mbajnë mend mësueset e tyre të para Xhavide dhe Fatime Frashërin, që u mësuan a, b, c-në. Djalin e tij Irfan Frashërin (10.10. 1899-15.3.1972), e shkolloi në Romë dhe e bëri jurist, për të punuar që edhe në Shqipëri të bëhej shteti dhe të vendosej drejtësia. Dhe babai im Irfani, e justifikoi mundin e të atit. Për mbi 30 vjet punoi gjykatës e prokuror në Shkodër, Korçë, Gjirokastër e Elbasan dhe pas vitit 1949 si avokat në Tiranë, deri sa doli në pension në vitin 1957.

Jo vetëm unë, por jam i bindur se edhe shkodranët e vjetër ku shërbeu për mbi 9 vjet, korçarë, gjirokastritë dhe elbasanas, si edhe juristët e asaj kohe, e mbajnë mend gjykatësin e urtë që shkonte në gjykatë dhe kthehej në shtëpi më këmbë e pa roje e bodigardë, që nuk mbante armë, që nuk ndërtoi vilë dhe nuk bëri porta të blinduara, sepse nuk i nevojiteshin, se jepte drejtësi.

Gjyshi ishte edhe mësuesi im i parë. Tani që po i shkruaj këto rrjeshta kam kaluar shtatëdhjetë e tetë vjeç, por për tërë jetën më është ngulitur mësimi kryesor i tij për jetën time. Që kur isha 4-5 vjeç, gjyshi më merrte të shtunave me vete në pazarin e famshëm të Korçës. Një ditë, kur po ktheheshim në shtëpi më pa se në dorë mbaja një karamele. Më pyeti:

- Kush ta dha karamelen?
- Te "Çaçili" e mora, i përgjigjem (Shaqiri - bakalli i lagjes sonë, që dyqanin e kishte në rrugën buzë lumit).

Ai u vrenjt e më tha:

- Hajde kthehemi dhe t'ia japësh në dorë Shaqirit sheqerkën dhe t'i kërkosh të falur për këtë gjë që ke bërë, se nuk është tëndja dhe kurrë nuk duhet të marrësh ato që nuk janë tëndet".

Dhë kështu bëmë. Këtë mësim unë nga ana e ime u a kam dhënë edhe fëmijëve të mij.

Babai im u martua me Zejnepe Vokopolën (3.2.1911 - 25.7.1987), mësuesen që tërë jetën e saj u mësoi vogëlushëve të klasës së parë të shkollës a, b, c-në. Ata më edukuan mua dhe dy vëllezërit e mi, Saliun (lindur më 28 korrik 1938) dhe Nekiun (lindur më 16 dhjetor 1952). Dhe dua të shkruaj se edukatën ne nuk e kemi marrë në familje me fjalë. Ne u edukuam nga prindërit tanë nëpërmjet sjelljes, punës, mendimeve, veprimeve të tyre.

Vitet e mia të shkollës kanë qenë vitet e rinisë së punëve të mëdha, vitet kur vullnetarët ndërtonin hekurudhat, rrugët, fabrikat e kantieret. Ishin vitet kur këndonim "Çapajeva jemi ne që ndërtojmë Shqipërinë e re". Në këtë vrull ndërtimtar, prindërit më mësuan që "për punëra të mira të mos ndahem nga shokët" dhe unë 15 vjeç djalë punova tok me shokët e mi për të ndërtuar urën e hekurudhës në Peqin, thyem shkëmbin e Shkopetit për të hapur Rrugën e Dritës, etj.

Nga prindërit mësova gjithashtu që "për gjëra të këqia të mos bëhem shok". Unë mbarova Politeknikumin "7 Nëntori" dhe tetëmbëdhjetë vjeç djalë punova për tre vjet në Patos, pastaj vazhdova Universitetin që e përfundova në shkurtin e vitit 1961. Që nga ajo kohë e deri më sot i jam kushtuar gjeofizikës dhe gjeologjisë, për zhvillimin e të cilave në Shqipëri është investuar aq shumë dhe ku kushtet për punë kanë qenë stimuluese. Për pesëdhjetë e një vjet, nga viti 1961 deri 2009 vazhdova tu mësoj gjeofizikën brezit të ri në Fakultetin e Gjeologjisë dhe të Minierave, si Profesor i jashtëm pasi dola në pension në vitin 1998. Po kështu, vëllai i mesëm Saliu, pas po asaj shkolle, teknik shkoi punoi në rafinerinë e naftës në Cërrik para se të shkonte në universitet. Më i vogli, Nekiu pas universitetit punoi në Kombinatin Metalurgjik të Elbasanit.

Në punët tona të vështira ne gjetëm mbështetjen dhe inkurajim nga prindërit tanë, nga familja e jonë. Dhe në të gjitha vitet, na krijuan kushtet për të mësuar, për tu arsimuar dhe kulturuar, dhe gëzoheshin pas çdo arritje tonën. Duke u qenë mirënjohës prindërve për çka bënë për ne, e kam konsideruar edhe si detyrë timen prindërore që të bëj të njëjtën gje edhe me fëmijët e mi, që edhe ata të bëhen dhe të mbeten frashërllinj. Unë dhe gruaja ime Marika Loni Dhima nga Fieri, kështu i rritëm fëmijët tanë, djalin Ermalin, vajzën Edita dhe po kontribojmë në edukimin e fëmijëve të saj Henrin dhe Esterin. Por njeriu nuk mund t'i përkushtohet dhe të kryejë i vetëm as punë të vogla dhe jo më të mëdha. Prandaj unë e ndjej se duhet të falenderoj gruan time Marikën dhe fëmijët e mij Ermalin dhe Editën, që tërë jetën më kanë ndihmuar dhe qëndruar pranë.

rilindjes kombëtare shqiptare. Komuna ka hartuar ndër vite disa programe e projekte, që deri më sot nuk kanë marrë përgjigje nga institucionet shtetërore përkatëse.

Tani, meqë në Frashër dhe fshatrat e tjera të Dangëllisë na shumë pak banorë, programohet të shkrihet Komuna e Frashërit, Komuna FRASHËRI që duhet të ruhet si monument historik, sepse është Komunë shqiptare qysh nga koha e Perandorisë Osmane në shekullin e 19-të. Ti harrohet emri i Frashërit e së toku me të edhe i Vëllezërve Frashëri dhe mësimet e tyre për Shqipërinë, duan disa, nga arradha e atishqiptarëve. Këtë deshën edhe andartët grekë me 6 maj 1914 kur dogjën shtëpitë në Frashër. Dhe kjo nuk është vetëm tronditëse, është vrasja e atdheut! Por jam i bindur se nga institucionet shtetërore përkatëse problemi po trajtohet përcipët, pa u thelluar në pasojat.

Ka zgjidhje problemi: Komuna e Frashërit nuk mund të mbetet kështu siç është. Ajo duhet të bashkohet me komuna të tjera fqinjë. Edhe qendra e komunës le të vendoset në një fshat që ndodhet buzë rrugëve automobilistike për të lehtësuar edhe nevojat e banorëve, por nuk është e thënë që të ndërrohet emëri i saj, le të mbetet emërtimi KOMUNA FRASHËR dhe besoni, nuk është një formalitet. Kombet që ruajnë historinë jetojnë në jetë të jetëve!

Prof. Dr. Alfred Frashëri

*Botuar në Gazetën Dita, më 30 Tetor 2013 dhe në Gazetën Telegraf, më 7 Nëntor 2013*

REPUBLIKA E SHQIPËRISË
KOMUNA E FRASHËRIT

Komuna e Frashërit dhe kryepleqtë e të gjitha fshatrave të Dangëllisë, të mbështetur nga një grup intelektualësh, u drejtuan krerëve të Shtetit Shqiptar me letrën e më poshtëme:

Zotit Bujar NISHANI
President i Republikēs sē Shqipērisē

Zotit Ilir META
Kryetar i Kuvendit tē Republikēs sē Shqipērisē

Zotit Edi RAMA
Kyeministēr i Republikēs sē Shqipērisē

## HISTORIA E KOMBIT SHQIPTAR NUK E PRANON SHKRIRJEN E KOMUNĒS SĒ FRASHĒRIT

Reforma pēr pushtetin vendor dhe ndarjen e re administrative – territoriale tē vendit, qē po ndērmerr Qeveria, ēshtē e drejtē. Si edhe nē vendet e tjera, ashtu edhe nē Shqipēri, janē bērē ndēr vite ndryshimet e nevojshme, qē lidhen me ndryshimet demografike dhe ekonomike tē vendit. Por nē ditēt tona, ndarja e re administrative nuk mund tē bēhet dhe nuk duhet tē bēhet vetēm mbi bazēn e disa numrave, tē fshihen nga harta administrative e vendit komuna ekzistuese dhe tē krijohen komuna tē reja vetēm me njē tē rēnē tē lapsit. Komunat kanē historikun e tyre, ato janē dēshmi e historisē sē Shqipērisē dhe ky argument, qē vjen nga historia, duhet dhe i detyron institucionet e ngarkuara me hartimin dhe zbatimin e kēsaj reforme tē mendohen mirē, nēse duhet tē ekzistojē apo tē mos ekzistojē kjo apo ajo komunē. Sipas njoftimeve tē gazetēs Shqiptarja.com ēshtē planifikuar tē fshihet nga harta edhe Komuna e Frashērit(!!!).Ēshtē e vērtetē qē Komuna e Frashērit, e pērbērē nga 12 fshatra: Frashēri, Gostivishti, Miçani. Surropulli, Zavalani, Kreshova, Kostreci, Selenica, Gostomicka, Koblara, Ogren, Vërçisht, me gjithsej 8 kryepleqēsi, ka 801 banorē (nē zgjedhjet e fundit pēr kryetar komune kishte 331 votues), por e vērteta e madhe historike ēshtē se Frashēri ka bērē Shqipēri.

Frashēri ēshtē vendlindja e vēllezērve Frashēri, Abdylit, Naimit dhe Sami Frashērit, e doktrinerve tē mēdhenj tē Shqipērisē, ēshtē lapidari i lartē i kombit dhe lapidarēt nuk shkatērrohen, se shkatērrohet historia.

Luftētari dhe shkrimtari Mihal Grameno, mē 1907, siç edhe dihet, ka shkruar:

*Si ty o Vithlehem e Mek' e Arabis,*
*Ku janē lindur Muhamet e Krishti i Krishteris*
*Pēr mua ēshtē Frashēri vend i Perēndis,*
*Tek ēshtē lindur Naim Beu Zemēr e Shqipērisē!*

Frashëri është të paktën i shekullit të XV-të dhe në fundin e viteve '30-të të shekullit të XIX-të në Frashër ishte vendosur një Mydir dhe një Kadi, qeveritarë për gjithë nahijen e Dangëllisë.

Më 6 maj 1914, bandat e andartëve grekë dogjën 318 shtëpitë e Frashërit dhe lanë pa strehë 1120 banorë, duke shfryrë tërë urrejtjen e tyre mbi këtë vatër të atdhedashurisë, mbi këtë fshat që lindi pishtarët e atdhedashurisë, dritës, kulturës, arsimit dhe lirisë së Shqipërisë. Por Frashëri përsëri u ribë. Më 1923 krahina e Frashërit kishte 21 fshatra me 568 shtëpi dhe vetë Frashëri kishte 42 shtëpi me 276 banorë, ndërsa mbas çlirimit, më 1985, Frashëri si kryeqendër e Dangëllisë kishte 592 banorë dhe ishte me shkollë tetëvjeçare, me shkollë të mesme bujqësore, me spital e maternitet, me farmaci, dyqane, me Shtëpinë Muze "Vëllezrit Frashëri".

Shkolla shqipe në Frashër u hap më 12 tetor 1908, por shqipja mësohej shumë më parë, qysh në shekullin e XVIII-të. Porosia e Halit Frashërit, babait të vëllezërve Frashëri, për shkollimin e fëmijëve si domosdoshëmëri për të bërë Shqipërinë, u përvehtësua më mirë se kudo nga frashërllinjtë dhe kjo solli dhe bëri dukurinë unikale të Frashërit, e njohur si "Dukuria e Frashërit", jo vetëm në Shqipëri por edhe në vendet e tjera të Ballkanit. Ne nuk dimë ndonjë vend tjetër, që nga një fshat, të kenë dalë 4 akademikë, 15 profesorë, 35 doktorë shkencash, mësues, inxhinierë, mjekë, artistë e sportistë siç kanë dalë nga Frashëri. Kontributi i Frashërllinjve është vlerësuar nga shteti dhe shoqëria dhe, për këtë mjafton të themi se, vetëm në Tiranë, 6 rrugë mbajnë emrat e Abdylit, Naimit, Samiut, Mit'hatit, Mehdiut dhe Eshref Frashrit.

Në vitet e tranzicionit, për arsye jo të pakta, erdhi edhe zbrazja e Frashërit, si edhe e fshatrave të Dangëllisë. Ndesh me këtë largim, ndër të tjera, vijnë edhe veprimtari atdhetare, shkencore dhe kulturore, të organizuara çdo vit nga Komuna e Frashërit, më 25 maj, në Ditën e Naimit, në bashkëpunim me Qendrën Kulturore të Përmetit, me Shoqatën Atdhetare Kulturore "Përmeti", me Shoqatën "Dangëllia" dhe Shoqatën Atdhetare Kulturore Mbarëkombëtare "Vëllezërit Frashëri", veprimtari që kanë si fillim vitin 2004 dhe që janë zhvilluar rregullisht deri me sot, edhe me pjesëmarrjen e studiuesve dhe shkencëtarve nga Shqipëria dhe Kosova, veprimtari që tashmë kanë hyrë në histori me emërin "Kuvendet e Frashërit".

**Frashërin nuk e zhbënë as luftërat dhe as masakrat e pushtuesve, ndaj nuk ka asnjë llogjikë t'a zhbëjë liria dhe demokracia. Frashëri i Vëllezërve Frashëri dhe i shumë ngjarjeve dhe figurave me kontribute të veçanta për lirinë e atdheut, Frashëri i bukurive natyrore, pranë të cilit lartësohet Parku Kombtar "Bredhi i Hotovës", një nga parqet më të bukura të Ballkanit, Frashëri, selia e Kuvendeve Shqiptare Ndrëkrahinore të Vilajetit të Janinës, në pragun dhe gjatë Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, është një monument i madh historik, kulturor dhe turistik i Shqipërisë. Frashëri i ka dhënë shumë dhe e ka nderuar Shqipërinë, ndaj edhe sot Shqipëria duhet ta vlerësojë dhe lartësojë Frashërin e Vëllezërve Frashëri, Frashërin si kryeqendër të Dangëllisë së rrethit të Përmetit.**

Komuna e Frashërit, në kërkesën që i ka dërguar Kuvendit të Shqipërisë, propozoi që 12 fshatrave të Komunës së sotme të Frashërit, është mirë t'u bashkangjiten edhe 6 fshatra të Kolonjës: Shijani, Vitishti, Piskali, Gaduçi, Mbreshtani e Dërmari, 3 fshatra të Skraparit: Qeshibesh, Kakos e Stërnec, si edhe 4 fshatra të Cerjes së Përmetit: Borocka, Kosova, Hotova, Lupcka, duke e

bērē kēshtu me 25 fshatra Komunēn e Frashērit, bējmē tē mundur mbijetesēn e kēsaj Komune.

Jemi tē mendimit se historia e shqiptarēve dhe e Shqipērisē nuk e pranon shkrirjen e Komunēs sē Frashērit.

Letra është firmosur dhe vulosur nga Komunarët e Frashërit dhe tetë kryetarët e fshatrave të Komunës: Vangjel Prifti, Julian Aliu, Armand Myftaraj, Klodian Myftaraj,Kasem Zyberi, Faslli Aliko, Manol Nakuçi, Faslli Canka, Gramos Aliu, Avdulla Zenuni, si edhe mbështetur nga një grup intelektualësh: Dritëro Agolli, Kastriot Bezati, Alfred Frashëri, Pëllumb Xhufi, Xhevahir Spahiu, Stilian Adhami, Myslim Islam, Emin Riza, Gëzim Voda, Xhemal Dauti, Bardhyl Londo, Xhemal Dauti, Bardhyl Londo, Orhan Frashëri, Tomor Kotorri, Xhemil Frashëri, Lauant Bica, Neki Frashëri, Nuri Dragoi, Albert Frashëri, Floran Vila.

Tiranë, më 21 shkurt 2014



Dritëroi po firmos letrën Presidentit, Kryetarit të Parlamentit dhe Kryeministrit të Shqipërisë për ruajtjen e Komunës së Frashërit, 22 shkurt 2014.

## KUVENDE SHKENCORE - KULTURORE NË DITËN E NAIMIT NË FRASHËR,

### TË ORGANIZUAR NGA KOMUNA FRASHËR ÇDO VIT, MË 25 MAJ 2004 DERI 2013, NË BASHKËPUNIM ME SHOQATA ATDHETARE KULTURORE TË PËRMETIT, INSTITUCIONE TË NDRYSHME SHTETËRORE, STUDIUES DHE NXËNËS NGA SHQIPËRIA DHE KOSOVA

**Në postera:**

**ABDYLI NË BALLË TË LUFTËS PËR PAVARËSI**





Piktura e Kuvendit te Prizrenit sipas GOOGLE













Referojnë: Laurant BICI
**2011**

Albert FRASHËRI
**2011**

## 2010






Tomor KOTORRI, Kryetar i Komunës Frashër, drejton Seancën e Kuvendit Shkencor në FRASHËR

**2010**

**2009**






Diskuton poeti Xhevahir SPAHIU

**2008**

**2007**



**2006**



**2005**



**Referon Kastriot BEZATI**

**2004**

## VIZITA NË MUZE, VEPRIMTARI KULTURORE DHE TAKIME MIQSH

Grupi polifonik i
Qendrës Kulturore
Përmet





Nxënës nga Komuna Rahovec- Kosovë duke recituar



Pjesëmarrës  në Kuvendet Shkencore: Genc Pollo, Arta Dade,Neritan Ceka,  Orhan Frashëri, etj., 2009




Nxënës nga Komuna Rahovec- Kosovë vizitojnë  Shtëpinë Muze



Ermal, Sali, Alfred dhe Neki Frashëri, si edhe Ali None (në mes) (2003(



Vëllezërit Sali, Alfred dhe Neki Frashëri gjatë vizitës në Shtëpinë Muze të Abdylit, Naimit dhe Samiut (2003)



Tomor Kotorri, Kryetari i Komunës Frashër,së bashku me veteranin Orhan Frashëri (Nderi i Frashërit) dhe Z. Giovani Rogante (Nderi i Frashërit), Frashër 25 maj 2009,



Poeti Xhevahir Spahiu, midis pjesëmarrësve



Këshilli i Komunës Frashër



Komuna Frashër nderoi Alfred Frashërin me titullin “NDERI I FRASHËRIT



Tomor Kotorri, Alfred Frashëri, Marika Frashëri, Kastriot Bezati





Pjesëmarrë në Kuvendet Shkencore në Frashër




Pjesëmarrë në Kuvendet Shkencore në Frashër



Banketi që Komuna Frashër dha pas Kuvendit



Në Teqenë historike të Frashërit

**Mes miqsh, që punojnë për Frashërin dhe nderojnë vehten**




Dritëro Agolli me Kastriot Bezatin dhe Alfred Frashërin





Xhemil Frashëri, Xhevahir Spahiu me Kastriot Bezatin dhe Alfred Frashërin



Albert Frashëri, Kastriot Bezati,
Alfred Frashëri, Orhan Frashëri,
Gëzim Frashëri.



Kastriot dhe Vjosa Bezati dhe
Alfred dhe Marika Frashëri



Xhemal Dauti, Alfred Frashëri, Muharrem Frashëri, Kastriot Bezati, Neki Frashëri, Ibrahim Toshkëzi, Rushan Liço, Mit'hat Sanxhaku, (nga e majta në të djathtë),



Kastriot Bezati, Alfred Frashëri, Myftar Tare, Xhemil Frashëri, (nga e majta në të djathtë)

# RRUGËT ME EMRAT E FRASHËRLLINJVE NË TIRANË




Rrugët Abdyl Frashëri, Sami Frashëri dhe Mehdi Frashëri në Tiranën e e Re.




Rruga Naim Frashëri




Rrugët Eshref Frashëri dhe Andon Frashëri në Laprakë, Tiranë






Rruga Abdyl Frashëri, Tiranë



Rruga Sami Frashëri, Tiranë



Gjimnazi Sami Frashëri, Tiranë

## FSHATI GRËMSH NË KRAHINËN E TOMORRICËS

Të parët e vëllezërve Frashëri dhe të shumë frashërllinjve të tjerë janë nga Grëmshi i Tomorricës. Fshati Grëmsh ndodhet në Krahinën e Tomorricës, që është pjesë e Rrethit të Skraparit, në pjesën veriore të Krahinës Malore Jugore të Shqipërisë. Ajo shtrihet në lindje të maleve Tomorr e Kulmakë, përgjatë luginës së Lumit Tomorrica, që është degë e majtë e lumit Devoll, duke i dhënë edhe emrin krahinës. Në lindje kufizohet me trevën e Voskopojës dhe malësitë e Oparit, në jugë të Tomorricës shtrihet krahina e Dangëllisë, në perëndim treva e Skraparit dhe në veri ndodhen kodrat e Sulovës në trevën e Gramshit. Kufijtë e krahinës nga ana administrative kanë ndryshuar shumë në rrjedhën e viteve meqë kanë karakter etnohistorik. Tomorrica, siç shkruante Sami Frashëri ka qënë kaza (nënprefekturë-rreth) (Kamüs Ül Ă'lăm). Deri në vitin 1912, kur u ngrit flamuri në Vlorë, ka qenë Kaza më vete, e ndarë nga Skrapari, me të cilin sot formojnë një rreth të përbashkët.

Sipas kujtimeve të Gjon Muzakës, para 500 vjetëve, Tomorrica përbëhej prej 80 fshatrave e përfshinte në juridiksionin e saj luginën e lumit Devoll me të gjitha fshatrat në të dy krahët e tij, deri në Maliq të Korçës (Llane E. 2011).

Malit të Tomorrit, me Çukën Tomorri 2416 m e lartë, i madhi Naim i thurri vargjet:

*Dua të dal majë malit, të shoh gjithë Arbërinë,*
*Vëllezërit shqiptarë, që venë në pun' e vijnë,*
*burrat trima me besë dhe shpirtmir' e punëtorë*
…………………
*Ti, perëndi e ligjërisë, që rri në mal të Tomorit,*
*Unju posht' e më ndih pakë, o motra im' e të gjorit!*

Në jug të tij lartësohet Mali Kulmakës 2.173 m i lartë. Midis tyre ndodhet Qafa e Kulmakës. Midis Malit të Kulmakës ndodhët Qafa e Dëvrisë, nëpërmjet të cilës Tomorrica lidhet me Çorovodën. Në lindje të Tomorricës lartësohet Mali i Ostrovicës 2.383 m i lartë, i cili e ndan Tomorricën nga krahina e Voskopojës dhe Korçës. Në veri lindje ndodhet Mali i Koshnicës 1.730 m i lartë, ku ndodhet edhe qafa e mirënjohur e Gjarpërit. Dhe midis këtyre maleve të lartë rrjedh Lumi i Tomorricës me luginën e bukur, në të dy shpatet e të cilës janë ndërtuar fshatra të bukur, ku kanë jetuar e rrojnë njërëz fisnikë e patriotë, trima luftëtarë, të mënçur, punëtorë dhe mikpritës.

Në ditët tona, fshatrat e Tomorricës Barçi 1, Barçi 2, Floqi, Gradeci, Grëmshi, Gjerbësi, Gjergovica, Kuçi, Melova, Rehova, Straficka, Ujaniku, Vishanji dhe Zaloshnja bëjnë pjesë në Komunën e Gjerbësit.

Fshati Grëmsh ka qënë qendër e rëndësishme e Tomorricës dhe Skraparit në shek. XIII-XIV. Ai është i vendosur në të dy shpatet e përroit të Gjorgovicës, që

është degë e Lumit të Tomorricës dhe shtrihet në lartësinë 875 m mbi nivelin e detit. Gremshi gjendet 23 km në lindje të Çorovodës, qendrës së Skraparit. Fshatra të tjerë në veri të Tomorricës, si Romas, Tërova etj, bëjnë pjësë në Komunën e Zhepës. Fshatrat në jug, si Leshnje, Krushovë, Kapinovë etj. i përkasin Komunës së Leshnjes.

Krahina e Skraparit ndërtohet nga struktura gjeologjike me bërthama gëlqerorësh të cilat lartësohen në malet e krahinës. Në të dy anët e strukturave shtrihet formacioni flishor ranoro-argjior–merglor, me shtresa të rrudhosura, të cilat i nënshtrohen me lehtësi erozionit të fuqishëm duke krijuar përrenj dhe rrëpira të ndryshme. Ky ndërtim gjeologjik ka kushtëzuar edhe një gjeomorfologji të relievit të tokës me një pamje fantastike e bukuri të rrallë, me male të lartë, lugina të gjera, shpate malore me pjerrësi nga pothujse vertikale deri në të butë dhe kodra të veshura me pyje, bimësi dhe kullota. Është i mirënjohur Parku Kombëtar i Tomorrit, me 4.000 hektarë pyje dhe kullota. Lumi Osumit ka krijuar edhe kanione shumë të thellë. Gjatësia e kanioneve të Osumit, që fillojnë në Hambull dhe arrijnë deri në Çorovodë, është rreth 15 km, me shpate vertikale, të cilët kanë gjerësi tre metra në shtratin e lumit. Kanion i madh është edhe ai i Gradecit në Tomorricë, me gjatësi 4 km, thellësi deri 400 m, me shpate vertikale dhe gjerësi në shtratin e lumit vetëm 1.5m. Veprimtaria karstike në gëlqerorë ka krijuar edhe shpella të ndryshme si ajo e Zaloshnjës, Gropës së Cicijkavë, shpella e Ariut dhe e Pirogoshit. Luginat e lumenjve Osum dhe Tomorricë, si edhe qafat malore, si ajo e Dëvrisë dhe Kulmakut në jug-perëndim të krahinës, Qafa e Dardhës në veri-perëndim dhe Qafa e Gjarpërit në Malin e Koshnicës në veri-lindje të krahinës, kanë qënë rrugët që lidhin Tomorricën me krahinat fqinjë, si edhe për kalimin nga Ultësira fushore Pranadriatike drejt Zonës Malore Lindore të Shqipërsië e më në lindje.

**Duke hedhur një vështrim në histori**

Tomorrica është një krahinë malore e thellë, me gjithë këtë, kushtet natyrore e kanë bërë atë të përshtatshme për banim dhe jetesë qysh në lashtësi. Gjetjet më të lashta i përkasin kulturave neolitike, duke filluar nga mijëvjeçari i VI-të p-e-r dhe më pas deri të neolitit të vonë, çka vërtetohet nga gjetjet e objekteve të qeramikës së trashë, më të hershmet me ngjyrë gri në të zezë e me forma të thejshta dhe më vonë edhe me ngjyra të çelta okër apo te verdha, rrallë të kuqërremta. Janë gjetur edhe objekte të epokës së bronxit dhe të hekurit. Zbulimet arkeologjike janë përqëndruar edhe në shpella, të cilat kanë shërbyer si vedbanime të lashta, siç është ajo e Radeshit, ku janë gjetur mbeturina veglash pune guri e kocke, si edhe objekte qeramike. Midis disa qendrave të kulturës ilire në krahinën e Tomorricës, vendbanimi prehistorik i Vlushës ka rëndësi që del jashtë kornizës së krahinës sepse janë të rëndësishëm në plan kombëtar për njohjen e prehistorisë së popullit shqiptar. Në fshatin Leshnje, rreth 4 km në veri perëndim të Vlushës , gjetjet arkeologjike u përkasin

shekujve XIII-X p.e.r. Objektet prej qeramike te gjetura aty ngjajnë edhe me objektet nga qendrat e tjera arkeologjike të Shqipërisë Jug-Lindore. Në Leshnje janë gjetur edhe objekte të epokës së hekurit, rreth viteve 450 p.e.r. Këto gjetje janë kryesisht vegla pune dhe ornamente të ndryshme. Gjetjet arkeolgjike në vendbanimin e fortifikuar të Gores në fshatin Potom i përkasin shekujve IV-II p.e.r. Zhvillim të tillë ka patur edhe qyteza antike e Tërrovës. Vendbanim i fortifikuar është Kalaja e Gradecit në Tomorricë, që i përket shekullit VII – VI p.e.r. është më e vjetra ndërmjet kalave të tjera në Skrapar. Studimet dhe gëmimet arkeologjike kanë kanë argumentuar vazhdimësinë e banimit dhe një jetë sedentare, që lindi me zhvillimin e bujqësisë dhe blegtorisë në Skraparin dhe Tomorricën e lashtësisë. Krahina që përfaqësoi edhe periudhën e lulëzimit më të madh të jetës qytetare ilire të fisit të desaretëve, ndër shekuj është zhvilluar më tej deri në ditët tona.

Në mesjetë, qysh në vitet e para të shekullit të XV-të edhe Tomorica ra nën pushtimin osman. Në Mufassal Defter e vitit 1431 shkruhet "Vilajeti Tomorricë 404 [244]245 Timar-Andriva. Fshati Leshkovë, sipas tohvilit të Çoban Shahinit hane 19. Fshati Japovë (Zhepa e sotme), sipas tohvilit të Aliut hane 9, bine 1, gjithsej fshatra 2, ha. Ali beu kur ishte Sanxhakbej na ka dhënë dy të krishterë dhe tash u vendos ti kthehet e ti jepet këij të lartpërmëndurit Andrije, regjistruar në datën nga mesi i muajit Ramazan viti 841 në Edrene" (Fejzo M, Cirongu Xh., 2009, faqe 9, 10). Në këtë regjistër emërtohen edhe 30 fshatra të Tomorricës: Kolkovicë (Gjogovicë), Mirlovë (Mëlovë), Filok (Floq), Rahovë (Rehovë) Treblë (Zerniksi (……), Armeni (Ermeni), Volekesh (…….), Vicani (Vishanj), Romas, Gerbes (Gjerbës), Kirava (Greva), Jaloine (Zaloshnje), Kradic (Gradec), Tunkos (Dunckë), Frate (Bratilë), Novani (……), Bursan (Broshkë), Popovishte (Posnovisht ??), Cirtato(Corrotat), Cirnic (Cerricë), Tirnova (Tërnova), Kerpicë (Kërpicë), Barçi, Istrakovicë (Drashovicë), Dobratini (Dobrenj), Gazan (Grazhdan), Kruzezi (Gurazez) Burani ( Burranj), Leshkovë (Leskovë), Japovë (Zhepë).

Sami Frashëri, në "Kamûs ül-Ă-lâm" (vëll. III, 1889-1898, faqe 1729, "Diksioner historik" botur nga Sami Frashëri, 1889-1898, Vepra 3, Botim Prishtinë, 2004, faqe 266) shkruan: "*Tomorrica: kaza e varur nga Sanxhaku i Beratit, Vilajeti i Janinës, e cila është quajtur kështu nga emri i malit të veçuar, Tomorr. Kazaj përbëhet nga 43 fshatra dhe në qëndër ka një han dhe dy dyqanë. Shumica e popullsisë , me që toka është malore dhe jo prodhuese, punojnë në Stamboll si goditës kalldrëmesh dhe brënda vilajetit merren me punë si xhandarë e me shërbime të tjera. I famshmi Qyprili Mehmet Pasha ka qënë nga kjo kaza. Ai ishte vezir nga më të shquarit e Perandorisë Osmane me prejardhje shqiptare, që arriti në postin e sandrizemit (kryeministit). Vdiq në vitin 1658 në moshën 80 vj*eç". Skrapari në shekullin e XV-të u përfshi nga kryengritje kundër administratës turke. Prandaj Kazaja e Tomorricës

përmendet në dokumentat turke të asaj kohe si kaza me kufi ose fshat i braktisur, meqë të njëzet fshatrat e saj nuk paguanin asnjë detyrim.

Në mesjetë, Muzakajt zotëronin edhe trevën e Tomorricës. Me pushtimin osman, zotërimi i Muzakajve filloi të bjerë. Më 1417, me rënien e Beratit, Teodor Muzaka u kthye në vasal të sulltanit dhe pasardhësit e tij mbajtën një minimum të principatës së dikurshme. Pas rënies së Shkodrës, më 1478, Gjon Muzaka, i fundi i Muzakajve e la vendin dhe u vendos në Mbretërinë e Napolit. Në librin e tij "I Musachi di Berat", 1510, fq. 74, ai shkruan "Andrea Muzaka mbante titullin despot dhe qyteti i Beligradit (Beratit) është kryeqyteti i Muzakisë (Muzeqesë) me të gjithë Muzakinë. Kufiri i kësaj krahine fillon nga fshati Karakua (Kavaja e sotme) kalonte nëpër fshatin Xhiosit (Muriqani i sotëm) dhe nga ky tek ai i Bastit (Bishqëmi i sotëm), në krahinën e Selenicës, zona që përfshinte pjesën midis Ballshit dhe Vlorës, deri në breg të detit, ku gjenden shumë fshatra, krahina e Tomoricës, Skraparit, krahina e Devollit të madh (zonë në lindje të Korçës), qytetin e Kosturit dhe ngulini mirë sytë, aty është qyteti i quajtur Voskop, Voskopoja", (fq.76). Në kushtet e rregjimit feudalo-ushtarak otoman, Muzakajt i humbën gradaulisht zotërimet e tyre. Ato i humbën edhe nga rivaliteti i bujarëve shqiptarë. Dalëngadalë, gjatë shekullit të XV-të, zhduket fshatari i lirë edhe në kazanë e Skraparit e të Tomorricës. Në rregjistrat e kazave u rregjistruan edhe barinjtë shtegtarë. Spahinjtë forcuan polita e tyre duke rritur edhe rentat feudale. Kështu, deri nga fundi i shekulit të XVI Tomorrica ishte timar i feudalit të parë të saj, Hamza bej Grëmshi (Bejko ?), stërgjyshit të vëllezërve frashërjotë.

Shekujt që rrodhën nga ajo kohë e deri në ditët tona është periudha e luftrave për liri e pavarësi, e përparimit ekonmik dhe social të krahinës dhe e zbrazjes së fshatrave në dy dekada e fundit, si kudo në Shqipëri. Dhe kjo është e dhëmbshme!

Mehmet Zaloshnja përfaqësoi Tomorricën në mbledhjen e Frashërit në vitin 1879 për Lidhjen Shqiptare të Prizrenit, Po ky Mehmet Zaloshnja hapi shkollën e parë shqipe në Zaloshnje në vitin 1905 dhe ishte mësuesi i saj. Djali i tij Hysen Zaloshnja morri pjesë në Kongresin e Lushnjes në vitin 1920 dhe në Luftën Nacianal Çlirimtare. E kështu, brez pas brezi, burrat dhe djemtë, gratë dhe vajzat e Tomorricës kanë qënë luftëtarët për liri e përparim. Në krye të 190 vullnetarëve nga Tomorrica shkoi në luftën e Vlorës Servet Zaloshnja. Janë me qindra tomorricarë të rrjeshtuar në brigadat partizane në luftën kundër murtajës nazi-fashiste. Dyqind e pesëdhjetë e gjashtë partizanë e partizane kishte vetëm Batalioni territorial i Tomorricës (Fejzo M, Cirongu Xh., 2009). Dhe populli thurri këngë, midis tyre edhe për 26 partizanët që ranë për liri më 6 qershor 1944:

*Qafë e Gjarprit, Gur i Prerë*
*U ndez lufta me furi,*

*Na vrave djemtë e mjerë*
*Karadakun me Myslimë*
*Dhe Jonuzin djalë të ri*
*Edhe shumë djemë të tjerë*
*Që dhanë jetën për liri"*

Tomorricarët punëtorë dhe mësimdashës përparuan krahinën dhe vehten, e shtrinë kontributin në të githë vendin. Me dhjetra janë mësues, mjekë, inxhinjerë, agronomë e veterinerë, shkrimtarë e artistë, punëtorë e bujq të kualifikuar, shkencëtarë.

**Grëmshi, vënd-origjina e vëllezërve Frashëri**

Grëmshi, ishte një qytezë me 400 shtëpi, 18 dyqane dhe me një xhami me 24 dhoma, e dyta në Ballkan për nga madhësia në periudhën 1570 deri 1700 (Fejzo M, Cirongu Xh., 2009).

Mit'hat Fejzo dhe Xhevahir Cirongu në librin e tyre "Tomorrica zemra jonë" shkruajnë: "Burrat e këtij fshati si Hamza Bejko, Muço Beqiri, Mustafa Osmani, të tre nga fshati Grëmsh, organizuan dhe drejtuan një kryengritje të armatosur në vitet 1760-1570 kundër osmanëve dhe të kazasë së Beratit. Sulltan Murati i Turqisë, dërgoj një ushtëri të madhe rreth 10.000 ushtarë, katër pashallarë për të shtypur kryengritjen" (faqe 22).

Nga Grëmshi, në periudha të ndryshme kanë dalë burra të shquar, jo vetëm si udhëheqës ushtarakë të kryengritjeve të popullit kundër osmaneve, por edhe figura të shquara si arkitektë, poetë dhe mendimtarë, etj. "Pra duhet t'ë besoj, shkruan Dhimitër Shuteriqi, se krahina e Tomorricës ka marrë pjesë në të gjitha kryengritjet për liri e pavarësi, këngët që përjetojnë përpjekjet e pashuara të popullit shqiptar nën kryesinë e forcave të Lidhjes, ruajnë të freskët edhe pjesëmarrjen e popullit të Tomorricës". Në vargjet e një kënge thuhet: "Hyseni me Kahreman në këmbë e ngriten Kazanë". Kahremani ishte nga Grëmshi. Avdyl Beu (Frashëri), kur erdhi në Frashër, duke u nisur nga influenca që kishte në popull dhe lidhjet e gjakut që kishte me të dhe me fshatin e tij, e ftoi për një takim, i cili u realizua në lagjen e Hysebellinjve, në fshatin Potom (Llane E. 2011).

Midis njerëzve të shquar dallon Mimar Kasemi, i njohur në Shqipëri me emrin Arkitekt Kasemi, lindur rreth vitit 1570 në fshatin Grëmsh (Llane E. 2011), Ai, gjatë çerekut të dytë të shek. XVII-të, kreu detyrën e Kryearkitektit të Perandorisë Osmane. Në Grëmsh, ai ndërtoi banja publike (hamame), xhaminë dhe mensën e të vobektëve si dhe dy çezma. Në Berat ndërtoi 7 çezma dhe ujësjellësin e qytetit. Në periferi të qytetit të Çorovodës ndodhet Ura e Kasabashit që përdoret edhe sot për të kaluar Lumin Osum.

Komunisti internacionalist dhe personaliteti i shquar Antonio Gramshi, mendohet se origjinën e ka po nga Grëmshi i Tomorricës. Antonio Gramshi në

letra nga burgu i Turit, 12 tetor 1931,faqe 161-165 në polemikë me motrën e gruas së tij, Tatjanën midis të tjerave shkruan: “Vetë unë nuk kam asnjë racë; im atë është me orgjinë shqiptare të vonshme, familja iku nga Epiri pas ose gjatë luftës se vitit 1821”. Simbas Antonios familja e tij është nga Epiri, d.m.th., nga Shqipëria e Jugut. Familja e Antonios e ka ruajtur për mbiemër, emrin e fshatit Grëmsh.

Zylyftar Hoxha (2011) në artikullin e tij Tomorrica shkruan: “Grëmshi mori tatëpjetën në kohën e shthurjes së spahillëkut, ku një pjesë e bejlerëve humbën pronat e tyre, sidomos në territorin grek ku kishte filluar revolucioni dhe lufta për shkëputje nga Turqia”.

Sami Frashëri në “Kamûs ül-Ă-lâm” (faqe 3352 ose në Frashëri S. Shqipëria dhe shqiptarët. Përkthyer nga Zyber Hasan Bakiu, Botuesi DAJTI 2000, Tiranë, 2002) shkruan “Bejlerët e Frashërit kanë prejardhjen nga Kazaja e Tomorricës, por nga nevoja u shpërngulën së andejmi në fshatin Stanimaka, që u ishte dhënë malikane, duke u detyruar të qëndronin aty. Në kohën kur Qypryli Mehmet Pasha ishte kryeministër (1655-1661) si bashkatdhetari i tyre që ishte, i lejoi të ktheheshin në Shqipëri dhe të ndërronin Stanimakën me fshatin Frashër, që atëhere ish me popullsi të krishtere, si edhe me disa fshatrat në Myzeqe. Bejlerët e Frashërit rrjedhin nga një i quajtur Ajaz Bej”.

Lumo Skendo (Mit’hat Frashëri) në librin e tij për Naim Bej Frashërin, 1901 botuar në Sofje shkruan: “Më 1570 Hamza Beu, i pari i Tomorricës desh të shtojë urdhrin e tij, e të marrë mpronje Skraparë, Oparë, Verçën, etj; po qeveri e Turqisë që si pëlqenin punët e këtij zotërie, e rrethoj në Berat, dhe Hamza Beu, si ju sosnë çdo gjë desh të dilte i veshur si grua; po u njoh dhe u zu i gjallë; mi këtë me gjithë fëmijë u dërgua në Stanimarkë, ku ndenjnë 70 vjet; Më 1650, në kohë të Mehmet Pashë Qypryliut u fal Ajaz beu, i nip i Hamzajt dhe ju dha për mpronjë Frashëri, Mërtinja, Topojani dhe në Vlorë Kudhësi, Armenja dhe ca fshatra në Myzeqe, po Ajazi pëlqeu Frashërin për të ndenjur, se është vend i fortë. Kur erdhi Ajazi në Frashër, atje gjeti fëmijë parësije: Aliçkasit, Cerasit, Bregasit, dhe Bakiasit. Nga Aliçkasit më pastaj ca shtëpi van e bën Orgockën e Butkën; Bregasit bënë Goroshanin dhe Lushnjën, ca nga të Bakasit van’në Koblarë”.

Fan Noli, duke bazuar në lidhjet historike Tomorr-Tomorricë-Skrapar-Grëmsh dhe Frashër përdor pseudonimin Bilbil Rushit Grëmshi. Emri “Bilbil” është sinonim i Naim Frashërit, kurse mbiemri Grëmshi është emëri i fshati ku kishin rrënjët Naimi.

Zylyftar Hoxha (2011) në artikullin e tij Tomorrica shkruan: “Në Tomorricë, për shkak të dendësisë së popullsisë, ku ngriheshin 500 luftëtarë njëherësh, dhe grumbullimit në të, të shtresave të të pasurve, ka patur edhe përplasje të fuqishme me Portën e Lartë, sidomos në kohën e timareve. Këto përplasje nuk kanë qenë thjesht kapriço historike, por kryengritje të mëdha, si ajo e vitit

1570, e udhëhequr nga i pari i Tomorricës, Hamza beu nga Grëmshi, i cili synonte të vintë nën sundim Skraparin, Oparinj dhe Vërçën, por pas disa vitesh përpjekjesh, rrethohet në Berat dhe syrgjynoset në Ederne".

**FSHATI GRËMSH NË KRAHINËN E TOMORRICË**




Harta topografie e krahinave Dangëlli -Kolonjë-Voskopojë-Tomorricë-Skrapar .




Krahina e Tomorricës në imazhin satelitor




Imazhe satelitore të Përroi i Gjergovicës dhe fashati Grëmsh në luginën e tij




Imazh satelitor i Përroi i Gjergovicës dhe fashati Grëmsh në luginën e tij




Foto ajrore: Tomorrica (2)



Maja Partizani, më e larta e tij 2.416 m (3)





Mali Ostrovicës (1)



Maja e Malit Kulmakë parë nga Tomorri (1)



T omorrica afër Gjerbësit(1)





Lumi i Tomorricës (1)



Shpati Lumit Tomorrica i erroduar (1)



Ujëvarrë në përrua (3)



Guri i prerë, i Gradecit (4)



Ujëvarra e Sotirës (3)



Ura e Kasabashit (Shek. XVI) (3)



Kanioni i Osumit dhe ujëvara në shpain e tij (3)



Katarakt në kanionet e Osumit (3)





Parku Kombëtar i Tomorrit (1), (3)




Vendet e Shenjta Bektashiane  në Malin e Tomorrit (3)



Tomorri, (postuar në facebook nga Tomor Kotorri)

**Referencat:**

(1). Alfred Frashëri

(2) Neki Frashëri

(3) Albumi i sipas GOOGLE, në zërat: Tomorri, Skrapari, Tomorrica, Teqeja e Tomorrit: Panoramio by qfwfq-2, Kokkolino, Travelingluck.com/Europe/Albania/Albania +(general)_781409_Lumi+i Tomorricës_htlm≠local.map.
www.panoramio.com/photo/19016365&h=1664&m=
www.google.com/Mali Tomorrit, Gazeta 55.al
www.Panoramio.com/photo/
www. Zeriyt.com/skrapari
sq.wikipedia.org/wiki/Parku_Mali_i_Tomorrit
sq-al.facebook.com/pages/Teqeja-e_Malit_Tomorr
Foto e kanionit të Osumit, sipas www.forumi shqiptar.com/showthreat.php?t=114021
Foto e urës së Kasabashit, sipas www.voiaganto.it/albania/photo-imagini-Skrapar.
www.google.com/imgres?imgurt=http://lh6ggpt.com/KASABASHI BRIDGE.htm

**STANIMAKA DHE SHQIPTARËT**

***Stanimaka, shqiparët dhe fshatrat ku banonin në Bullgari***

Sami Frashëri në "Kamûs ül-Ă-lâm" (faqe 3352 ose në librin Frashëri S. "Shqipëria dhe shqiptarët". Përkthyer nga Zyber Hasan Bakiu, Botuesi DAJTI 2000, Tiranë, 2002) shkruan "*Bejlerët e Frashërit kanë prejardhjen nga Kazaja e Tomorricës, por nga nevoja u shpërngulën së andejmi në fshatin Stanimaka, që u ishte dhënë malikane, duke u detyruar të qëndronin aty. Në kohën kur Qypryli Mehmet Pasha ishte kryeministër (1655-1661), si bashkatdhetar i tyre që ishte, i lejoi të ktheheshin në Shqipëri dhe të ndërronin Stanimakën me fshatin Frashër, që atëhere ish me popullsi të krishtere, si edhe me disa fshatrat në Myzeqe. Bejlerët e Frashërit rrjedhin nga një i quajtur Ajaz Bej*".

Në vazhdim të hulumtimeve të mija për historinë ë Frashërit, pas botimit të librit "Frashëri në historinë ë Shqipërisë", në shtatorin ë këtij viti, bëra një udhëtim në Asenovgrad- Stanimakën e lashtë, për të parë vendet ku ka jetuar Hamza Grëmshi (Bejko) dhe shqiptarët e tjerë në Bullagari, si edhe për të gjetur ndodnjë të dhënë për njërëzit dhe ato vende. Së bashku me gruan time, Marika dhë miqtë e mij Tamara dhë Romeo Eftimi vizituam qytetin e Asenovgradit, Stanimakën e sehkullit të XVI-të, Muzeun Historik, Shkollën, fshatrat Gornoslav, Dolnoslav, Gorno Voden dhe Dolno Voden, si edhe udhëtuam nëpër grykën e Rodopëve, ku gjarpëronte rruga për në Greqi. Në muzeum na mirëpriti drejtori i tij Ivan Dykov. Ai na njohu me fshatrat e banuara nga shqiptarë: Gorno Arbanas dhe Dolno Arbanas, që sot quhen Gornoslav dhë Dolnoslav, pranë Asenvogradit. Me rekomandimin e tij vizituam Shkollën e Asenovgradit, ku na mirëpriti drejtoresha e shkollës, historiania e apasionuar Mina Hristemova, e cila kishtë përgatitur materialet që do të na ekspozonte për problemin e udhetimit tonë atje. Ne u jemi mirënjohës Zotit Ivan Dykov dhe Zonjushës Mina Hristemova për mikpritjen, kujdesin dhe ndihmën e dhënë. Materialet e dhëna në gjuhën bullgare i përkthyen më shumë dashamirësi Romo Eftimi, ndërsa ato në grëqishten e vjetër Anesti Qirinxhi.

Shqiptarët kanë mërguar edhe në Bullgari gjatë shekujve të mesjetës të pushtimit Otoman. Veçanërisht midis shekujve të 15 të dhe 17-të, grupe shqiptarësh u vendosën në shumë pjesë të Bullgarisë së sotme, si edhe një grup i vogël në numur në Thrakën jugore, kryesisht si të internuar nga qeveria turke, si kolonë që dërgoheshin nga pashallarë të ndryshëm, mjeshtra të disa profesioneve si minatorë, muratorë etj, si edhe tregëtarë. Sami Frashëri, në librin e tij "Shqipëria ç'ka qenë, ç'është dhe ç'do të jetë" ka shkruar se "*N'ato kohëra edhe shumë shqiptarë u përhapnë nëpër të tjera anë, ….edhe disa pshatëra ng'an e Adrinupojë e të Filipopojës, që thuhen Arnaut-Qoj, janë të ndënjurrë fjesht prej shqiptarësh*". Dhe në faqen 49 saktëson se Shqipërinë me "*Turqinë e lidh një rrip dheu i hollënë mes të Bullgaris' e të detit Egje, që këtë rrip*

*bullgaretë mundinë me të parë t'a marrin e t'unjenë mb'anë të detit, edhe ta presin e ta shkëpujnë Shqipërinë nga Turqia, e cila s'ka as nonjë fuqi në det, që ti ndihnj'andej Shqipërisë. Prandaj në këtë luftë, në të cilët të marrin anë edhe bullgaretë, shqiptarët duhet të jenë të zotë ta ruajnë vetë më vehte vendin e tyre e të mos varenë më Turqinë, e cilas s'është e zonja për vetëne të saj*".

Shumica e shqiptarëve të mërguar ishin nga Kosova veriore dhe rajoni i Korçës. Numri i shqiptarëve banues në këto fshatrat nuk njihet me saktësi, pasi të dhënat statistikore të Perandorisë Osmane bazoheshin në identifikimin fetar (mileti). Kështu që orthodhoksët shqiptarë ishin pjesë e Rûm milet, ndërsa mslimanët ishin kategorizuar si turq. Sipas disa të dhënave, gjithësej kanë qënë rreth 7000 shqiptarë kryesisht katolikë dhe orthodoksë, ndërsa në vitin 2001 jetonin 278 shqiptarë në Bullgari (Albanians in Bulgaris, Wikipedis, 2001, Berktay H. dhe Murgescu B., 2005). The Ottoman Impire. Center for Democracy and Reconstruction in Southeast Europe. Thessaloniki).

Ata u vendosën atje dhe kanë ngritur fshatrat ku jetonin si komunitete etnike minoritare të vogla. Fshatra të tillë si edhe qytete bullgare ku kanë banuar shqiptarë janë përqëndruar kryesisht në dy treva:

Në **Bullgarinë jugore**, Thrakën lindore, kryesisht në malet Rodop:

- Në Stanimakë, Asenovgradi i sotëm dhe në fshatrat Gorno Arbanas (sot quhet Gornoslav) dhe Dolno Arbanas (sot quhet Dolnoslav), që janë emërtuar edhe Arnaut Koj (Arnaut-Qoj, sipas Sami Frashërit), të cilët ndodhen rreth 13 km në jug-lindje të Stanimakës.
- Fshati Albantsi (ose Albanici, Albantzi), Kardjali, pjesë e Municipalitetit të Asenovgradit, me kod postal (ZIP) Boyantsi 4244,
- Fshati Vodentsxi (ose Vodenci, Vodentzi), Haskovo.
- Mandrica, e cila pikun e kishte me 1912 me 1879 banorë ( Giuzelev B. etj., 2004).

Në ***Bullgarinë veriore***:

- Në Koplotsi, distriktin Montana në veri-perëndim të Bullgarisë, fshat afër qëndrës minerare Chiprovtsi
- Në Gorni Tsibar në distriktin Montana në veri-perëndim të Bullgarisë, në minicipalitetin e Vulchedrum.
- Në Arbanas, i ndodhur rreth 230 km larg Sofjes pranë qytetit Tarnovo. Fshati ngrihet në një lartësi zotëruese sipër kodrës kështjellë të kryeqytetit historik bullgar Veliko Tërnovo. Ai ka patur 1500 banorë (Albanians in Bulgaris, Wikipedis, 2001).

Edhe në vende të tjera në veri të Bullgarisë ka shqiptarë, si në Çervena Voda afër Rouse, Poroishte afër Razgrad, Dobrina afër Provadia, dhe në Denvia afër Varna. Nga shekulli i 17-të shkuan shqiptarë edhe në Sofie.

Mbas pavarësisë së Bullgarisë nga sundimi Otoman në vitin 1878 mbërrtitën në Bullgari shumë emigrant politikë. Në 1 janar 1893 në Sofie u krijua edhe një organizatë patriotike shqiptare me 53 anëtarë në fillimet e saja. U krijua menjëherë edhe një shtypshkronjë që botoi gazeta, kalendarë dhe vepra të ndryshme në shqip.

**Stanimaka – Asenovgradi i Sotëm**

Stanimaka, Asenovgradi i sotëm, është një qytet në Bullgarinë jugore, në Rumelinë lindore të mesjetës. Qyteti gjendet në kushte gjeografike të favorshme, me një kombinim tërheqës të maleve dhe luginave, klimës së butë, tokës pjellore, si edhe përfaqëson hyrjen më të përshtatshme të kalimit nëpër Malet e Rodopit, që lidhin Thrakën me Rajonin e Egjeut. Ai ndodhet grykën e lumit Çaja (lumi Çepelarskaja ose Asenica, emri i lashtë Derin Dere), një degë e lumit Jugovska (Maritza), 15 km në JJL të Plovdivit (ish Filippopolis) rrëzë maleve të Rodopit.

Këtu ka qënë vendbanimi i vjetër Thrakian, themeluar nga nga 3.000 kolonistë grekë, që i dhanë emrin grek grek Stanimachos, rreth viteve 300-400 p.e.r. Ndoshta qyteti u themelua në mënyrë që të mbrojë rrugët në jug dhe të lejojë për kontrollin e tregtisë tranzite në luginën e lumit Maritsa, ku sot ndodhet Plovdivi.

Brenda rrethinave të qytetit janë gjetur më shumë se 100 tumula trake me shumë objekte. Qyteti në lashtësi ka ndryshuar emrin disa herë: Istieomaxi, Steimaxi, Stenimaxos, Stanimaxi, Stanimaka. Prandaj për etimologjinë e emrit ka dy variante: emëri nga greqishtja Isteomaxi (Ιστιεομάχη),që i dhanë emigrantët nga Istieva, "qytet i ndërtuar pas shumë luftërash". Sipas variantit të dytë, etimologjia e emrit Stanimakë vjen nga greqishtja (Στενήμαχος) Stanimachos, "Mbrojtje e qafave malore". Në vitin 72 p.e.r. qyteti u pushtua nga trupat e Perandorisë Romake, si pjesë e ekspansionit Romak drejt Detit të Zi. Pas një periudhe të gjatë paqeje, qyteti u shkatërrua nga Gotët në vitin 251. Më von ai u rindërtua. Në vitin 395 Perandoria Romake u nda më dysh dhe qyteti mbeti nën kontrollin Bizantin. Pas luftarve, rreth vitit 700, tributë sllave të ardhura u bënë shumica e popullsisë në rajon. Qyteti ka luajtur një rol të rëndësishëm në periudhate mesjetës si një qëndër e fortifikuar mirë, e cila ka dëshmuar beteja të mëdha. Qyteti është përmëndur me emrin Stanimaka në statutin e vitit 1083 të Manastirit të Bashkovo-s, Më vonë qyteti ishte ose brenda Perandorisë bullgare ose Bizantine. Në 1230 Car Ivan Asen II fortifikoi dhe zgjeroi Kalanë e fortë të Stanimakës, të quajtur Petrik, i cili akt u festua duke vendosur një mbishkrim, të gdhendur mbi hyrjen e saj. Rrënojat e qytezës mesjetare ndodhen në jug të qytetit të sotëm. Në rrethinat e kështjellës së Asenovgradit kërmimet arkeologjike kanë zbuluar objekte nga mesjeta: qeramikë, monedha, sende shtëpijake dhe armë, që i përkasin Shtetit të Dytë Bullgar. Janë gjetur edhe monedha të perandorëve romakë Konstantini I-rë dhe

Diokleni. Në 1364 qyteti u pushtua nga Car Ivan Aleksandrit dhe mbetën në territorin bullgar deri në vdekjen e tij, kur u rimori nga turqit. Një kështjellë e lashtë bullgare, e shekullit të 13-të, u bë një qendër tregtare nën sundimin turk (shek. 15-19-të). Kështjella u bë një post i rëndësishëm i mbrojtjes së kufinjve jugorë të Mbretërisë së Dytë Bullgare. Më pas, në vitin 1363 ose pas betejës Chernomen në 1371, Stanimaka u pushtua nga Perandoria Otomane. Romakë dhe turq u strehuan në qytet. Ekziston një regjistër i detajuar i vakafit të Sulltan Sulejmanit I-rë të Madhërishëm/1520- 1566 / i vitit 1595 në Plovdiv, si edhe një regjistër ku përmendet Istanimaka, i cili është ruajtur në arkivat e shtetit të Përgjithshëm të Republikës së Turqisë në Stamboll. Gjatë sundimit të gjatë osman, Stanimaka kishte humbur rëndësinë e saj duke rënë gradualisht. Gjatë trazirave Kardzhalimen në fund shekullit të18-të fillim të shekullit të 19-të qyteti u plaçkit dhe u dogj tri herë nga banditë turq (kurdzhalitë). Në shekullin e XVII-të. Stanimaka ishte kështu një qytet i vogël bujqësor, i cili mbeti në kufijtë e Lindjes Roumelia deri në vitin 1885. Romakë dhe turq në ditët e sotme përbëjnë mbi 15% të popullsisë së Asenovgradit dhe fshatrave për rreth. 75% janë bulgarë dhe 5% të tjerë. Banorët e Stanimakës jetonin kryesisht nga vreshtat (prodhimin e verës të tipit Mavrud) dhe mbarështimit të krimbit të mëndafshit (prodhimin e mëndafshit). Rreth mesit të shekullit të 18-të erdhën në Stanimakë edhe refugjatë nga Kosturit, të përzënë nga Ali Pashë Tepelena. Ata ndërtuan edhe kishën e tyre në 1765. Stanimaka u çlirua nga sundimi otoman, gjatë luftës ruso-turke e 6 janar 1878. Pas pavarësisë, Stanimaka ishte një qytet i vogël, popullsia e së cilit merrej kryesisht me bujqësi, vreshtari, prodhim mëndafshi dhe zejtari.

Në vitin 1906 numuronte 14.120 banorë, ndërsa në 1993 kishte 52.019 banorë. Është një qendër tregëtare me industri vere dhe duhani. Toka është argjilore, ranore dhe punimi i aj është i lehtë. Prodhimi i mëndafshit është kryer nën kujdesin britanik. Në Asenograd përfshihen edhe lagjet Gorni Voden dhe Dolni Voden, të cilët deri në vitin 1986 ishin fshatra në vehte. Dolni Voden kishte 5.100 banorë në vitin 2005, nga të cilët 80% ishin turq etnikë dhe 20% bullgarë. Popullsisë greke e qytetit filloi të emigrojë pas trazirave anti-greke në Bullgari në vitin 1906. Në Asenovgrad banojnë të krishtërë (orthodhoksë, evangjelistë), adventistë, myslimanë turq dhe bullgarë dhe dëshmimtarë të Jehovait.

Asenovgradi njihet edhe në botë për verën shumë të mirë mavrud dhe malaga e Stanimakës. Aktualisht në qytet ka edhe industri e metaleve me ngjyrë, të kimikateve, si karbid kalciumi, bori, precipitat karbonat kalciumi, industria e konservave, prodhim të plastmavës, të makinerisë metalprerëse, etj.

Në qytet dhe rrethinat e saj ka shumë monumente kulture dhe të natyrës, të cilat japin kontributin e vet për zhvillimin e turizmi. Midis këtyre monumenteve dallohen kështjella e Stanimakës, si edhe manastiret e Shën Petkës, Shën

Kirik-ut etj, Atje ka një Muzeum Historik, Muzeum Etnografik dhe Muzeum Paleontologjik. Në qytet dhe rrethinat e tij ka mbi 20 kisha, manastire, faltore, tempuj shumë të bukur, prandaj shpesh quhet edhe Jerusalemi i Vogël. Në qytet ka edhe një xhami dhe po ndërtohet një e re.

Qyteti është i famshëm për numrin e madh të dyqaneve për të huajt dhe bullgarët që vijnë këtu për turizëm, si edhe për tu përgatitur për periudhën e harrjes (shkuljen e barërave të këqia) së të korrave. Si pasojë e vendosjes gjeografie të qytetit, banorët kënaqen me fladin e mbrëmjes ("erën e natës").
Kjo zonë është edhe sot është korridori i rëndësishëm i transportit Plovdiv-Smolja—Ksanthi në Greqi.

Në Stanimakë u internua Hamza bej Grëmshi (Bejko) së bashku me të vëllanë e tij në vitin 1570 pas shtypjes së kryengritjes në Skrapar, në periudhën e Sulltan Selimi II (1566-1574) (Bektay H. et al. 2005). Atje atyre ju dha një çiflik dhe ju ndalua të ktheheshin në Shqipëri. Pas 85 vjetësh, në vitet kur kryeministër ishte Mehmet pashë Qypryliut (1655 - 1660), u la i lirë Ajaz beu, djali i Iliaz beut dhe nip i Hamza beut, të kthehej në Shqipëri dhe ai zgjodhi Frashërin për të ndënjur. Ajaz beu, para se të kthehej në Frashër, u lë dy djemve të tij një testament dhe 2000 pjastra për të ngritur në shenjë mirënjohje dhe kujtimi një xhami në Stanimakë, që është edhe sot, e cila u ndërtua nga Sinani ose Mimar Kasemi. Këtë testament e firmosën edhe dy pashallarë, njëri libovit dhe tjetri gjirokastrit, të cilit ishin edhe kujdestarë për zbatimin e testamentit (Ajet Libova).

**Gornoslav dhe Dolnoslav**

Fshatrat ku kanë banuar shqiptare, Gornoslav dhe Dolnoslav, ndodhen rreth 13 km në jug-lindje të Stanimakës (Asenovgradit te sotëm) sipas rrugës automobilistike Asenovgrad-Kërxhali, të vendosur në shpatin lindor të maleve Rodop. Gornoslav mori këtë emër në vitin 1934. Fillimisht quhej Albanitohoria, më pas Arnavudllar (1576), Arnautkoj, Gorne Arbanic dhe Gorno Arbanas, i cili u riemërtua Gornoslav (Gornoslav, 2011. Wikipedia, Google Bulgarian, Kostadin Zh. Kostadinov Çeshmedzhiev), 1997). Fshati ndodhet në lartësi 538m mbi nivelin e detit (Gornoslav, Wikipedia).

Në vitin 1396 krahina ra nën okupaccionin otoman. Në periudhën 1793-1810 krahina u godit dhe u zbras nga Kërxhalinjtë. Në ato vite ra edhe kolera dhe shumica e banorëve vdiqën.

Bojan Gjyzelov në librin e tij "Shqiptarët në Ballkanin Lindor", Sofia 2004, për fshatrat Gorno Arbanas (Arbanasi i Sipërm) dhe Dolno Arbanas (Arbanasi i Poshtëm) shkruan: "…Është më e besueshme që Shqiptarët kanë vendosur fillimin e fshatit afër Asenovgradit, i cili në perjudhën osmane ka patur emër të trefishtë….. Nën ndikimin e grekëve në Asenovgrad dhe rrethina, banorët në Dolno Arbanasi janë greqëzuar, ndërsa në Gorno Arbanasi mori përhapje gjuha

bullgare. Për herë të parë në regjistrat osmanë Arnaudllar figuron në regjistrin e detajuar të xhelepexhinjve të vitit 1576. Nga fshati është regjistruar vetëm një xhelep, Sar Nikolla, i cili ka dorëzuar 30 dele…". Të qënit të vetëm një xhelepi në regjistër tregon, që megjithë se afër Stanimakës (Asenovgradit të sotëm), shtrirja e fshatit Arbanas ka qënë ende e vogël. besohet se fshati ka qënë krijuar disa dhjera vjeçarë para numurimit. Vetëm nëshekullin e XVII një mëhallë e fshatit ndahet dhe bëhen dy fshatra. Shkak i mundëshëm për këtë është, që në njërën kanë jetuar shqiptarë të greqizuar, kurse në tjetrën bullgarë. Si dy fshatra ato cilësohen edhe në përshkrimet e udhëtarit Evlija Çelebiu të mesit të shekullit të XVII. Ai kalon fillimisht nëpër Bjuk Arnavudli afër Stanimak-ut (Asenovgrad). Pastaj udhëtari osman përmend dhe fshatin e dytë, Arnavud, afër Stanimakës".

Sipas atij regjistri në fshat ka patur 48 të krishterë të martuar dhe 4 beqarë. Banorë myslimanë nuk kishte. në atë vit. Edhe në ditët e sotme, në Gornoslav dhe Dolnoslav nuk kishte xhami, siç kishte nga dy xhami në Gorno Voden dhe Dolno Voden, si edhe në Asenovgrad.

Historiania bullgare Mina Hristemova, drejtoreshë e Shkollës së Asenovgradit, me shumë pasion ka mbledhur gojëdhënat dhe legjendat për krahinën e Stanimakës, të cilat na i dërgoi me shumë dashamirësi, ashtu si edhe na priti gjatë vizitës sonë në shkollë, në muajin shtator 2011. Këto materiale i përktheu me shumë dëshirë miku i im Romoe Eftimi, me të cilin edhe vizituam Asenovgradin. Sipas këtyre tregimeve të banorëve është hedhur dritë mbi të kaluarën e çdo qendre të banuar, për të njohur më mire historinë e vet. Një histori të tillë ka edhe fshati Dolnoslav. Mbasi kanë studjuar hapësirën, antikitetin dhe mesjetën e krahinës së Plovdivit, shumë autorë përmendin fshatin Dolnoslav dhe fshatra Gornoslav. I kujtojnë si vende ku në ditët e sotme dhe në të kaluarën janë zbuluar objekte historike me vlerë: monedha, pllaka, mbishkrime trakase etj., mesjetare dhe madje prehistorike në fshatin Dolnoslav. Por në asnjë vend nuk përmendet egzistenca e këtyre fshatrave si prehistorike, romake, trake ose mesjetare.

Në këto tregime bëhet fjalë për fillimet e fshatit Dolnoslav dhe të Gornoslav, duke treguar fillimisht për hanet e dy vëllezërve shqiptarë (arnautë), të cilët ngritën dy hane në vendin, ku sot janë të dy fshatrat. Të dy vëllezrit pëlqyen këto vëndet, sepse ato ndodheshin në rrëzë të malit, të mbrojtur nga erërat, me ujë të bollshëm. Vlerësuan pyllin shekullor dhe livadhet e gjëra për kullotjen e bagëtive. Veç këtyre, ata patën parasysh se atje kalonte rruga nga Plovdivi për në Kërxhali, si edhe rruga e vjetër romake nëpër shtegun e Topolovës /Arpa Gidina/ për në Belomorie. Këto rrugë kanë qënë shumë të gjallëruara. Nga krahina shumë e madhe e Rodopit të Mesëm, njerzit kanë zbritur nëpër këtë këtë rrugë për në Stanimakë dhe Plovdiv, nga ku bëhesh furnizimi i gjithë krahinës. Kope bagëtish të imta, prodhime zanatçinjsh dhe mallra të tjera kanë

